

*Mr. Ukshin HOTI*

# *FILOZOFA POLITIKE E ÇËSHTJES SHQIPTARE*


Zgjodhi dhe redaktoi:
**Bislim Elshani**

Recenzentë:
**Shaban Sinani**
**Moikom Zeqo**

Kopertina:
**Lisian Zoto**

Korrektura:
**Flora Hasani**

Botimi i kësaj vepre u realizua
me përkujdesjen dhe bashkëpunimin e
**„Zërit të Kosovës“**
Zvicër

Shtëpia botuese
**ROZAFA**
Tiranë

U shtyp në
**Tipografinë Ushtarake**
Tiranë, 1995

# Në vend të parathënies

## Moikon Zeqo

Kam ndjerë një tronditje të madhe, të pazakontë, tërësisht njerëzore, kur më sollën dorëshkrimin e kompjuterizuar të librit "Filozofia politike e çështjes shqiptare" të Ukshin Hotit.

Kam ndjerë krenari të vërtetë duke e lexuar këtë libër.

Kam përjetuar në largësi një ndërlidhje të shumëfishtë, një shqisim dhe përfytyrim universal dhe të pashpërbërshëm me autorin, i cili ishte konvertuar fuqishëm dhe thellësisht në çdo ind të librit, në këtë pasaportë emblematike dhe tipike përfaqësuese të vetvetes dhe të kombit që e përfaqëson denjësisht.

Dhe kam besuar akoma më shumë tek idetë e pavdekshme.

Kam shpresuar te forca e pamposhtur e njeriut shqiptar.

Kam parandjerë se historia nuk humb, nuk e asgjëson kurrë vetveten, nuk është vetëm një vorbull e marrëzishme apo cikël i përjetshëm humbjesh absurde, nuk është aspak një "perpetuum mobile" ekzistencial i një jete të rreme, i një kronologjie të rreme, i një statu kuoje fatale.

Kam rigjallëruar vetëdijën time.

Kam luftuar dhe kam fituar mbi vetminë, mbi dëshpërimin, mbi degradimin e neveritshëm, mbi kultet dhe mbi tabutë, mbi përçarjen e përbindshme, mbi mungesën e stimuluar të perspektivës, mbi vdekjen e programuar dinakërisht dhe kafshërisht të kombit.

Kam besuar jo vetëm tek idetë e pavdekshme, po akoma më tepër, tek interesat dhe tek të drejtat e pavdekshme dhe të patjetërsueshme të kombit.

Kam kuptuar se humbjet janë të përkohshme. Se disfatat potencialisht mund të kthehen në fitore.

Kam analizuar edhe një herë rrethanat antishqiptare për të mësuar se si mund të kthehen në shanse shqiptare.

Se filozofia politike e çështjes shqiptare buron nga filozofia e historisë shqiptare, e pashkëputur nga filozofia e historisë botërore.

Se kënga funebre e mjellmës nuk mund të jetë edhe kënga e fluturimit të lirë të shqiponjës.

Se vonesat historike mund të jenë deri diku vonesa kalendarike po aspak edhe vonesa shpirtërore e sidomos mendore.

Se në fundin e mijëvjeçarit të dytë ne shqiptarët nuk do të kemi asnjë apokalips.

Se mijëvjeçari i tretë është Shpresa e Madhe, me substancën e shenjtë dhe ndjellandritëse të realitetit.

Libri i mençur dhe kurajoz i Ukshin Hotit është libri i një tribuni popullor dhe kombëtar.

Ukshin Hoti, intelektual dhe politolog i klasit të parë, njeri i kompletuar fuqishëm për nga dijet, për më tepër një trim i pafrikshëm, ka shpalosur në këtë libër kryetemën vigane të çështjes shqiptare.

Hoti nuk qëndis ornamente fjalësh. Nuk bën stolira të kota retorikash luksoze e krejt të padobishme.

Për Hotin çështja shqiptare nuk është një mit i rrugës. Po as edhe një fantazi e kabinetit intelektual.

Duke e lexuar këtë libër m'u kujtuan fjalët e mrekullueshme të dijetarit të madh shqiptar Frang Bardhit, i cili qysh me 1636 shkruante: "Përkrahni lirinë e natyrshme të njerëzve dhe

diturinë e tyre me liberalitetin më të madh. Sepse vetëm kështu, -shton ai, -do ta paraqesin para syve të tu të vërtetën lakuriqe dhe të panjollosur, sepse e vërteta nuk ka nevojë të lyhet dhe të stoliset me fjalë të bukura."

350 vjet pas Frang Bardhit, Ukshin Hoti ecën në të njëjtën hulli të filozofisë politike të historisë.

Ukshin Hoti e konsideron politikën si një *modus operandi* të pashkëputur nga moraliteti historik dhe i perspektivës. Sipas Aristotelit, vërtetë njeriu është "kafshë politike" po në ato kushte dhe rrethana që e realizojnë historinë, jo si një zoologji instinktive, po si një politikë mbikafshore dhe tërësisht njerëzore, pra të kthimit të kafshës në njeri dhe jo të njeriut në kafshë, rrjedhimisht, të politikës në histori dhe jo të historisë në thjesht politikë.

Politika si teori e një pozitivizmi shkencor, si art, si funksionalitet, si tërësi kategorishë institucionale, është një gjë jashtëzakonisht serioze dhe e rëndësishme. Politika si operacionalizim i teorisë është e suksesshme në raport të drejtë me vërtetësinë racionale dhe vizionare të vetë teorisë, në përputhjen adekuate të teorisë me realitetin. Sociologjia politike ka karakter progresiv, e kushtëzuar nga këndshikimi, nga premisat dhe thelbi i socialitetit e i zhvillimit të saj. Bota si politikë e një hierarkie bizantine të elitës nuk mund të jetë edhe botë e njeriut kolektiv si popull, sepse *homo politikus*-i nuk mund t'i kundërvihet e ta asgjësojë *homo homonis*-in që e parakupton edhe *homo etnikus*-in.

Nocionet politike që shpesh janë shumë relative dhe aspak tabu të primitivitetit të së kaluarës, nuk mund të jenë gjithmonë dhe *in infinitus* shtrat i Prokrustit.

Nocionet politike burojnë nga historia e vërtetë dhe jo nga historia e falsifikuar. Ato janë instrumente të njeriut që merret me politikë, për ta "asgjësuar" një ditë vetë politikën, dmth., për ta bërë atë të panevojshme, mbasi kështu njeriu do ta realizojë vetveten si qenie e plotë njerëzore, pa qenë nevoja që të jetë vetëm qenie politike. Ky kuptim filozofik i politikës është i përjetshëm dhe i pakundërshtueshëm.

Ukshin Hoti e di mirë thelbin e politikës, duke e refuzuar politikanizmin e stilit barok, dogmatik, apo të llojit folklorik e të vulgarizuar.

Ukshin Hoti në analizat e tij të guximshme dhe aspak konformiste i shikon realitetet politike në optikën shqiptare, por edhe në atë globale-botërore. Për të bota evro-amerikane nuk duhet t'i kundërvihet çështjes shqiptare, pavarësisht nga pengu tragjik i së kaluarës, pavarësisht nga luhatjet dhe marrëzitë e sotme të politikave të liderëve të përkohshëm shqiptarë.

Ukshin Hoti e shtjellon tezën e një demokracie autentike, si tezën e një integrimi universal, ku nuk zhduket dhe nuk humbet identiteti i kombit shqiptar, po afirmohet në bazë të një të drejte ndërkombëtare të përbashkët për të gjitha subjektet etnike të botës, ashtu siç ka një barazi funksionale për elementet e gjuhës të garantuara përjetësisht nga një gramatikë e brendshme e padeformueshme. Demokracia autentike është një gramatikë e lirisë dhe e dinjitetit, e kulturës, por edhe e kulturave, e së veçantës, por edhe e së tërës. Në një Evropë, apo në një botë dialogjike, kombi shqiptar nuk ka pse të jetë shurdhmemec, një komb handikapat, ose një manekin i skenës.

Historia politike e fundit të shekullit XX me bipolarizimin, me prishjen e Murit të Berlinit, me projektin e Evropës së Bashkuar etj., është në fakt një materie e gjallë përplot kontradikta. Naiviteti në të kuptuarit e këtyre kontradiktave është i pafalshëm. Këto kontradikta duhet të na e mprehin vetëdijen akoma më shumë ne shqiptarëve. Nuk mund të jetë dhe nuk ka liri themelore të njeriut pa lirinë e tij etnike. Të drejtat civile nuk i mohojnë të drejtat që e strukturojnë këtë liri etnike. Në këtë kuptim, demokracia e nënkupton atdhetarizmin dhe atdhetarizmi është shprehje e demokracisë, në atë masë që lejon të realizohet liria e lirive të njeriut dhe të kolektiviteteve etnike të secilit njeri në botë.

Kombi shqiptar është i pjesëtuar padrejtësisht në struktura shtetërore të huaja dhe të ndryshme, duke qenë *de facto* një subjekt etnik i papjesëtueshëm dot.

Ky komb po e përjeton në imagjinatë atë që kombet tjera e kanë realizuar prej kohësh. Po duke qenë një komb si të gjitha kombet tjera, shqiptarët nuk kanë pse të përjetojnë gjithçka vetëm në imagjinatë.

Lufta e kombit shqiptar për liri nuk ka pse të instrumentalizohet si një luftë me terma fetarë midis kristianizmit ortodoks serb dhe muslimanizmit fundamentalist shqiptar. Kjo gjë është një absurditet.

Te shqiptarët, ku ekziston një pluralitet feshë, nuk ka ekzistuar ndonjëherë një fetarizëm i lidhur me qenien etnike. Fundamentalizmi fetar për shqiptarët është një shpikje idiote dhe e kotë. Nga ana tjetër, teoria e një protektorati ndërkombëtar mbi Kosovën është e papranueshme nga Karta e OKB-së, ku të paktën juridikisht nuk njihet asnjë formë e kolonializmit, sepse nuk përputhet me parimet universale të të drejtave të njerëzve dhe të kombeve.

Një Serbi që e mban të pushtuar Kosovën nuk është as vetë e lirë. Liria e vërtetë e Kosovës është një premisë themelore edhe për lirinë e vërtetë të Serbisë. Kosova për Serbinë është kulti i robërisë së vetvetes, nëse nuk bëhet shans i lirisë dhe i evropeizimit të saj të ardhshëm.

Politika shqiptare e një rezistence pasive është një degradim dhe falsifikim i vetë gandizmit, i cili çoi në pavarësinë e Indisë. Rezistenca si afirmim është e ndryshme nga rezistenca në heshtje e humbjes së personalitetit.

Për Ukshin Hotin kompleksi i inferioritetit të kombit shqiptar është një fatalitet që duhet kapërcyer. Nuk mund të ketë histori të shqiptarëve të bërë nga të tjerët, po ka histori të shqiptarëve të njohur më në fund nga të tjerët.

Nga kompleksi i inferioritetit kombi shqiptar ka pësuar disa herë disfata gjatë historisë dhe e ka viktimizuar vetveten.

Nga kompleksi i inferioritetit humbet perspektiva dhe tabuizohet statukuoja.

Nga kompleksi i inferioriteit nuk do të ketë asnjëherë kapërcim të Rubikonit në historinë tonë, që është një kapërcim nga ferri në purgatorin e një të ardhme më shpresëndjellëse.

Prandaj ky libër me plot argumente është kundër kompleksit të inferioritetit.

Prandaj ky libër është një pasqyrë morali për secilin nga ne, një monument sigurie dhe vetëdieje.

Ukshin Hotin kam pasur rastin ta njoh më 23 nëntor të vitit 1992 në Tetovë gjatë një tubimi mbarëkombëtar për çështjen shqiptare. Ai ishte me trupin plot plagë nga të rrahurat e policisë serbe. Po erdhi në tubim, sepse në të shihte një shprehje të ideve të tij politike dhe të jetës.

Sot Ukshin Hoti është i burgosur. Por që nga burgu, ai na i dërgon akoma më i plotfuqishëm dhe madhështor mesazhet e tij të urta dhe afatgjata.

Ai është një intelektual i martirizuar dhe kjo ka një kuptim të vërtetë dhe të madh. Është vetë kombi shqiptar një komb i martirizuar. Për çdo intelektual shqiptar, të veshur me këmishat ceremoniale të konferencave të shtypit, të masmedias, të mjediseve moderne të aeroporteve dhe të hoteleve luksoze, imazhi i këtij të burgosuri është një thirrje për ballafaqim moral dhe shpirtëror.

Vetëdija e tyre duhet të bashkohet me vetëdijen e tij për të mos u tjetërsuar.

Historia nuk e pranon asnjë lloj alibie, qoftë e formuluar mjeshtërisht, si truket e prestidigjitatorëve të paarritshëm. Historia është mbi individët, dhe individët bëhen të saj në atë kuptim kur ata shndërrohen në histori.

Ukshin Hoti është shndërruar tashmë në histori.

**Moikom Zeqo, Durrës, 12 qershor 1995**

# PJESA I

# KOSOVA DHE EVROPA

## 1. PËR NJË QASJE SHKENCORE TË POLITIKËS NË KOSOVË

Në qoftë se përdorimi i nocioneve në jetën e përditshme është i lidhur me dukuri të një rëndësie të caktuar shoqërore, atëherë nuk është krejt njësoj se ç'do të nënkuptohet realisht me to. Për shumicën e tyre supozohet se janë tërësisht të njohura, por një analizë pak më e thelluar e përmbajtjes së tyre nuk e përjashton mundësinë e konstatimit të kundërt, vetëm pjesërisht të saktë, ose edhe të manipulimit të qëllimshëm me përmbajtjen e tyre. Për këtë shkak, por edhe për shkaqe të tjera të lidhura me temën në shqyrtim, nuk do të ishte i tepërt precizimi i vetëm disa prej tyre, si p.sh. i termave: "politikë", "politikë e jashtme /e brendshme", "politikë ndërkombëtare", "Evropë", etj., të cilat në kontekst të rrethanave ekzistuese apo të ndryshuara, në kontekst të qëllimit të zhvillimit të proceseve dhe të paraqitjes së dukurive të caktuara, nuk mund të kenë domethënie të njëjtë e statike. Në të vërtetë, analiza e përdorimit të tyre në kontekstin e dhënë shoqëror do të ishte me rëndësi të shumëfishtë, por për shkak të qëllimit të parashtruar të temës, vetëm pjesërisht mund të përqëndrohemi në të, duke filluar nga supozimi se është në dobi të shtjellimit të saj (d.m.th. të temës) dhe jo me qëllim të shkoqitjes së kuptimeve dhe të nënteksteve që do të dilnin nga një analizë e tillë.

Nga ana tjetër, vështirësitë në precizimin e termave politikë janë të lidhura me faktin se si ligjshmëritë e zhvillimit shoqëror, ashtu dhe dukuritë që i përcjellin ato, kurrnjëherë nuk manifestohen drejtpërsëdrejti, por tërthorazi. Për disa nga këto dukuri nuk ekzistojnë terma adekuatë jo vetëm në gjuhën shqipe, por edhe në gjuhët tjera me të cilat shërbehemi më së shpeshti. Ndërkaq, për dukuritë tjera që nuk ekzistojnë tek ne, kemi huazuar fjalë të huaja, por shumë herë pa e precizuar kuptimin e tyre. P.sh. dukuria e ndarjes së shoqërisë indiane në kasta në kuptimin burimor nënkupton rregulla tejet të formalizuara të raporteve midis tyre; pjesëtarët e kastave të ndryshme p.sh., nuk guzojnë as të preken në mes tyre. Kësaj fjale tek ne më së shpeshti i jepet kuptimi i shtresës, fjalë së cilës megjithatë i mungon rigoroziteti i fiksimit të raporteve të cilat i nënkupton shprehja "kastë" e Indisë. Mirëpo, vështirësitë më të mëdha lidhen me faktin se subjektet politike, gjatë fazave të ndryshme të zhvillimit të ndonjë procesi ose të paraqitjes së ndonjë dukurie, duke e synuar kontrollimin e tyre, me metoda të ndryshme dhe përmes mjeteve të komunikimit, qëllimisht ua ndryshojnë kuptimin fjalëve dhe ua japin përmbajtjen që u përshtatet interesave të tyre në momente të caktuara politike. Shembuj të këtillë ka mjaft. E tërë historia politike e cilitdo vend në botë është e mbushur me fakte të tilla. Mirëpo është detyrë e linguistëve që të gjejnë në gjuhën shqipe fjalë adekuate për të shënuar dukuri të veçanta politike. Për këtë shkak këtu do të përqendrohemi në nocionet më me interes për temën tonë në shqyrtim.

### "Zoon-politikon"- Politika - strukturë e qenies së njeriut

Termi i shquar i Aristotelit "zoon" (gr.-kafshë) e nënkuptonte pjesëtarin e polisit (qytetit antik grek). Ky pjesëtar kishte të drejtë të merrte pjesë në rregullimin e punëve të polisit-shtet. Rregullimi i punëve në polisin antik ishte i gjithëmbarshëm dhe gjithëpërfshirës. Prandaj një gjë e tillë nënkuptonte që etika, politika dhe ekonomia të shkonin bashkë, d.m.th. të ishin një. Njeriu, natyrshëm, ishte qenie shtetërore për të cilin konvergimi me shtetin ishte gjithmonë karakteristik si një "strukturë me rëndësi e qenies" *(shih Vilfred Röhrich -W.D. Narra,*

*Politika kao znanost, Zagreb, 1989, f.28).* Me fjalë të tjera, njeriu antik i kohës së Aristotelit, në polisin (qytet-shtetin) e tij e gjente formën e ekzistimit të mundshëm, më të sigurt, formën e realizimit të tij si njeri. Mirëpo ai këtë e bënte spontanisht. Në këtë mënyrë ai e kishte ndjekur karakterin e tij, një veti natyrale njerëzore. Shumë më vonë Hegeli, spontanitetin e tillë të konvergimit të njeriut me shtetin, do ta ngriste në nivelin e aktit të vetëdijshëm, dhe njeriu (d.m.th. ai i Hegelit), do ta realizojë veten në organizimin e shtetit ideal borgjez. Ndërkaq te Marksi shteti i tillë do të shuhet në "perandorinë e lirisë" të "çliruar nga detyrimi i punës (mbretëria e domosdosë)" dhe njeriu i realizuar në këtë mënyrë nuk do të ketë nevojë për politikë, sepse ai vetë do të jetë politikë. Kjo pikë e botëkuptimit të Marksit do të tregohet në praktikë si utopi dhe do të cilësohet si e tillë. Mirëpo realizimi i plotë i njeriut në shtet për të gjithë teorikët, pavarësisht nga synimet e tyre, akoma mbetet utopi. Konvergimi i njeriut me shtetin te Aristoteli p.sh. nuk e nënkuptonte kategorinë e skllevërve, sikundër që tek Hegeli liberalizmi borgjez mbetet i kufizuar. Megjithatë, politika dhe ekonomia edhe më tutje do të shkojnë së bashku. Një sociolog gjerman kësaj do t'i japë kuptim praktik: "Autoriteti, fama ose prestigji i shtetit, -thekson ai, -ndikojnë ekonomikisht në mënyrë produktive" *(shih Alfred von Martin, Sociologie der Renaissance...Frankfurt am Wein, 1949).* Kjo e shpjegon njëherit edhe dukurinë negative të pranishme në shoqëritë bashkëkohore në zhvillim kur politika vihet në funksion të pasurimit privat të bartësve të saj dhe konsiderohet si rrugë e lehtë për "t'u bërë i famshëm".

**Politika - intelekt llogaritës dhe talent profesional**

Në kohën e Rilindjes (Renesancës), mbisundonte bindja se aftësia e njeriut konsiston në superioritetin e arsyes mbi ekzistencën, besim i cili pastaj e përcaktonte edhe luftën si shkencë dhe si mjeshtri (Makiaveli psh., herë-herë kishte qenë strateg ushtarak në qytetin e tij të lindjes). Besimi i tillë e karakterizonte epokën borgjezo-tregtare e cila politikën e konsideronte si çështje të intelektit llogaritës dhe të talentit profesional *(Röhrich-Narra, vep.cit.f.29).* Intelekti i këtillë llogaritës duhej të vihej në shërbim të pasurimit të tregtarëve që e përbënin bërthamën e borgjezisë së ardhme. Ndërkaq, talenti profesional duhej të vihej në funksion të zgjerimit të qyteteve tregtare. Kjo e presupozonte kuptimin e politikës si shkencë, mjeshtëri dhe aftësi në funksion të forcimit të pozitës së qyteteve tregtare dhe të tregtarëve si klasë në forcim e sipër.

Pragmatizmi i tillë politik dhe të kuptuarit pragmatik të politikës te Hobsi në shek. XVII e merr formën e pushtetit, si kategori qendrore e politikës. Meqenëse të drejtën natyrale e definon si shumë të të drejtave të pakufizuara të individit, atëherë, sipas Hobsit, është e natyrshme që individët të bien në konflikt me njëri-tjetrin ("Homo homini lupus est"). Pasi që gjendja e tillë do të rezultonte në kaos, individët e lidhur me kontratë heqin dorë vullnetarisht nga të drejtat e tyre (së paku nga një pjesë e tyre) në favor të shtetit. Në këtë mënyrë, subjektet i nënshtrohen pushtetit të vetëformuar qendror. Kështu më në fund shteti mund të shndërrohej në një "lidhje politike" *(verband).* Që prej këndej, nocioni i politikës lidhet me pushtetin i cili për Maks Veberin do të thotë "shans që personat e caktuar t'i binden urdhërit me përmbajtje të caktuar". Ndërkaq, "pushteti, -për Veberin, -është fuqi legjitime në harmoni me të drejtën". Ai mbështetet mbi "pajtueshmërinë mbi legjitimitetin". Për ndryshim nga kjo, fuqinë ose forcën e pastër e definon si "çdo shans ose mundësi që brenda një raporti social të imponohet vullneti i njeriut edhe përkundër rezistencës" *(M.Weber Wirtschaft und Geselschaft", Tübingen, 1976,f.556).*

**E vërteta e kohëshme (kohësisht e përcaktuar) e shkencës**

Botëkuptimi i tillë i politikës si intelekt apo shkencë në funksion të interesave të caktuara mbështetet mbi funksionin e politikës si shkencë që në fillim të konstituimit të saj. Ishte e lidhur me raportin e njeriut ndaj natyrës, ose me përpjekjet e tij që ta kontrollojë natyrën. Mirëpo në këtë funksion, d.m.th. të mbizotërimit të natyrës nga ana e shoqërisë, vetë zhvillimi i shkencës dhe i teknologjisë e ka rrezikuar natyrën: e ardhmja tani paraqitet si "obligim i sjelljes kolektive dhe i politikës moderne". "Nuk është e mundur as të paramendohet, -konstatojnë Röhrih dhe Narra, -se çfarë vdekje masovike dhe vrasje masovike do të shkonte me një situatë të tillë pas thirrjes: -le të shpëtojë kush të mundet! *(Röhrich-Narra, vep.cit.f.6).* Ajo që e ka mundësuar një zhvillim të tillë negativ të gjërave, që e ka reduktuar politikën në intelekt të ftohtë llogaritës e pa ndjenja, sipas disa teorikëve dhe filozofëve është vetë funksioni i pavarësuar i zhvillimit tekniko-shkencor. Këtë pavarësim të funksionit të shkencës gjatë procesit të zhvillimit të saj e vë re sidomos Maks Horkhaimeri. Atij i duket se është me rëndësi vetëm kompleksi funksional i shkencës për të konstatuar se "ajo që zakonisht merret si qëllim -lumturia e individit, shëndeti dhe pasuria, -domethënien e vet e fiton ekskluzivisht nga mundësia që të bëhet funksionale". Funksionalitetin e tillë të dijes megjithatë e vë në funksion të prodhimit material dhe shpirtëror *(shih Maks Horkhaimer, Zur Kritik der instrumentellen Vernunft, Frankfurt a/M.1967.f.94).* Këtë e kishte bërë më parë edhe Marksi: "Ai vetë (d.m.th., njeriu) përkundrejt materies, në natyrë paraqitet si fuqi natyrale" *(Kapitali-I).* Mirëpo, pa marrë parasysh shkakun, mbetet fakti se zotërimi me sendet, me natyrën, që njëkohësisht është edhe zotërim me njerëzit, në kohën moderne, "godet prapa mbi qenien dhe mbi vetëdijën e njerëzve" *(Max Horkheimer und Theodor Adorno, Dialektik der Autklärung, Amsterdam 1947, f.56, dhe në përkthimin serbokroat: Dijalektika prosvetiteljstva, Sarajevo, 1974, f.54)* Goditja e tillë prapa në kohën e sotme manifestohet si frikë nga "vdekja masovike" dhe nga "vrasja masovike" të cilat rezultojnë nga fakti se në njërën anë është plaçkitur planeti, për shkak të tendencës së vazhdueshme për ndërtimin e shoqërisë së mirëqenies, dhe nga ana tjetër, për shkak se shumica e njerëzimit është reduktuar në nivel të ekzistencës. Andaj njerëzimit në tërësi i kanoset edhe natyra (që ajo të mos e diktojë urdhërin e saj dhe t'i kundërshtojë kërkesat e tepruara) d.m.th. duke "komanduar" ndonjë katastrofë ekologjike, por edhe eksplozioni demografik, si përgjigje ndaj së cilës do të rezultonte lufta totale, ose "vrasja masovike". Politika si shkencë (intelekt) është dashur ta vinte drejtpeshimin, por me një zhvillim të tillë të pavarësuar është shndërruar edhe vetë në një "mendje instrumentale" duke e ndarë fatin e shkencës në tërësi në funksion të profitit, sepse racionaliteti teknik është tretur në racionalitetin e vetë zotërimit me natyrën dhe me njerëzit. Ky aspekt i politikës dhe i shkencës në tërësi do të mund të quhej cinizëm i intelektit, po të jetë i detyruar që në plan të gjerë të instrumentalizohet në funksion të dominimit me njeriun e jo në funksion të çlirimit të tij. Lufta e tanishme në Gjirin Persik mund ta ilustrojë mjaft mirë kompleksitetin e çështjes. Këtu aspekti i politikës si intelekt, shkencë, është materializuar në disa drejtime: 1) si mundësi e programimit të luftës për arritjen e qëllimeve të caktuara nga ana e të dy palëve. Për amerikanët dhe aleatët e tyre detyrimi i Irakut që të tërhiqet nga Kuvajti, esencialisht do të thotë mënjanim i rrezikut potencial për humbjen e kontrollit mbi burimet e naftës, por edhe për shndërrimin e arabëve dhe të islamizmit në tërësi në faktor të politikës botërore. Për Irakun, detyrimi i amerikanëve dhe i aleatëve të tjerë që ta akceptojnë si të tillë, do të thotë pikërisht atë që ata më së shumti i druhen; 2) si teknikë dhe teknologji e avancuar ushtarake, duke i përfshirë edhe strategjitë e avancuara për arritjen e qëllimeve të theksuara; dhe 3) aspekti cinik i çështjes konsiston pikërisht në faktin se që të dy palët janë të vetëdijshme për rrjedhimet eventuale globale, edhe në plan të natyrës, edhe të njerëzimit: në plan të natyrës, vënia e zjarrit burimeve të naftës, qoftë nga ana e Irakut (me qëllim të pamundësimit të invadimit) qoftë aksidentalisht, nga ana e amerikanëve (për shkak të bombardimeve) doemos do të rezultonte në çrregullime ekologjike të natyrës përmasash të tilla eventuale që do të mund t'i ndjente gjithë njerëzimi. Mirëpo një cinizëm akoma më i madh është programimi i

përllogaritur i viktimave në ushtarë. Qysh nga fillimi i luftës amerikanët i kanë porositur 16000 thasë najloni për transportimin e kufomave. Irakianët nuk e kanë bërë një gjë të tillë, por megjithatë, zgjedhja e alternativës së luftës prej tyre do të thotë se edhe ata që në fillim kanë kalkuluar me numra të kufizuar apo të pakufizuar viktimash për arritjen e qëllimeve të caktuara politike. Në këtë mënyrë, politika si intelekt llogaritës ka ardhur në shprehje si intelekt llogaritës i luftës, dhe pikërisht ky është aspekti cinik i çështjes. Mirëpo ky shembull njëherit tregon edhe se politika, si intelekt llogaritës e si shkencë, është në funksion të qëllimeve të forcave dominante në shoqëri, bile edhe në funksion të krijimit të së vërtetës si e vërtetë e dhënë, sepse e vërteta mbi luftën në Gjirin Persik "do të varet" nga zhvillimi i proceseve pas përfundimit të saj. Duke e spikatur këtë veti të politikës si shkencë e angazhuar, Theodor Adorno do të konstatojë se e vërteta në përgjithësi është "e kohëshme", d.m.th. kohësisht e përcaktuar.

Me fjalë të tjera, sipas botëkuptimeve të theksuara më lart, e vërteta shkencore është ajo që, jo vetëm zbulohet, por edhe që krijohet gjatë procesit të njohjes. Maks Horkhaimeri dhe Theodor Adorno në "Dialektikën e Iluminizmit" e bëjnë përshkrimin e historisë si luftë midis njeriut dhe natyrës, por në lidhje me të njohurit, shkencën: "Njeriu i shkencës i njeh gjërat për aq sa mund t'i ndërtojë". Gjatë ndërtimit të tyre, qenësia e gjërave shkencëtarit i zbulohet si substrat i sundimit: "Çdo tentativë që me thyerjen e natyrës të thyhet edhe detyrimi (dhuna) vetëm sa e detyron të bjerë edhe më thellë në të. Kështu kaloi udhëtimi i qytetërimit evropian. Abstraksioni, vegël e iluminizmit, përkundrejt objekteve të veta qëndron si fat, nocionin e të cilit e ka fshirë: si "likuidim". Qytetërimi në këtë mënyrë u shndërrua në "fitore të shoqërisë mbi natyrën e cila gjithçka e shndërroi në natyrë të thjeshtë" *(shih Horkhaimer-Adorno, vep.cit., përkthimi serbokroat. f.54).* Për ndryshim nga Kanti, për të cilin iluminizmi e kishte kuptimin e çlirimit të njeriut nga frika dhe e shndërrimit të tij në zotërues të sendeve, për Adornon, mendimi në rrugë e sipër prej mitologjisë në logjikë "e ka humbur elementin e refleksionit mbi veten". Për këtë shkak ai manifestohet në formë të makinës, si logjikë e makinës...në procesin automatik i cili zhvillohet në mënyrë vetëvepruese". Andaj iluminizmi, në mungesë të refleksionit, tregohet si iluminizëm i pavetëdijshëm. Nga kjo gjë logjikisht rrjedh se atij i duhet kthyer refleksionin si njohuri e vetvetes e cila e çliron njeriun nga vartësia mbi hipostaziminë e fotografive" *(Jürgen Habermas, Technik und Wissentschaft als Ideologie, Frankfurt a/M.1970.f.159 ose "Tehnika i znanost, kao Ideologia" Zagreb, 1968,f.122))* por edhe e ndryshon jetën. Ndërkaq autorefleksioni është një akt që e ndryshon jetën dhe e paraqet lëvizjen e emancipimit e cila nuk është gjë tjetër përveç se një "shprehje për atë që quhet diferencim antropologjik. "Gjendja e tillë e jo-diferencimit antropologjik (njeriu-pjesë e natyrës) e nënkupton jo-identitetin e njeriut që manifestohet në veprimet e tij. Ajo paraqitet në shkencë me kërkesën mbi të vërtetën e cila presupozon "të dhënën ekzistenciale të së pavërtetës" *(shih Röhrich-Narra, vep. cit.f.10)* por vetëm në kuptim të dukjes, aparencës, e cila duhet zbuluar në interes të emancipimit. Nga ky aspekt, shkenca është gjurmim racional i lidhjeve midis qenies dhe aparencës. Detyra e saj konsiston në faktin që aparencën empirike të mos e marrë për qenie. Për këtë shkak, e vërteta shkencore duhet të përfitohet me përpjekje këmbëngulëse të njohjes së përcaktimeve të objektit të dhënë. Gjurmimi për të vërtetën bëhet gjithmonë në rrethana konkrete historike. Mirëpo këmbëngulja në racionalitet do të thotë se e vërteta shkencore nuk është një çështje e ndriçimit momental, por çështje e punës mbi objektin që duhet njohur. Për këtë shkak e vërteta shkencore, ose të njohurit, mund të ndryshohet, prandaj ajo është e kohëshme, (kohësisht e përcaktuar). Interesi për emancipim është me rëndësi për shkencën politike e cila duhet t'i vë në dukje kundërthëniet midis nevojave të individit dhe rendit shtetëror ekzistues... të "zbulojë faktorët që e pengojnë iluminizimin (vetëdijësimin) e individit mbi nevojat e veta" *(shih Röhrich-Narra, vep.cit.f.11-12).* Në relacionet tona edhe një shembull tjetër do të mund ta ilustronte kompleksitetin e çështjes: Akademia e Shkencave Serbe në fillim të viteve '80 e shpalli,

ndonëse jo në mënyrë të rregullt, memorandumin e saj të mirënjohur mbi pozitën e Serbisë në federatën jugosllave dhe mbi nevojën për ndryshimin e asaj pozite në raportet federale të Jugosllavisë. Ajo pra, e bëri vetëdijësimin (iluminizimin) e opinionit serb mbi pozitën e supozuar inferiore të Serbisë në ato relacione. Në frymën e botëkuptimeve të theksuara, ajo e bëri krijimin e një të vërtete shkencore me të cilën synohej krijimi i së vërtetës tjetër - ndryshimi i raporteve nacionale në favor të saj dhe në disfavor të shqiptarëve. Në këtë mënyrë intelekti politik i Serbisë u vu në funksion të interesave partikulare të kombit të vet, ose të një pjese të atij kombi, dhe jo në funksion të zgjidhjeve optimale për të gjithë pjesëtarët e federatës jugosllave. Këtë pastaj e bënë edhe të tjerët me opcionin mbi zgjidhjen konfederale të krizës. Sikur Kosovës të mos i sigurohej statusi i Republikës, i njëjtë me republikat tjera, atëherë praktikisht do të argumentohej cinizmi i paparë dhe i padëgjuar i politikës si intelekt jugosllav. Kjo do të thoshte se me Kosovën është manipuluar gjatë 10 viteve të plota për t'i realizuar qëllimet që nuk kishin të bënin fare me të. Kjo pastaj do ta kishte kuptimin e një vulgarizimi ekstrem të politikës në funksion të interesave partikulare. Mirëpo politika nuk mund të qëndrojë si e tillë dhe nuk do të ngjajë ashtu.

**Politika si nënë e shkencave**

Çdo e vërtetë shkencore, qoftë "e kohëshme" ose jo, sikurse dhe çdo shkencë, është në funksion të diçkafit, ose në funksion të interesave të caktuara. Shkenca, apo shkencat politike, gjithashtu nuk bëjnë përjashtim nga një rregull i tillë. Natyrën dhe karakterin e interesave të tilla nuk e përcakton shkenca por raporti i forcave, vetë bartësit e atyre interesave. Meqenëse politika ka të bëjë me rregullimin e punëve shoqërore (të hetojë raportin midis aparencës dhe qenësisë së gjërave në dobi të emancipimit) atëherë është e kuptueshme (deri diku) që shumica e njerëzve e identifikojnë shkencën me mjeshtërinë politike. Në raste të tilla harrohet se politika është lëndë me të cilën merret shkenca politike. E vërteta "e kohëshme" e politikës shndërrohet në objekt sundimi të së vërtetës shkencore të shkencës politike.

Politikën si veprimtari shoqërore Adolf Bibiçi e definoi si "veprimtari shoqërore...që ka të bëjë me rregullimin e pozitës së njeriut dhe të elementeve strukturale të shoqërisë së bazuar mbi ndarjen shoqërore të punës". Veprimtaria e tillë në shoqëritë klasore para së gjithash e rregullon pozitën e klasave në "raportin e përgjithshëm të prodhimit". Në qoftë se një gjë e tillë rregullohet përmes shtetit "atëherë është fjala për politikën në kuptimin e ngushtë, në qoftë se subjektet e kësaj veprimtarie janë çfarëdo, mendohet për politikën në kuptimin e gjerë "*(shih A.Bibiç, Politicka Znanost, Predmet i Sustina, Hrestomatija Politicke Znanosti, Zagreb, 1971).* Nga kjo del se komponenta kryesore, e cila lejon që një veprimtari e caktuar ta ketë vulën e politikës, e të quhet politike dhe jo p.sh. ekonomike etj., është e lidhur me rregullimin e pozitës së njeriut në shoqëri dhe të elementeve strukturale të shoqërisë. Mirëpo Adolf Bibiçi duket sikur nuk është plotësisht i saktë, sepse rregullimi i pozitës së njeriut në shoqëri nuk e nënkupton statizimin e asaj pozite, pa e marrë parasysh nivelin. Është në natyrën e njeriut që të mos jetë i kënaqur me pozitën e vet në shoqëri dhe që vazhdimisht të luftojë për avancimin e saj. A.Bibiçi andaj e bën definimin e politikës nga pozitat dominante shoqërore: "Politika është veprimtari që merret me rregullimin e pozitës së njeriut në raportet e produksionit në shoqëri" dhe -mbaroi puna! Sikur politika të kishte qenë e suksesshme dhe ta bënte një gjë të tillë lidhur me pozitën e shqiptarëve në shoqërinë jugosllave, nuk do të kishte pasur nevojë që ata të kërkonin republikë. Flamanët në Belgjikë, p.sh. nuk kishin pozitë edhe aq të keqe në shoqërinë belge, e sidomos jo në raportin e produkcionit, por megjithatë e kërkonin vazhdimisht përmirësimin e saj. Ndërkaq pozita e shqiptarëve në Jugosllavi nuk kishte qenë në rregull. Përmes aktivitetit politik ata e kërkojnë jo vetëm rregullimin e pozitës së tyre autonome (vazhdimisht më të mangët nga të tjerët) por në radhë të parë avancimin e asaj pozite në nivelin e Republikës së barabartë me republikat tjera. Për këtë shkak duket më i

arsyeshëm definimi i politikës si aktivitet për rregullimin dhe avancimin e pozitës shoqërore të subjekteve të saj d.m.th. të njeriut. Këtë veçori të politikës e vë re një numër i konsiderueshëm i autorëve nga vendet në zhvillim. Ahmed Seku Ture, p.sh., duke e theksuar me ngazëllim të tepruar këtë veçori të saj, politikën e merr si nënë të të gjitha shkencave: "Në qoftë se ndokujt, -shkruan ai, -politika i duket lojë, mjeshtëri për t'u nxjerrë nga vështirësitë, ose për t'i mashtruar të tjerët, për partinë tonë, në kuptimin e vërtetë të fjalës, ajo është shkencë mbi jetën shoqërore. Politika shndërrohet prandaj në shkencë që e mundëson përdorimin e shkencave të tjera në dobi të njeriut dhe të shoqërisë. Me anë të saj, dhe përmes saj, njeriu e kupton se ligji, e vërteta, shkenca, vlejnë për aq sa i kthehen popullit, i cili, njëkohësisht, është objekt i të gjitha përkujdesjeve tona. Andaj e përgjithshmja është në shërbim të individit, ashtu si individi duhet ngritur në nivelin e së përgjithshmes *(shih Ahmed Sekou Toure, Demokratska Revolucija, në librin e Ivan Vekoviqit "Afrika i Socijalizam", Beograd 1976)".* A.S.Ture ishte Kryetar i Partisë Popullore Demokratike dhe i RD të Guinesë - Konakri. Më 1958 De Goli qe hidhëruar me të sepse ai nuk ia kishte pranuar propozimin që Guineja, pas fitores së pavarësisë, të mbetej anëtare e Unionit francez. Për këtë arsye Franca i tërhoqi nga Guineja të gjitha shërbimet dhe të gjithë konsultantët e vet, por Seku Ture megjithatë mbeti demokrat, ndoshta vërtetë i "tam-tamit", siç do ta quanin kundërshtarët e tij, por sidoqoftë demokrat. Në këtë kontekst ishte fare e natyrshme që ai ta mbitheksonte rolin e faktorit politik në zhvillimin e vendit të tij dhe të politikës si shkencë e shkencave, por e vërteta shkencore prapseprapë nuk mund të reduktohet në utilitarizëm të kulluar. Ajo e përmban në vete edhe të vërtetën e "kohëshme", por edhe atë për vete, të vërtetën për hir të ngritjes, por edhe të destruksionit (p.sh. hulumtimet në sferën e atomistikës).

Najdan Pashiqi, një përfaqësues tjetër eminent i mendimit politik të Jugosllavisë, kuptimin e politikës e lidh me dukuritë politike të cilat gjithmonë janë të dykuptimshme: 1. ato mund të konsiderohen si aksion i vetëdijshëm i subjekteve të ndryshme të veprimit politik, por edhe si: 2. "realitet objektiv i raporteve politike, kompleks i fuqive politike", me një fjalë, "realitet i raporteve politike" *(shih N.Pashiq, Klase i Politika, Beograd, 1968).* N.Pashiqi në të vërtetë e bën operacionalizimin e botëkuptimit francez mbi politikën ose më sakt, mbi dy aspektet e politikës, për të cilat flet Moris Dyverzhe *(shih Moris Diverzhe, Uvod u politici, Beograd 1966)* duke i krahasuar me dy fytyrat e perëndisë Janus *(shih Vojtech Zamarovsky, Heronjtë e miteve antike, Rilindja, 1985).*

## Politika si art = "policy" dhe "politics"

Aktivitetin e vetëdijshëm të forcave politike, ose të subjekteve politike, gati të gjithë teorikët e politikës e vënë në kontekst të shtetit, duke e konsideruar atë si instrument shoqëror me të cilin udhëheqin forcat subjektive. Ndërkaq Röhrich dhe Wolf-Dieter-Narra, duke e reduktuar këtë aspekt të politikës në funksion të rregullimit të konflikteve, e përqendrojnë vëmendjen e tyre në "format e rregullimit të konflikteve" gjë për të cilën e huazojnë termin anglo-sakson "politics" dhe në përmbajtjen e konflikteve, gjë për të cilën poashtu huazohet termi anglo-sakson "polic" ose "issue" që do të thotë çështje. Meqenëse të gjitha konfliktet, marrë logjikisht, nuk duhet të kenë kuptim politik, ata e kontestojnë këtë me faktin e totalitarizimit të jetës shoqërore dhe të përzierjes së shtetit modern madje edhe në raportet private të familjes (disa teorikë të tjerë, të cilëve një ditë medoemos do t'u kushtojmë vëmendje, konstatojnë me pikëllim se "shtetëzimi" i jetës private është bërë total: "asgjë e shenjtë nuk ka mbetur jashtë kthetrave të pushtetit (ne do të shtonim se ato, kthetrat, kërcënojnë të rrezikojnë çdo bashkëshortësi dhe çdo fëmijë legjitim të martesave legjitime). Në diskutimin politiko-shkencor të viteve '60 (Bachra/Baratc dhe të tjerët), u fut nocioni i jo-vendimeve (non-decisions) me qëllim të tërheqjes së vëmendjes mbi numrin e temave që nuk u lanë në disponim të tubimeve. Me fjalë të tjera, si jo-politike mbetën ato sfera të jetës

shoqërore të cilat politika, në saje të një koncensusi të përgjithshëm të nënkuptuar, nuk deshi t'i njihte si të tilla. Ato megjithatë ekzistojnë dhe paraqiten si rryma të ndryshme të ujit nën akullin politik; dalin në sipërfaqe atëherë kur krijohen kushtet dhe kur subjektet e saj dalin në skenë. Prandaj ato nuk mbeten gjithmonë të tilla, rryma të ndryshme të ujit nën akullin politik, sepse edhe politika, po të jetë e tillë, e humb kuptimin e vet.

Hannah Arendt, duke e theksuar faktin mbi nevojën e artikulimit të kërkesave dhe të orientimit të politikës në rregullimin e konflikteve (politikë janë të gjitha format joluftarake të zgjidhjes së konflikteve) e thekson të folurit si kriterium të shprehjes së cilësisë së politikës: "Kudo që është fjala për relevancën e të folurit, në lojë doemos futet politika, sepse njerëzit janë të prirur për politikë vetëm për shkak se janë qenie që e kanë dhuntinë e të folurit *(shih H.Arendt, Vita Activa oder Vom tatigen Leben, München, ct. sipas W.Röhrich-W.D.Narra, vep.cit.f.63)*." Megjithatë, njerëzit merren me politikë për shkak se kanë nevoja dhe interesa. Dhuntia e të folurit e mundëson artikulimin, por nuk e zhduk ekzistimin apo paraqitjen e tyre, sikurse që politika nuk mund të reduktohet vetëm në format jo-luftarake të zgjidhjes së konflikteve. Teoria politike që moti e ka pranuar definicionin e Klauzevicit mbi luftën si vazhdim i politikës me mjete të tjera. Fjalët e cituara të H.Arendtit mund të kuptohen vetëm në kontekst të intencës për zhdukjen e luftës si metodë dhe formë të vazhdimësisë politike, por kjo është një çështje tjetër.

**Politika si art dhe morali**

Në fjalorin latinisht-shqip *(Henrik Lacaj, Filip Fishta, Rilindja, Prishtinë, 1980)* fjala art (ars) përkthehet me fjalët: mjeshtri, muzë, por edhe dredhi, dinakëri, dhelpëri. Politika si aktivitet për rregullimin e pozitës së njeriut në shoqëri, si aksion i vetëdijshëm i subjekteve politike, si intelekt llogaritës, si "policy", "issue" etj., për rregullimin e konflikteve në shoqëri konsiderohet art, mjeshtëri. Puna është se arti inspirohet me të bukurën dhe të mirën. Ndërkaq metodat me të cilat realizohet e bukura dhe e mira në art mund të jenë gjithashtu të bukura por mund të jenë edhe jashtë saj, siç ngjet zakonisht me kushtet në të cilat realizohet ndonjë vepër artistikisht e bukur. Dredhia, dinakëria dhe dhelpëria mund të hyjnë në kuadër të mjeshtërisë së artistit për të realizuar të bukurën. Me këtë rast përsëri do të mbeten art, sepse qëllimi (vepra e bukur artistike) e përcakton përmbajtjen e tyre si aftësi të artistit për të paraqitur të bukurën. Mirëpo ato mund të jenë edhe metoda, madje prioritare, të ndonjë imitatori apo falsifikatori të veprave artistike. Në rast të tillë këta do të bënin pjesë në mjeshtërinë e imitacionit, të falsifikimit dhe të hajdutllëkut. Përmbajtja e qëllimit të imitimit (p.sh. për të gënjyer opinionin me qëllim të përfitimit material) do t'i klasifikojë si të pamoralshme dhe të dëmshme për njerëzit. Në politikë gjërat qëndrojnë njësoj si edhe në art, por konsekuencat e njërës dhe të tjetrës janë të pakrahasueshme. Përderisa me një vepër të bukur artistike mund të kënaqen shumë njerëz, me ndonjë vepër të bukur politike mund të shpëtojë një popull apo më shumë sish si dhe anasjelltas, me veprën e falsifikuar mund të dëmtohet blerësi ndërsa me politikën e falsifikuar mund të dëmtohen popujt. Nuk lypset ndonjë mençuri e veçantë për të kuptuar se konceptimi i politikës si art apo mjeshtëri, veçuar nga morali shoqëror, i përgjigjej (në të kaluarën) borgjezisë në formim e sipër, por jo edhe asaj tashmë të formuar, sepse shkonte ndesh me botëkuptimin aristokratik mbi nderin, guximin dhe zakonet kalorësiake, dhe se në mënyrë të drejtëpërdrejtë i cënonte botëkuptimet, por edhe interesat e pjesës më të madhe të popullsisë. Për shkak të interesit për avancimin e gjithmbarshëm shoqëror, dhe jo vetëm të kategorive të veçanta të një shoqërie të dhënë, të kuptuarit e politikës si art i së mundshmes, në rrethanat e sotme duhet të jetë i diferencuar dhe duhet ta përjashtojë imoralitetin e metodave në realizimin e qëllimeve politike. Opinioni i krijuar mbi atë se ç'është e moralshme dhe moralisht e lejueshme në botën e sotme, të kuptuarit e padiferencuar të politikës si art i së mundshmes e quan anakronike dhe retarduese, ndonjëherë edhe pa marrë

parasysh qëllimin. P.sh. mund të ishte qëllim i arsyeshëm nga aspekti i logjikës së shtetit - ruajtja e qetësisë publike. Mirëpo helmimi i fëmijëve, si metodë për realizimin e një qëllimi të tillë, jo vetëm që është akt i pamoralshëm, por akti i tillë automatikisht e vë në pyetje karakterin e qëllimit. Në kontekst të kësaj, qëllimi i ruajtjes së qetësisë publike ose i pengimit të kaosit në të vërtetë shndërrohet në qëllim të ruajtjes së dominacionit të padëshiruar, imoral dhe të padrejtë në vetvete. Ndër ne, p.sh., shpeshherë dëgjohet komentimi se serbët janë politikanë të zotë, që do të thotë se janë mjeshtër të politikës si art i së mundshmes. Kritika serbe p.sh., shpalljen e Republikës dhe të Kushtetutës nga ana e deputetëve të Kuvendit të Kosovës e quajti si akt "kaçaniko-kaçak" (Kaçaniçko-kaçaçki Ustav) duke e pasur për qëllim denigrimin e rëndësisë së këtij akti si akt të pamoralshëm meqë e shpallën "kaçakët" dhe jo deputetët. Në këtë rast nuk vihej në spikamë fakti se "kaça(ni)kët" e tillë ishin të zgjedhur si deputetë pikërisht me lejen e tyre, dhe se konspiracionin ua kishin imponuar vetë ata -serbët, d.m.th. jo ata vetvetes, dhe se kishin qenë të detyruar ta bënin një akt të tillë në kushte të imponuara konspirative. Përkrahja masovike e popullsisë e bën të pamoralshëm tentimin e politikës serbe që ta denigrojë një akt të tillë fisnik. Andaj thënia se serbët janë politikanë të aftë në sytë e shqiptarëve lidhet me konotacion negativ, ndërkaq në sytë e serbëve, pavarësisht nga përparësitë momentale që mund t'ua sigurojë "aftësia" e tillë, në një plan afatgjatë mund t'i kualifikojë vetëm si manipulues të mirë për qëllime afatshkurtra por në kundërshtim me interesat afatgjata dhe pozitive të popullit serb, siç është p.sh. miqësia me shqiptarët.

Politika si art i së mundshmes rezulton nga botëkuptimet e Makiavelit të parashtruara në librin e tij "Il Principe" (Sundimtari), të botuar për herë të parë më 1514. Për të politika esencialisht është shumë e mjeteve të nevojshme për të ardhur në pushtet dhe për të mbetur në pushtet me qëllim të shfrytëzimit të tij. Mirëpo këtij botëkuptimi pragmatist për politikën që nuk ka të bëjë fare me moralin, përafërsisht në të njëjtën kohë i kundërvihet Thomas Mori, në librin e tij të botuar më 1516 *Do optimo republicae statu deque nova insula Utopia.* U-topia=vend që nuk ekziston, si intencë, drejtim i mendimit (utopist) është ëndërr mbi rregullimin e drejtë të jetës, ëndërr që është në kundërshtim me kontekstin special, përkatësisht, që është negacion kritik i situatës historike. Projektet e tilla utopike, sipas Röhrich dhe Narra, manifestohen si përfytyrime mbi një të ardhme më të mirë. Ato në këtë mënyrë, më tepër në mënyrë indirekte, komandohen në pikëpamje përmbajtësore si alternativë e së tanishmes ekzistuese. Andaj, çdo nocion relevant i Utopisë, doemos e reflekton momentin e saj shoqëror, luftën e saj kundër njëmendësisë së keqe"*(shih Röhrich-Narra, vep.cit.f.31).* Tejkalimi i njëmendësisë së keqe, për Makiavelin, varet nga aftësia (virtu) e sundimtarit për të ruajtur pushtetin dhe interesat e shtresës së cilës i takon (d.m.th. borgjezisë në lindje e sipër). Për të sistemi moral dhe politik qëndrojnë njëri pranë tjetrit, pothuajse paralelisht, por njëkohësisht nuk kanë të bëjnë me njëri-tjetrin. Ndërkaq *Utopia* e Morit është një alternativë e moralshme, e cila niset nga fakti se "në asnjë shtet nuk mund të ketë drejtësi dhe as që do të sundojë ndonjëherë brenda tij lumturia" *(vep.cit.f.33).* Ky botëkuptim natyrisht do të jetë "...përfytyrim i parë i ëndrrave-dëshira demokrato-komuniste *(Ernest Bloch, Das Prinzip Hoffnung, Frankfurt a/M. 1973. cit. sipas Röhrich-Narra, ibd.)* dhe të cilat sërish, së paku në Evropë, do të mbeten midis utopisë dhe synimeve shoqërore, meqë si komunizëm i praktikuar mendohet të ketë dështuar. Kjo megjithatë nuk e nënkupton dështimin e politikës si intelekt, si shkencë, por përkundrazi, dikur e tretur në materializmin dialektik të vendeve të socializmit real, tani e gjen afirmimin e vet edhe atje, si një nga shkencat që në vetvete i ngërthen rezultatet e Ekonomisë Politike, Sociologjisë Politike, Psikologjisë Politike dhe të disiplinave tjera të lidhura me Marrëdhëniet Ndërkombëtare. Mirëpo edhe si shkencë, edhe si aktivitet politik, gjithnjë e më tepër do ta marrë parasysh aspektin moral të çështjeve të caktuara, qoftë si norma të stabilizuara morale gjatë mijëra vjetëve të historisë njerëzore, qoftë si norma të kodifikuara të se Drejtës Ndërkombëtare Publike. Si aktivitet i vetëdijshëm për avancimin e interesave të caktuara zhvillohet brenda ambientit të dhënë shoqëror, duke krijuar

në këtë mënyrë një atmosferë të caktuar shoqërore. Realiteti politik i krijuar kësisoji e lejon definimin e politikës si "sferë të jetës shoqërore me vend të veçantë në strukturën e përgjithshme të raporteve dhe të institucioneve shoqërore, dhe me ligjshmëritë e veta objektive"*(N.Pashiq, Klase i Politika, op.cit.f.29).* Si e tillë, ajo në Kosovë gjer më tani nuk ka ekzistuar, por tani janë hapur rrugët për zhvillimin e saj të gjithanshëm. Edhe me këtë rast, si edhe më parë, shteti, dhe gjithçka që është e lidhur me shtetin, mbetet objekt i hulumtimeve të shkencave politike, ndërsa avancimi i pozitës dhe i interesave të caktuara shoqërore mbetet përmbajtje e politikës si të tillë. Kosova, në këtë pikë, nuk duhet të bëjë kurrfarë përjashtimi.

Lubjanë, më 30 Janar 1990

## 2. PRAPAVIJA E QASJES

*-"Të gjitha qeniet njerëzore lindin të lira dhe të barabarta në dinjitet dhe në të drejta". Po shqiptarët? "Janë të shpërblyera me arsye dhe me vetëdije". Po zyrtarët? "Dhe ndaj njëri tjetrit duhet të sillen në frymën vëllazërore". Po raportet serbo-shqiptare, të cilat qysh moti e kanë tejkaluar një frymë të tillë, si mund të zhvillohen më tutje? (Nga Neni 1 i Deklaratës së Përgjithshme mbi të Drejtat e Njeriut të OKB, 1948. Ndërhyrjet e autorit U.H.)*

Titulli "Kosova dhe Evropa", pa dyshim që duket, dhe në të vërtetë edhe është pretencioz, por jo me qëllim. Duket sikur me të nënkuptohet vajtja e drejtpërdrejtë e Kosovës në Evropë, pavarësisht nga Jugosllavia dhe pavarësisht nga Shqipëria. Po të shqyrtoheshin gjërat nga një pikëvështrim i veçantë, i stërholluar e ironik, dhe po të ishte çështja më pak e ndjeshme, do të lejohej një komentim i veçantë, ndoshta tragjikomik, por në esencë i vërtetë: këto dy shtete nuk qenë të afta as t'a zgjidhnin problemin dhe as të merrnin parasysh vullnetin e kosovarëve. Kosovarët andaj qysh heret, po sidomos në vitin 1981, vendosën ta merrnin fatin e tyre në duart e veta, dhe të vetmuar, por të vendosur, u nisën drejt Evropës! Mirëpo, puna është të arrinin atje. A do të mund t'ia lejonin këto dy shtete ecjen e saj të vetmuar për në Evropë? Dhe a do ta mirëpriste si të tillë Evropa? Dhe, së fundi, a është vallë i njëmendët vullneti i tyre për të ecur të vetmuar për në Evropë? Për këto shkaqe, gjatë leximit të kësaj serie të artikujve dhe të autorëve kompetentë për çështjet e Evropës, lexuesi me siguri do të bindet se titulli i përbashkët i tyre vetëm duket pretencioz, por në realitet nuk është i tillë. Tema për të cilën është fjala është aq e vjetër sa edhe vetë historia e vetëdijësuar politike shqiptare, por gjithashtu sa edhe vetë vetëdijësimi i proceseve integrative të Evropës. Megjithatë këta artikuj nuk merren me historinë e vetëdijësuar politike shqiptare. Me të do të duhej të merreshin institucionet adekuate të shoqërisë. Iniciativa e Institutit Albanologjik në Prishtinë p.sh. që të organizojë një simpozium shkencor mbi temën "Shqiptarët dhe Evropa, dje dhe sot" është pikërisht ajo që do të ishte me interes për historinë e vetëdijësuar politike shqiptare. Historia e vetëdijësuar politike shqiptare i nënkupton interesat kombëtare për të cilat dihet në të kaluarën, për të cilat është shkruar dhe shkruhet në mënyrë analitike dhe për të cilat është bërë tashmë një sintezë kompetente teorike, me qëllim të vënies së tyre në kontekstin aktual politik dhe në kontekst të zhvillimit të proceseve politike në të ardhmen. Dhe kjo është aq më parë e nevojshme dhe me rëndësi kapitale, për shkak të ndryshimit radikal të kontekstit politik të vetë aktorëve - bartës të interesave të tilla kombëtare (rënia e përcaktimit ekskluziv komunist, akceptimi i pluralizmit politik) dhe për shkak të ndryshimit të ambientit ku këta aktorë dhe ato interesa mund të veprojnë (afirmimi i proceseve integrative të Evropës). Këto dy gjëra - aktorët (shtetet, kombet), dhe ambienti i veprimit të tyre, Evropa, bota, në të vërtetë e përbëjnë atë që quhet *politikë e jashtme e shteteve,* e cila gjithmonë niset nga interesi vital i

kombit, dhe Marrëdhëniet Ndërkombëtare politike, ku interesat e tilla vitale thyhen, realizohen ose mbeten si të tilla.

Konotacioni "Dje" dhe sidomos "Sot" në titullin e simpoziumit të menduar shkencor të Institutit Albanologjik këto gjëra sigurisht që i nënkupton. Tema e serisë së artikujve që ndodhet në duart e lexuesit ka të bëjë me atë që nënkuptohet me "Sot" dhe gjithsesi me atë që nënkuptohet me "nesër". Mirëpo as "Sot" dhe as "Nesër" nuk mund të nënkuptohen pa "Dje-në". Për këtë shkak, aktualizimet e së kaluarës në këto tekste bëhen gjithmonë në kontekst të së ardhmes.

## Qasja e problemit

Mirëpo politika, për fat të keq, është një shkencë dhe një veprimtari shoqërore për të cilën shumë njerëz të painformuar as për njërën dhe as për tjetrën e konsiderojnë veten si kompetent. Në këtë pikë politika barazohet me poezinë. Sikurse që në poezi çdo vjershëtar nuk bëhet automatikisht edhe poet, edhe në politikë, çdo njeri që merret me të nuk bëhet automatikisht edhe njohës i saj, dhe aq më pak, njohës i shkencës mbi politikën ose i shkencave politike. Dallimi konsiston në faktin se si duket, për t'u marrë me politikë, në rrethana të caktuara ia mësyejnë më tepër njerëz se sa në poezi. Ndoshta për shkak se u duket më lehtë ta provojnë "patriotizmin" e tyre, apo për shkak se është në natyrën e njeriut të ngazëllehet  me mendimet e veta edhe atëherë kur ato i shërbejnë vetëm atij e jo edhe të tjerëve, ose ndoshta edhe për shkak se politika u duket një fushë aq e gjerë e veprimtarisë shoqërore sa që u duket e pamundshme të mos gjejnë bashkëmendimtarë për një mendim apo ide të veten. Duket sikur njerëzit në përgjithësi nuk e njohin karakterin e shkencave politike dhe e bëjnë përzierjen e aspekteve të ndryshme të saj. Dhe ky nuk është vetëm një gabim i rëndomtë i njerëzve në përgjithësi. Ai është një gabim tipik që e bënte dikur, dhe akoma e bën, edhe pjesa më e madhe e inteligjencisë, e cila nuk është marrë ndonjëherë seriozisht me hulumtime politike. Mjafton  vetëm një vështrim sipërfaqësor i shtypit të ditës, por edhe i shkrimeve dhe i deklaratave me pretendime ca më serioze nga lëmi i politikës, për të konstatuar se zakonisht nuk bëhet dallimi themelor midis politikës si veprimtari shoqërore dhe politikës si shkencë, se nuk janë të qarta definicionet mbi termat e ndryshme politike dhe mbi nocionet e saj, se mungojnë njohuritë themelore mbi dukuritë dhe proceset e ndryshme politike  dhe se shpeshherë mungon plotësisht vetëdija mbi konsekuencat e mundshme të këtyre gabimeve. Shumica e njerëzve, duke dashur artificialisht të paraqiten si njohës të mirë të politikës, as që japin për të kuptuar me ndonjë fjalë apo fjali se shqyrtimit të ndonjë problemi eventual politik i qasen nga aspekti i shkencës apo i profesionit të vet me të cilin merren. Ndërkaq, ata të cilët dikur merreshin me shkrime politike, juridike, sociologjike, filozofike etj., të cilët shpeshherë në mënyrë artificiale në qarqe të caktuara i konsideronin si kompetentë të këtyre lëmenjve, ndonëse akoma u duhej edhe shumë punë për t'u bërë vërtetë kompetentë, në qoftë se  nuk kanë qenë të heshtur me dhunë, tani sikur kanë heshtur vetë. Mund të ketë ndodhur kjo ndoshta për shkak të rrebeshit të kritikës së një praktike dhe një teorie të thyer, të cënuar në "pacënueshmërinë" e saj, dhe të dështuar gati në tërësi. Ndoshta për shkak se akoma nuk janë të gatshëm që postulatet e teorive të dikurshme t'ia nënshtrojnë rivalorizimit të kritikës së vetëdijësuar politike dhe akoma presin ditë më të mira. Dhe ndoshta për shkak se akoma dëshirojnë ta ruajnë "pacënueshmërinë" e "teorive" të tyre të vogla për të provuar "ringjalljen" në ditët e mëdha! Ato, dmth. "ditët më të mira" dhe ato "më të mëdha", me siguri se do të vijnë, por vetëm në kontekst të luftës së ideve dhe jo në kontekst të absolutizimit të tyre me dhunë, në kontekst të afirmimit të vlerave të njëmendëta dhe jo në kontekst të imponimit të gjysmëvlerave dhe të gjysmë-ideve, në kontekst të hulumtimit të së vërtetës dhe jo në kontekst të hulumtimit të mundësive për të afirmuar gënjeshtrën në vend të së vërtetës, në kontekst të luftës për progresin e njëmendët të shoqërisë dhe jo në kontekst të

ruajtjes së pozitave të pamerituara në shoqëri. Demokracia këtë tani do të duhej ta bënte të mundshme, madje edhe të domosdoshme.

Ata nuk do të duhej ta ndjenin veten të prekur nga dështimi i një praktike e cila edhe ashtu në vete e përmbante dështimin. Fuqitë e veta intelektuale, përvojën politike, vizionin e botëkuptimeve të veta progresive do të duhej t'i vinin në shërbim të ndërtimit të raporteve të reja demokratike. Ata do të duhej ta dinin më mirë se të tjerët se e vjetra nuk mund të kthehet. Çdo kohë i ka të vërtetat e veta, por ato të vërteta që ngriten mbi mohimin e gjithçkafes edhe vetë do t'i mohojë e ardhmja. Ato nuk mund ta pretendojnë kurrsesi amshimin. Megjithatë askujt nuk duhet t'ia hajë mendja se brenda raporteve të reja demokratike dhe brenda suazave mbi të vërtetën e një kohe do të mundet  që për një kohë të gjatë, ashtu si përpara, ta përvjedhë praktikën e vjetër të kanibalizmit intelektual, të vrasjes që në start të talenteve. Ajo "Der Geist" e Hegelit, të cilën e pretendoi të amshuar dhe të përjetshme, ajo sentenca e bukur e Goethes se "Intelekti e njeh intelektin" që doli nga thellësitë e gjeniut të tij letrar, le të lejohet të interpretohet si -intelekti do të duhej t'i shërbente popullit dhe jo vetëm vetes, dhe gjithsesi më pak egoizmit individual. Talenti le ta prodhojë talentin dhe jo ta ngulfasë atë.

## Nofkat dhe demokracia

Nga ana tjetër, me dashje ose pa dashje, shumë të tjerë u përfshinë në vorbullën konvulzive të historisë. Këtyre nuk u ha mendja se e rrotulluan dynjanë. Këta natyrisht e dijnë se fjala është për demokracinë dhe jo për imitimin e saj, se ndërtimi i së resë nuk mund të fillojë nga hiçi, se nuk mund të mbështeten në mohimin kuturu të gjithçkafes, se nuk mund t'i mohojnë rezultatet e arritura të një periode të tërë të zhvillimit në emër të një periode tjetër. Këta e dijnë se një gjë e tillë nuk do t'i përngjante historisë por vetëm një gjurulltie  historike. Brenda së vjetrës gjithmonë ka qenë e pranishme e reja. Ajo me të cilën nuk duhet pajtuar është praktika e vjetër politike dhe jo rezultatet pozitive të asaj praktike. Janë metodat e vjetra politike që, duke ngecur prapa nevojave dhe kërkesave, e frenuan edhe zhvillimin, jo vetëm në një moment të caktuar, (në momente të caktuara mund të shkaktohen përmbysjet, "rrotullimet" e pozitave, ndërrimi i raporteve etj.), por gjatë gjithë kohës. Në qoftë se në fillim i ndihmuan paksa zhvillimit e kohës, koha pastaj i tejkaloi. Ky ishte një fat, një ligjshmëri e zhvillimit shoqëror gjatë historisë. Mirëpo kjo ligjshmëri nuk guzon të shërbejë si pretekst për t'i frenuar proceset pozitive, as për të arsyetuar pasivitetin e dikurshëm apo aktual, indiferencën, shmangien nga lufta. Nuk ishte faji i të tjerëve që praktika e vjetër politike dhe arsyetimi i saj intelektual në emër të komunizmit, me qëllim apo pa qëllim, nuk deshi ose nuk diti t'i prijë kohës. Për këtë shkak, këta do të pajtohen me gjithçka të ndershme (metodat e pandershme nuk mund të të çojnë drejt realizimit të qëllimeve fisnike) që i ndihmojnë ndërtimit të së resë, ngritjes së popullit. Këta nuk mund të pajtohen as me intencat e vetëdijshme ose të pavetëdijshme, as me synimet e qëllimta ose të paqëllimta dhe as me metodat e menduara ose të pamenduara që e frenojne ecjen përpara. Dhe për shkak të këtij qëllimi të tyre nuk mund të përjashtohen nga jeta shoqërore me metodën e vjetër të etiketimit më parë si irredentist e nacionalist, kurse tani si "të kuqë", "komunistë" e "marksistë-leninistë". Disa, si duket, kujtojnë se demokracia është pronë e tyre private. A thua demokracia doemos duhet të ngritet mbi mohimin total të së djeshmes, apo është fjala për tentimin që të vazhdohet e djeshmja nën vellon e demokracisë?

Këto "nofka", në kontekst të faktit se kush kujt ia vë, në kontekst të kuptimit real të përmbajtjes së tyre dhe të qëllimit të kohës dhe të rrethanave historike, janë punë tejet joserioze: komunistët e dikurshëm të sistemit i etiketojnë bartësit e njëmendët të demokracisë, ata që që i kontribuan fuqimisht lindjes së saj, dhe ua mohojnë të drejtën e pjesëmarrjes në jetën shoqërore të demokracisë, me pretekstin e "majtizmit" të tyre. Në emër të kujt dhe të çkafit e bëjnë një gjë të tillë? Në momente serioze talljet nuk kanë vend. Demokracia u

akceptua në mënyrë plebiscitare nga të gjithë, andaj, ku mund të ndodhet mbështetja dhe qëllimi i "nofkave" të tilla? Këta, si duket edhe Abraham Linkolnin, po të ishte gjallë, dhe po të deklaronte si qëmoti, se "demokracia është në shërbim të popullit e për popullin" padyshim do ta merrnin për "të majtë". Ndërkaq, Jawaharlal Nehru-në, mbase do ta merrnin edhe për një "marksist-leninist", meqë kishte lindur në një vend të pazhvilluar dhe meqë kishte pasur guxim që në autobiografinë e tij të shkruante se "Politika ime i takon klasës sime, borgjezisë", për të konkluduar më vonë me pikëllim, pas një përshkrimi të kushteve të llahtarshme të kategorive të ndryshme të popullsisë indiane, se "e kuptova më shumë se kurdoherë më parë se sa kishim qenë të ndarë nga populli ynë dhe sa kishim jetuar, punuar dhe agjituar në botën tonë të vogël dhe të izoluar nga ai" *(shih Jawaharlal Nehru, An Autobiography, Allied Publishers, 1961, New Delhi).* A mos kishte bërë ai ndonjë akt militant "prej komunisti" kur e kishte lënë amanet që afër urnës me hirin e tij në Nju Delhi të shkruheshin fjalët: "Isha në shërbim të popullit të Indisë"? Dhe së fundi, a nuk ia vunë edhe Fan Nolit, demokratit tonë revolucionar, nofkën "bolshevik"! Më në fund, a është real dhe i mundshëm anatemimi i një sistemi të tërë mendor, ndalimi me ligj i së majtës, dhe a thua nuk do të rezultonte një gjë e tillë në riaktivizimin e tij, në kushte të ndryshuara, si një vulgatë e fuqishme në një Evropë të ardhshme, akoma të palindur? Duket sikur nofkat dhe demokracia nuk mund të ecin së bashku.

**Korrektësia e qasjes**

Nga ana tjetër, në qoftë se është e naryrshme dhe si dukuri e rëndomtë që në fazën fillestare të së resë të kritikohet e vjetra, kjo nuk mund të shërbejë si pretekst për ta arsyetuar mungesën e korrektësisë në sjellje. Ata që e bëjnë këtë punë me ngazëllimin e konsiderueshëm prej fillestari do të duhej ta kishin të qartë programin e tyre, përmbajtjen e qëllimeve që i synojnë dhe atë që duan t'a arrijnë. Ndër ne, p.sh., është e qartë se dëshirohet ndërtimi i shoqërisë pluraliste, por sikur nuk është plotësisht e qartë se shoqëria pluraliste nuk mund t'ua mohojë të tjerëve (që nuk mendojnë njësoj), të drejtën e pjesëmarrjes në jetën politike. Është e qartë se dëshirohen zgjedhjet e lira, por sikur nuk është plotësisht e qartë se ato e nënkuptojnë edhe të drejtën e të tjerëve për të votuar dhe për t'u zgjedhur në votime. Sikur harrohet se lindjes së demokracisë i kontribuan edhe punëtorët, edhe fshatarët, bile në radhë të parë ata. Çfarë pluralizmi politik do t'ishte ai i cili përfaqësuesve të tyre nuk do t'ua mundësonte shprehjen e lirë të mendimit, luftën sindikale për interesin e klasës punëtore?

Në Jugosllavi akoma mungojnë përgjigjet e plota për shumëçka. Fajësimi i komunizmit edhe si ide edhe si praktikë e deformuar e realitetit shoqëror, *in abstracto*, për të gjitha të këqiat, duket se është i ngutshëm, jo-frytdhënës, jo-bindës dhe jo i plotë. Gjithsesi është fjala për një qasje jokorrekte. Një Jugosllavi qe ndërtuar tashmë një herë mbi themele të rrejshme, ose, përkatësisht, të deformuara më vonë. Do të ishte një tragjedi e vërtetë, në vargun e tragjedive të kaluara të popujve të saj, në qoftë se edhe ndërtimi i një Jugosllavie të tretë, me republikën e barabartë të Kosovës brenda, do të ngritej mbi themele poashtu të rrejshme për të ardhmen. Në Jugosllavi gjithashtu është akceptuar pluralizmi politik në frymën e kohës. Andaj është iluzion të ëndërrohet kthimi i sistemit njëpartiak në çfarëdo forme dhe me çfarëdo preteksti. Përcaktimi për demokraci ka qenë edhe rezultat i njohurive se monizmi politik nuk ka mundur ta zgjidhë çështjen fundamentale të të drejtave të njeriut, ose pse nuk ka pasur kohë, ose sepse është deformuar teoria. Tani kjo nuk ka më rëndësi. Në anën tjetër, edhe studjues seriozë të demokracisë në Perëndim e kanë të qartë tashmë se kuptimi i demokracisë ka nevojë të zgjerohet. "...Kërkesa për demokraci ishte dhe mbetet aq e thellë dhe kuptimplote sa që e zgjeron kuptimin e vetë demokracisë. Duhet të ecim jashtë demokracisë politike parlamentare dhe të ekonomisë shtetërore në mënyrë që ta përfshijmë "demokracinë civile" në shoqërinë civile. Do të thotë se pjesëmarrja demokratike dhe kërkesat e përfshijnë, por edhe e

zgjerojnë, kuptimin e saj përtej kufizimeve institucionale të demokracisë politike parlamentare dhe të demokracisë ekonomike...Kuptimi ynë i demokracisë andaj, kërkon revidimin dhe zgjerimin e saj"*(shih David Brown, Ethnic revival: perspectives on state and society, në Third World Quaterly, Oct 1989).* Dhe, kuptimi ynë i demokracisë, tani për tani, konsiston nga kërkesa që të respektohet pluralizmi politik dhe institucionet tjera të demokracisë.

**Uni dhe autorësia**

E gjithë kjo që u tha më sipër nuk është gjë tjetër pos një diskutim në prapavijë për Europën. Është pak e besueshme se të gjitha këto, e gjithë kjo luftë politike, mbi edhe nën rrogoz, është apo janë të rastit, incidentale, të paqëllimta. Edhe supozimet në formë të premisave se njerëzit nuk e duan, ose edhe se nuk e njohin politikën, vetëm kushtimisht mund të jenë të vërteta. Njerëzit mund të të duan ose edhe të të mos duan. Dhe mund ta njohin ose jo politikën, por zakonisht ngjet edhe e para edhe e dyta, edhe të duan edhe nuk të duan. Të duan atëherë kur kanë ndonjë dobi prej teje dhe kinse të duan atëherë kur je në pozitë të nxjerrësh gështenja nga prushi për ta. Ndërkaq nuk të duan fare atëherë kur u thua: "Mjaft më! E tepruat!" Bile fillojnë edhe të të urrejnë nëse papritmas mbeten në zall, pa marrë parasysh faktin se dikur mund t'i kesh dëgjuar nëpër burgje duke pëshpëritur: "Hidhjani fajin atij se është komunist e nuk e dënojnë!" Ndërkaq ty mund të të kenë dënuar në ndërkohë me 9 vjet burg, ndërsa ata do të kenë vazhduar të sillen akoma gjer më sot sipas shembullit të Judës, apo në stilin e vargjeve plot vrer të Nolit të Madh:

*"Vareni, se me botën, me ne s'shëmbëllen,*
*Se na ndreq shtrembëritë, edhe kurrë s'na rren,*
*Se e do vegjëlinë, e tiran' e urren:*
*Kryqësoje Pilat, Në Kalvar, Golgotha!"*

Njerëzit mund edhe të të urrejnë, sepse ashtu në të thatë, nuk mund të notojnë më tutje. Ndërkaq ata do të dëshironin të notonin ashtu, hipur kaluar mbi ty, pa asnjë falenderim, ngase falënderimi eventual do t'u dukej fyerje, përulje, varësi e mëtejshme nga përparësia jote dhe jo e tyrja. Dhe pastaj sërish do të kujtohen vargjet e Nolit, dhe sërish, pikërisht si atëherë gjatë atij dimri të madh të vitit 1978 mbi varrin e tij në Boston, do ta pyesje veten: "Përse edhe këtë nuk e pranuan tërësisht në radhët e veta? Përse e kishin lënë të vetmuar në varrezat e Forest-hill-it? Dhe ishe përgjigjur vetë, po atë mbrëmje, në atë disko-kafenë e Harvard-squerit, ku midis tingujve shurdhues të një muzike moderne, e kishe kërkuar qetësinë e shpirtit. Atë mbrëmje të kishin munduar shumë pyetje, por Noli të ishte përgjigjur vetëm pjesërisht:

*"Vrajeni se përunj dhe përmbys pasurinë,*
*Pasuron dhe çliron, dhe forcon varfërinë*
*Se lëngatën shëron, se ndriçon verbërinë:*
*Kryqësoje Pilat, në Kalvar, Golgotha!"*

Pastaj i shqetësuar me intensitetin e mendimeve që të vërshonin trurin, i mbërthyer me mallin e vendjetesës sate Prishtinës dhe i mërzitur me përfytyrimin e bisedës që mund ta kishe pasur me priftin e atëhershëm të Kishës, mezi konstatove se nuk e njihje Nolin, se po të ishte ndryshe, qysh atëherë do t'i kishe ditur ato cytjet e brendshme, motivet e vërteta, të cilat një prift si ai nga shkrepat e Ballkanit, e kishin detyruar ta zgjidhte Amerikën, atë copë bishti të Evropës që e tentonte shndërrimin në kokë të saj, për vendjetesë për pjesën e jetës që i kishte mbetur për ta jetuar? Çfarë do të ishte ai dhe çfarë Shqipëria, po ta kishin pranuar ashtu siç ishte, politikan " të shenjtëruar" me shpirt kryengritësi?

Shumica e njerëzve i di përgjigjet dhe di ta vlerësojë korrektësinë e sjelljeve të veta, por nuk e preferon pranimin e jo-korrektësisë. I duket virtut edhe atëherë kur nuk është veçse ligësi. Ata vazhdimisht akuzojnë, në vend se të mendojnë. Disa akuzojnë sepse në shkrimet e

gjertanishme i kisha paraqitur të padijshëm, kurse të tjerët akuzojnë se i "ke ngritur lart pa sens të mjaftueshëm politik". Ndërkaq e vërteta është se nuk kishe polemizuar me ta. E kishe mbrojtur tezën politike se të rinjtë e moshës 18-24 vjeçare, që i kishe takuar nëpër burgje, por edhe jashtë tyre, nuk mund të kishin qenë, edhe po të kishin dëshiruar, njohës të thelluar të sistemeve komplekse të mendimit dhe se andaj, politika e dënimeve të tyre të rënda nuk kishte qenë me vend. Për çfarë sensi politik mund të ishte fjala në argumentimin e një prototipi, qoftë edhe të një gjenerate? A nuk preferohet vallë pjekuria politike e çdo gjenerate? Dhe si mund të pritet integrimi në Europë pa pjekurinë politike të bartësve të këtij integrimi?

Pastaj filluan të nxirrnin në shesh gjëra të parëndomta: veprimet e motivuara me një politikë të caktuar të një kohe deshën t'i arsyetojnë dhe t'i relativizojnë me mistifikimin e shtetit në kohën tjetër. Në qoftë se me një tezë të tillë synohej bindja e të tjerëve, atëherë ç'u duhej vallë të thirreshin në dëshminë e të vdekurve për të arsyetuar veprimet e të gjallëve? Dhe po të ishte ashtu siç thuhet, atëherë si shpjegohet fakti që si redaksia e "Zërit të Rinisë" ashtu dhe redaksitë e gazetave të tjera në gjuhën shqipe, si edhe ato të vendit në tërësi, asnjëherë nuk e panë të arsyeshme gjatë më tepër se 9 vitesh të plota, të bisedonin edhe me palën tjetër, me atë të dëmtuarën? Pretekstet e ndryshme dhe të llojllojshme sikur e kanë për qëllim të shënohen në librin e Ginisit. Ato nuk mund të shërbejnë për të ndriçuar të vërtetën dhe nuk janë në funksion të saj. Ekziston apo nuk ekziston akoma cenzura e shtypit ndër ne? Ndoshta një ditë duhet të jepen përgjigje në këto pyetje dhe ndoshta ato janë të lidhura me vetë karakterin e demokracisë që synohet të ndërtohet: demokraci që do të mbështetej ekskluzivisht në formalizmin logjik apo demokraci që do ta demokratizonte shoqërinë në tërësi? Përmbajtja e konceptit të parë është e shtytur nga jashtë. Përmbajtja e të dytit buron nga vendi. Është e drejtë e secilit të zgjedhë rrugën e tij, por jo në kurriz të tjetrit, dhe as në kurriz të së vërtetës. Asnjë superioritet teknologjik i armatimit të huaj nuk do të përdoret në funksion të bllokimit të së vërtetave shoqërore. Ata që dikur një gjë të tillë e bënin pa përtesë, pikërisht ndeshja e logjikës formaliste me realitetin gjithnjë e më tepër po i detyron të kuptojnë se vazhdimi i kësaj politike do të ishte në dëm të të gjithëve, por më parë në dëm të vetë atyre. Demokracia që do t'i përsëriste përvojat jonjerëzore të raporteve shoqërore nuk është demokraci por neofashizëm. Shqiptarët u përcaktuan për diç tjetër dhe ajo do të ndërtohet, deshën apo nuk deshën të tjerët. Akceptimin e një demokracie të tillë do ta bëjë edhe Evropa, pavarësisht nga dëshira e atyre që deshën të imponojnë zgjidhje të tjera.

Më në fund akuzonin se në shkrimet me të cilat vazhdimisht synohej gjetja e përgjigjeve e jo thellimi i krizës, theksohej ca si tepër uni autorial. Këtë nuk e bënin më parë (atëherë kur kur mungonin përgjigjet, sepse nuk lejoheshin, në mendime të shtrembëruara) por e bëjnë tani me pretekstin e depersonalizimit të së vërtetave shkencore. Megjithatë mund të kenë të drejtë, por duhet kuptuar se Politika Ndërkombëtare është një disiplinë e veçantë shkencore, me metodë të theksuar të kontributit personal të atyre që kanë një përvojë të tillë. Një shfletim vetëm sipërfaqësor i shkrimeve nga kjo lëmi mjafton që të përfundohet se duke e bërë sintetizimin e përvojës në harmoni me ngritjen profesionale të autorit synohet gjetja e rregullave të caktuara të sjelljes së aktorëve ndërkombëtarë dhe shquarja e ligjshmërive që i kushtëzojnë ato. Për këtë shkak, njëri nga ekspertët e njohur të kësaj disipline shkencore, duke u përgjigjur në vërejtje të ngjashme shkruan: "Por nuk ekzistojnë shtigje njëmend të shkurtra, nuk ka rrugë mbretërore për të arritur gjer ke njohuritë, dhe gjithmonë na duhet të mësojmë nga përvoja praktike dhe studimi i së kaluarës ku vetëm disa mund të kenë sukses; është një shfaqje vërtetë e rrallë një njeri që në vetvete e bashkon njëherësh përvojën praktike me shkollarin kompetent" *(shih Charles McClelland, International Relations: Wisdom or Science? në James N.Rosenau, Internatinal Politics and Foreign Policy, The Free Press, Macmillan Publishing Co.In.New York,1969).*

Në rrethanat e ndryshuara politike, vështrimi mbi "Kosovën dhe Evropën" nuk është përgjigje ndaj askujt, përveç ndaj atyre që e preferojnë manipulimin me injorancën; nuk e

rrezikon askend, përveç ëndrrave të pabazuara të cilësdo palë të interesuar (ndoshta edhe të vetvetes) dhe nuk e pretendon ekskluzivitetin e kompetencës, përveç në relacion me inkompetencën. Për këtë shkak, porosia që të mos merrja përgjegjësi mbi vete ishte e tepërt dhe ambivalente: ata që dikur nuk merrnin kurrfarë përgjegjësie mbi vete, tani do të dëshironin të delnin me merita, por meritat nuk u takojnë atyre, sepse nuk i patën. Ato thjesht i takojnë popullit, sepse ai e barti barrën e luftës, të vuajtjeve dhe të gjakosjes. Populli e di kontributin e secilit veç e veç, sikurse edhe qëllimin e atij kontributi. Lëreni popullin të vendosë vetë për besimin e tij, sepse historia askujt nuk i fal asgjë. Evropa e tij nuk është ajo e lugetërve të kohëve të shkuara, por është Evropë e gjeneratave të ardhshme që do të dijnë t'i lidhin fijet e holla, të padukshme, të krenarisë kombëtare, të bujarisë dhe të fisnikërisë me rrezet e holla të universit, të kohës dhe të perspektivës. Hapësit eventualë të mundësive të këtilla le të jenë mendjendritur dhe le të kenë rrugë të mbarë!

Lubjanë, më 19.I.1990

## 3. SHTETI DHE INTERESAT VITALE TE KOMBIT -I

### A) Teoritë e proveniencës së Perëndimit

Politika e jashtme si realitet është pjesë e politikës në përgjithësi, ndërkaq si shkencë, është degë e shkencave politike. Teorikë të ndryshëm definimit të saj i qasen në mënyra të ndryshme. Në Jugosllavi definimi i saj mbështetej më tepër mbi botëkuptimin për dykahshmërinë e proceseve politike: "Proceset politike janë dykahëshe, -shkruan N.Pashiq, -ato shprehen në njërën anë përmes formave të ndryshme të veprimit të vetëdijshëm dhe të ndikimit të shoqërisë në ...shtetin dhe në politikën e shtetit, dhe nga ana tjetër, përmes ndikimit retroaktiv të shtetit në shoqëri dhe në të gjitha raportet shoqërore." *(shih N.Pashiq, op.cit.f.29.30)* Botëkuptimi i tillë reflektohet në definimin e politikës së jashtme si art ose mjeshtëri apo kompleks metodash për realizimin e interesave të shtetit. Vladimir Ibler, psh. politikën e jashtme e definon si politikë "e cila tenton të gjejë dhe të zbulojë rrugën që duhet ndjekur në mënyrë që në kushtet konkrete të bashkësisë ekzistuese ndërkombëtare shtetit të vet t'i sigurohet një pozitë sa më afatgjatë dhe sa më e mirë si dhe përparësi tjera llojesh të ndryshme" *(Shih Vladimir Ibler, Medjunarodni Odnosi, Hrestomatija Politicke Znanosti, Zagreb, 1971, f.17).* Kujdesi që të theksohet realizimi i interesave të shtetit e jo të kombit është veti e përbashkët për shumicën e definicioneve që mbështeten mbi botëkuptimin dualist të proceseve politike. Jugosllavia, si shtet multinacional, ngritej mbi principin e proklamuar të barazisë së kombeve, andaj nuk mund të bëhet fjalë për realizimin e intersave të kombit, meqë automatikisht do të shtrohej pyetja se për interesat e cilit komb ishte fjala. Theksimi i realizimit të interesave të shtetit e jo të kombit, siç do të shihet pak më vonë, ishte gjithashtu veti e teorive që buronin nga vendet e ish-socializmit real. Këtu poashtu ndikonte përbërja multinacionale e shtetit (sidomos e BRSS), por edhe orientimi ideologjik, sipas të cilit shteti ishte në funksion të klasës e jo të kombit. Përderisa në Jugosllavi vetëqeverisja socialiste, logjikisht e barazonte klasën me kombin, andaj shteti duhej të funksiononte mbi raportin dialektik të këtyre dy komponentave, në vendet e real-socializmit shteti ideologjikisht duhej të funksiononte si instrument i klasës. Politika e jashtme e shtetit të tillë nuk mund të ishte tjetër përveçse instrument (art, kompleks metodash) praktik në funksion të ideologjisë dominante shoqërore -komuniste. Kategoria e klasës esencialisht shtrihet në përmasa botërore. Për këtë shkak, politika e jashtme e kuptuar në këtë kontekst (d.m.th. të klasës) në esencë ishte ekspansioniste, prandaj ajo në Perëndim konsiderohej si e rrezikshme për interesat e tyre,

sidomos për shkak të faktit se shteti sovjetik, si një fuqi e madhe, realisht mund ta rrezikonte pozitën e vendeve perëndimore.

Mendimi politik i botës perëndimore, siç e tregon Roj Mëkridis (Roy C. Macridis), por edhe shumë të tjerë, me kohë i kristalizoi dy qasje ndaj politikës së jashtme: a) qasjen personaliste, ndonjëherë të emërtuar si qasje ideologjike, e cila politikën e jashtme e konsideronte shprehje ose refleksion të politikës së brendshme, "thjesht, shprehje të bindjeve dominante politike, sociale dhe religjioze". Kjo ishte një qasje tradicionale e botës së Perëndimit, e cila raportet e shtetit me botën i shihte në suaza psikologjike, i "konsideronte motivet ose ideologjitë e udhëheqësve ose të qeverive si përcaktues qenësorë, nëse jo edhe të vetëm, të politikës". Nga kjo gjë nuk është e vështirë të konstatohet, së bashku me Roj Mëkridisin, se politika e jashtme "konsiderohej funksion i sistemit politik në veprim ose të preferencave apo të bindjeve të liderëve politikë që e zbatonin programin e tij" (të sistemit politik). Është interesant se një botëkuptim i tillë tradicional mbi politikën e jashtme, për të cilin tani lirisht mund të thuhet rudimentar, nëse jo edhe primitiv, ishte mjaft i përhapur në disa qarqe me rëndësi politike në Jugosllavi, por edhe në Kosovë. Ndoshta për shkak se kjo u përgjigjej ambicjeve lideriste në të gjitha nivelet apo mentalitetit të thjeshtësuar bajraktarist, i cili ndër ne akoma sundon në mënyrë të papenguar. Kjo, natyrisht, i dha krahë kritikës serbe të na akuzojë për voluntarizëm në raportet me Shqipërinë, veçse kritika e tillë nuk ishte e sinqertë, meqë mbështetej pikërisht mbi premisa të një bajraktarizmi shqiptar, që mund të arsyetohej me pazhvillueshmerinë e mendimit politik ndër ne e madje edhe me një lloj të fetishizmit të këtij lëmi të veprimtarisë politike. Mirëpo mendimi politik serb gjithsesi nuk i ka këto justifikime. Ai shpjegohet me ambiciet dhe me synimet që kombit të vet (serb) t'i sigurohet një pozitë e privilegjuar dhe jo e barabartë me të tjerët, ose ndoshta edhe për ta eliminuar sindromin e të vetmuarit.

Mirëpo qasje të tilla në politikë rezultojnë në konsekuenca të padëshiruara. Mëkridis do të thoshte se i bëjnë padrejtësi elementeve kontinuitive të politikës së jashtme. Me fjalë të tjera, ato, d.m.th. qasjet ideologjike ndaj politikës së jashtme, nuk mund t'i shpjegojnë kontradiktat objektive të pranishme në praktikën politike. Ato, psh., nuk mund ta shpjegojnë faktin se përse partitë opozitare, kur vijnë në pushtet, në shumicën e rasteve, (pothuajse rëndom), e ndjekin të njëjtën politikë të jashtme si edhe garniturat e mëparshme politike? Përse nuk mund të dalin jashtë suazave të përcaktuara politike të definuara si interesa themelore të shtetit? Për këtë shkak, por edhe për shkaqe të tjera, b) qasja e dytë, analitike, e zhvilluar gjatë tre shekujve të fundit (XVIII,XIX dhe XX) e pretendon plotësimin e së parës. Sipas botëkuptimit analitik, politika mbështetet mbi një shumë të caktuar të determinantave "duke përfshirë traditën historike të shteit, lokacionin gjeografik, interesat dhe qëllimet nacionale dhe nevojat e sigurimit". Determinantat e theksuara në të vërtetë janë elemente që e përcaktojnë kontinuitetin e politikës së jashtme. Andaj çdo burrështeti që kërkon t'i formulojë qëllimet e politikës së jashtme dhe t'i realizojë ato në praktikë, doemos duhet t'i marrë parasysh "disa kufizime të palëvizshme" që i nënkuptojnë determinantat në fjalë. Pavarësisht nga bindjet filozofike, politike apo religjioze të individëve "ekzistojnë interesa të gjerë strategjikë të lidhur intimisht me pozitën gjeografike të kombit dhe me rolin ndërkombëtar që duhet ruajtur". Këto interesa me kohë kristalizohen si pjesë e mendimit kolektiv "të mendjes nacionale" e cila pastaj edhe vetë shndërrohet në determinantë të veçantë të politikës së jashtme. Interesat e shtetit në këtë mënyrë paraqesin "suazën brenda së cilës doemos duhet të zhvillohet kontesti i brendshëm politik rreth politikave të jashtme". Disa nga faktorët determinantë ndikojnë në ndryshimin e perceptimit të interesave ose të qëllimeve të politikës së jashtme. Faktori teknologjik, p.sh. "mund të kërkojë rivlerësim të vazhdueshëm të sigurimit nacional" *(shih për këtë Roy C.Macridis, Foreign Policy in World Politics, fifth edition, Engelood Cliffs, New Jersey, 1976, f.3-5).* Ndryshimi i situatës politike në Evropë poashtu e kërkon rivlerësimin e interesave dhe të qëllimeve strategjike të shteteve, të mëdha e të vogla,

por edhe të kombeve brenda tyre, në kontinentin e Evropës. Ky është edhe njëri nga qëllimet e këtyre artikujve.

**Shteti si subjekt ndërkombëtar**

Politika e jashtme si kompleks metodash për realizimin e interesave të shtetit është shprehje e shtetësisë së shtetit apo e sovranitetit të kombit. Me norma juridike të së drejtës së brendshme, dhe me norma të veçanta të së Drejtës Ndërkombëtare Publike, përcaktohen organet të cilat i kanë në kompetencë disa sfera më të rëndësishme të politikës së jashtme. Në të vërtetë, me normat e së Drejtës Ndërkombëtare Publike precizohen organet titullare të komunikimit ndërkombëtar (shefi i shtetit, ministria apo ministri i punëve të jashtme, organet e përfaqësimit diplomatik), dhe shteti si i tillë njihet si subjekt më i rëndësishëm i së Drejtës Ndërkombëtare Publike, por edhe i Marrëdhënieve Ndërkombëtare Politike. Aty-këtu, njësitë federale të shtetit federal e gëzonin të drejtën e përfaqësimit në OKB, si p.sh. Bellorusia dhe Ukraina e BRSS, por ato nuk mund të merreshin me aktivitete ndëkombëtare të cilat nuk do të ishin në harmoni me kushtetutën e federatës sovjetike. Njësitë federale në Jugosllavi, sipas kushtetutës së vitit 1974, nuk ishin subjekte të së Drejtës Ndërkombëtare Publike, por të tilla nuk ishin as Kuebeku në Kanada, Skotlanda apo Uellsi në Britani, Baskia në Spanjë e Francë, Flandria në Belgjikë apo Bretanja në Francë. Njësitë federale në Jugosllavi mund të merreshin me "realizimin e bashkëpunimit ndërkombëtar", "të vendosnin, të mbanin dhe të zhvillonin" raporte, por vetëm me "organet dhe organizatat e shteteve tjera" dhe brenda suazave të politikës së jashtme unike të vendit. Pozitë të ngjashme, me një volum më të vogël, kishte edhe Kosova. Ndryshimet në Evropë natyrisht edhe në këtë plan kërkojnë rivlerësime të cilat megjithatë akoma nuk mund të jenë kategorike, ndonëse dëshirat janë të qarta.

E Drejta Ndërkombëtare Publike i rregullon, përmes normave juridike, raportet midis shteteve, ndërkaq vetë këto raporte paraqesin aktivitetin e shtetit në ambientin ndërkombëtar. E Drejta Ndërkombëtare Publike e synon formalizimin total të raporteve midis shteteve, përderisa motivi kryesor i veprimtarisë së shtetit është forcimi i pozitës së tij në relacionet ndërkombëtare. Këto dy tendenca mund të jenë kongruente, por jo gjithmonë: në qoftë se logjika e brendshme e normave juridike shprehet si tendencë e vazhdueshme për rregullimin total të sjelljeve politike të shteteve, ato nuk mund të përmblidhen të tëra me norma juridike: aktiviteti informativ, i spiunazhit, i kontraspiunazhit; lufta psikologjike, monopoli teknologjik etj. janë esenciale për politikën e jashtme të çdo shteti, por ende nuk janë krijuar mundësitë për rregullimin e tyre ndërkombëtar juridik. Me fjalë të tjera, kufiri midis së drejtës së shtetit që të veprojë për realizimin e interesave të veta në ambientin ndërkombëtar dhe normave juridike ndërkombëtare nuk është tërësisht i precizuar. Duket qartë se e tërë veprimtaria e jashtme e shtetit nuk mund të rregullohet me norma juridike. Andaj pyetjes se a janë shtetet tërësisht sovrane në veprimet e veta politike nuk është lehtë t'i jepet përgjigje e plotë dhe kategorike. Do të kalojë edhe shumë kohë, në qoftë se do të bëhet fare e mundshme, që bashkimi i Evropës ta eliminojë nevojën e dhënies së përgjigjeve të tilla. Sovraniteti, siç dihet, është koncept politik që shënon raportin themelor midis bartësit të pushtetit dhe pushtetit, princip i pushtetit suprem dhe të pakufizuar të individit, kur është fjala për monarkinë (diktaturën personale), të popullit, kur është fjala për demokracinë, të shtetit, kur është fjala për raportin me shtetet tjera. Shteti konsiderohet sovran në raport me shtetet tjera sepse, tek e fundit, për realizimin e interesave të veta, mund të zhvillojë edhe luftë. Megjithatë, edhe në luftë ato nuk janë tërësisht sovrane. Janë të kufizuara në veprimet e tyre, qoftë me norma juridike, për të cilat janë marrë vesh mes vete, qoftë me ato morale, të cilat gjatë shekujve janë kristalizuar si të tilla. Me fjalë të tjera, sovraniteti i shtetit (subjektit ndërkombëtar juridik dhe politik) nuk është absolut. Kufiri i sovranitetit në kohë lufte është ajo që përgjithësisht cilësohet si jo njerëzore (p.sh. kanibalizmi ose trajtat tjera të keqtrajtimit të robërve të luftës,

janë të ndaluara edhe me norma morale në luftë, e jo vetëm me norma të së drejtës së luftës). Në kohë paqeje kufiri i tij (i sovranitetit) në njërën anë ndodhet tek sovraniteti i shtetit tjetër dhe nga ana tjetër, në atë që zakonisht konsiderohet e pranueshme në relacionet ndërkombëtare politike (p.sh. dënimi i veprimtarisë agresive). Shteti (subjekt i së Drejtës Ndërkombëtare Publike), vepron në ambientin ndërkombëtar të cilin e përbën tërësia e raporteve ndërkombëtare të shteteve dhe të subjekteve e të faktorëve të tjerë politikë.

Mirëpo ambienti i tillë ndërkombëtar, ose bashkësia ndërkombëtare, i krijon edhe ligjshmëritë e veta objektive të zhvillimit. Hulumtimin e tyre e ka për detyrë Shkenca mbi Marrëdhëniet Ndërkombëtare Politike ose edhe Politika Ndërkombëtare. Është me rëndësi se analiza e ligjshmërive objektive që ndikojnë në zhvillimin e bashkësisë ndërkombëtare i ndihmon ndriçimit të faktorëve që ndikojnë në veprimin e shteteve dhe anasjelltas, analiza e motiveve dhe faktorëve të veprimit të caktuar të shteteve, subjekteve individuale, i ndihmon perceptimit më të drejtë të tërësisë së bashkësisë ndërkombëtare. Shteti është subjekt më i rëndësishëm edhe i Politikës Ndërkombëtare, por nuk është i vetëm dhe as unik. Në rrethanat e ndryshuara të Evropës, megjithatë duhet pritur ta vazhdojë rolin e vet si të tillë, ndonëse mund të pritet (në kushtet e Evropës së Bashkuar) edhe folklorizimi i këtij roli (të shteteve të vogla).

**Shteti në funksion të kombit**

Botëkuptimi se vetëm shtetet (subjektet ndërkombëtare) mund të bëjnë politikë, dhe se nuk ka politikë jashtë tyre, mbështetet në kuptimin hegelian të shtetit si një e mirë supreme, ose edhe si një inkarnacion organizativ i shoqërisë. Politikisht, kjo do të thotë se shteti ndodhet në "funksion të plotësimit të nevojave të qytetarëve" *(shih Joseph Frankel, The Making of Foregn Policy, Oxford University Press, London, 1967, f.55).* Nisur nga një aspekt idealist, vërtetë do të duhej të ishte ashtu. Siç do të thoshte Frankeli, njerëzit "e shpikën" shtetin për t'i plotësuar nevojat e veta. Dhe shtetet rëndom, së paku ato regjime që e gëzojnë legjitimitetin e pjesës më të madhe të popullsisë, përpiqen t'i plotësojnë nevojat elementare të popullsisë. Mirëpo problemi në nivel teorik paraqitet së bashku me pyetjen se çka konsiderohet nevojë elementare në kohën e dhënë dhe çfarë është plotësimi i tyre në raport me mundësitë ekzistuese të shtetit? Nga ky aspekt edhe Frankeli detyrohet të konstatojë se "shtetet mbeten rojtarë të kulturave nacionale, por tani janë të paafta të ofrojnë siguri, dhe në shumicën e rasteve nuk mund ta sigurojnë mirëqenien ekonomike"*(vep.cit, f. e njëjtë).* Ndërkaq teorikë të tjerë e vënë seriozisht në pyetje edhe funksionin e mbrojtjes së vlerave kulturore (p.sh. nga imperializmi kulturor) por jo edhe nga aspekti parimor, nga i cili zhvillohet kjo analizë. Nga ky aspekt, Xhon Stësinger (John G. Stoessinger) e bën identifikimin e plotë të shtetit me kombin: "Bota jonë, -shkruan ai, -është e përbërë prej më tepër se 100 shteteve-kombe". Ndërkaq, "...ajo që në kohën tonë e përbën kombin mund të cilësohet si vijon: e para, dhe më e qenësishmja, kombi është njësi sovrane politike; e dyta, është populli, i cili, meqë disponon me një identitet të theksuar kolektiv, të krijuar me përfytyrimin e përbashkët mbi të kaluarën dhe të ardhmen e vet, e përjeton një shkallë më të lartë ose më të ulët të nacionalizmit. Dhe më në fund, kombi është popullsi e cila e banon një territor të caktuar, e njeh qeverinë e përbashkët, dhe zakonisht, ndonëse jo gjithmonë, e ka një gjuhë dhe një kulturë" *(shih J.G.Stoessinger, The Might of Nations, Random House, N.Y. 1967, f.7-8).* Kombi, sipas këtij botëkuptimi, është popullsi e mishëruar me shtetin dhe jo kategori historike dhe as instrument i klasës. Ato (kombet) janë vetëm abstraksione që synohen përmes nacionalizmit të kuptuar si tendencë e vazhdueshme e emancipimit. Ndërsa vetë emancipimi nuk është tjetër pos "forcë kohezive" kundër dominacionit të huaj ose edhe "forcë lëvizëse" për emancipimin dhe pavarësimin e kombeve *(shih vep.cit.f.83-89).* Në identifikimin e kombit me shtetin edhe më i përcaktuar është teoriku zulmëmadh amerikan Hans J.Morgenthao, për të cilin "kombi si i

tillë, nuk është entitet empirik". Nga kjo premisë gjenerale ai e nxjerr përfundimin se kombi është abstraksion i numrit të individëve të cilët i kanë disa karakteristika të përbashkëta". Ajo që i bashkon këta individë është tendenca për fuqi në plan të brendshëm apo ndërkombëtar. Kombin e përbën pozita e tij gjeografike, pasuritë natyrale, kapacitetet industriale, teknologjia, morali dhe elemente tjera të ngjashme. Në të vërtetë, kombin e përbëjnë të gjitha elementet që e përbëjnë shtetin *(shih Hans J. Morgenthao, Politics Among Nations, A.A.Knopf, N.Y.1967, f.97-100).* Njësoj decidiv si edhe Morgentao në identifikimin e kombit me shtetin është edhe profesori i shquar i politikës ndërkombüëtare në Universitetin En Erbor (Ann Arbor) në Miçigen, i cili mund të quhet lirisht anatomist i politikës: "Kombi, në rend të parë dhe mbi të gjitha, -thotë ai,-është njësi politike ("a potencial unit"). A.F.Organski, siç quhet ky profesor, natyrisht e ka të qartë se kombi dhe shteti nuk janë pikërisht një. Andaj ai shpjegon më tutje: "Thënë në mënyrë më specifike, kombi është njësia më e gjerë politike që nuk njeh asnjë superioritet politik. Anëtarët e të njëjtit komb mund të kenë, dhe zakonisht kanë të përbashkët, më tepër gjëra se sa qeverinë dhe territorin e njëjtë. Ata poashtu mund të kenë ekonomi, gjuhë, kulturë, religjion, ideologji politike dhe histori të përbashkët. Megjithatë, është me rëndësi të theksohet se këto karakteristika të tjera, ndonëse janë të zakonshme, nuk janë universale. Njeriu, faktikisht, mund të mendojë për përjashtime gati në çdo rast. E vetmja cilësi të cilën e ndajnë të gjithë anëtarët e kombit dhe për këtë nuk mund të ketë përjashtime, është ajo se ata të gjithë ndodhen nën jurisdiksionin e së njëjtës qeveri" *(shih: A.F.K. Organski, World Politics, A.A.Knopf, N.Y.1968, ed.II i reviduar, f.18/7).*

Në kontekst të përbërjes multinacionale të shtetit, sipas botëkuptimeve të theksuara, shqiptarët në Jugosllavi do t'ishin vetëm "nationality (nacionalitet -shtetas), kuptimi i së cilës te anglosaksonët nxirret nga identifikimi i theksuar i kombit me shtetin, andaj, në instancën e fundit, kuptohen si jugosllavë! Insistimi për t'i paraqitur si të veçantë, si komb më vete e jo si jugosllavë, në frymën e botëkuptimeve të këtilla do t'i nxirrte si grup etnik, për të cilin do të ishte i kuptueshëm nacionalizmi si formë e luftës për ndonjë copë më të madhe të pushtetit, por jo edhe për t'u ndarë nga pushteti i vendosur një herë. Në thelb të teorive anglosaksone mbi kombin dhe identifikimin e tij me shtetin qëndron e vërteta e kohëshme (kohësisht e përcaktuar) e shkencës e Theodor Adornos, për të cilën u fol më heret *(shih artikullin "Për një qasje shkencore të politikës në Kosovë", DEA, nr.4.1991)* dhe e kuptuar si e vërtetë e krijuar së bashku me kohën: shtetin multinacional nuk e përbën një komb, por me kohë mund ta përbëjë një komb; Evropën e përbëjnë shumë kombe dhe shumë shtete, por proceset integrative të mbështetura nga politika e planifikuar e qeverive, me kohë do t'a shndërrojë në një komb-shtet.

Po Kosova?

**Shteti në funksion të demokracisë**

Për kombet jugosllave, duke i përfshirë edhe shqiptarët në Jugosllavi, problemi qëndron tek mënyra e integrimit në Evropë, së bashku apo individualisht? Për shqiptarët në Jugosllavi problemi është edhe më specifik: së bashku me Shqipërinë apo me jugosllavët? Dhe përgjigja varet nga rëndësia që i jepet qëllimit, bashkimit të Evropës; nga vlerësimi i rëndësisë dhe i kapaciteteve të faktorëve të veçantë (kombeve individuale) dhe nga vendosmëria për ruajtjen e paqes në këto treva. Karakteristika kryesore e teorive në fjalë është rezonimi në suaza të fuqisë. S'ka dyshim se forcat politike në prapavijë të teorive të shtruara janë fuqimisht të interesuara për bashkimin e Evropës pikërisht edhe për shkak të këtij rezoni. Pikësynim ideal i këtij bashkimi do të ishte një Evropë e bashkuar pa kufij të brendshëm të shteteve, por ky tani për tani është vetëm një pikësynim ideal, jo edhe realitet i mundshëm. Për këtë shkak, pavarësisht nga shembulli gjerman, ato mund ta përkrahin në këtë fazë një bashkim të shteteve ekzistuese të Evropës, por jo dhe të kombeve të tyre individuale. Jugosllavia, si shtet

multinacional, dikur shtet-tampon i drejtpeshimit të forcave, tani sërish i nënshtrohet ndikimit të raporteve globale. Me fjalë të tjera, dekompozimi i saj eventual nuk mund të jetë çështje e raportit vetëm me njërin nga polet e dikurshme të bipolaritetit të forcave. Një gjë e tillë do të ishte hyrje në dekompozimin e BRSS, e kjo ka pak gjasa të ngjajë pa trazira të mëdha, dhe aq më tepër, për shkak se rezonimi i tillë i fuqisë është prezent edhe tek pala tjetër.

Po qe se sipas teorive në fjalë, lufta e kombeve për pushtet, (fuqi), është imanente në vetë natyrën e kombit, autorët e tyre nuk janë naivë që të mos e dijnë se shqiptarët janë komb ashtu si dhe kombet tjera të formuara, dhe se është poashtu në natyrën e këtij kombi, ashtu si dhe te kombet tjera, synimi për t'u shtetëzuar, për të pasur pushtet dhe për ta maksimalizuar fuqinë. Ato forca natyrisht do të mund ta përkrahnin Shqipërinë e demokratizuar (është në natyrën e gjërave në Perëndim që shtetet ta përkrahin shtetin) në funksion të "përmirësimit" të "gabimeve" historike, pos nëse nuk ekzistojnë interesa tjera më të mëdha. Në një rast të tillë kjo gjë do të ishte kundër logjikës së tyre dhe është e kotë të shpresohet, pasiqë shteti, në kontekst të këtyre botëkuptimeve, njeh interesa dhe jo emocione. Një përkrahje e tillë doemos do të haste në kundërshtimin e serbëve në funksion të pararojes së interesave ruse (sovjetike) dhe përsëri do të varej nga interesat për bashkimin e Evropës, nëse një përkrahje e tillë do të ishte efikase. Në funksion të përkrahjes së Kosovës për t'u bashkuar me Shqipërinë përsëri do të hasnin në kundërshtimin e njëjtë. Ndërkaq, në funksion të përkrahjes së Kosovës për ta bashkuar Shqipërinë me veten, për shqiptarët shtrohet pyetja se ku do të mbetej Kosova, brenda Serbisë apo brenda një republike të shtatë shqiptare në Jugosllavi? Ne kemi qenë gjithmonë të mendimit se Shqipëria duhet ta ruajë pavarësinë e vet dhe se Kosova duhet të jetë Republikë e barabartë me republikat tjera në Jugosllavi. Procesi i bashkimit të shqiptarëve është dashur të zhvillohet brenda suazave të proceseve integruese të Evropës, përderisa vetë integrimi i Evropës nuk mund të imponohet pa luftë. Ajo mund të akceptohet si bashkim i vullnetshëm i të gjitha palëve të interesuara, dhe jo si imponim i njërës palë ndaj tjetrës. Mendonim se përparësitë e këtij solucioni të çështjes shqiptare ishin të trefishta: 1. Nuk do ta shkaktonte acarimin tejmase të raporteve ndërnacionale, 2. Do të ishte solucion efikas dhe i pranueshëm për të gjitha palët e interesuara pos për shovenizmin serbomadh, dhe 3. Nuk do ta lejonte instrumentalizimin as të shqiptarëve dhe as të serbëve në funksion të interesave të huja globale apo regjionale. Mirëpo, tani një kohë të gjatë është duke ngjarë e kundërta: më parë refuzimi, e pastaj edhe okupimi serb i Kosovës u paraprи me mos-deklarimin e qartë të partive politike shqiptare në favor të Republikës së Kosovës. Solucionin e këtij mat-pozicioni të tanishëm do ta bjerë padyshim koha, por është detyrë e jona të theksojmë se instrumentalizimi, çfarëdo qoftë dhe i kujtdoqoftë, nuk është bërë ndonjëherë në histori në të mirën e popujve, por vetëm në të mirë të interesave afatshkurtra (jo afatgjata) të nomenklaturave të tyre, të brendshme apo të jashtme. Dhe meqë vetëm popujt janë të përjetshëm dhe jo nomenklaturat e tyre, atëherë është e qartë se në plan të përgjithshëm, tehu i luftës duhet të shkojë drejt ndërtimit të raporteve të njëmendëta demokratike në kuptimin e autenticitetit të kushteve konkrete të Republikës së Kosovës, në drejtim të konfrontimit të njëmendët ideor dhe teorik me ata që Kosovën e pandehin oborr eksperimentimi dhe sprovimi të raporteve gjithëjugosllave dhe gjithëballkanike me qëllim të konstatimit se a është e mundur që të çlirohen nga "sindromi i vetmisë" së tyre, nga mbështetja në vëllezërit e mëdhenj dhe nga instrumentalizimi i vetes në interes të politikave të huaja; me ata që atë e pandehin si parcelë ekzotike të përzjerjes së kulturave dhe të qytetërimeve në truallin e Evropës për të sprovuar qëndrueshmërinë e teorive të llojllojshme globale e me qëllim të konstatimit se a do të ishte i mundshëm respektimi i aspiratave legjitime shqiptare, dhe me ata që me shekuj u mësuan të peshkojnë në ujëra të turbullta. Kosova ka shumë kundërshtarë, jo vetëm të drejtpërdrejtë (se askujt nuk ia pati zënë rrugën), por edhe të tjerë, që e provojnë drejtpeshimin e forcave. Po qe se Inteligjencia e Kosovës (në radhë të parë ajo shqiptare, por edhe të tjerët) tregohet sterile në perceptimin e kontekstit real të forcave dhe të drejtimeve

realisht të mundshme të zhvillimit të mëtejshëm të proceseve politike, atëherë ajo sërish do të bjerë në provim. Gjer kur? Përse akoma po zgjat injorimi i heshtur dhe bllokimi i "Demokracisë Autentike"? A thua njëmend pritet të mos dihet se heshtja është e lidhur me inteligjencinë dhe bllokimi me shtetin? Proceset demokratike të Evropës e nënkuptojnë emancipimin e inteligjencisë nga shteti dhe instrumentalizimin e shtetit në funksion të demokracisë. Përse kjo gjë akoma nuk po ngjet dhe a ekziston vërtet bindje e njëmendët se është duke u vepruar drejt, në kongruencë me qëllimet që i nënkupton Evropa dhe që i synon Kosova, Jugosllavia dhe Ballkani?

**Shteti në funksion të interesave vitale të kombit**

Shteti i identifikuar me kombin, shteti-komb, sipas teorikëve të botës perëndimore, ndodhet në funksion të interesave kombëtare, në funksion të kombit dhe jo të klasës. Në përcaktimin e interesave kombëtare, pjesa dërrmuese, por jo edhe të gjithë teorikët e politikës, nisen nga një paralelizëm me botëkuptimin darvinist apo Hobsian mbi natyrën e njeriut të cilësuar si agresive. H.J.Morgentao mendon se përmes agresivitetit njeriu i realizon qëllimet e veta të cilat mund të konsiderohen si interesa. Morgenthao është përfaqësuesi më eminent i drejtimit realist në teorinë politike. Në thelb të botëkuptimit realist mbi interesin ndodhet kategoria psikologjike e aspiratës së njeriut për t'u bërë i fuqishëm, me qëllim të sigurimit, më parë të jetës së vet, pastaj edhe të mundësive të tjera që shkojnë bashkë me zhvillimin e njeriut. Morgentao në të vërtetë, e bën zgjerimin e kësaj kategorie (të interesit) duke e aplikuar te shteti dhe duke e ngritur në raportet midis shteteve: "Indikacioni kryesor që i ndihmon realizmit politik për ta gjetur rrugën në panoramën e politikës ndërkombëtare është koncepti i interesit të definuar si fuqi". Sepse, interesi i definuar në këtë mënyrë, mendon Morgentao, "...e jep lidhjen midis arsyes që përpiqet ta kuptojë politikën ndërkombëtare dhe fakteve që duhen kuptuar. E përcakton politikën si një sferë autonome të aksionit dhe të kuptimit, të ndarë nga sferat tjera, siç është ekonomia (e kuptuar në suazat e interesit të definuar si pasuri) etika, estetika apo religjioni. Pa këtë koncept, teoria e politikës ndërkombëtare apo të brendshme, do të ishte tërësisht e pamundshme *(vep.cit.f.5).* I preokupuar tërësisht me kategorinë e interesit, Morgenthao konstaton kategorikisht se "Ideja e interesit është vërtetë në thelb të politikës dhe se nuk dëmtohet nga koha dhe hapësira". Për ta plotësuar argumentimin e kësaj teze të shtrirë në kohë dhe në hapësirë ai shërbehet me pohimin e Tuqididit se lidhja e interesave është lidhja më e sigurt, qoftë midis shteteve, qoftë midis individëve" (koha antike); të Dizraelit: "shtylla e vetme e bashkimit që zgjat midis kombeve është mungesa e interesave të kundërta"(shek.XIX) apo të Georg Washingtonit: "Interesi është princip sundues i gjithmbarshëm". Dhe Morgentao përfundon me tezën se "Politika ndërkombëtare, si çdo politikë, është luftë për fuqi"*(vep.cit.f.25).*

Në shpjegimin e këtyre koncepteve ataviste dhe të ligjit të xhunglës është edhe më i vrazhdët psikologu amerikan Kristiën Bej (Christian Bay) i cili gjithashtu niset nga premisa të ngjashme mbi natyrën e njeriut. Ai niset nga një fakt banal i jetës që thotë se çdo individ esencialisht lind për të jetuar, dhe se prandaj interesi i tij esencial (vital) është të mundësuarit e jetës përmes ndikimit në kushtet e dhëna objektive ose në rrethin shoqëror. Frojdi këtë tezë do ta ilustronte me reaksionet instinktive të foshnjave ndaj rrethit (së ëmës) si dhe ndaj nevojave dhe kërkesave të saj. Mirëpo këtë tezë frojdiste K.Bej e ngriti në nivelin e parimit: "Interesat më vitale të individëve brenda kombit janë mbrojtja e jetës dhe e rrënjës së saj, si edhe ruajtja e lirisë nga lloje të tjera të dhunës". Po si shpjegohet atëherë gadishmëria e njerëzve-individë që ta flijojnë jetën e tyre për një ideal ose për atdhe? Si shpjegohet ndjenja e patriotizmit tek njerëzit, individët apo në shoqëri? Gjithnjë psikolog politik, K.Bej edhe për këto pyetje ka shpjegime të ngjashme: interesi vital i kombit-shtet, ose i kombit të organizuar si shtet, është sigurimi nacional i cili te ai reduktohet në ruajtjen e jetës së kombit apo të

kombit shtet. Ndërkaq, preokupimi më vital i sigurimit nacional (këtë do të duhej ta mbanin mend forcat e armatës dhe të policisë) është të penguarit e luftës ose të vëllimeve të ngjashme të shkatërrimit që rezultojnë nga shtypja. Dhe preokupimi i dytë vital është evitimi i situatave ku shoqëria në masë të madhe do t'i nënshtrohej dhunës, qoftë përmes dominacionit të huaj, qoftë përmes diktaturave autoktone. Me fjalë të tjera, interesi i dytë vital për Bejin është i lidhur me ruajtjen e lirisë dhe me demokracinë brenda shtetit të dhënë. Ndjenja e patriotizmit andaj shpjegohet me interesin e njerëzve që t'i evitojnë situatat rrënuese të cilat mund të rezultojnë në shkatërrime të mëdha të jetës dhe të sigurisë së lirisë, si suazë e autokreacionit, vetëkrijimit ose të vetëzhvillimit të njeriut në shoqëri, të shoqërisë në shtet dhe të shtetit në ambientin ndërkombëtar. Mirëpo siguria, qoftë individuale, qoftë kolektive, nuk është absolute. Për këtë shkak, sipas K.Bejit, "qëllimet tjera të sigurimit nacional konsistojnë nga arritja e mëvehtësisë për nxjerrjen e vendimeve unilaterale të qeverisë nacionale dhe nga maksimalizimi i mbrojtjes së të drejtave të njeriut, duke i zgjeruar format instituciuonale të mbrojtjes së tyre". Në thelb, ai e identifikon interesin me të drejtën, nga e cila rrjedh se e drejta e jetës është elementare dhe e para *(krahaso: K.Bay, The Structure of Freedom, Stanford University Prss, California, 1970).* Në qoftë se pra, do të shtonim ne, e drejta është tendencë e vazhdueshme e rregullimit normativ të jetës politike të demokracisë, dhe nga ky aspekt, demokracia është politikë e rregulluar me të drejtën, ose që mbështetet në norma juridike, interesi i shtetit andaj realizohet në realitetin objektiv përmes metodave të lejueshme, legale: në kohë paqeje -përmes diplomacisë, ndërsa në kohë lufte -përmes luftës.

**Operacionalizimi i teorisë -shembulli i vashës**

Kosova formalisht nuk ndodhet në gjendje lufte, por në gjendje okupimi. Është shpallur, por nuk është konstituuar si shtet, ndonëse do të konstituohet si e tillë dhe do të jetë shtet. Ndërkaq gjendja shpirtërore e popullsisë është e rëndë. Poezitë e cituara të një vashe në faqen e parë të DEA-s nr.5 asociojnë pyetje të mëtejshme: cila është e drejta e saj elementare dhe e para në kontekst të teorive të shkoqitura? Ideali i saj i republikës duket sikur është vetë jeta. Demokracia e saj dhe e të tjerave si ajo duket se është çlirimi i dyfishtë, nga prangat e së drejtës zakonore dhe nga ato të robërimit politik. Jeta dhe liria e shkoqitur si republikë janë bërë një. Gjendja e saj shpirtërore është një apel i fuqishëm drejtuar të gjitha forcave politike për çlirimin e saj të kuptuar si sendërtim i idealit: "Në vdeksha e re, të mos qajë askush për mua". S'ka asnjë teori me të cilën do të mund të arsyetoheshin fjalët e tilla të vashës, dhe nuk ekziston forcë që do të mund të pajtohej me vdekjen e saj apo të kujtdo qoftë në moshën e tillë rinore. Andaj, le të jetojë vasha dhe le të jetojë Republika! Teoritë le të shërbejnë për kthjellimin e mendjes.

**Vazhdimi i teorisë, shkallëzimi i interesave**

Shumica absolute e teorikëve të politikës, pavarësisht nga orientimet ideologjike, në një mënyrë apo tjetër, e akcepton rangimin e parashtruar organik të interesave: interesi vital nacional përgjithësisht lidhet me pavarësinë, me sigurinë, me ekzistencën nacionale apo me ekzistencën e shtetit. Interesi i kuptuar në këtë mënyrë barazohet me qëllimin: është interes vital i kombit-shtet të formuar tashmë një herë që të ekzistojë. Ky është njëherit edhe qëllimi i tij. Mirëpo qëllimi definohet pak më ndryshe nga interesi, i cili mund të jetë thjesht edhe ndjenjë e lidhur me gjendjen ekzistuese të gjërave (interesi i ekzistencës). Ndërkaq, qëllimi definohet si "gjendje e ardhshme e gjërave, të cilën ndokush e konsideron si të dëshirueshme dhe të vlefshme për t'u përpjekur për ta realizuar"*(A.F.Organski, vep.cit.f.62).* Megjithatë, në një farë shkalle, doemos do të vijë gjer te identifikimi i interesit me qëllimin. Interesi i ekzistencës p.sh., mund të duket qëllim në vete, ndonëse në thelb çështja është e

diskutueshme: asnjë gjallesë dhe asnjë entitet nuk lind vetëm për të ekzistuar. Ekzistimi vetëm për vete nuk ka ndonjë kuptim. Ekzistenca si gjendje e dhënë mund të ketë kuptim vetëm si gjendje-pritjeje, potencial vetëkrijimi dhe krijimi. Mirëpo edhe në këtë shkallë duhet bërë përpjekje për të ekzistuar pa frikën se ndokush mund ta cënojë ekzistencën time. Me fjalë të tjera, duhet forcuar për t'u bërë sa më pak i lëndueshëm, sa më pak i cenueshëm dhe sa më imun ndaj goditjeve të jashtme. Pasi që të jenë siguruar këto dy gjëra (ekzistenca dhe rezistenca), mund të luftohet për vlerat tjera, të cilat mund të jenë kompetitive ose absolute, të qarta ose difuze, statike ose dinamike etj. Për Xhon Stësingerin nuk ekziston një koncept i vetëm me të cilin do të shpjegohej interesi nacional për shkak se ai i nënshtrohet ndryshimeve konstante *(The Might of Nations, vep.cit.f.31).* Megjithatë Organski, duke u nisur nga fakti se ato, d.m.th. interesat, mund të jenë të panumërta, e bën një kategorizim të ngjashëm: a) ato për të cilat është i interesuar një segment i rëndësishëm, në mos shumica e popullsisë, b) ato, realizimi i të cilave ndihmohet nga qeveritë nacionale, dhe c) ato, të cilat kanë efekte të konsiderueshme te pjesëtarët e kombeve tjera. Ai e pranon ekzistencën e interesave kompetitive (maksimalizimi i fuqisë) dhe të atyre absolute, por ky tipologjizim e përshkon tej për tej ndarjen e qëllimeve nacionale në 4 kategori të tjera të gjera: a) fuqia si qëllim nacional mbështetet në faktin se çdo vend kërkon të jetë zot në shtëpinë e vet dhe i lirë nga kontrolli i huaj. Në këtë kuptim, fuqia ose forca nuk është qëllim në vete, por vetëm instrument për realizimin e qëllimeve të tjera. Nga ky aspekt, duke iu kundërvënë Morgentaos, ai thekson se "të gjitha shtetet përpiqen që së paku ta ruajnë minimumin e fuqisë, në mos për tjetër, atëherë për të gjallëruar si entitet politik *(vep.cit.f.66).* Pasuria është qëllim kompetitiv, por edhe absolut. Si minimum ajo është e domosdoshme për ekzistimin e shteteve. Ajo e përfshin territorin adekuat, pasuritë natyrale dhe tepricën e prodhimit (mbivlerën) e cila shfrytëzohet për investime të mëtejshme dhe për mirëqenien e elitës së shtetit. Pasuria shprehet përmes standardit të jetës dhe është karakteristikë e shoqërive dinamike, por edhe e të gjitha kombeve moderne, c) qëllimet kulturore. Meqë shumica e shteteve nuk janë vetëm njësi politike por edhe kulturore, ruajtja e vlerave kulturore është poashtu interes nacional i çdo shteti. Këto vlera shprehen si mënyrë e jetës së përbashkët (p.sh., "american Way of life"), si preferencë e gjuhës së përbashkët ose edhe të institucioneve politike, ekonomike dhe religjioze. Pavarësia si interes vital i çdo shteti "e mundëson afirmimin e kulturës nacionale, ndërsa pushtimi i huaj mund ta absorbojë ose radikalisht ta ndryshojë"*(vep.cit.f.69).* Për ruajtjen e vlerave kulturore shtetet përdorin instrumente të ndryshme politike (p.sh. kufizimi i imigrimit në vendet anglosaksone dhe në Evropë). Mirëpo kultura gjithashtu mund të jetë edhe barrierë për ndryshimet e nevojshme teknologjike, sidomos në vendet në zhvillim. Andaj, Organski e quan politikë të drejtë të qeverive të këtyre vendeve atë që i lejon ndryshimet në kulturën e vendeve të tyre në përputhje me traditën pozitive kombëtare dhe me kërkesat e epokës, d) paqja, si interes nacional, do të thotë mungesë e luftës që shteteve ua siguron realizimin e interesave të tjera të lidhura me maksimalizimin e fuqisë. Shumica e teorikëve të provenincës perëndimore bën klasifikime të ngjashme të interesave, por duke i plotësuar interpretimet. Marksistët dikur e bënin dallimin midis a) interesave unike (që e gëzonin përkrahjen e pjesës më të madhe të popullsisë) dhe atyre divergjente (që u shërbenin grupeve të ndryshme brenda shoqërisë). Teorikët e botës perëndimore këto i emërtonin si interesa të qarta dhe difuze; b) midis interesave nacionale dhe atyre humanitare. Distinkcioni mbështetej në pyetjen se a thua interesi i përgjithshëm i një shteti është i dobishëm edhe për shtetet tjera dhe për njerëzimin në përgjithësi? Vështirësia e këtij distinkcioni lidhet me çështjen e insistimit të shteteve në karakterin universal të qëllimeve të tyre. Britanikët dikur mendonin se "Paxa Britanica", d.m.th. paqja e vendosur me imponimin britanik, është në interes të të gjitha kombeve, sikur që këtë sot e besojnë amerikanët; c) midis qëllimeve të përgjithshme dhe atyre specifike. *Në të vërtetë, qëllimet zakonisht janë specifike, por prezentohen si të përgjithshme*; d) midis qëllimeve të proklamuara dhe atyre aktuale (kur shtetet proklamojnë realizimin e qëllimeve të

caktuara dhe pastaj, në vend të tyre e bëjnë realizimin e qëllimeve të tjera), dhe e) midis qëllimeve të status quo-së dhe atyre dinamike (kur gjendja ekzistuese e gjërave konsiderohet e përshtatshme për realizimin e interesave të caktuara, përkatësisht, kur ndryshimi i kësaj gjendjeje e bën të mundur realizimin e tyre praktik.

Klasifikimet marksiste të interesave, ndonëse me interpretim të veçuar, esencialisht nuk ndryshojnë nga klasifikimet e teorikëve të tjerë të Perëndimit. Për këtë shkak ato do të konsiderohen si kontribut i veçantë ndaj zhvillimit të mendimit politik mbi këto çështje, por nuk do të pajtohemi me relativizimin e nacionales në favor të klasores. Andaj, ndonëse rangimet e ngjashme të interesave nuk mund të jenë imune nga kritika, do të përfundojmë me klasifikimin që e bëri Profesor Northexhi (F.S.Northedge) nga Londra. Duke tërhequr vërejtjen mbi faktin se artikulimi i interesave ndryshon në mënyrë konstante gjatë kohës, fillon nga 1) ajo që quhet interes vital i kombit, të cilin e identifikon me vetprezervimin, me ruajtjen e integritetit fizik të vendit dhe të unitetit të popullit apo popullsisë, kur është fjala për vendin multinacional. Menjëherë pas tij vjen 2) ruajtja e pavarësisë, që e nënkupton lirinë relative të shtetit për të mos e lejuar përzierjen në punët e tij të brendshme; 3) tërësia e atributeve që nënkuptohen me fjalët influencë, autoritet ose status, 4) totaliteti i interesave materiale të shtetit (investimet, por edhe ruajtja e *status quo-së*, që i përgjigjet vendeve të zhvilluara, dhe 5) lufta për rritjen e standardit *(shih F.S.Northedge, The Foreign Policyes of the Powers, The Freedom Press, N.Y.1974, f.20-21)*

**Kritika franceze, konteksti evropian**

Kritika franceze ndaj botëkuptimeve anglosaksone të kategorisë së interesit ka përmbajtje të njëjtë: maksimalizimin e fuqisë, por kontekst të ndryshëm, pozitën e Francës në Evropë. Gjatë dy shekujve të fundit (XVIII-XIX) Franca e konsideronte veten si fuqi më të madhe ushtarake të Evropës, ndonëse vazhdimisht ndodhej në raporte rivaliteti me Britaninë e Madhe. Ka qenë e mundur prej koalicionit të madh evropian në luftrat e Napoleonit (fillim i shek.XIX), por kjo nuk ka ndikuar në humbjen e vetëbesimit kolektiv: "Zotëri, -thoshte Tallierandi, - e nënshtruat me shpatë Francën, por s'do të mund të uleni dot mbi majën e saj". Fjalët e Tajleranit, ministër i atëhershëm i punëve të jashtme, e kishin kuptimin e barazisë, në mos edhe të superioritetit të Francës, në raport me secilën fuqi evropiane veç e veç. Territori asaj ia mundësonte daljen në det (Oqeani Atlantik) dhe shndërrimin në fuqi detare. Rivaliteti me anglezët, në kohën moderne, lidhej me kontrollin e rrugëve detare që të çonin në kolonitë e tyre në Afrikë dhe Azi. Ndërkaq, në Lindje, që nga lufta me prusianët (1870), gjermanët u shndërruan në një rival të saj të rrezikshëm për shkak të resurseve më të mëdha natyrore dhe për shkak se me numrin e popullsisë dhe të shtimit vjetor të saj (prej vitit 1905 Gjermanisë i shtoheshin nga 5 milionë banorë të rinj në vit) ia tejkaloi Francës: "Prej vitit 1870, dhe aq më tepër, prej vitit 1914 e këtej, shkruan një historian i njohur, -Franca në mënyrë morbide ishte e vetëdijshme për dobësitë e veta në raport me Gjermaninë"*(shih E.H.Carr, International Relations Between the Two World Wars, St.Martin's Press,N.Y.f.26).* Ky vullnerabilitet bënte që francezët interesat e tyre nacionale t'i perceptonin në "miqësi me rusët, në njërën anë, dhe në përpjekje të vazhdueshme për posedimin e Rhinit (Rajnës) dhe të urave të saj në anën tjetër". Në qoftë se kjo nuk tregohej e mundshme, atëherë ajo e tentonte posedimin e bregut të saj lindor (nga ana e Francës) ose së paku demilitarizimin e kësaj zone, qoftë edhe për një kohë të caktuar, siç ishte rasti me marrëveshjet e Versajit të vitit 1918. E ndodhur midis rrezikut nga ekspansioni gjerman dhe rivaliteti detar me anglezët, gjatë një kohe të caktuar, interesin e sigurimit të saj (interes vital) e kërkonte në rolin e rojtarit të status quo-së territoriale që ishte vendosur në kuadër të Ligës (Lidhjes së Kombeve), e pastaj edhe në rolin e garantit të një varg marëveshjesh që njihen me emrin e Antantës së Vogël (Çekosllovakia, Rumania, Jugosllavia) e cila esencialisht, përkundër animozitetit me komunizmin Sovjetik, prapseprapë,

si një rryp gati i pandërprerë i shtrirjes së sllavizmit gjer në Adriatik, e siguronte Francën nga depërtimi gjerman.

Duke u nisur nga perceptime të tilla të pozitës gjeopolitike të Francës, Pjer Rënuvë e Zhan Baptist Dyrosell, (Pierre Renouvin dhe Jean Baptiste Duroselle) bënë nga një vështrim kritik lidhur me kategorinë e interesit; "Ideja mbi interesin nacional, -thonë këta, -korrespondon me besimin në të vërtetë konfuz që në një situatë të dhënë, objektivisht është e mundur të përcaktohen qëllimet, të largëta dhe të afërta, të cilat kombet duhet t'i ndjekin" *(shih P.Renouvin, J.B.Duroselle "Introduktions a l histoire des Relations Internationales, Librairie Armand Colin, Paris, 1970, f.134).* Për Francën, e cila kolonitë e veta i konsideronte departamente të shtetit francez, identifikimi i interesave të vendeve të kolonizuara me interesat çlirimtare që i artikulonin elitat e tyre nuk ishte i pranueshëm. Për këtë shkak, Renuvë dhe Dyrosell, të dëshpëruar me politikën e qeverive të veta (që ndërroheshin sukcesivisht), sepse nuk e gjenin dot rrugën e harmonizimit të këtyre interesave, pyetën: "A thua interesat superiore të shtetit, të involvuara aq shpesh, mos janë, përveç në raste të rralla, një mënyrë e kamuflimit të interesave shumë më pak fisnike, dhe gjithsesi të veçanta?"*(vep.cit.f.135).* Megjithatë, pavarësisht nga hamendjet, konstatojnë se "Të gjithë burrat e shtetit me përgjegjësi, doemos duhet të formojnë, dhe objektivisht e formojnë, një përfytyrim, më pak ose më shumë stabil, më pak ose më tepër preciz, më pak ose më tepër të elaboruar, mbi interesin nacional"*(ibd).* Dhe ky gjithsesi nuk mund të jetë identik me atë të anglo-saksonëve (gjë që i prekte amerikanët) të cilët vazhdimisht pohojnë se interesat e njerëzimit në tërësi, dhe jo ato të kombeve të tyre, e paraqesin qëllimin primar të aksioneve të tyre. "Ata, anglosaksonët, të rrethuar me vende të dobëta ose miqësore, gjë që nuk ishte rasti me Francën, dhe larg nga Evropa, duke disponuar territor kolosal me resurse të begatshme (sidomos amerikanët) shumë shpejt filluan të besojnë se kjo pozitë e jashtëzakonshme rezultonte nga një mbrojtje speciale e providencës, në mbështetje të karakterit moral të politikës së jashtme amerikane" *(vep.cit.f.316).* Autorët në fjalë në të vërtetë aludojnë në pozitën e avancuar të shoqërisë amerikane në raport me ato të Evropës, dhe në angazhimin amerikan në favor të demokracive evropiane (luftërat botërore). Përndryshe, H.Morgentao dhe Xhorxh Kenan e filluan të parët kritikën kundër botëkuptimeve të tilla amerikane (American Diplomacy, 1950), duke u mbështetur në parimin i cili thotë që "zotimi se do të jesh i virtutshëm nuk është vetë virtuti", dhe pasi që aksionet politike amerikane filluan shpesh të binin në kundërshtim me parimet e doktrinës. Për autorët e përmendur francezë, esenca e çështjes reduktohet në pyetjen nëse morali privat dhe interesi nacional i formuluar dhe i kuptuar më së miri mund të koincidojë me interesin e njerëzimit në tërësi? Në zgjidhjen e kësaj çështjeje u thirrën në Enciklikën "Pacem in Terris" (Paqa në botë) të Papës Xhovani XXIII, sipas së cilës "i njëjti ligj moral që e rregullon jetën e njerëzve, duhet gjithashtu t'i rregullojë edhe raportet midis shteteve". Vështirësia megjithatë qëndron në shquarjen e interesave të njëmendëta nacionale, meqë interesat partikulare, të veçanta dhe egoiste, shpesh vishen me petkun e të parit. Gjithnjë duke pasur parasysh pozitën e Francës, autorët e përmendur francezë interesin nacional e kuptojnë si sigurim të shtetit (pa marrë parasysh se çfarë, homogjen, multinacional, historik apo tjetër) të cilin e përbëjnë elementet në vijim: a) ruajtja e pavarësisë dhe sovranitetit, b) ruajtja e integritetit territorial, c) ruajtja e popullsisë, etj. Sigurimi mund të jetë aktiv (kur kërkohet sigurimi i vijës së mbrojtjes strategjike, duke e pushtuar atë) ose pasiv (evitimi i luftës, kompromisi me qëllim të përfitimit në kohë ose të realizimit të qëllimeve të tjera). Pasi që të jenë siguruar elementet përbërëse të sigurimit nacional, shtetet mund të zgjedhin prioritetet midis:

-serisë së qëllimeve abstrakte: fuqia, pasuria, vlerat, dhe

-serisë së qëllimeve konkrete: hapësira-ari-popullata *(vep.cit. f.324).*

Nga ky rangim i interesave kombëtare nuk është vështirë të konkludohet se megjithë kritikën në adresë të teorive anglosaksone, edhe teoria franceze e P.Rënovënit dhe

J.B.Dyrosellit në të vërtetë është e ngjashme. Ndryshimet kanë të bëjnë me tendencën që edhe në nivel teorik Francës t'i sigurohet një vend i veçantë, një status origjinal në mesin e teorive të tjera të proveniencës perëndimore, të cilën Dë Goli përpiqej ta siguronte në planin praktik politik.

**Në vend të epilogut**

Veti e përbashkët e teorive të parashtruara të botës perëndimore është fakti se gati të gjitha nisen nga botëkuptimi biologjik i natyrës së njeriut si agresive dhe këtë pastaj e zgjerojnë në raportet midis shteteve: me aktin e lindjes së njeriut përcaktohet nevoja e tij për të jetuar, me aktin e formimit të shtetit, përcaktohet nevoja e tij për të ekzistuar. Nga këto premisa nxirret konkludimi se sigurimi i jetës së shtetit (si edhe tek njeriu) është interes i tij vital. Meqë shteti dhe kombi janë një, atëherë ai është interes vital edhe i çdo kombi. Pika e dytë e përbashkët e këtyre teorive është e lidhur me faktin e maksimalizimit të fuqisë. Me fjalë të tjera, për ta ruajtur pavarësinë politike dhe integritetin e tyre territorial, shtetet (ashtu si edhe njerëzit) kanë nevojë të forcohen, d.m.th. ta shtojnë fuqinë e tyre. Sipas disave, fuqia është qëllim në vetvete, por edhe instrumenti i luftës për ekzistencë, e cila pastaj e nxit që të dominojë: "Ja rrënjët reale të imperializmit, -shkruan një profesor i Universitetit të Harvardit, -organizimi anarkik i sistemit ndërkombëtar të shteteve", sepse, tendenca e vazhdueshme e shteteve për fuqi në lojën e vjetër të njohur të fuqisë, bën që ato "t'i dorëzohen tentimit për të dominuar për shkak se janë të motivuara ta maksimalizojnë pozitën e vet individuale të fuqisë, sepse janë të preokupuara jashtëzakonisht me problemin e sigurisë nacionale, sepse sistemi formalisht është në gjendje anarkie. Logjika e dominacionit buron drejtpërsëdrejti nga ekzistimi i sovraniteteve konkurrente nacionale *(shih Benjamin J.Cohen, The Question of Imperialism, Basic Books, Inc. Publishers, N.Y.1973.f.245).* Ky ligj, sipas botëkuptimeve të porsashtruara, është i përjetshëm. Lufta e përjetshme e shteteve për fuqi në sistemin e tillë ndërkombëtar anarkik të shteteve megjithatë rezulton në njëfarë rendi, veçse rendi i tillë është rezultat i drejtpeshimit të forcave, dhe jo rezultat i veprimit të faktorëve dhe ligjshmërive të tjera. Në këtë luftë të përjetshme të shteteve për fuqi, disa shtete-kombe, shpërthejnë në sipërfaqe, dalin të parat si më të forta. Sipas të njëjtit "ligj natyral" ato e përvetësojnë të drejtën "t'i gëlltisin" kombet ose shtetet më të vogla, në tërësi ose vetëm pjesërisht. Në qoftë se disa shtete-kombe më të vogla mbeten në sipërfaqe, ato këtë nuk e kanë bërë me forcën e vullnetit të tyre, por vetëm duke iu falenderuar aleancës ose miqësisë me shtetin (kombin) më të madh dhe afërsisë së interesave me të; ligjit të drejtpeshimit ose mungesës së interesave të të mëdhenjve. Me këtë, botëkuptimet e tilla arritën gjer në konsekuencat e tyre ekstreme: logjika e brendshme, inherente, e fuqisë, vazhdimisht insiston në rritjen e saj. Nuk do mend se amerikanët, sidomos pas luftës me Irakun, këtë e arsyetojnë me vendosjen e një rendi të ri në sistemin ndërkombëtar juridik, të cilin ata do ta mbronin me fuqinë e armës së tyre. Në natyrën e këtyre teorive, me fjalë të tjera, e kjo është me rëndësi të parëndomtë, është arsyetimi i tendencës së universalizimit të këtyre raporteve në nivel planetar. Në kontekst të këtyre tendencave doemos duhet vënë edhe proceset integrative të Evropës, të cilat gjer kah fundi i viteve 80 duket se i pengonte ideologjia komuniste, kurse tani duket se paraqiten si pengesë tendenca të ngjashme të palës tjetër. Është e pamundur të perceptohet interesi nacional i shqiptarëve në mënyrë të drejtë, pa kuptimin e thelbit të interesave dhe të botëkuptimeve edhe të palës tjetër. Territoret ku shtrihemi ne ishin vende të ndeshjes së botëkuptimeve dhe të interesave globale. Për këtë shkak, është me interes shqyrtimi i botëkuptimeve edhe të palës tjetër.

## 4. SHTETI DHE INTERESAT VITALE TË KOMBIT -II

### B) Teoritë e proveniencës së Lindjes

**Populli /kombi/-shtet Sovjetik**

Presidenti amerikan Bush në një fjalim të ngazëllyer me të cilin arsyetohej lufta me Irakun dha të kuptohej se demokracia do të duhej të sundonte kudo. Ai theksoi se Amerika do t'i mbrojë shtetet e vogla, po qe se ato do ta akceptonin demokracinë, dhe se do t'i luftonte regjimet politike që do t'i kanoseshin parimeve të saj universale. Në frymën e teorive tashmë të parashtruara në DEA, presidenti Bush rolin e SHBA-ve e sheh në funksion të garantit të raporteve ashtu të universalizuara dhe të shtrira në tërë globin tokësor. S'ka dyshim se ky është një ideal i përhershëm i politikës amerikane. Mirëpo presidenti Bush me atë rast nuk e shpjegoi natyrën e vërtetë të raporteve me sovjetikët. Ndërkaq ata që e përcillnin me vëmendje luftën me Irakun, nuk mbetën pa e vënë re se përkundrejt dëshirës së disa qarqeve politike (veçanërisht të lidhura me Izraelin) që ta vazhdonin luftën edhe në territorin e Irakut, dhe jo vetëm në atë të Kuvajtit, gjer në eliminimin përfundimtar të faktorit ushtarak irakian dhe të Sadam Huseinit, prapseprapë qenë të shtrënguar t'i ndërprisnin operacionet luftarake me të çliruar Kuvajtin. Nuk mbetën pa u vënë re as insistimet e herëpashershme të zyrtarëve sovjetikë që SHBA-të t'i përmbaheshin rezolutës së KS të OKB, e cila e kërkonte çlirimin e Kuvajtit por jo edhe nënshtrimin e Irakut. Këmbimi i vazhdueshëm i porosive midis zyrtarëve të të dy palëve duket se ndikoi në përfundimin e luftës brenda suazave të vëna të rezolutës në fjalë të Këshillit të Sigurimit, ndonëse zhvillimi i ngjarjeve atje (në Irak) akoma nuk ka përfunduar. Me fjalë të tjera, s'ka dyshim se administratat amerikane gjatë tërë periodës së pas Luftës së II Botërore, por edhe tani, BRSS-në e konsideronin si rival të barabartë me veten; një pol tjetër të drejtëpeshimit bipolar të forcave; pjesëmarrës aktiv të garave në armatim dhe në zhvillimin global të shoqërisë dhe rrezikues potencial të interesave globale amerikane. Mirëpo tejkalimi i luftës (politikës) së ftohtë; përfundimi me sukses si i detente-it në marrëdhëniet midis dy superfuqive dhe veçanërisht rënia e komunizmit në vetë Bashkimin Sovjetik dhe në tërë Evropën Lindore, ka shtruar pyetje të reja dhe ka nxitur shpresa të mëdha te popujt që ndodhen brenda Bashkimit Sovjetik, por edhe brenda sferës së interesave globale sovjetike. Një pjesë e vogël e opinionit edhe ndër ne në Kosovë, e nxitur nga këto procese, filloi menjëherë jo vetëm të riorientohet, por edhe të ri-rreshtohet: dikush në funksion të interesave egoiste individuale, dikush tjetër në funksion të interesave të sektorëve të harruar shoqërorë dhe politikë, të tjerët në funksion të drejtpërdrejtë të interesave të qarqeve të ndryshme politike në Perëndim, të cilët kujtojnë se u ka ardhur koha e larjes përfundimtare të hesapeve me komunizmin e dikurshëm, ndërsa të tjerët ndershmërisht e besonin hapjen e rrugës për çlirim definitiv, por paqësor, nga "përqafimi vëllazëror" i sllavëve të jugut. E keqja është se ata rënien e komunizmit në tërësi e morën si mundje të tij nga ana e Perëndimit, si fitore definitive dhe të pakontestueshme të amerikanëve në rivalitet me sovjetikët dhe jo si dështim të një modeli zhvillimor. Dallimi midis dështimit dhe fitores është i vogël, por tejet i rëndësishëm. Fitorja e nënkupton dorëzimin e kundërshtarit pa ndonjë kusht të veçantë. Ndërkaq, dështimi e nënkupton dorëzimin edhe të vullnetshëm të rivalit në lojën e rivalitetit. Andaj, në qoftë se do të mund të flitej për mundjen e komunizmit, atëherë do të duhej të flitej për mundjen ekonomike dhe teknologjike, për mundjen e modelit zhvillimor, i cili për shkak të faktorëve objektivë që e përbëjnë fuqinë akoma nuk mund të konsiderohet, (dhe vështirë që ndonjëherë do të mund të konsiderohet, pa ndonjë luftë totale midis dy superfuqive) edhe mundje politike. Komponenta e tillë e pranishme në proceset e tanishme politike nuk ishte e njohur për këto forca, ose edhe ishte, po injorohej me qëllim prej tyre. Mirëpo injorimi i një komponente të tillë në formulimin dhe në zhvillimin e ndonjë politike të caktuar vetanake mund të të çojë vetëm në aventurizëm, ndonëse mund të jetë e kuptueshme vetëm për këtë fazë të tanishme të zhvillimit të proceseve politike. Megjithatë nuk mund të jetë i kuptueshëm agresiviteti i bartësve të kësaj tendence, të cilët luftën

e argumenteve e zëvendësojnë me trillime, me shpifje e me intriga. Fjala është për një shqyrtim dhe për një qasje më serioze ndaj problemeve të rënda dhe delikate dhe jo për luftën për pushtet. Me të le të merren ata që s'kanë ndonjë punë tjetër, por le të mos shpresojnë se kjo gjë do t'u sjellë lumturinë.

Me supozimin se Bashkimi Sovjetik nuk do të shthuret si shtet, ndonëse disa procese që po zhvillohen atje të japin një përshtypje të tillë, precizimi i interesave globale ruso-sovjetike shndërrohet në një çështje të një rëndësie vitale për shqiptarët dhe jo një çështje e përshtatshme vetëm për diskutime akademike. Diskutimi emocional mbi këtë çështje, nga ana tjetër, sikundër që u theksua më lart, dhe sikundër që vihet re nëpër faqet e gazetave në gjuhën shqipe, por edhe në bisedat verbale, është i mundshëm, por jo edhe frutdhënës. Politikisht është steril, t'i shpenzon kot energjitë, i sfilit shpirtërat, dhe gjithnjë i rezervon mundësitë për paraqitjen e konsekuencave të panjohura. Duke u nisur nga këto premisa, shqyrtimi i kësaj teme në këtë tekst është i zhveshur nga paragjykimet dhe nga ngarkesat emocionale. Gjërat janë ditur, vetëm është i nevojshëm rivlerësimi i tyre nga pozitat e kontekstit të ndryshuar. Ndërkaq, mbase edhe nuk janë ditur për aq sa është kujtuar.

**Nga biseda me amerikanin**

Literaturë politike mbi perceptimin e interesave vitale të shtetit sovjetik, në mënyrën si shqyrtohen ato në botën e Perëndimit, në Lindje nuk ka, për shkak se këtij problemi autorët sovjetikë gjer më tani i janë qasur nga aspekti i ideologjisë komuniste. I intriguar me aspektin teorik të çështjeve të tilla, gjatë viteve 1977-78 vija re se shumica e autorëve perëndimorë, pothuajse të gjitha institucionet hulumtuese sovjetologjike në SHBA e gjetkë, si dhe shumë institucione të tjera të themeluara apo të ndihmuara nga qeveritë, në thelb të interesimit të tyre hulumtues-kërkimor e kishin qoftë zgjidhjen (rregullimin) e çështjes nacionale në BRSS, qoftë armatimin nuklear dhe aftësinë e bartjes interkontinentale të ngarkesave nukleare dhe termonukleare. Në esencë të interesimit të tyre, me fjalë të tjera, ishin po ato premisa të interesave vitale të shtetit sovjetik, që i kishin për shtetet e veta: sigurimi i shtetit dhe maksimalizimi i fuqisë së shtetit sovjetik: "Interesat materiale dhe jo idetë, -do të thoshte Maks Weber, -dominojnë në mënyrë të drejtpërdrejtë mbi veprimet e njerëzve." Përkthyer në gjuhën e politikës ndërkombëtare, ky konstatim i Weberit do të shpjegohej si vijon: fuqia materiale e shtetit është ajo që duhet të merret në konsiderim dhe jo ideologjia e tij. Gjatë një bisede me një autor tejet kompetent amerikan të studimeve politike, emrin e të cilit nuk do ta përmendja për arsye private (d.m.th., jo shtetërore), pyetjes sime se përse institucionet sovjetologjike në Amerikë në thelb të interesimit të tyre e kanë rregullimin e çështjes nacionale në Bashkimin Sovjetik, ai iu përgjigj: "Por ata po na shkaktojnë probleme brenda sferës së interesave tona. Është e udhës t'ua kthejmë." "Profesor, -i pata thënë unë, -Walter Lipmani dhe një plejadë e tërë autoritetesh amerikane nga kjo fushë pohojnë se interesat amerikane dhe ato ruse askund nuk konfrontohen drejtëpërsëdrejti. Ndërkaq kjo që po më thoni tani është çështje e konfrontimit të interesave nacionale apo çështje e rivalitetit të ineresave globale?"."Mirëpo djalosh, -më tha ai (ishte shumë më i vjetër se unë), -sikur të mos ekzistonin rusët, me kë do të mateshim ne?". "Mbase nuk do t'ju pëlqente roli i xhandarit të vetëm", -përfundova unë. Profesori u qesh. Ndërkaq, me vete mendoja se çështja e Republikës eventuale të Kosovës (atëherë akoma ishte eventuale) mund të konsiderohej vetëm çështje rivaliteti, pa cënimin e paqes në këto troje. Natyrisht këtë nuk ia thashë, por ika me bindjen se do të kuptoheshim edhe po t'ia thoja. *Rusët do të duhej të pajtoheshin doemos me një gjë të tillë, ngase Republika e Kosovës esencialisht do të ishte barazim i pozitave me anglosaksonët në sferën e interesave globale të të dy palëve.*

**Përbërja nacionale e BRSS**

BRSS, siç dihet, është një shtet multinacional me mbi 108 nacionalitete, pa e përfshirë popullsinë e cilësuar si "të tjerët". Dhe kjo sipas regjistrimit të vitit 1956, ngase ky përmbante të dhëna më të sakta, *(shih Anne Sheehy, "Population Trends in Central Asia and Khazakhstan", 1959-1965, Central Asian Rewiew, nr.4.1965).* Ndërkaq teorikët sovjetikë në shkrimet e tyre rëndom thirren në numrin e mbi 100 nacionaliteteve (term me të cilin përfshihen si kombet ashtu dhe kombësitë). Thuhet se në BRSS shkruhet në 75 gjuhë të ndryshme, 40 prej të cilave e kanë fituar alfabetin dhe nivelin e shkrimit vetëm pas Revolucionit të Tetorit të vitit 1917 *(shih "The Theory and Practice of Proletarian Internationalism" USSR Academy of Sciences, Progress Publishers, Moscow, 1976, f.158)* kushtetuta sovjetike i njeh 58 njësi politiko-administrative, 15 prej të cilave e kanë statusin e republikave sovrane të Unionit (republikat federale); 2 nga ato e gëzojnë statusin e republikave autonome; 8 janë krahina autonome dhe 10 të tjera njihen si krahina apo regjione nacionale. Prej afro 300 milion banorëve (më sakt 290 milion) rreth gjysma e tyre janë rusë, kurse gjysma tjetër është e shpërndarë në 14 republikat tjera (145 milion rusë. 145 milion jo-rusë). Sipas autorëve amerikanë (dhe ata sigurisht që janë të mirë-informuar) rreth 25 milion njerëz të përkatësisë kombëtare ruse jetojnë nëpër viset tjera të përzier me kombet jo-ruse, dhe rreth 40 milion jo-rusë jetojnë jashtë territoreve të tyre etnike. "Këta të huaj, - shkruan një autor i impresionuar nga kjo gjendje, -të cilët të kombinuar janë mbi 65 milion njerëz, paraqesin shkak potencial rrënues, sikundër që mund të jenë viktimë e çdo lufte të gjerë nacionale." Këtë fakt ai e ilustron me tabelën vijuese:

PËRBËRJA NACIONALE E REPUBLIKAVE TË BASHKIMIT SOVJETIK

| Republika | Popullsia në milionë | vendas në % | rusë në % | të tjerë në % |
|---|---|---|---|---|
| Rusia | 137,6 | 83 | 83 | 17 |
| Ukraina | 46,8 | 75 | 19 | 6 |
| Uzbekistani | 15,4 | 66 | 13 | 22 |
| Bellorusia | 9,6 | 81 | 10 | 9 |
| Azerbajxhani | 6,0 | 74 | 10 | 16 |
| Gruzia/Xheorgjia | 5,0 | 67 | 9 | 25 |
| Moldavia | 3,9 | 65 | 12 | 24 |
| Taxhikistani | 3,8 | 56 | 12 | 32 |
| Kirgizia | 3,5 | 44 | 29 | 27 |
| Lituania | 3,4 | 80 | 9 | 11 |
| Ermenia | 3,0 | 89 | 3 | 9 |
| Turkmenia | 2,8 | 57 | 15 | 29 |
| Letonia | 2,5 | 57 | 30 | 13 |
| Estonia | 1,5 | 68 | 25 | 7 |

Tabela është e bazuar në regjistrimin e vitit 1979 *(shih Zbigniew Brzezinski, Post-Kommunist Nationalism, Foreign Affairs, Winter 1989/90).* Përfundimi implicit dhe eksplicit i tabelës është se BRSS-ja duket sikur është e pamundur të shthuret pa trazira të mëdha që do ta kanosnin paqen dhe stabilitetin në botë. Këtij përfundimi i bashkangjiten gati të gjithë njohësit e kësaj problematike, por edhe Georg Kennan, babai i pakontestueshëm i politikës së SHBA ndaj BRSS.

**Instruksionet e Kennanit**

Ambasador amerikan në Moskë gjatë viteve 50, Georg F. Kennan (takimet me të gjatë vitit 1976 në Dubrovnik, për shkak të humanizmit të theksuar politik, më impononin respekt), me

artikujt e tij mbi shoqërinë sovjetike dhe mbi determinantat fundamentale mbi të cilat do të duhej të mbështetej politika amerikane ndaj sovjetikëve e shndërruan atë në analitik përmasash botërore. Në vitet e fundit të pleqërisë ishte profesor emeritus në Shkollën e Studimeve Historike të Institutit për Studime të Avancuara në Princeton, New Jersey (Prinston, Nju Xhersi). Ajo që ia dha atij statutin e gjeniut në teorinë politike amerikane është artikulli i tij "America and the russian future" (Amerika dhe e ardhmja ruse), botuar për herë të parë në prill të vitit 1951 në revistën "Foregn Affairs" me të cilin i anticipoi gati në tërësi ndryshimet e sotme në BRSS kur edhe i dha drejtimet kryesore me të cilat do të duhej të udhëhiqej politika amerikane ndaj rusëve në kontekstin e ndryshuar politik. Për shkak të rëndësisë së jashtëzakonshme të këtij artikulli, revista në fjalë e ribotoi atë në tërësi dhe pa asnjë ndryshim në numrin e vet të pranverës së vitit 1990. Dhe për shkak se politika zyrtare amerikane ndaj BRSS akoma edhe sot i përmbahet instruksioneve të Kennan-it, në këtë tekst do të veçohen nga ky artikull disa pika të shkurtra.

Kennani niset nga një konstatim i pranueshëm se 1) në Rusinë cariste realisht kishte munguar tradita e pronës private në industri "buisnessi i madh i brendshëm,- thotë ai,- ishte më tepër tregtia se sa industria. Ekzistonte një klasë tradicionale tregtarësh thellësisht ruse, por nuk ishte në përgjithësi e njohur apo e respektuar për gjerësi botëkuptimesh ose për çfarëdo koncepti të vetëdijshëm të përgjegjësisë së vet ndaj shoqërisë. Portretimi i saj në literaturën ruse është në përgjithësi negativ dhe depresiv". Ndërkaq, pronarët e tokave, shija dhe paragjykimet e të cilëve ishin autoritative në fushën sociale, e drejtonin shikimin kah buissnessi, por i shmangeshin pjesëmarrjes në të. Andaj, "çfarëdo që të ketë qenë prona private në Rusi, ajo nuk arriti të ketë asgjë që do t'i ngjante respektit dhe rëndësisë në sytë e popullit të vet, e cila u arrit në vendet e tjera merkantile".

Komunizmi që e ndërpreu traditën e vjetër ruse, nuk solli tradita të reja. Megjithatë, meqë "çfarëdo sistemi që zgjat me dekada të tëra nuk mund të jetë tërësisht pa merita", amerikanët nuk duhet të presin që "alternativa e kërkuar e bolshevizmit të jetë replikë e ëndrrës demokratike të Perëndimit"; 2) se amerikanët duhet ta braktisin tendencën e vlerësimit të të tjerëve sipas kutit të vet, d.m.th. sipas asaj se sa të tjerët u përngjajnë amerikanëve. Kennani në këtë pikë thirret në Alexis de Tocqueville (Aleksis dë Tokëvill) i cili qysh në vitin 1831, duke shkruar nga SHBA, kishte vënë re se: *"Sa më tepër që shoh nga ky vend aq më shumë bindem në të vërtetën e cila më përshkon tej e përtej, se nuk ka asgjë absolute në vlerësimet teorike të institucioneve politike dhe efikasiteti i tyre varet gati gjithmonë nga rrethanat origjinale dhe nga kushtet sociale të popullit te i cili ato zbatohen". (shih Alexis de Tocqueville, Demokracy in America, Doubleday and Company Inc. N.Y.1969).* (Duke e ditur orientimin amerikan që nga kjo kohë, autori i këtyre rreshtave nuk e ka kuptuar ndonjëherë hidhërimin e njerëzve që mbajnë lidhje me Amerikën për shkak të insistimit të tij në demokracinë autentike). Në pajtim me këtë botkuptim, G. Kennan qysh në v. 1951 kërkon: "Jepuni atyre (mendon në rusët) kohë. Lërini të jenë rusë! Le t'i zgjidhin problemet e tyre të brendshme në mënyrën e vet! Rrugët nëpër të cilat popujt avancojnë drejt dinjitetit dhe vetëdijësimit në qeverisje janë ato që i përbëjnë proceset më të thella dhe më intime të jetës nacionale". Kennan-i ndërkaq nuk ishte kurrfarë rusofili. Artikulli i tij i famshëm i nënshkruar me «X», dhe depeshat e tij diplomatike drejtuar State Departament-it, sovjetikëve u kushtuan shumë shtrenjtë gjatë luftës së ftohtë politike të periodës së mëvonshme, pavarësisht nga fakti se atë e formoi Xhon Foster Dalls (John Foster Dulles). Fjalët e cituara nuk e kanë kuptimin e mbrojtjes së rusëve, por të kujdesit që të mos shkaktohet konfuzion i cili do t'i rrezikonte interesat amerikane. Humanisti politik Kennan nuk mbetet në sferat e romantizmit politik. Ai është realist dhe i kthehet praktikës politike: 3) Interesi nacional rus, mendon ai, në rrethanat e ndryshuara, jo vetëm që do të vazhdojë të ekzistojë, por edhe do të riafirmohet me siguri më fuqishëm. Kundërvënja e hapur e këtij interesi është çështje vigjiliteti, në qoftë se do të binte ndesh me interesat nacionale amerikane. Amerikanët, pa frikë se do ta kalonin legjitimitetin e politikës së tyre, do të mund të insistonin që autoriteti i qeverisë sovjetike të mos e kalojë vijën përtej së cilës do të shndërrrohej në totalitarizëm; që rusët të përmbahen nga imponimi i një

zgjidhjeje opresive mbi popujt tjerë, që njëherë e përgjithmonë ta heqin murin e hekurt që i ndan dy botërat; që të pranojnë ca limite të brendshme të autoritetit të qeverisë dhe që ta braktisin si të pavlefshme dhe shkatërrimtare lojën e vjetër të ekspanzionit dhe të shtypjes imperialiste; 4) Kennan është i vetëdijshëm për ekzistencën e shumë nacionalizmave të tjerë, por vlerëson se ekzistenca e tyre ekonomike është e lidhur me atë të Rusomëdhenjve. "E ardhmja do të sjellë një minimum të ndërprerjes së këtyre lidhjeve dhe kjo në vete normalisht do të garantonte një lidhje më të afërt politike, e cila seriozisht do të varet nga shkalla e tolerancës së ndërsjellë dhe aftësia e kultivimit të lidhjeve të këtilla mes veti. *(shih Georg Kennan, America and the Russian Future, Foreign Affairs, Spring 1990)* . Humanisti Kennan (humanist për shkak se pavarësisht nga bindjet e tij politike, që mund të diskutohen, u besonte thellësisht parimeve demokratike) nuk i shpëton dot ndikimit të mendjemadhësisë së njohur anglo-saxone lidhur me faktin se vetëm ata dijnë të qeverisin, e jo edhe të tjerët, dhe se vetëm ata e njohin demokracinë, përderisa të tjerët akoma duhet ta mësojnë. I ndikuar nga kjo ndjenjë, Kennan në artikullin tjetër të titulluar «Komunizmi në historinë ruse», të cilin e botoi «Foreign Affairs» në numrin e vet të dimrit 1990/91, ripërshtatjen e raporteve ndërnacionale në Rusi e konsideron si të pashmangshme, por jo edhe pavarësimin e popujve sovjetikë. Fakti se të tri republikat Baltike, -thotë ai, -e meritojnë pavarësinë e vet, dhe se eventualisht do ta kenë, është jashtë çdo dyshimi. Ndërkaq, ka të tjerë që e kërkojnë statusin e sovranitetit, por tek të cilët eksperienca dhe maturia e nevojshme e udhëheqjes, si dhe burimet e tjera esenciale, duhet akoma të demonstrohen. Ka edhe etnitete të tjera jo-ruse ku kërkesa për pavarësi ende nuk është e shtruar seriozisht dhe tek të cilat aftësia për t'i bartur shtrëngimet dhe përgjegjësitë e një statusi të pavarur është edhe më tepër në pyetje. Duke u nisur nga kjo bindje, Kennan konstaton se "asnjë model i vetëm, dhe bile as prej botës së jashtme, nuk do të mund të ishte përgjigje e dobishme për të gjitha problemet që do të rezultonin nga një ndryshim i tillë i situatës. Raportet që kanë ekzistuar midis shumë pjesëve joruse, -shton ai, -të kësaj strukture tradicionale shumë-kombëshe dhe qendrës ruse, kanë rrënjë të thella historike. Tepër pak njerëz do të ishin të përgaditur për situatën e cila do të paraqitej po qe se të gjitha këto lidhje do të ndërpriteshin menjëherë. Konfuzioni ekonomik do të ishte enorm. Aq më keq, sikurse e tregojnë faktet gjithnjë e më evidente, sikur disa entitete jo-ruse të lejohen befasisht vetëm, ato ose do të bënin luftë kundër njëra-tjetrës, ose do të shndërroheshin në subjekte të konflikteve të mëdha destruktive qytetare brenda kufijve të vet. Më në fund, është edhe problemi serioz që do të krijohej me fragmentimin e përgjegjësisë për armët nukleare që tani ndodhen në duart e sovjetikëve. Duke mos e fshehur shqetësimin e vet, Kennan përfundon me ankth: "…ajo që tani është duke u paraqitur në territorin tradicionalisht të njohur si Rusi nuk do të jetë dhe nuk mund të jetë Rusi e carëve. Dhe as që mund të jetë Rusi e komunistëve. Mund të jetë vetëm diçka esencialisht e re, konturat e së cilës, për ne, dhe bile edhe për vetë rusët, janë akoma të errëta" *(shiko, G.F. Kennan, Communism in Russian History, Foreign Affairs, Winter 1990/1991).* Mirëpo atë që Kennan-i nuk deshi ta thotë, duke e kërkuar kujdesin e politikës amerikane ndaj rusëve, është fakti se BRSS në kufijtë e tashëm, të cilët amerikanët do të dëshironin t'i rektifikonin në favor të republikave Baltike, i përgjigjet interesave globale të politikës amerikane: Sovjetikët në kufijtë e tanishëm janë pengesë e depërtimit aziatik në Evropë. Bashkimi i shthurur Sovjetik do të ishte territor transverzal i atij depërtimi si në kohën e dyndjeve mongole, shek. i XII-të. Nga ana tjetër, shthurja e Bashkimit Sovjetik do të ishte hyrje në shthurjen e ndërtesës së tanishme ndërkombëtare të ngritur pasë Luftës së II-të Botërore dhe kjo pastaj do të ishte një e panjohur e madhe për rolin e kombeve të mëdha në politiken botërore. Mirëpo, ta ndërpresim diskutimin me z. George F. Kennan, tashmë të ndjerë (vdiq para ca kohe) dhe t'u kthehemi vetë rusëve.

**Kategorizimi i Leninit**

Në qoftë se Brzezinski, Kennan e autoritete të tjera amerikane mendojnë se nuk është i mundur dekompozimi i Bashkimit Sovjetik, kësaj i kontribuan vetë sovjetikët. Menjëherë, pas Revolucionit të Tetorit të v. 1917, nën ndikimin e botëkuptimeve politike të Vladimir Iliq Leninit, këtij korifeu të revulucionit të popujve, meritat e të cilit në avancimin e mendimit politik në përgjithësi nuk guxuan t'ia mohonin as mendjet më të ndritura të kundërshtarëve më të mëdhënj të tij, por tani në Prishtinë ia mohojnë ca gazetarucë-fodullë duke kujtuar se koha ecën prapa e jo përpara, nacionalitetet sovjetike u klasifikuan në kategoritë si vijojnë: 1) Kombet të cilat para Revolucionit të Tetorit e kishin arritur shkallën kapitaliste të zhvillimit dhe ishin zhvilluar si kombe të plota borgjeze. Ato e kishin klasën e vet punëtore, intelegjencien dhe një kulturë relativisht të zhvilluar nacionale. E përbënin Rusët, Bjellorusët, Gruzianët (Xhorxhianët), Ermenët, Azerbejxhanët, Moldavët, Tatarët etj. Ndonëse këta e përbënin grupin më të madh të shtetit sovjetik, prapseprapë, i cilësonte një shkallë e pabarabartë e zhvillimit; 2) Kombet të cilat e kishin zhvilluar rrugën e zhvillimit kapitalist, por që nuk kishin arritur t'i zhvillonin plotësisht raportet kapitaliste, dhe për këtë arsye i karakterizonin mbeturina të forta të raporteve feudale. Këtë e përbënin Uzbekët, Kazakët, etj. 3) Popujt të cilët para Revolucionit të Tetorit ndodheshin në një shkallë të raporteve feudale ose feudalo-patriarkale. Sipas mendimit të teorikëve sovjetikë, ato u zhvilluan në kombe me ndihmën e socializmit dhe duke iu falenderuar atij, dhe 4) grupin e fundit e përbënin popujt në shkallë të raporteve feudo-klanore dhe feudo-patriarkale, të cilët banonin në Veri, në Lindjen e Largët, Siberi, si edhe në viset malore te Kaukazit dhe në Azinë Qendrore *(shih USSR Academy of Sciences, vep. cit. f. 147)*. Nga kjo pasqyrë e kategorizimit të popujve në Bashkimin Sovjetik është interesant avancimi i arsyetimit ideologjik: socializmi tani e zëvendësonte krishterizimin dhe civilizimin e popujve të pazhvilluar, të cilët dikur shtetet e mëdha imperialiste (duke e përfshirë në radhë të parë edhe Rusinë Cariste) i përdornin si pretekst për kolonizimin e tyre.

**Kur u braktis komunizmi?**

Duket se V.I.Lenini sinqerisht e besonte fitoren përfundimtare të socializmit në botë. Marrëveshjen e Brest-Litovskit të v. 1918 që shkonte ndesh me këtë besim të tij (sovjetikët për herë të parë qenë të detyruar të lëshonin pe në favor të ruajtjes së Revulucionit të Tetorit por në dëm të revolucionit proletar në Gjermani), duket se e konsideronte lëshim taktik e jo edhe strategjik. Në favor të këtij konstatimi shkon fakti se Lenini nuk i pati mbyllur kufijtë e federatës sovjetike: ato u lanë të hapura për t'iu bashkuar vendet ku do të fitonte revolucioni proletar dhe të cilat do të ndodheshin sukcesivisht, në afërsi të federatës sovjetike. Kjo gjë në Perëndim natyrisht u vlerësua si fillim i formimit të imperiumit proletar, andaj, edhe u kundërshtua me të gjitha mjetet në disponim (intervenimi i forcave imperialiste). Mirëpo, ndonëse kah viti 1922 përfundon procesi i formimit të BRSS, këtë ide mbi zgjerimin suksesiv dhe mbi permanencën e Revolucionit, Stalini ia përshtati jo vetëm rrethanave aktuale -të nevojës për bashkëpunim ekonomik në vend të konfrontimit me po ato qeveri imperialiste, rrëzimin e të cilave gjithsesi e preferonte, por edhe rrethanave të brendshme të forcimit me çdo kusht të shtetit sovjetik. Viti 1924, kur u vendosën marrëdhëniet ekonomike me Britaninë e Madhe, në Londër komentohej si shitje e komunizmit për hir të kapitalit, d.m.th. të nevojës për shpërthimin e bllokadës ekonomike. Mirëpo britanikët u mashtruan. Stalini bashkëpunimin ekonomik me Perëndimin tani e vuri në funksion të forcimit me çdo kusht të shtetit Sovjetik dhe me qëllim të mundjes së po atij Perëndimi. Ai edhe do të vdesë me bindje të plotë mbi këtë ide, por stalinistët më vonë, pas vitit 1953, do të jenë të detyruar të jetojnë midis joshjes së kësaj ideje dhe realitetit nuklear dhe termonuklear që pas vitit 1946 (Hiroshima dhe Nagasaki) i kishte përfshirë të dy superfuqitë. Zhvillimi i raketave interkontinentale i godiste të dy vendet njësoj. Andaj, komunizmi, si ide e permanencës së revolucionit, objektivisht u braktis pas vitit 1953 (vit i shpërthimit të ngarkesave nukleare sovjetike me qëllime eksperimentale), ndërsa realisht me 1959 (udhëtimi i N.S.

Hrushovit në Camp David) dhe materialisht me vitin 1963 (vit i krizës së Karaibeve rreth instalimit të raketave sovjetike në Kubë). Ndërkaq definitivisht do të përfundojë me inicimin e luftës së yjeve në SHBA, në gjysmën e viteve 80, e cila, po ta ndiqnin edhe sovjetikët, BRSS-ja do të përjetësohej si fshat i madh atomik, pa zhvillim të madh të industrisë. Garat në armatim, me fjalë të tjera, e kushtëzuan realisht braktisjen e komunizmit Sovjetik *(mbi këtë çështje të paritetit në armatim shiko : Mr Ukshin Hoti, Lufta e ftohtë dhe Detante-i, Qendra Krahinore për Arsimin Marksist, Prishtinë, 1976. si edhe botimin Serbokroatisht të po këtij viti).*

**«Amalgamimi» në funksion të fuqisë së shtetit**

Zgjidhja e çështjes nacionale për të cilën Stalini konsiderohej se ishte autoriteti më kompetent i proveniencës së mendimit proletar, për të esencialisht ishte në funksion të idesë mbi maksimalizimin e fuqisë së shtetit sovjetik. Realisht u fillua nga premisa egoiste teorike: formimi i një kombi sovjetik dhe forcimi i një shteti sovjetik. Kombi-shtet ose shteti i tillë sovjetik, pastaj, siç e shpjegonin vetë sovjetët, do të ishte garancion për suksesin e lëvizjeve revolucionare kudo në botë (principi i internacionalizmit). Mirëpo nuk ngjau ashtu. Qysh në fillim fuqitë e tjera (imperialiste) ishin shumë më të forta, dhe, megjithë dështimin e intervenimit ushtarak në favor të kontrarevolucionit (kjo tani quhet ndërprerje e zhvillimit të natyrshëm të proceseve atje), prapseprapë, fitorja e revolucionit u arrit vetëm brenda kufijve të vjetër të Rusisë Cariste. Të kërkohej nga revolucioni i atëhershëm rus që në emër të teorisë (sikur bënin ca liderë nga India) të vazhdohej revolucioni, do të thoshte të vulgarizohej teoria. Për rusët akceptimi i saj do të ishte idiotizëm politik. Në vend të kësaj ata e filluan forcimin e shtetit sovjetik, duke mos patur skrupulla as ndaj idiotizmit ideologjik të masave të veta, as ndaj të tjerëve.

Me fjalë të tjera, të gjitha kategoritë e përmendura të popujve dhe të kombeve të ndryshme, siç e shpjegonte Stalini, por nga e cila nuk hoqën dorë as të tjerët më vonë, duhej të "amallgamoheshin" mes vete. Në nivelin e shtetit multincional:

a) Principi i "amalgamimit" të kombeve zbatohej (teorikisht) me "vullnetin" e tyre të lirë dhe ishte shprehje e parimit të vetëvendosjes, sipas të cilit, çdo komb ose popull, poashtu "vullnetarisht" mund të "ndahet dhe të krijojë shtetin e vet të pavarur; të mbetet pjesë e ndonjë shteti tjetër ose të lidhë raporte federale etj., me të" *(shih Stalin, Marksism and National Question, San Francisco, Proletarian Publishers, 1975).* Duke e njohur mendimin dhe natyrën e sistemit të vendosur nga Stalini nuk ka dyshim se ai do ta preferonte opcionin e fundit (lidhjen me shtetin tjetër), pasi që një gjë e tillë me siguri do të reduktohej në inkorporimin e atij shteti brenda kufijve të shtetit Sovjetik. Çdo popull që "me dëshirën e tij" vendoste "të amalgamohej" me popujt tjerë brenda BRSS, nuk mund të "çamalgamohej" më ndonjëherë, pikërisht për shkak se kërkohej fitorja e komunizmit dhe e revulucionit në suaza planetare; b) Shteti multinacional Sovjetik duhej të formohej edhe të forcohej edhe duke u mbështetur mbi principin e barazisë së plotë dhe të të drejtave të barabarta të të gjitha republikave të bashkuara sovjetike. Mirëpo kishte shumë sosh dhe ishin llojesh të ndryshme. Një numër i njësive federale (republikave) në frymën e principit mbi amalgamimin e popujve, ishin poashtu multinacionale: RSSA (Republika Socialiste Sovjetike Autonome) e Dagestanit, p.sh., përbëhej prej 10 nacionaliteteve, ndërsa RSSA Haberdin Ballkare; Çeçeno-Ingushe; Haraçejevo-Çerkese dhe Krahina Nacionale Manti-Mansi, janë entitete shtetërore me nga dy nacionalitete kryesore. Ndërkaq, disa kombe e nacionalitete të tjera janë ndarë në nga dy formacione shtetërore: RSSA e Oshensias Veriore ndodhet brenda RSFS Ruse, kurse Krahina Autonome e Oshensias Jugore ndodhet brenda RSS të Gruzisë; brenda RSS të Azerbejxhanit ndodhet RSSA e Nakçaunshanit; RSS e Ermenisë krahinën autonome të Nagorni Karabahut e ka brenda Azerbajxhanit; Gruzianët e kanë RSSA të Axharëve, ndërsa Bajratët i kanë edhe krahinat Autonome të Ust-Urdëve dhe të Aginëve, etj. *(krahaso USSR Academy of Sciences... vep.cit.f 155).* Ndarjet e tilla administrativo territoriale, përkundrejt qëllimeve të proklamuara për barazi dhe të drejta të barabarta, në të vërtetë i

ndihmonin qëllimit të parë -amalgamimit të kombeve, dhe jo barazimit të zhvillimit të tyre. Teorikët sovjetikë e ndjenin këtë mungesë, prandaj e bënin dallimin midis "barazisë shoqërore" dhe asaj "nacionale". E para konsiderohej parakusht për realizimin e së dytës. Megjithatë për realizimin e të dy qëllimeve konsiderohej si me rëndësi: "eliminimi i raporteve antagoniste klasore.. të diferencave substanciale midis fshatit dhe qytetit, midis punës fizike dhe mendore..." Me fjalë të tjera, "barazia e vërtetë midis popujve në socializëm është vetëm parakusht i domosdoshëm i barazisë së plotë të të gjithë qytetarëve në pikëpamje të furnizimit të tyre me vlera materiale e shpirtërore" *(vep.cit.f.161).* Teoria dukej e drejtë, veçse realizimi i postulateve të saj parashihej për kohë të ardhme të komunizmit. Gjer atëherë vlente vetëm në nivelin formal-juridik, e jo edhe në atë praktik-politik; c) Principi i tretë mbi të cilin mbështetej forcimi i shtetit multinacional sovjetik ishte ai i sovranitetit të të gjitha kombeve e nacionaliteteve dhe i shtetësisë së republikave; d) veçse në dritën e principit të IV-të duhej të kuptohej edhe përmbajtja e të tretit (të sovranitetit). Centralizmi demokratik e shprehte "principin internacionalist të koordinimit të detyrave internacionaliste dhe të interesave nacionale". Shteti Sovjetik konsiderohej garant i sovranitetit të republikave, ndërsa këto të fundit e garantonin mvehtësinë dhe liritë e realizuara përmes bashkimit "vullnetar" me shtetin multinacional sovjetik.

**Metodat e mëtejshme për njësimin e kombit/shtet**

Formimi dhe forcimi i shtetit multinacional Sovjetik vetëm në mbështetje të katër metodave të përmendura pa mbështetjen e proceseve të tjera integrative do të ishte i pafrutshëm. Në instancën e fundit do të rezultonte në formimin e një mekanizmi të pashpirtë që do t'i koordinonte pjesët e saj të ndryshme, por i cili gjithmonë do të rrezikohej nga tejveprimi i njërës ose pasiviteti i tjetrës. Për këtë shkak, teoria dhe praktika politike sovjetike i ndihmonte proceset integrative të cilat, në instancën e fundit, është dashur të rezultonin në formimin e një kombi sovjetik që do ta mbështeste shtetin multinacional sovjetik. Këto metoda të tjera kanë të bejnë me a) përkrahjen e proceseve integrative të popullsisë dhe me përzierjen e përbërjës nacionale të republikave, të regjioneve dhe të krahinave nacionale. Ndonëse është i ngjashëm me parimin e amalgamimit të kombeve nuk është identik me të. Amalgamimi është parim më i lartë dhe lidhet me vendimin e vullnetshëm për ta pranuar tjetrin në një komb të bashkëformuar. Ndërkaq, proceset e migracionit dhe të përzierjes së popullsisë janë derivative, praktike dhe sovjetët i quanin "internalizim i shtetësisë nacionale sovjetike". Me këtë shprehje i nënkuptonin "proceset objektive historike të akumulimit në rritje e sipër të karakteristikave të përbashkëta të formave dhe të metodave të operimit me shtetësinë nacionale të kombeve dhe të nacionaliteteve sovjetike" *(USSR Academy of Sciences. vep.cit.f.221).* Andaj, është e qartë se me këtë proces synohej formimi i një kombi sovjetik. Ndërkaq, me procesin tjetër, -të internacionalizimit, -që përcaktohej me përmbajtjen e vet klasore, synohej në plan të brendshëm -përmbajtja e njëjtë klasore e kombit të tillë sovjetik, dhe në plan të jashtëm -ambienti i përshtatshëm për ekzistimin politik të kombit të tillë/shtetit sovjetik, eventualisht, formimi i ndonjë imperiumi proletar në krye me BRSS: b) principi i barazisë kombëtare i përmendur më lartë duhej të përcillej me përpjekje për nivelizimin e zhvillimit të tyre ekonomik. Mirëpo, meqë kjo tregohej e pamundshme, sepse lufta për eliminimin e veprimit të ligjit mbi zhvillimin e pabarabartë ekonomik (shkencërisht e argumentoi Marksi) e nënkuptonte stagnimin relativ të vullnetshëm të kombeve të zhvilluara ("ndërkaq të fortit me qejf nuk heqin dorë nga forca" = Bertrand Russel), atëherë proceset integrative në nivel ekonomik i ngjanin atyre që e bënin përzierjen e popujve: u formuan rreth 19 regjione ekonomike që nuk ishin baras me njësitë autonome. Një regjion i tillë ekonomik ose i përfshinte disa sosh (njësi autonome) ose një njësi autonome ndahej në disa regjione ekonomike. Në këtë mënyrë, regjionalizimi ekonomik në të vërtetë ishte në funksion të proceseve integrative sovjetike, dhe jo aq në funksion të qëllimeve ekonomike. Kjo bëri që Kennan-i të konstatonte se ekonomia e popujve jo-ruse, e sidomos e atyre jo-sllavë, ishte e lidhur me rusomëdhenjtë.: c) Proceset e tilla

integrative përkraheshin edhe me zhvillimin e lidhjeve reciproke kulturore të kombeve dhe të nacionaliteteve sovjetike. Lidhjet kulturore e "reflektonin unitetin e interesave të njeriut punues të të gjitha nacionaliteteve", andaj, sipas Sovjetëve "nuk është thjesht e arsyeshme që të shquhen faktorët etnikë dhe të bëhen çfarëdo ndryshimesh në format e shtetësisë nacionale Sovjetike" *(vep.cit.f.190).* Ndërkaq, kundërthënien midis shtetësisë nacionale (që e presupuzon principin territorial-kombëtar dhe forcimin e elementeve nacionale në federatën Sovjetike) dhe të kategorisë një komb/një shtet, duhej ta zbërthente aplikimi i principit të centralizmit demokratik me të cilin rregulloheshin interesat e ndryshme nacionale dhe esenca klasore e shoqërisë sovjetike në ndërtim e sipër. Se si dukej në praktikë zbatimi i këtij principi (centralizmi demokratik) s'ka ndonjë nevojë të komentohet. U pa nga vetë ndryshimet në linjën e përgjithshme politike gjatë zhvillimit socialist të BRSS; d) Metodë tjetër me rëndësi për avancimin e proceseve integruese ishte dhe akoma është përdorimi i gjuhës ruse si *lingua franca* e nacionaliteteve sovjetike. Përdorimi i rusishtes në rend të parë zbatohet në organet e shtetit: "Organet e shtetësisë nacionale, -siç thonë sovjetikët, -gjithnjë e më tepër e përdorin jo vetëm gjuhën amtare të nacionaliteteve indogjene, por gjithashtu edhe rusishten si mjet të komunikimit. Ky funksion bi-lingual i organeve të shtetësisë nacionale është trend i rëndësishëm për internalizimin e mëtejshëm të formës nacionale të shtetësisë së popujve të BRSS". Fjala *internalizim* këtu e ka kuptimin e akceptimit vullnetar të rusishtes si *lingua franca* të nacionaliteteve të ndryshme, por edhe kuptimin e akceptimit të natyrshëm, të paimponuar, të ngritur në nivel gati të gjuhës amtare, për nacionalitetet jo-ruse. Në këtë mënyrë, zhvillimi i bi-linguizmit të nacionaliteteve sovjetike shndërrohet në "proces të natyrshëm të zhvillimit linguistik të popujve sovjetikë" *(vep.cit.f.188).* Kishte, natyrisht, edhe forma të tjera që u ndihmonin proceseve integruese në Bashkimin Sovjetik, por këto ishin më të rëndësishmet dhe nga to nxirreshin edhe të tjerat.

**Populli /kombi/-shtet Sovjetik**

Thelbin e proceseve të këtilla integrative e përbënte ligji i "lulëzimit dhe i afrimit" të popujve, të cilin Sovjetikët e cilësonin si jashtëzakonisht pozitiv: "Procesi i zhvillimit të shtetësisë nacionale-thoshin ata -është në rend të parë i determinuar me interakcionin e dy ligjeve të përgjithshme: e para, me lulëzimin e mëtejshëm dhe gradual të kombeve Sovjetike, dhe e dyta, me zhvillimin e përgjithshëm dhe me përmirësimin e demokracisë socialiste gjatë ndërtimit të komunizmit" *(vep.cit.f.183).* Veprimi i këtij ligji i nënshtrohej prioritetit të klasores mbi nacionalen dhe të internacionales mbi nacionalen. Sa i përkiste aspektit nacional të çështjes (principi i formacionit nacional-shtetëror), ai e nënkuptonte vetëm faktin se "një territor i caktuar integral duhet të jetë i banuar në mënyrë kompakte me anëtarët e ndonjë nacionaliteti të caktuar (ndonjëherë me dy ose tri nacionalitete të tilla), që mund të formojnë, qoftë shumicën relative, qoftë atë absolute, ose pak a shumë, një pjesë të rëndësishme të popullatës". Mirëpo shteti, sipas teorikëve sovjetikë, nuk mund të formohet, e as të ekzistojë vetëm me këtë kusht; principi nuk mund të zbatohej në mënyrë të njejtë, si në socializëm ashtu edhe në komunizëm, ku tani një kohë të gjatë "veproi procesi i natyrshëm progresiv i forcimit të mobilitetit dhe i ngritjes së natyrës multinacionale të popullsisë nëpër republika dhe çarqe"*(ibd.)* Në këtë mënyrë bëhej e qartë se shteti Sovjetik e synonte krijimin e një kombi të vetëm sovjetik. Sigurisht nën presionin e shembullit amerikan, ku pohohej se tashmë ishte krijuar një *melting pot* (kazan tretës) për pjesëtarët e kombeve të ndryshme që jetonin atje, teoria dhe politika sovjetike bukur heret, qysh në vitet 60, u ngut të konstatojë se populli /kombi/ sovjetik tashmë ishte formuar. Çfarë ishte populli sovjetik sipas këtij konstatimi? "Populli Sovjetik -pohon Akademia e Shkencave të BRSS -në rend të parë, është një kolektivitet integral socialist *(faqe 20 rreshti 5, -fjala e dytë e palexueshme)* i cili i ka karakteristikat e përbashkëta të jetës së vet ekonomike, politike, ideologjike dhe shpirtërore dhe e ka përbashkësinë e interesave dhe unitetin e qëllimeve që realizohen si rezultat i aktiviteteve të përbashkëta të anëtarëve të barabartë të këtij fenomeni. Në

rend të dytë është bashkësi social-klasore që karakterizohet me përbashkësinë e jetës ekonomike, strukturës sociale, të sistemit shoqëror-politik, ideologjisë marksiste-leniniste, me përmbajtjen socialiste të kulturës, me mënyrën e jetesës dhe traditat, me psikologjinë nacionale, me *lingua franca* të përbashkët dhe me vetëdijën e përbashkët mbi përkatësinë e vetëm një atdheu unik dhe një bashkësie të re historike. Në rend të tretë, populli sovjetik është një etnitet unik i formuar prej llojllojshmërisë nacionale dhe prej kombeve, nacionaliteteve dhe grupeve të ndryshme nacionale" *(vep.cit.f.219).* Populli i tillë sovjetik i mbështetur nga shteti sovjetik në të vërtetë e përbën kombin/shtet sovjetik ose së paku, synimet e qëllimit të tillë në realizim e sipër. Nga ato nuk u hoq dorë as me ndryshimet demokratike në Bashkimin Sovjetik. Aq më tepër, në BRSS llogaritet se me to mund të pritet forcimi i kësaj tendence.

**Kritika e thelluar-aspekti teorik**

Parashtrimi i tillë i metodave dhe i instrumenteve për realizimin e zhvillimit kardinal të politikës dhe të teorisë politike -komb/shtet sovjetik, nuk është bërë me qëllim që të quhet si utopik e as përpjekjet për zgjidhjen e çështjes nacionale atje nuk do të cilësohen si kamuflim ideologjik. Tek e fundit, shumë teorikë jshtë BRSS megjithatë konstatojnë njëzëri se rusët, duke e tentuar asimilimin e të tjerëve, morën nga ata, (d.m.th. nga nacionalitetet jo-ruse), shumë veti kulturore. Ndërkaq, në tendencat e tanishme pa dyshim është e pranishme edhe frika për të ardhmen e largët, kur shtimi demografik i popullsive jo-ruse eventualisht mund t'i "gëlltisë" rusët, pikërisht si në Indi, ku pushtuesit eventualë, gati gjithmonë shndërroheshin në të pushtuar dhe asimiluesit në të asimiluar. Mirëpo, tani për tani, këto gjëra ndodhen larg realitetit të mundshëm. Synimet e tilla për formimin e kombit/shtet sovjetik nuk cilësohen si utopi e kamuflazhë, për shkak se proceset atje akoma nuk kanë përfunduar, ndonëse duken qartazi të dështuara dhe për shkak se synimet për realizimin e qëllimeve të tilla janë njësoj prezente edhe tek pala tjetër siç u pa nga teoritë e parashturara të proveniencës përendimore dhe kudo në botë. Ndryshimet e preferuara në Evropë nuk e vënë në pyetje qëllimin, por vetëm metodat. Sa i përket qëllimit, komunistët e besonin lindjen e ardhshme të parajsës komuniste dhe për aq mbetën të mashtruar. Ndërkaq të tjerët i besuan metodat, qëllimin e nënkuptonin, dhe nuk e lodhnin mendjen me përmbajtjen e tyre (thelbësisht të njejtë). Moslodhja e mendjes për inteligjencien e kombeve të vogla është një luks që kushton shtrenjtë. Për këtë shkak, vërejtjet nga aspekti i kritikës së thelluar të aspektit teorik të çështjes ndoshta do t'i ndihmojnë mendimit të drejtë.

Teza mbi prioritetin e klasores në raport me nacionalen, e cila esencialisht do të thoshte se zhvillimi i përgjithshëm i kombeve dhe i nacionaliteteve Sovjetike, në pikëpamje të formës ishte nacional dhe në pikëpamje të përmbajtjes -socialist, d.m.th. klasor, e gjente mbështetjen e vet në teorinë marksiste. Mirëpo teoria marksiste këtë teori e kishte vënë në kontekst të qëllimit revolucionar: proletariati si subjekt -bartës i revulucionit, kudo ishte njësoj dhe kudo e kishte qëllimin e njejtë-përmbysjen e borgjezisë. Proletariati, megjithatë, këtë funksion mund t'a kryente vetëm si klasë e kombit të vet. Konstituimi si klasë e kombit të vet nuk e nënkuptonte formalizimin e vetive kombëtare, relativizimin e interesave të veta kombëtare dhe nënshtrimin e tyre ndaj interesave të tjera (internacionaliste), por arritjen dhe realizimin e atyre interesave me luftën e përbashkët të klasave, në suazat e kombeve individuale dhe në ambientin e përbashkët ndërkombëtar. Në frymën e teorisë së vet, sovjetikët i ndihmonin lëvizjet revolucionare të Botës së III-të, por gjithnjë në kontekst të kujdesit për reakcionin e palës tjetër (amerikanëve), i favorizonin grupet e caktuara por ndihma e tyre rrellëherë ishte në nivel të nevojave reale. Ndërkaq, në plan të brendshëm, në kushtet kur proletariati e kishte marrë pushtetin, theksimi tej mase i klasores e kishte për qëllim shpejtimin e proceseve integruese në kuptim të asimilimit të shpejtuar e jo të tretjes së vullnetshme të tyre siç shpjegonin sovjetikët. E presupozonte ekzistimin e një qendre dhe të një administrate të centralizuar, formimin e një kombi/shtet me një gjuhë të vetme - rusishten, në fillim si *lingua franca,* e më vonë si gjuhë e vetme për të gjithë

pjesëtarët e të gjitha kombeve dhe nacionaliteteve sovjetike; e nënkuptonte një botë ku rusishtja do të dominonte si gjuhë e vetme komunikimi ose së paku do të shtyhej baraz me anglishten; një imperium proletar rus në suaza të planetit, që ishte pikërisht e kundërta e ëndrrës anglosaksone: imperiumi borgjez anglosakson me sundimin e anglishtes. Rusët, me fjalë të tjera, nuk e luftonin imperializmin me qëllim të çrrënjosjes së eksploatimit, por me qëllim të barazimit me të. Socializmi nuk u konsiderua qëllim në vete, e as për dobi të njerëzimit, por vetëm instrument i forcimit të interesave vitale të kombit rus të shkrira në interesat vitale të shtetit sovjetik. Kjo gjë, sikurse dhe te pala tjetër, e vërteton tezën se sistemet e mëdha të mendimit gjithmonë janë globale, dhe nuk kufizohen në suaza nacionale, e as regjionale. Mbeten humane për aq sa mund t'i shërbejnë njerëzimit në përgjithësi, dhe jo vetëm kombeve të veçanta, ose po qe se tregohen humane për këto të fundit, mund të jenë të dobishme edhe për njerëzimin, por jo duke e tretur individualitetin e popujve dhe të kombeve.

Në çastin kur marksizmi në BRSS dhe në vendet e real-socializmit dhe të socializmit në përgjithësi, detyrimisht ishte shndërruar në teori sunduese të shoqërisë së dhënë, revulucionariteti i saj (i teorisë) doemos duhej të reduktohej në komponentën e ndërtimit socialist, d.m.th. në të kuptuarit e këtij realitetit (politik) si vazhdimësi e revulucionit. Përndryshe, po të mbetej vetëm si teori e pushtetit, sikurse që ndodhi, do të shndërrohej në teori të *status-quo*-së politike. Do t'i ngjante, siç i ngjau, teorive të tjera globale (krishterizmit, islamizimit), të cilat e ndanë fatin e njejtë të transformimit prej teorive revolucionare në ato të *status quo-së*. Do të dështonte nga domosdoshmëria e zhvillimit të proceseve shoqërore dhe duket se dështoi: Bota e mileniumit që vjen nuk mund të jetë botë e atij që na braktis.

Mirëpo, proceset shoqërore askund nuk u zhvilluan në mënyrë lineare; askund nuk përfunduan në mënyrë kategorike, të pastër; askund nuk u zhdukën pa gjurmë. Andaj, ato vazhdojnë të koekzistojnë; të thyhen ndër vete; të papërfunduara dhe pa mundësi që të përfundojnë përfundimisht. Mençuria konsiston në faktin që të ndihmohen mendimet dominante që e çajnë rrugën përpara dhe e zhvillojnë shoqërinë në tërësi.

## Rusët dhe sindromi i sigurisë

Në plan të politikës së jashtme, insistimi mbi prioritetin e klasores përkundrejt nacionales doemos duhet vështruar në kontekst të mundësive për realizimin e një qëllimi të tillë. Mundësitë e një shteti të madh janë gjithashtu të mëdha. Për këtë shkak teza e këtillë deomos paraqitet në funksion revulucionar-ekspanzionist në plan të jashtëm (imperium proletar) dhe në funksion të forcimit të Unionit Sovjetik, në plan të brendshëm;- të ekzistimit të një qendre të caktuar, të një force drejtuese-shtytëse. Teoria sovjetike, në kontekst të këtij konstatimi, e theksoi rolin e veçantë të kombit rus në formimin, por edhe në konsolidimin e Unionit Sovjetik. Ajo e bënte këtë sepse, sipas saj, Revolucioni i Tetorit kishte shpërthyer më parë në Rusi, e pastaj ishte zgjeruar edhe tek të tjerët, sepse kombi rus, në Rusinë Cariste, kishte qenë më i zhvilluari dhe zhvillimi i tij i kishte ndihmuar edhe të tjerët, dhe sepse kishte pasur merita kolosale në mundjen e fashizmit gjatë Luftës së II-të Botërore. Të gjitha këto fakte, nga aspekti i qëllimit të sotëm, mund të kontestohen, por mjafton të konstatohet se teoria sovjetike që e pretendonte mbështetjen në marksizëm, në këtë mënyrë kishte rënë në pozitat e teorive mbi maksimalizimin e fuqisë: krijimi kombit/shtet sovjetik; proceset e përshkruara integruese; rusishtja si *lingua franca* etj. e kishin vetëm një drejtim -atë të rusifikimit të nacionaliteteve të tjera sovjetike dhe asimilimin e tyre e jo atë të forcimit të identitetit të tyre dhe as të zhvillimit. Shoqëria e përzier sovjetike rusët i kishte bartës të saj, pikërisht si edhe tek amerikanët: shoqëria e përzier amerikane -anglezët i kishte bartës të saj. Ideologjia komuniste dhe teoria marksiste në këtë mënyrë ishin vënë në shërbim të aspiratave dhe interesave vitale të kombit rus.

Mirëpo në nivel praktik-politik, formimi dhe forcimi i shtetit sovjetik filloi si formim dhe forcim i pushtetit të klasës. Shteti konsiderohej aparat dhune në duart e klasës (punëtore). Në

këtë masë roli i ideologjisë dhe teorisë nuk mund të reduktohej tërësisht në kamuflim të interesave ruso-mëdha. Më vonë shteti u konsiderua si aparat gjithëpopullor "i cili i shprehte interesat dhe vullnetin e punëtorëve, fshatarëve dhe intelegjencies së të gjitha kombeve dhe nacionaliteteve *(shih N. Pashiq, Uporedni Politicki Sistemi, Beograd, 1978, f.206),* por të cilin e karakterizonte nënshtrimi rigoroz i të gjitha republikave ndaj principit të centralizmit demokratik edhe në ekonomi dhe në të gjitha aktivitetet tjera"*(ibd.).* Shteti i tillë Sovjetik nuk do të mund të funksiononte pa përfaqësimin, së paku simbolik, të nacionaliteteve jo-ruse në organet e pushtetit. Sipas një tabele që e bënë z. Brzezinski dhe S.P.Huntington (shiko tabelën!), përfaqësimi i nacionaliteteve jo-ruse në organet e larta të pushtetit dhe të PK të BRSS ishte shumë më i ulët se sa pritej. Nga ana tjetër u vu re një rënie konstante e këtij përfaqësimi në krahasim me periodën e Leninit; një disproporcion i madh midis përfaqësimit të kombeve sllave dhe jo-sllave dhe në fund, një tendencë që kombet jo-sllave të përfaqësohen më tepër në organet reprezentative, të cilat cilësoheshin si "organe dinjitoze *(dignified),* e jo në ato ekzekutive, të cilësuara si institucione efikase të pushtetit *(efficient organs of power).* Për këtë shkak, ndonëse do të ishte e arsyeshme të besohej se ideologjia komuniste nuk u vu menjëherë në shërbim të interesave shteto-mëdha ruse, ajo ngjau paralelisht me forcimin e organeve të reja, dhe roli i tillë forcohej paralelisht me forcimin e pushtetit. Sipas faktit të rënies së përfaqësimit të nacionaliteteve jo-sllave në organet e larta të pushtetit sovjetik; sipas veprimit të ligjit mbi zhvillimin e pabarabartë ekonomik i cili për shkak të logjikës inherente të përmbajtur në të dërgoi në thellimin e diferencave të zhvillimit dhe jo në zhdukjen e tyre, dhe sipas shumë indikatorëve të tjerë, duket se atje komunizmi nuk dështoi befasisht, por qe braktisur gradualisht, dhe pikërisht atëherë kur trumbetohej se kishte triumfuar plotësisht. Ky konstatim është me rëndësi, jo për të kundërshtuar modën (është bërë modë të festohet dështimi i tij), e as për të apeluar kthimin e tij (se nuk mund të jetë i njëjtë), por për perceptimin e drejtë të së ardhmes. Popujt nuk janë kalamaj që vazhdimisht të manipulohen. Vetëdija e tyre është në rritje e sipër dhe ajo do të materializohet si e vërtetë për veten pavarësisht nga forca totalitare e aparatit të shtetit.

Duket sikur përfaqësimi i nacionaliteteve jo-ruse, e sidomos jo-sllave, e ka patur funksionimin përcjellës të eleminimit të vetmisë ruse, të mosmbetjes vetëm, të një sigurimi shpirtëror kolektiv të materializuar si politikë. Paralelisht me forcimin e rusëve si komb, reduktohet përfaqësimi i nacionaliteteve jo-ruse dhe jo-sllave. Sindromi i tillë i sigurimit të rusëve duket të mos jetë i rastit. Lidhet me pozitën e tyre gjeografike dhe gjeopolitike. Dikur vendet imperialiste të Evropës pushtimet dhe zgjerimet imperiale i bënin duke qenë të sigurt në Evropë. Ndërkaq, Rusia Cariste zgjerohej duke e shtyrë vazhdimisht kufirin e vet, përderisa në vitin 1650 (shek. XVII) nuk u konfrontua me Kinën në Azinë Qendrore dhe më vonë, (shek. XIX) në lumenjtë Usur dhe Amur, për të përfunduar në konfrontimin me fuqitë tjera imperialiste në territorin e Kinës (shek. XX). Përpjekjet e saj për të depërtuar në ujërat e nxehta të Oqeanit të Qetë gjatë shekullit XIX dhe gjatë fillimit të shek. XX u kundërshtuan nga Japonezët, nga Kina dhe nga fuqitë imperialiste të Evropës, veçanërisht nga Britania e Madhe, e cila i frikësohej rrezikimit të rrugës për në Indi (koloni e saj). Në këtë mënyrë pati dështuar plani i supozuar se Rusia Cariste e kishte ndërmend të formonte një punkt të ri të perandorisë në Lindjen e Largët dhe të delte në detin e nxehtë kinez *(shih Harrison E. Sulisbury, The War Between Russia and China, Pen Books, London, 1969. f.19).* Dalja në ngushticën e Beringut (1784) nuk ishte supstitucion për të parën dhe nuk paraqiste rrezik për interesat amerikane, me të cilët, pas blerjes së Alaskës, i ndante ngushtica e Beringut.

Rusia Cariste u formua si shtet dy-kontinental (me kokën në Europë dhe me trupin në Azi): "E ndarë -shkruan një disident Sovjetik, -ajo e stimulon sulmin, por e bashkuar, e stimulon ekspanzionin në të gjitha drejtimet" *(shih Vernon V. Aspaturian, The Soviet Union as an Actor in the International System, në Roy C. Macridis, ed. Foreign Policy in World Politics, V-th ed. Prentice-Hall, Inc. Engelwood Cliffs, New Jersey, 1976, f.165).* Mirëpo kjo ngjet jo vetëm sepse BRSS i zë dy gjysma të dy kontinenteve, siç mendon Aspaturian, por edhe sepse e posedon

pikën kyçe të Euro-Azisë (me regjionin e gjerë rreth Uralit). Duke filluar nga kjo, sigurimi fizik i Rusisë dikur në mënyrë decidive lidhej me hapësirën tokësore që e synonin Aziatikët, si p.sh. sulmi i mongolezëve gjatë shek. XII-të, por edhe gjermanët nga Evropa, me sulmet sukcesive gjatë historisë. Ndërkaq, sigurimi psikologjik lidhej me nevojën për centralizimin e pushtetit shtetëror (faktori subjektiv).

Sipas Halford J. Mackinder *(vepra klasike: "Democratic Ideals and Reality", New York, Holt Rinehart and Winston, 1942):*

"Ai që e sundon Evropën Lindore, komandon me Heartland-in (Heart land=zemra e dheut), në kuptimin e gjerë -EuroAzia ose ujdhesa botërore; në kuptimin e ngushtë=regjion i gjerë kufitar midis dy kontinenteve i pikasur rreth Uralit); ai që e sundon heartland-in e komandon ujdhesën botërore, dhe ai që e sundon ujdhesën botërore, komandon me botën" *(vep. cit.f.150).*

Këto botëkuptime ekstreme të determinizmit gjeografik nuk mbetën pa u reflektuar edhe te liderët e nacionalizmit gjerman të cilët "Drang nach Osten-in" e tyre (Depërtimin drejt Lindjes), d.m.th. drejt BRSS, e kuptonin si të drejtë të natyrshme të kombit në ekspanzion (gjermanëve) e të industrializuar pas rivalëve të tyre në Perëndim (Franca, Britania). Mirëpo edhe më herët (qysh në shek. XIX) rivaliteti me gjermanët do të jetë bazë e një miqësie dhe e aleancave të shumta ruso-franceze, por edhe e pretendimeve të herëpashershme për të formuar një *cordon sanitair* rreth Gjermanisë, dhe i cili do të pretendonte t'i lidhte kombet sllave dhe të zgjatej gjer në Adriatik (Entente-a e Vogël midis dy luftërave botërore), ose si imperializëm carist, të depërtonte në Bosfor dhe mundësisht të vendosej në Stamboll (Konstatinopol) prej nga do t'i kontrollonte Dardanelet (viti-1877 gjer në Luftën e I-rë Botërore).

Pretendimet dhe synimet e këtilla të imperializmit carist dhe kundërthëniet me imperializmat e imperatorive të tjera (britanikët, francezët, më vonë amerikanët në rolin e trashëgimtarit të interesave britanike) u reflektuan edhe në BRSS, por tani ideologjia komuniste ishte më rigoroze; shteti Sovjetik-më i fortë dhe drejtimet e zgjerimit më të theksuara: Stalini e vendosi kontrollin e shtetit sovjetik mbi tërë Evropën Lindore, pos në Jugosllavi, që e humbi në v. 1948, dhe në Shqipëri, në vitet 60. Stalinistët tjerë më vonë e vendosën kontrollin e shtetit Sovjetik në Kubë (ku orthodoksizmi doktrinar i Fidel Castros gërshetohej me orthodoksizmin fetar të grekëve); në pjesë të Lindjes së Mesme (veçanërisht ku kishte orthodoksë, si në Liban e Siri), në Afrikë (poashtu te shtresat sunduese orthodokse në Etiopi) e gjetiu. Në Evropë kontrolli i shtetit Sovjetik mbi Evropën Lindore arsyetohej me interesat e sigurimit të shtetit Sovjetik, por me një fjalor ideologjik komunist, i cili në të vertetë mund të përkthehej si interes i sigurimit të regjimeve komuniste (të cilat ishin të imponuara dhe të cilat nuk i donin popujt e këtyre vendeve). BRSS më vonë nga kjo hoqi dorë. Por prej cilës gjë nuk hoqi dorë dhe akoma nuk mund të heqë dorë?

**Sovjetizimi i interesave ruse**

BRSS sipas Kushtetutës së v. 1977 definohet si shtet unik federativ multinacional ... që e mishëron unitetin shtetëror të popujve, i bashkon të gjitha kombet dhe nacionalitetet me qëllim të ndërtimit të përbashkët të komunizmit *(shih Zbirka Novijih Ustava, Savremana Administracija, Beograd, 1979. f.135).* Tani atje ndryshimet zhvillohen në drejtim të akceptimit të demokracisë, por ato nuk mund të bëhen duke mohuar menjëherë çdo gjë socialiste, në mos për asgjë tjetër, atëherë për shkak se shtresat e zhvilluara burokratike gjatë viteve të zhvillimit socialist do të duhej t'a mohonin veten dhe vullnetarisht do të duhej t'ia lëshonin pozitat shoqërore dhe shtetërore të tjerëve; do të duhej të krijohej një strukturë tjetër e organizimit shtetëror dhe do të duheshin shumë gjera të tjera. Për t'u arritur këto gjëra në thelb të "perestrojkës" dhe të "glasnostit"-it, do të duhej të ishin revolucioni dhe jo reformat. Andaj, meqë në thelb të tyre janë reformat e jo revolucioni, d.m.th. përmirësimi i raporteve shoqërore dhe jo çrrënjosja e tyre

radikale, atëherë mbetet të shihet nëse mund të priten ndryshime në përcaktimin e interesave vitale të shtetit sovjetik. Tani për tani është vështirë të priten ndryshime të tilla.

Duke filluar nga elementet përbërëse të shoqërisë sovjetike, Vernon V. Aspaturian është i mendimit "se BRSS-ja në marrëdhëniet ndërkombëtare është e pajisur (në të vërtetë, e dhuntuar=*endowed)* me një shumësi identitetesh" *(multiple identities)* dhe se e "zbulon veten si agregat të pesë personaliteteve të institucionalizuara dhe të ndërvarura: . . . 1) të shtetit; 2) të partisë; 3) të kombit rus; 4) të kombeve jo-ruse (variabël) dhe 5) të bashkësisë multinacionale *(vep.cit.f.153).* Për këtë shkak, Bashkimi Sovjetik, shkruan Aspaturian "duhet deomos t'i artikulojë interesat e konstituentëve shoqërorë brenda sistemit shoqëror-politik në harmoni me strukturën lëvizëse të pushtetit dhe të prioriteteve. Kjo nga ana e vet, -shton ai, -doemos duhet të koordinohet me kërkesat e nacionaliteteve brenda rendit multinacional sovjetik dhe të harmonizohet me interesat e shteteve të tjera komuniste në nënsistemin ndërkombëtar (d.m.th. brenda vendeve anëtare të Traktatit të Varshavës), para se të veprojë brenda sistemit të përgjithshëm ndërkombëtar *(vep.cit.f.154).* Siç është theksuar më herët, përfaqësimi në organet e larta të pushtetit sovjetik i nacionaliteteve jo-ruse nuk ka qenë gjithaq i theksuar, por megjithatë ekzistonte. Dhe nuk ishte proporcionalisht i njëjtë në të gjitha organet qendrore të pushtetit Sovjetik (gati fare nuk i përfshinte organet ekzekutive). Kjo do të thotë se nacionalitetet jo-sllave nuk luanin ndonjë rol të rëndësishëm në formimin e politikës së jashtme të shtetit. Për këtë shkak, por duke u nisur nga komponenta historike, edhe Aspaturian mendon se BRSS në rend të parë funksiononte si trashëgimtar dhe rojtar i interesave të kombit rus dhe i vlerave të tij. Në këtë kuptim kombi rus bile i ka "universalizuar" normat kulturale të rusëve si norma sovjetike dhe këtë e ka bërë në emër të progresit e jo në emër të rusifikimit të tyre *(vep.cit.f.157).* Interesat e kombit rus shteti sovjetik gati i ka realizuar në tërësi. Megjithatë, Aleksandër Solzhenjicin pikërisht nga pozita e këtij kombi më vonë do t'a bëjë njerën nga kritikat më të fuqishme kundër sovjetizimit të kombit rus. Në qoftë se fshatarët gjithkund janë bartësit e kombit dhe të kombëtares, e të këtillë, mendon Solzhenjicini, sidomos ishin në Rusi, atëherë pikërisht fshatarët e pasur (kulakët, siç i quajti Stalini) e luajtën një rol të tillë prioritar. Shkatërrimi i dhjetëra milionë kulakëve gjatë kolektivizimit në kohën e Stalinit, por edhe sovjetizimi i rusëve më vonë, kanë ndikuar në humbjen e shpirtit të kombit rus. Solzhenjicini, duke rënë në pozitat e errëta të misticizmit feudal, ua tërhoqi vërejtjen sovjetikëve mbi veprimet e mundshme retroaktive të historisë (shiko artikullin e tij të fuqishëm nga fjalimi famoz në Harvard më vitin 1978). Duke e dëgjuar këtë fjalim një ditë të vrënjtur me re e shi, i ulur mbi shkallët e bibliotekës së Harvardit, e vëreja se Solzhenjicini me mjekrrën e tij të gjatë, të nxiste përfytyrimin e një prifti rus që e kërkonte perëndinë, i vetmuar në horizontin e gjerë të stepes. Këtë fjalim të tij me të cilin i krahasonte sistemet e botoi revista *Foreig Affairs*, Spring, 1980. Me fjalë të tjera, ajo që me gjenialitetin e shkrimtarit botëror e vërente Aleksander Solzhenjicini ishte e lidhur me frikën instiktive nga sovjetizimi edhe i vetë sovjetizuesve (rusëve). Solzhenjicini e preferonte ri-orthodoksizimin e shpirtit rus dhe jo sovjetizimin e tij. Mirëpo frika e Solzhenjicinit ka të bëjë me sistemin ku artikulimi i interesave nuk bëhet vetëm përmes kanaleve të instaluara të pushtetit, por edhe përmes luftës së brendshme për pushtet. Në kuptimin global, duke e marrë parasysh realitetin teknologjik, nuklear e termonuklear dhe të bartjes interkontinentale të ngarkesave të tilla, qëllimet e politikës së jashtme sovjetike u reduktuan me kohë në maksimalizimin e fuqisë, të prestigjit dhe të pozitës së favorshme ndërkombëtare të vendit, e jo në proletarizimin ndërkombëtar. Konflikti i v. 1948 me Jugosllavinë dhe ai i viteve '60 me Kinën dhe me Shqipërinë, ndikuan në drejtim të kristalizimit të konceptit të sigurimit në BRSS: parafytyrimi mbi rrezikimin permanent të sigurisë së BRSS u zëvendësua me perceptimin e sigurisë permanente, të rrethuar me vende miqësore socialiste, e më vonë edhe kjo u braktis. Siguria tani u mbështet mbi fondin e armatimit; vizioni fiks i Stalinit dhe i stalinizmit mbi koekzistencën midis dy kampeve të papajtushme ndërkombëtare u zëvendësua me akceptimin e rrugës jo-kapitaliste të zhvillimit (që akoma nuk u braktis, por që do të braktiset); doktrina mbi domosdoshmërinë

fatale të luftës qëmoti u braktis në favor të kondominiumit, por edhe të *modus-vivende*-ve të ndryshme. Me fjalë të tjera, qëllimet universaliste ideologjike i erroduan vlerat e brendshme (sepse nuk mund të realizoheshin). Një ploitikë reale e jashtme e presupozonte ekzistimin e drejtpeshimit midis interesit nacional (në këtë rast sovjetik) dhe universalizmit ideologjik. Gjatë një kohe (prej Kongresit XX të PK të BRSS) një gjë e tillë e mundësoi paraqitjen e dy tendencave në politikën e jashtme sovjetike: 1) të njërës, që nuk hiqte dorë plotësisht nga premisat staliniste të politikës së jashtme dhe 2) tendencës së dytë, që ngulte këmbë në një vlerësim më "nacional" të situatës ndërkombëtare dhe të detyrave të politikës së jashtme sovjetike: "Perestrojka" dhe "Glasnosti" esencialisht janë mbisundim i tendencës së dytë. Proceset integruese të Evropës i ndihmojnë asaj. Mirëpo çështja e inkuadrimit të BRSS në Evropën e Bashkuar është çështje e komplikuar në vetvete, e cila do të zhvillohet varësisht nga ajo se sa BRSS interesat e sovjetizuara ruse do t'i perceptojë si interesa sovjetike e jo ruse, d.m.th. si interesa të të gjitha kombeve dhe nacionaliteteve të Bashkimit Sovjetik, e jo vetëm si interesa të kombit më të madh ose të një grupacioni kombesh (të kombeve sllave). Pavarësisht nga dëshira që t'i afrohet standardeve Evropiane, Bashkimi Sovjetik nuk është vetëm shtet evropian por edhe aziatik. Edhe po të dojë, ai nuk mund të heqë dorë nga një detyrë ambivalente që i imponohet: si një shtet edhe aziatik, do ta marrë me vete edhe Azinë, apo do të shkëputet prej saj? Me fjalë të tjera, evropeizimi i Evropës e nënkuptonte evropeizimin edhe të Bashkimit Sovjetik, ndërsa evropeizimi i BRSS e nënkuptonte evropeizimin (të përkthyera si sovjetizim) të pjesës aziatike të tij, por në mënyrë indirekte edhe të Azisë. Ky do të duhej të ishte shkaku i vërtetë i shqetësimit të letrarëve sovjetikë si Solzhenicini: do të orientohen për në Evropë apo do të mbeten në Azi? Dy shalqinj është gjë e vështirë të mbahen në një dorë, por kjo u përket sovjetikëve dhe jo neve. Ndonëse konsekuencat e vërteta të tilla do të jenë temë e shqyrtimit në artikujt tjerë që pasojnë mbi Evropën, tani është e udhës të konstatohet se është joserioze të manipulohet mbi dekompozimin e mundshëm të BRSS. Reflektimi i këtyre tezave në Kosovë nuk është në interesin e Kosovës. Ajo ka detyra të tjera që mund t'i realizojë dhe të cilat ajo do t'i realizojë vetëm duke e akceptuar drejt vendin e vet në nënsistemin dhe në sistemin e mendimit dhe të realitetit politik.

Lubjanë, Mars 1991

## 5. SHQIPTARËT DHE INTERESAT VITALE TË KOMBIT

*(Kumtesë e paraqitur në Simpoziumin Shkencor të Akademisë së Shkencave të Republikës së Kosovës, të mbajtur në Prishtinë në qershor të vitit 1991 me temën: "Shqiptarët dhe Evropa - dje, sot dhe nesër" dhe që në realitet është pjesa e fundit nga seria e artikujve me titull të përbashkët "Kosova dhe Evropa" )*

### Shtrirja e problemit

Sipas parametrave statistikorë të botës së sotme shqiptarët janë popull relativisht i vogël për kah numri, por i shpërndarë gati në të gjitha anët e globit. Thuhet *relativisht* për shkak se kjo varet nga çasja dhe definicioni i asaj që nënkuptohet me fjalët *popull* dhe *komb*. Po t'i qaseshim problemit p.sh., nga aspekti antropologjik, atëherë shqiptarët do të bënin pjesë ndër popujt mesatarë për kah numri, madje ndoshta ndër popujt mesatarisht të mëdhenj për kah numri, dhe do ta zinin një vend sigurisht jo ndër të fundit. Xheson Klej (Jason W. Clay), një antropolog i angazhuar në studimin e çështjeve që kanë të bëjnë me mbrojtjen e të drejtave të njeriut, kombet i definon si "…grupe njerëzish me identitet të fortë kulturor dhe politik që janë të vetëdefinuara dhe të njohura nga të tjerët ... grupe të cilat e kanë ushtruar kontrollin

politik të fatit të tyre në të kaluarën (gjer në njëfarë shkalle) dhe të cilat kontrollin e tillë të fatit të tyre akoma e shohin si strategji të mundshme të së ardhmes..." Për ndryshim nga termat: popull indogjen (grupe distinkte kulturore që e kanë okupuar një regjion të caktuar shumë para ardhjes së imigrantëve ose grupeve koloniste), popull fisnor (tribal), grup distinkt kulturor që e ka ruajtur një ndjenjë të fortë të identitetit, (me gjuhë dhe me kulturë të ndarë nga të tjerët), të bazës territoriale dhe të një organizimi socio-politik të vetëmjaftueshëm që nga koha para krijimit të shteteve moderne; grup etnik (grupe distinkte kulturore brenda shtetit, që e ruajnë identitetin e tyre kulturor duke akceptuar dhe njëkohësisht duke operuar); brenda suazave institucionale dhe politike të shtetit, kombet i ruajnë institucionet e domosdoshme sociopolitike me të cilat e qeverisin veten; mund t'i kenë pushtuar të tjerët ose dhe mund të jenë pushtuar prej të tjerëve, por kufijtë shtetërorë rrallë herë janë shprehje e sipërfaqeve tradicionalisht të okupuara prej kombeve. "Për këtë shkak kohëve të fundit është shtuar termi *kombi-shtet* i cili reflekton dëshirën për krijimin e identiteteve të reja që korrespondojnë me kufijtë aktualë, por jo edhe të drejtë, politikë. Jason W. Clay pohon se gjatë procesit të formimit të shteteve, brenda tyre u përfshinë edhe rreth 600 milionë njerëz që u takonin kombeve të cilat nuk merrnin pjesë, ose vetëm pjesërisht merrnin pjesë, në kontrollimin e shtetit, por që gjithsesi nuk ishin bartës të tij. Këta njerëz klasifikohen në reth 10.000 kombe, përbëjnë mbi 10% të popullatës botërore dhe u takojnë rreth 30-40% tö sipërfaqes dhe të resurseve të përgjithshme të globit *(shih Jason W. Clay,The Ethnic Futur of Nations, Third World Quaterly, October, 1989).* Nga këto kombe, vetëm rreth 500 gjer 1000 syresh mund ta mbrojnë veten po të kenë armë. Të tjerat i nënshtrohen rrezikut të eksterminimit, ndërsa shekulli që pason do të vendosë për fatin e përgjithshëm të tyre *(ibd.).*

Ndërkaq qasja jonë ka të bëjë me definimin e shqiptarëve të konstituar si komb-shtet, në mesin e kombeve-shtete të tjera. Nga ky aspekt mund të thuhet se jemi një popull relativisht i vogël për kah numri, por jo edhe popull numerikisht i vogël. Shqiptarët fizikisht janë të aftë për mbrojtjen e vet dhe shekulli që pason duhet t'u hapë rrugë të reja për rritën dhe zhvillimin e tyre.

Në mënyrë të koncetruar dhe në një territor kompakt jetojnë në Shqipëri dhe në viset jugore të Jugosllavisë (Kosova, Maqedonia Perëndimore, në Serbinë jugore /Preshevë dhe Bujanovc/ dhe në Mal të Zi). Viset shqiptare në Jugosllavi gjeografikisht konsiderohen kompakte. Ndërkaq nga aspekti administrativo-politik janë të ndara në katër republika: (Serbi, Maqedoni, Kosovë, Mali i Zi) dhe në Shqipëri si shtet-amë. Synimi për një sovranitet shtetëror të republikave në fjalë çështjes shqiptare në Jugosllavi i jep një dimension të ri. E vë atë në kontekst të kërkesës për bashkimin e kombit, ashtu siç e parashtron Akademik R. Qosja *(Zëri i Rinisë, nr. 1400-1401, 27 Prill-4 Maj 1991, "Çështja shqiptare dhe Jugosllavia").* Ndërkaq, në këtë punim fillohet nga premisa se Jugosllavia edhe më tutje do të ekzistojë si shtet dhe se kjo gjë nuk e përjashton mundësinë e shqyrtimit akademik të të gjitha varianteve dhe aspekteve të zgjidhjes së çështjes shqiptare në përputhje me synimet, me kohën dhe me mundësitë.

Vlerësimet e përgjithësuara statistikore theksojnë se shqiptarët në Jugosllavi përbëjnë rreth 40% të popullsisë së tërësishme shqiptare. Ndërkaq, duket se popullsia e përgjithshme shqiptare jashtë kufijve të shtetit-amë, Shqipërisë, është më e madhe. Ky fakt ka rëndësi të veçantë politike në radhë të parë për vetë shqiptarët, ndërkaq ai peshon edhe mbi politikën globale të fuqive në Evropë.

### Shqipëria viabël

Nga ana tjetër, territori ku jetojnë sot shqiptarët rreth kufijve të shtetit amë, për kah sipërfaqja (mbi 10. 000 km/2. vetëm në Kosovë; X Km/2. në Maqedoninë Perëndimore dhe në

Mal të Zi), ndërsa po të merrej parasysh edhe territori i Çamërisë (Epiri) në Greqi, do të duhej të ishte mbi gjysma e territorit të Shqipërisë (mbi 28.000 Km/2). Duket qartë se politika globale Fuqive të Mëdha në të kaluarën nuk e përgjysmoi Shqipërinë, siç mund të dëgjohet ngandonjëherë, por e reduktoi në një Shqipëri *viabël*, siç do të thoshte Arben Puto *(shih "Pavarësia shqiptare dhe diplomacia e fuqive të mëdha", Tiranë, 1978)* për interesat e drejtpeshimit të forcave në Evropë. Shqipëria *viabël* e kishte kuptimin e ekzistimit të një prapavije të mjaftueshme për mbrojtjen e portave detare dhe të aftësisë për mbajtjen e vetes pa shpenzime të fuqive. Mirëpo ajo nuk i përmbushte aspiratat legjitime të popullit shqiptar. Nga ky aspekt mund të thuhet se çështjen shqiptare e krijuan Fuqitë e Mëdha dhe se ato, normalisht, edhe do të duhej t'a zgjidhnin. Mirëpo Fuqitë e Mëdha nuk merren me zgjidhjen e çështjeve të tilla pa patur interesa të veta dhe sidomos jo pa u bërë inicimi i zgjidhjes së një çështjeje të këtillë nga vetë faktori politik shqiptar. Në të kaluarën, duke qenë prezent në vetëdijen politike shqiptare, por edhe objektiv evident i kombinimeve të ndryshme të strategjisë politike të Fuqive të Mëdha, zgjidhja e kësaj çështjeje u aktualizua herë pas here, por akoma mbeti për t'u zgjidhur. Problemi është kompleks dhe i ndërlikuar. Konsiston nga ajo që të dihet se a është e mundshme zgjidhja definitive e çështjes, si është e mundshme dhe në çfarë kohe?

**Diaspora shqipare**

Jashtë vend-koncentrimit dhe të origjinës së tyre në Ballkan, shqiptarët më së shumti u shpërngulën në Turqi. Ka vlerësime të ndryshme mbi numrin e shqiptarëve në Turqi, por nuk ka shënime të sakta statistikore mbi këtë. Në radhë të parë për shkak se Turqia në regjistrimet e veta statistikore nuk i shënon si të veçantë, por të gjithë ata që nuk deklarohen turq i shënon si *të tjerë* ose *ardhacakë*. *Të tjerë* atje janë edhe kurdët (vlerësohet se janë rreth 12 milionë), kurse *ardhacakë* janë edhe muslimanët e Bosnjës (numri i tyre vlerësohet prej 500 mijë vetave gjerë në një milion). Megjithatë, në saje të disa iniciativave dhe hulumtimeve të mëhershme shkencore te ne në Kosovë, numri i shqiptarëve në Turqi, të vetëdijshëm për përkatësinë e vet kombëtare, që e flasin gjuhën shqipe dhe që janë të gatshëm që në mënyra të ndryshme t'i mbrojnë interesat vitale të popullit të vet, vlerësohet në mbi një milion veta (më sakt, rreth një milion e dyqind mijë veta). Ky numër gjithsesi mund të kontestohet, por nuk mund të kontestohet historia e tyre 500 vjeçare në kuadër të Perandorisë Otomane (do të ishte, p.sh., interesant të vlerësohet numri hipotetik i shqiptarëve të asimiluar gjatë kësaj periode); nuk mund të kontestohen dyndjet e shqiptarëve për në Turqi: me rastin e luftërave të ndryshme Ruso-Otomane; me rastin e mundjes së armatave turke në Ballkan dhe të tërheqjes së tyre për në Turqi (aleancat anti-osmane të Ballkanit, luftërat ballkanike; Lufta e Parë Botërore; transferimi për në Turqi i "turqëve" grekë nga Çamëria dhe nga viset tjera (viti-1923) dhe tani as që mund të kontestohet shpërngulja e shqiptarëve me presion politik dhe ekonomik në periodën midis dy luftërave botërore dhe në periodën pas Luftës së II-të Botërore). Kur të kihen parasysh këto fakte, numri i sipërpërmendur prej rreth 1.2 milion shqiptarëve në Turqi, bile përkundrejt rrethanave të ndryshme me ndikim në vetëdijen e tyre (p.sh. shkalla e indentifikimit në bazë të religjiozitetit), mund të konsiderohet optimal. Vende tjera të ngulitjes së shqiptarëve janë Evropa Perëndimore, Amerika dhe Australia. Në vitin 1976, derisa ndodhesha në postin e Sekretarit të atëhershëm për marrëdhënie me botën e jashtme, një zonjë nga Australia (drejtoresha e bibliotekës së shtetit nga Victoria) m'u pat drejtuar me lutje që t'i ndihmonim me libra në gjuhën shqipe për lexuesit shqiptarë në Melburne për të cilët vlerësonte se ishin mbi 40.000 veta. Në saje të këtij numri vlerësoja asokohe se në gjithë Australinë do të duhej të ishin rreth 100.000 veta me origjinë shqiptare. Aq më tepër, për shkak se Melburne-i vërtetë ishte njëri ndër qytetet e mëdha, por jo edhe i vetmi qytet i madh australian, dhe për shkak se konsideroja që shqiptarët e shpërngulur nuk

ishin njerëz që i përtonin vendosjes edhe në komunitetet më të vogla të Australisë. Ndërkaq për numrin e shqiptarëve në Amerikë janë dhënë shpeshherë vlerësime të ndryshme që sillen prej 100.000 gjer në 500.000 veta. Mirëpo meqë vetëm në qytetin e New York-ut vlerësohet se ndodhen mbi 30.000 shqiptarë nga Kosova, është pak e besueshme se në gjithë kontinentin e Amerikës të ndodhen më pak se 500.000 shqiptarë nga të gjitha viset shqiptare. Kur këtij numri të shqiptarëve të shpërngulur në vendet anglosaksone dhe në Amerikën Latine i shtohet numri gati i njëjtë i shqiptarëve të shpërngulur dhe të vendosur "përkohësisht" në Evropën Perëndimore, fitohet një shifër gati po aq me rëndësi sa edhe ajo në Turqi. Me fjalë të tjera, popullsia e përgjithshme shqiptare për kah numri nuk është edhe aq pa rëndësi. Në relacion me popujt tjerë të Jugosllavisë dhe të Ballkanit, ajo në përgjithësi nuk është as dukshëm më e vogël dhe as e fundit. Komponenta e tillë të imponon nevojën për zgjidhjen e çështjes shqiptare në pajtim me nevojat për zhvillim dhe për integrimin e vet në Evropë. Shifrat megjithatë u përmendën për të theksuar nevojën e precizimit të tyre të mundshëm në interes të shtjellimit të mëtejshëm të temës.

**Për një politikë gjithështiptare**

Me siguri duke i marrë parasysh edhe këto fakte, Peter Prifti, një profesor amerikan me prejardhje shqiptare, në librin e tij *«Albania» (botimi i vitit 1978, në Boston, Massachussettes)* kur flet për politikën shqiptare, pos Shqipërisë dhe Jugosllavisë (shqiptarët në Jugosllavi) e thekson edhe faktorin e tretë -shqiptarët në Amerikë, dikur të organizuar rreth «Vatrës» së Nolit, më vonë rreth revistës «Dielli» e tani edhe në një *lobby* të veçantë shqiptar në Kongresin e SHBA. Shqiptarët në Australi, Evropë dhe në Turqi, me përjashtime në kohë, para vitit 1981 duket se nuk mund të ushtronin ndonjë ndikim të veçantë në politikën e qeverive të vend-qendrimit të tyre dhe vështirë se mund të flitet për ta si për ndonjë faktor kontinuitiv në mbrojtje të interesave politike gjithështiptare. Tani mërgata shqiptare në përgjithësi duket se me të drejtë konsiderohet si një faktor i veçantë politik që mund të ndihmojë në zgjidhjen e çështjes shqiptare. Zgjerimi i demokracisë në tërë Evropën këtë gjë do të duhej ta mundësonte më tepër, me kusht që të ketë kujdes për mosimponimin e zgjidhjeve të ndikuara nga vend-qëndrimi i tanishëm i tyre. Shqiptarët e diasporës shqiptare, me fjalë të tjera, nuk mund të jenë bartës eventualë të një politike gjithështiptare. Ndërkaq Shqipëria, për shkak të peshës politike që ka shteti në suaza ndërkombëtare politike, nuk mund të jetë bartëse e një politike që mund t'a rrezikonte cilësimin e vet si politikë që i cënon normat ndërkombëtare juridike dhe politike të sjelljes së shteteve. Këto norma, pavarësisht nga ndryshimet në Evropë, akoma janë në fuqi.

Nga ana tjetër, në qoftë se me nocionin komb nënkuptohet përmbajtja anglo-saxone e tij, d.m.th. kombi i konstituuar si shtet *(nation-stat)* atëherë do të ishte fare e natyrshme dhe e logjikshme që Shqipëria të jetë bartëse e një politike gjithështiptare, sikundër që është e natyrshme dhe e logjikshme që shumica absolute e shqiptarëve të diasporës shqiptare ta synojnë qëllimin e bashkimit, por duke mos e rrezikuar ekzistencën e vet si komb, dhe të shtetit amë -Shqipërisë. *Në këtë kuptim mund të flitet për interesat vitale të kombit: a) të ekzistojë si komb; b) si komb i konstituuar në shtet -Shqipëri, dhe c) të bashkohet. Në thelb të definimit të një politike eventuale gjithështiptare ndodhet pikërisht komponenta e bashkimit, por gjithnjë duke mos e vënë në pyetje ekzistimin e Shqipërisë si shtet-thelb i gjithë shqiptarëve dhe trojeve të tyre. Andaj, çdo politikë që do të çonte drejt realizimit të qëllimit të tillë mund të cilësohet si politikë gjithështiptare. Si një pikësynim ideal, në shqyrtimet serioze politologjike nuk mund të kontestohet. Brenda suazave institucionale dhe normave ndërkombëtare juridike Shqipëria është dhe duhet të jetë bartëse e një politike të tillë.*

Si e tillë, d.m.th. si synim gjithështiptar, ishte prezent që prej fillimit të vetëdijësimit nacional shqiptar. Luftërat anti-Osmane të Skendërbeut vështirë që mund të zhvishen nga kjo

komponentë. Nga ana tjetër, luftërat e shumta Iliro-Romake, nga të cilat veçohen ato të Teutës dhe të Pirros në Epir dhe të Dardanëve me Filipin e Maqedonisë, kishin karakter të mbrojtjes së territoreve të veta, të vetes së tyre dhe të mënyrës së jetesës -komponenta këto me rëndësi të shtetësisë dhe jo të fisnisë. Një nga teorikët e mëdhenj amerikanë -Hans J. Morgenthao *(shih "Shteti dhe interesat vitale të kombit")* vë re se kombet formohen në raport me të huajt. Në qoftë se kjo vërejtje është e saktë (nuk ka ndonjë arsye që të mos jetë e saktë), atëherë së bashku me procesin e formimit të shtetit, historikisht është ngadalësuar edhe procesi i vetëdijësimit nacional. Ka mbetur gjuha si element kontinuitiv i kombit. Historia shqiptare duket sikur dëshmon fuqimisht se gati çdo qoshe e tokës së dikurshme ilire (tani jugosllave) në përgjithësi, e sot shqiptare në veçanti, sikur të kishte pasur një rëndësi të jashtëzakonshme strategjike për romakët, pikërisht sikurse më vonë për bizantinët, turqit, rusët, gjermanët, italianët, francezët etj. Gjatë shekullit XIX dhe fillimit të shekullit XX, d.m.th. gjatë kohës së konstituimit të shteteve nacionale në Ballkan, sërish erdhën në shprehje interesat globale të Fuqive të Mëdha. Në konfrontimin dhe thyerjen e ndërsjellë të interesave të dy grupacioneve të fuqive të mëdha: të Boshtit Tripartitësh (Austro-Hungaria, Gjermania dhe pjesërisht-Italia) dhe të Aleancës (Rusia, -gjer me 1917, Britania e Madhe dhe Franca), si dhe të satelitëve të tyre të instrumentalizuar në Ballkan, erdhi gjer te reduktimi i Shqipërisë në një Shqipëri *viabël*. Ndër shqiptarët, natyrisht, formimi i Shqipërisë u pagëzua si fitore e madhe e faktorit politik shqiptar. Gjatë Luftës së II-të Botërore, Konferenca e Bujanit, me rezultatet praktike të luftës, u vu në kontekst të një potezi taktik-luftarak të aleatëve të luftës, meqë aleatët kryesorë (Churchill-i dhe Roosvelt-i) qenë marrë vesh që në prag të luftës për ripërtëritjen e Jugosllavisë në kufijtë e saj të paraluftës. Dukej sikur autonomia e pasluftës e Kosovës të ishte, pos tjerash, edhe një si kompromis midis qëndrimeve të Kominternës për bashkimin e Kosovës me Shqipërinë, dhe qëndrimeve të padefinuara të qeverive anglo-saxone që ndikoheshin nga grekët dhe nga qeveria mbretërore jugosllave në ekzil për copëtimin e Shqipërisë midis Veriut dhe Jugut. Kjo gjë më pastaj, në kontekst të interesave globale të superfuqive, rezultoi në forcimin e autonomisë së Kosovës (viti 1974) dhe në kërkesën për konstituimin e saj si Republikë e barabartë me të tjerat në Jugosllavi (viti 1981). Ndërkaq, në Shqipëri, pas prishjes me Kinën, rezultoi në një izolim dhe bllokadë të lidhjeve politike me botën, duke u distancuar njësoj si nga njëra, ashtu edhe nga superfuqia tjetër.

**Konteksti jugosllav i Republikës së Kosovës**

Republika e proklamuar e Kosovës me Kushtetutën e Kaçanikut natyrisht nuk ishte zgjidhje definitive e çështjes shqiptare. Republika e Serbisë e refuzon njohjen e Republikës së Kosovës si ndërprerje dhe shkëputje e lidhjeve me të, por edhe si vazhdimësi të sundimit të po atyre forcave titiste. Në kontekst të konfederalizimit eventual të Jugosllavisë sipas modelit Kroato-Slloven, një Republikë e Kosovës me status konfederal brenda bashkësisë jugosllave, për rezonimin e tanishëm politik të Serbisë është e papranueshme. Serbia gjithashtu ka shprehur mospajtim kategorik me Republikën e Kosovës të barabartë me të tjerat në një federatë të modernizuar jugosllave. Nga ana tjetër, një koncept i tillë për zgjidhjen e krizës jugosllave, në pjesën veri-perëndimore të vendit u cilësua si "Serbosllavi" dhe Republika e tillë e Kosovës, së bashku me konceptin e federatës së modernizuar (APJ, Serbia, Mali i Zi), duket se do të refuzohet me qejf edhe nga këto pjesë të vendit, edhe për shkak se në barazpeshën eventuale midis Veriut dhe Jugut jugosllav, ajo do të rëndonte në jug për shkak të problemeve të zhvillimit me të cilat ballafaqohet. Tani për tani konfrontimi në mes të këtyre koncepteve në nivel jugosllav akoma nuk ka përfunduar. Duket sikur paraqitet rreziku real që të përfundojë në një luftë qytetare me përmasa të gjëra brenda Jugosllavisë dhe në dezintegrimin e saj të tërësishëm. Mirëpo një gjë e tillë mbetet për t'u parë. Objektivisht gjërat janë shumë më të komplikuara se sa duken në jashtësinë e tyre: 1) sepse Jugosllavia u krijua si

shtet edhe me synimet e brendshme të forcave të caktuara brenda popujve të saj dhe u konfirmua si e këtillë edhe në Luftën e II-të Botërore; 2) sepse proceset e bashkimit të Evropës duket se nuk do ta synojnë dezintegrimin e aktorëve të saj. Suprimimi i kufijve në gjithë Evropën është tendencë e pashmangshme. Mirëpo, tani për tani, ndërkaq nuk dihet se sa do të zgjasë kjo *tani për tani*/, një gjë e tillë, po qe se do t'a përfshinte edhe Bashkimin Sovjetik, do të rezultonte në instancën e fundit në mbisundimin e sllavizmit (rusëve) në të, dhe me një gjë të tillë ka pak gjasa se do të pajtoheshin edhe fuqitë e tjera Evropiane , dhe 3) për shkak se një përzierje e tillë e pakontrolluar në Evropë, në aspektin social do të shkaktonte konsekuenca që nuk mund të parashikohen. Për këto shkaqe me siguri të plotë mund të konstatohet se njëra nga cilësitë kryesore të ndryshimeve të gjertanishme politike në Evropë, por edhe e atyre që do të pasojnë, pavarësisht nga mënyra e manifestimit të tyre, është zhvillimi i tyre i "dozuar", nën kontroll, por edhe kontrollimi i orientimit të tyre social, pluralizmi politik, sistemi shumëpartiak, parlamenti, zgjedhjet e lira, do të duhej ta amortizonin tehun e mprehur politik që ka rezultuar si pasojë e pakënaqësive të grumbulluara me decenje të tëra. Kjo gjithmonë do të thotë se ndryshimet në vendet e Evropës Lindore, duke përfshirë edhe Jugosllavinë e Shqipërinë, janë duke u zhvilluar së paku jo me kundërshtimin e subjekteve të dikurshme politike të këtyre shteteve. Nga një aspekt i përgjithshëm i shqyrtimit të gjërave mund të thuhet se të gjitha këto shtete e synojnë arritjen e efikasitetit të sistemit pa e dëmtuar fuqinë e vet të brendshme dhe pozitën ndërkombëtare. Pozita ndërkombëtare e BRSS, p.sh., mbështetet në strukturën e krijuar socio-politike (pozita prioritare e rusëve në raportet ndërnacionale); në shtresën e priviligjuar të tekno-menaxherisë, të oficerëve të policisë dhe të armatës dhe në armatimin nuklear-raketor. Nga ky aspekt shthurja e Traktatit të Varshavës duket më tepër braktisje, dhe nuk do të thotë dobësim me rëndësi i pozitës ndërkombëtare të BRSS. Për këtë shkak dhe për shkaqe të tilla, ngjarjet e tanishme në Jugosllavi, dhe reflektimi i tyre në Republikën e Kosovës, duket se e kanë për qëllim ri-rregullimin e raporteve të brendshme politike dhe jo dezintegrimin e tyre. Në të mirë të këtij konstatimi flet edhe ndryshimi e objektivave të politikës së jashtme të SHBA.

**Motivet e ndryshimeve politike**

Në vlerësimin e motiveve për ndryshimin e objektivave të politikës së jashtme të SHBA dhe në nënyrë indirekte të ndryshimeve të tanishme në Evropë, autorët eminentë amerikanë që moti, por tani gjithnjë e më tepër, e theksojnë stagnimin dhe rënien e fuqisë ekonomike amerikane: "Dështimet e ndryshme të politikës amerikane - shkruan Stejnli Hofmën (Stenly Hoffmann), profesor me kompetencë i sistemit politik në Harvard, -i kanë rrënjët në vendin që vërtetë e vendos rënien amerikane jo në zgjerimin e tepruar imperial, as në ndonjë rënie katastrofale të figurave agregate të burimeve materiale, por në komponentat e brendshme të fuqisë -kursimi i ulët, investimet e pamjaftueshme produktive, veçanërisht në sektorët kryesorë; në obsesionet e buisness-it me profite afatshkurtra; në sistemin e varfër të edukatës teknike dhe mbi të gjitha, në aftësinë e pamjaftueshme të mobilizimit të resurseve të brendshme dhe jo të prekshme që rezultojnë nga gjendja e keqe e infrastrukturës amerikane (veçanërisht e asaj urbane), rezistenca popullore ndaj tatimeve dhe mungesa e udhëheqjes" *(shih Stanley Hoffman, A New World and its Troubles, Foreign Affaires, Fall 1990).* Ndërkaq, kur është fjala për stagnimin ose rënien e fuqisë ekonomike amerikane duhet pasur kujdes se nuk është fjala për parametra klasikë të matjes së rritës ekonomike. Në të vërtetë fjala është për ngecjen prapa në konkurrencë me japonezët. Kështu Inman dhe Burton vërejnë se me prodhime të elektronikës konsumuese (p.sh. fonografi, gypat katodialë, radiot, akceptorët televizivë, magnetofonat, tranzistorët, videot, video-kasetat, etj.) kompanitë amerikane në vitet '70 mbulonin rreth 90% të tregut amerikan, por tani mbulojnë vetëm 1-10% të tij. E njëjta gjë, sipas tyre, ka ngjarë me zbulimet e mëvonshme në fushën e teknologjisë, me

gjysëmpërquesit (semiconducters) të përbërë nga silikoni, germaniumi apo galium arsenidi; pastaj me superpërquesit (superconducters), me përquesit e elektricitetit pa humbje të energjisë; me TV të definuar lart (high definition TV), një emër që i rrjedh nga qartësia e fotografisë, dhe me ca zbulime të tjera nga sfera e elektronikës. Meqë luftën konkurrente me japonezët (plus Koreja Jugore, Tajvani dhe Singapuri) rreth vetëm disa prodhimeve me rëndësi nga kjo fushë gati e humbën, amerikanët tani kanë ardhur në përfundimet si vijojnë: 1) se fuqia kompetitive e industrisë amerikane nuk është rrezikuar vetëm në industrinë dhe teknologjinë klasike (p.sh. industria automobilistike), por edhe në atë të avancuar; 2) se problemi nuk qëndron te mungesa e hulumtimeve bazike, fundamentale mbi teknologjinë e avancuar, por te aftësia e aplikimit të shpejtë të zbulimeve teknologjike (përparësia e pushtimit dhe e mbajtjes së tregut); 3) se gjithnjë imponohet si imperative nevoja e riorientimit programor dhe institucional të qeverisë drejt teknologjisë komerciale (term me të cilin përfshihet ndihma e qeverisë në shkurtimin e kohës së nevojshme për aplikimin e zbulimeve shkencore dhe teknologjike në praktikë) */shih Admiral B.R. Inman-Daniel, F. Burton, Jr. Technology and Competitiveness: The New Policy Frontier, Foreign Affairs, Spring 1990/.* Mirëpo gjërat do të mbeteshin të paqarta sikur të ishin të veçuara nga aspekti politik. Interesimi për "përkthimin" e hulumtimeve fundamentale në produkte dhe procese me dobi ushtarake dhe ekonomike në planin politik në SHBA u reflektuan në nevojen për riorientimin e disa objektivave të politikës së jashtme amerikane: nga ato tradicionale (ekcepcionalizmi, antikomunizmi, liberalizmi ekonomik botëror) në ato bashkëkohore, por ende tërësisht të padefinuara. Tani kujdesi tradicional për sigurimin nacional, pos çështjeve të strategjisë politike dhe ushtarake, duhet njësoj të drejtohet në çështje strategjike të ekonomisë: "Atje ku është fjala për teknologji të avancuar nuk është më e mundur të trajtohen si çështje të ndara politike mbrojtja dhe ekonomia". Për dekadën e ardhshme të viteve '90 dhe për më vonë veçohen si me rëndësi të veçantë zbulimet në sferën e: 1) Bioshkencave (Biosciences), të cilat përfshijnë biologjinë molekulare dhe atë celulare. Në qoftë se në gjysmën e parë të shekullit XX zhvillimi i shkencave fizike (teoritë mbi atomin, teoria e Kant-it dhe fizika bërthamore) i kanë ndihmuar kuptimit të natyrës, botëkuptimit mbi materien dhe energjinë, atëherë shkencat biologjike po i ndihmojnë sot kuptimit të jetës: "duke na lejuar të krijojmë forma të ndryshuara (alternative) të jetës; duke e bërë të parëndësishëm dallimin midis asaj që është *natyrale* dhe *sintetike* dhe duke ngritur çështje të rëndësishme me implikacione ndërkombëtare rreth të drejtave dhe kufizimeve të tyre të përshtatshme në fushën e pronësisë e të lidhura me "intervenimet në natyrë" *(shih Keneth H. Keller, Science and Technology, Foreign Affairs, Fall. 1990).* Megjithatë, ajo që zhvillimet teknologjike në këto shkenca i dallon me të parat ka të bëjë me çështje të jetës. Bioshkencat janë të lidhura ngushtësisht me bujqësinë dhe me shëndetësinë, d.m.th. me fusha të një sensibiliteti të madh politik dhe të një rëndësie të jashtëzakonshme sociale; 2) zbulimet dhe zhvillimet teknologjike në sferën e shkencës mbi materialet (material science) nuk janë më me pak rëndësi. Kjo shkencë i lidh përparimet në hulumtimet solide fizike që kanë për qëllim të kuptuarit fundamental të sjelljes së materies së kondenzuar me prodhimin e materialeve me cilësi shpesh të parëndomta *(shiko veprën e cituar më lart).* Këto materiale, si p.sh. çipet për përçues elektronikë, tani një kohë janë duke shkaktuar revolucion të vërtetë në prodhimet e idustrisë elekronike; 3) Ndërkaq, ndikim të madh në politkën e SHBA, por edhe të fuqive të tjera, kanë pasur zbulimet teknologjike në sferën e informatave (teknologjia informatike). Kjo teknologji konsiston në të mbledhurit e informatave përmes senzorëve, teknikave imagjinative e telefotografive, pastaj procesimit, deponimit në kompjuterë, dhe transmetimit të tyre përmes rrjetave të komunikimit e radio-lidhjeve. Meqenëse themeli i taktikës dhe strategjisë ushtarake konsiston nga komandimi, kontrolli, komunikimi dhe informimi (C3+1) është e natyrshme rëndësia që i kushtohet zbulimeve teknologjike të kësaj sfere. Ato, d.m.th. zbulimet në këtë sferë, tani e kanë rrezikuar jo vetëm privatshmërinë e individit, por edhe të shtetit.

**«Autobusi» i Hoffmann-it dhe konsekuencat e shkencës**

Marrë globalisht, avancimet në hulumtimet shkencore-teknologjike kanë rezultuar në rritjen e sovranitetit nacional të shteteve. Në kushtet e lehtësimit të komunikimit midis personave (individëve) është reduktuar shumë aftësia e kontrollimit të shpërndarjes së informatave. Zbulimet shkencore gati nuk është më e mundur që të ruhen për vete dhe të përdoren vetëm në dobi të maksimalizimit të fuqisë së shteteve të veçanta. Informata akoma mund të jetë burim i fuqisë, por fuqia ndahet tani midis shumë subjekteve. Në plan të gjerë, zbulimet në fushën e shkencës dhe të teknologjisë, për shkak të avancimeve informatike, kanë pasur efekte të dyfishta negative: nga një anë i kanë nxitur orekset dhe aspiratat e të tjerëve për mënyrën dhe për standardin e njëjtë të jetesës (të cilin e shohin në ekranet e TV-së), kurse nga ana tjetër, janë ngushtuar mundësitë e tokës për mbajtjen e civilizacionit (Gaia-hipotezat), sepse në njërën anë është duke u shkaktuar debalansi ekologjik, kurse në anën tjetër janë duke u shumëfishuar efektet negative të rritës demografike të njerëzimit. Nga këto dhe nga shkaqe tjera të lidhura me to, si Keneth Keller, poashtu edhe Stanley Hoffmann, Admiral Inman etj., janë të mendimit se humbja e monopolit në udhëheqjen teknologjike dhe ngecja në formimin e infrastrukturës socioteknike, logjikisht do të duhej t'i detyronte ShBA-të të tërhiqen në vete dhe t'i kushtohen arritjes së këtyre objektivave. Mirëpo në ndërkohë gjërat kanë ndryshuar. Në një anë, për shkak të zvogëlimit drastik të kohës së nevojshme për aplikimin e zbulimeve shkencore dhe teknologjike (gjersa dikur për disa zbulime duheshin rreth 40 vjet për t'u aplikuar në praktikë, tani kjo gjë bëhet gati në formë paralele) dhe për shkak të disperzimit të qendrave të diturisë (dituria nuk është më monopol i një fuqie), kurse nga ana tjetër, për shkak të thellimit të diferencave midis Veriut dhe Jugut, të rëndësisë së problemeve që duhen zgjidhur në nivel planetar (Gaia-hipotezat), u imponuan si të domosdoshme: 1) vendosja e një sistemi të ri të sigurimit në Evropë i cili do t'ia mundësonte asaj të merret me problemet e theksuara planetare. Kjo gjë logjikisht ta imponon përfundimin se çështja shqiptare do të duhej të zgjidhej përfundimisht dhe jo vetëm pjesërisht. Sistemi i ri i sigurimit në Evropë do të mund të mbështetej në NATO-n e reformuar e jo edhe më tutje të dominuar nga SHBA-të, në një organizatë evropiane të mbrojtjes dhe në një organizëm të krijuar nga Konferenca mbi Sigurinë dhe Bashkëpunimin në Evropë; 2) një marrëveshje për forcimin e regjimit për moszgjerimin e armëve nukleare dhe për kufizimin e shitjes së armëve dhe të teknologjisë së avancuar, dhe, 3) të një pajtimi mbi ndarjen e fuqisë midis aktorëve të organizatave ndërkombëtare ekonomike dhe financiare të SHBA, Japonisë dhe Bashkësisë Evropiane. Meqenëse resurset e shteteve të zhvilluara "janë zënë midis nevojave dhe pritjes së popullit të tyre, si dhe frikës prej kaosit të jashtëm" (S. Hoffmann), ato, me qëllim që t'i shmangen këtij kaosi, në botën e organizuar në mënyrë policentrike duhet t'i fusin BRSS dhe Kinën, në qoftë se kjo e fundit një ditë do t'a shndërrojë potencialin e vet të madh në fuqi efektive. Ndërkaq, polet e këtij policentrizmi janë të pajisura me lloje të ndryshme të fuqisë ushtarake (Sovjetikët), ekonomike dhe financiare (Japonezët dhe Gjermanët) demografike, (Kina dhe India), ushtarake dhe ekonomike (SHBA). "Bota i përngjan një autobusi, -shkruan Stanly Hoffmann -shoferi i të cilit, ekonomia globale, nuk e ka kontrollin e plotë të makinës, po edhe vetë është jashtë kontrollit, në të cilin fëmijët -popujt, joshen t'a shtypin qoftë frerin, qoftë gasin, kurse të rriturit -shtetet, janë udhëtarë të brengosur. Një lidhje pasagjerësh ndoshta nuk do të mjaftojë për t'a mbajtur autobusin në rrugë, por akoma nuk ekziston ndonjë zgjidhje më e mirë" *(Stanly Hoffmann, vep. cit.).*

**Gjermanët në kontekst të Evropës**

Modeli i Hoffmann-it për rregullimin policentrik të botës tani për tani është vetëm një pikësynim i cili po e drejton gjer diku kahjen e zhvillimit të ngjarjeve në Evropë. Ai është një projekt i zhveshur nga kundërthëniet e brendshme, por doemos e përfshin Evropën si njërën nga shtyllat e policentrizmit në fjalë. Është çështje më vete se a do të mbetet i kufizuar vetëm në Evropë, në raportet e saj me SHBA-të, apo do të zgjerohet për të përfshirë njëmend edhe polet tjera, për të drejtuar bashkarisht botën policentrike. Këto janë çështje ende të paqarta dhe nuk dihet drejtimi i zhvillimit të tyre të njëmendët, por janë çështje me rëndësi të jashtëzakonshme për përcaktimin e drejtë të natyrës dhe të karakterit të proceseve integrative të Evropës.

Çështja e bashkimit të Evropës, duhet theksuar që në fillim, nuk është aspak ndonjë dukuri e re. Është bërë "çështje e re" pas Luftës së II-të Botërore për shkak të ndarjes së Gjermanisë. Duke mos hyrë në analiza të hollësishme të kësaj çështjeje komplekse tani të përfunduar, mjafton të konstatohet se çështja e bashkimit të Evropës shpesh u identifikua me çështjen e bashkimit të Gjermanisë: "Gjermania është e ndarë, sepse Evropa është e ndarë, -pohonin gjermanët, -dhe Evropa është e ndarë sepse Gjermania është e ndarë". Porosinë politike të kësaj sintagme e shpjegonte Reinischer Merkur: "Die Deutsche Einheit kann niemals ohne und erst recht nicht gegen Evropa errungen werden" *(Rheinische Merkur, Oct. 24. 1985).* Analitikët politikë të Perëndimit vlerësojnë se ndarja e Evropës zgjati aq shumë për shkak të identifikimit të interesave vitale të shtetit sovjetik me ideologjinë komuniste *(shih Rusët dhe interesat vitale të shtetit sovjetik):* "...për shkak se - siç shkruan CH.Bertram, -sigurimi i BRSS-së nuk e mbështeste vetëm integritetin territorial të Bashkimit Sovjetik, por edhe atë ideologjik ... prezenca e regjimeve komuniste në Evropën Lindore ishte interes vital i sigurimit të Bashkimit Sovjetik *(shih Christoph Bertram, The German Question, Foreign Affairs, Spring, 1990).* Duke mos u lëshuar në shqyrtimin e vlerësimeve të tilla, mjafton të konstatohet se BRSS qoftë për shkak të interesave për të zënë vrapin e zhvillimit, qoftë për shkak të ngecjes së tepruar të zhvillimit të gjithëmbarshëm ekonomik të vendit (fshat i madh me armatim modern), por gjithsesi për shkaqe objektive, kah fundi i viteve '80 e ndërpreu lidhjen midis sigurimit nacional dhe konformitetit ideologjik, por gjithnjë duke mbetur superfuqi për shkak të bazës së gjerë industrialo-ushtarake dhe të resurseve të mëdha natyrale e njerëzore; i përkrahu ndryshimet e brendshme në Evropën Lindore; i tërhoqi forcat ushtarake nga këto vende, u pajtua me bashkimin e Gjermanisë dhe me shuarjen e Traktatit të Varshavës. Me faktin e pajtimit me bashkimin e Gjermanisë u pajtua edhe me bashkimin e Evropës. Kulmi i përbashkët i ndërtesës së re të Evropës (M. Gorbaçov) do të duhej t'i mbulonte edhe Sovjetikët. Kjo do të thotë se bashkimi i Gjermanisë nuk u arrit për inat të Bashkimit Sovjetik. Anne -Marie Burley, një eksperte e shquar e çështjes gjermane *(Der Deutschen Frage)* në Universitetin e Chicago-s në Chicago, Ilionis, e jep një pasqyrë instruktive të luftës teoriko-politike gjermane për realizimin e qëllimit në fjalë. Sipas saj, në Gjermani me kohë u kristalizuan tri koncepte të kësaj lufte: 1) Koncepti tradicionalist, që e përfaqësonin krahu i djathtë i Unionit Kristiano-Demokratik (CDU); Kristiano-Social (CSU) dhe organizatat e refugjatëve. Franz Josef Straussi ishte portparoli kryesor i tyre. Kërkesat për ribashkimin e Gjermanisë i mbështetnin në përvojën e shek. XIX, në luftën e kohës para Bismarck-ut. Në këtë kohë, siç pohonin tradicionalistët, gjermanët nuk kërkonin një *Grossedeutschland* në kuptimin e maksimalizimit të fuqisë (për të luajtur rolin e fuqisë së madhe në marrëdhëniet ndërkombëtare politike), por të kuptimit të vetë shprehjes politike të identitetit kombëtar. Me këtë nuk e synonin mjegullimin e kujtesës për të kaluarën e afërt, por për vënien e saj në kontekst afatgjatë historik. Në të njëjtën kohë i theksonin aspektet juridike të çështjes gjermane, veçanërisht mungesën e marrëveshjes së paqes, duke i përkujtuar në këtë mënyrë Fuqitë e Mëdha vazhdimisht me faktin se çështja gjermane mbetet e hapur. Koncepti tradicionalist insistonte në mentalitetin e viktimës: të jesh gjerman do të thoshte të jesh i vetëdijshëm se i takoje një kombi të ndarë dhe t'a pranoje obligimin për tejkalimin e një

gjendjeje të këtillë. Për tejkalimin e kësaj gjendjeje nuk insistonin në ndryshimin e kufijve, por e theksonin ribashkimin e të dy shteteve gjermane në suaza të Perëndimit. Me fjalë tjera, e kërkonin çlirimin politik të Gjermanisë Lindore nga komunizmi që e mbështeste Bashkimi Sovjetik. Në këtë mënyrë çështjen gjermane e vinin në kontekst të politikës së aleatëve të Perëndimit, duke i detyruar t'a konsideronin si çështje të vet politike; 2) Konceptin evropeist e mbështesnin forcat e qendrës (të Djathtës dhe të Majtës politike). Portparoli kryesor i këtij koncepti ishte ministri i punëve të jashtme të gjermanisë Hans Ditrih Gensher (Hans-Dietrich Genscher). Këto në radhë të parë luftonin për bashkimin e Evropës me qëllim të bashkimit të Gjermanisë. Ambicjet e veta i kufizonin në theksimin e nevojës së gjermanëve për liri, pushtet dhe influencë, por jo edhe për një shtet-komb (maksimalizimi i fuqisë) me të cilin mund t'i frikësonin fqinjët. Duke e indentifikuar ndarjen e Gjermanisë me ndarjen e Evropës, rrugëdaljen e kërkonin në theksimin e një identiteti pan-evropian. Ndërkaq, në raportet ndërgjermane e theksonin principin e unitetit dhe të vetëvendosjes, por me atë ndryshim që me të parin e nënkuptonin një vetënjohje kolektive si një popull unik me një identitet historik, gjuhësor, kultural, etnik dhe gjeopolitik, pavarësisht nga diferencat politike, ekonomike dhe sociale. Ndërkaq, në principin e vetëvendosjes nuk e nënkuptonin çlirimin e gjermanëve lindorë nga komunizmi, siç bënin tradicionalistët, por sigurimin e të drejtës për të gjithë gjermanët që lirisht të vendosin për mënyrën e qeverisjes dhe të qeverisë. Marifeti politik ishte i qartë: duke mos i theksuar kërkesat për ribashkim i theksonin vetëm ato që të çonin drejt tij; 3) Koncepti universalist. Ishte koncept relativisht i ri. E mbështeste krahu i majtë i Partisë Social-Demokratike (SPD) dhe të Gjelbërit. I jepnin përparësi vlerave universaliste (si p.sh. paqa) për të cilat besonin se i ngërthenin në vete vlerat e arsyeshme gjermane. Pozita e Gjermanisë në vijën e parë të frontit të ndonjë holocaust-i potencial nuklear në Evropë i kishte bindur në rrezikun real nga nacionalizmi. Për ta çështja gjermane kishte pushuar së qëni çështje politike. Ishte shndërruar në çështje fundamentale nacionale: duke i elaboruar dhe duke i ndihmuar vlerat e reja sociale, politike dhe ekonomike me të cilat do të duhej të formohej struktura pan-evropiane e shoqërisë civile jashtë kufijve territorialë dhe ideologjikë, i ndihmonin gjermanëve t'a transcendonin të kaluarën dhe të shndërroheshin në katalizator të transformimit të rendit ndërkombëtar të periodës së pasluftës në një strukturë të paqes permanente. Paqja për ta nuk ishte vetëm sinonim i sigurisë, por fryt dhe farë e një gjendjeje më të lartë morale dhe intelektuale. Otto Schili *(shih Reden Yber das eigene land: Deuteschland),* një përfaqësues i tyre eminent, mendonte se gjermanët duhej t'a "kërkonin identitetin e tyre në jetën e lirë spirituale dhe në vendosjen paqësore të universalitetit të intelektit *(Geist)* dhe të kulturës" *(Otto Schily, vep. cit. f. 35).* Kjo gjë ishte parakusht për ngritjen e paqes në nivel kulminant, e cila pastaj do t'a mundësonte kthimin e vëmendjes drejt problemeve reale të botës së sotme (p.sh. uria); drejt konsekuencave të panjohura të shoqërisë Evropiane në periodën post-industriale dhe drejt aspektit human të modernizimit të Evropës Lindore: "Identiteti i ri gjerman"-përfundon Otto Schily- "është identitet Evropian, human" *(ibd.).* Në këtë mënyrë, duke e vënë Gjermaninë në shërbim të idealeve më të larta, universalistët në të vërtetë i shërbenin qëllimit të njëjtë -ribashkimit gjerman, sepse nuk mund të ndërtohej ndonjë Evropë më e mirë, pa eleminimin e problemit gjerman që ishte thelb i saj.

**Evropa dialogjike**

Sovjetikët, por edhe partnerët gjermanë të Perëndimit, sinqerisht i druanin bashkimit të Gjermanisë. Gjermania e bashkuar do të numëronte rreth 76 milion banorë; do të kishte 1.5 bilion dollarë bruto të ardhura nacionale dhe rreth 660.000 mijë ushtarë (dy herë më tepër se Britania e Madhe). Sovjetikët druanin nga fakti se Gjermania e tillë, fuqi reale industriale-ushtarake, mund të militarizohej, të armatosej me armë nukleare, dhe eventualisht të ndiqte ndonjë drejtim revanshist në politikë. Ndërkaq, për fuqitë tjera, ato të Perëndimit, Gjermania e

ribashkuar dukej se do të ishte një partner tejet i madh për të bashkëpunuar me të në mënyrë të barabartë. Ky ishte njëherit edhe shkaku që pothuaj të gjitha rrymat dhe drejtimet e mendimit politik gjerman vazhdimisht e theksonin, qoftë identifikimin e ndarjes së Gjermanisë me ndarjen e Evropës, qoftë universalizimin e vlerave gjermane në funksion të atyre gjithënjerëzore dhe gjithëpolitike. Problemi megjithatë u zgjidh për shkak të gjykimit të shëndoshë politik: edhe pa atë Lindore, RF Gjermane ishte fuqi e madhe ekonomike dhe ushtarake (pa Gjermaninë Lindore numëronte rreth 60 milion banorë dhe merrte pjesë me 26% në aktivitetin e gjithëmbarshëm ekonomik të Evropës) */shih the Economist, Jun 17.1989/.* Mirëpo, për t'u siguruar për çdo rast, ribashkimi i Gjermanisë u vu në kontekst të proceseve integrative të Evropës. Mekanizmi që do t'a siguronte një gjë të tillë përbëhej prej: a) integrimit të Gjermanisë së bashkuar në sistemin politik të Evropës Perëndimore; b) integrimin edhe të pjesës lindore në Paktin NATO. Sikur BRSS të insistonte në të drejtën për mbajtjen e forcave ushtarake në pjesën lindore, atëherë do të duhej të vendoste qeveria Gjermane; c) të transformimit gradual të mekanizmit të Helsinkit (Konferenca për Siguri dhe Bashkëpunim Evropian) në sistem të sigurimit kolektiv të Evropës; dhe d) të forcimit të lidhjeve të një Evrope të bashkuar me SHBA, qoftë përmes reformimit të nevojshëm të paktit NATO, qoftë në mënyra të tjera. Në këtë mënyrë Lidhja e pasagjerëve në "autobusin" e Hoffmann-it do të forcohej me Evropën e bashkuar, në të cilin Gjermania do t'a lozte rolin prioritar. Mirëpo, si do të dukej Evropa e bashkuar?

Edgar Moren kur flet mbi këtë çështje është i mendimit se Evropa tani ka arritur të krijojë një civilizacion origjinal të bazuar mbi një kulturë ebreito-kristiano-greko-latine dhe të cilën e karakterizon humanizmi, racionaliteti dhe demokracia. Identiteti evropian është një unitas multimplex (një unitet i të shumtave) gjer te i cili arrihet në saje të parimit të dialogjikës dhe të rekursionit: "parimi ideologjik konsiston në faktin që dy ose më tepër "logjika" janë të lidhura në një unitet në mënyrë komplekse (komplementare, garuese, antagoniste) me ç'rast dyfishmëria nuk humbet në atë që është unike. Kjo do të thotë se ajo që e krijon uniteti i kulturës evropiane nuk është veçse sintezë ebreito-kristiano-greko-latine, jo vetëm lojë komplementare, por edhe lojë antagoniste e këtyre instancave nga të cilat secila e ka logjikën e vet: pikërisht aty qëndron dialogjika e tyre. Parimi i rekursionit do të thotë se proceset gjeneruese dhe regjeneruese duhet kuptuar si zgjedhë të pandërprerë produktive në të cilat çdo moment, komponentë ose instancë e procesit, në të njëjtën kohë është prodhim, por edhe prodhues i momenteve, i komponentave ose i instancave tjera" *(shih Edgar Moren, Kako zamisliti Evropu, Sarajevo, 1989).* Për ndryshim nga parimi i dialektikës, me parimin dialogjikës dhe të rekursionit, E. Morin dëshiron në të vërtetë të propagojë ruajtjen e identiteteve nacionale në Evropën e bashkuar. Sipas tij, në një Evropë të tillë askush nuk do të humbte asgjë, por të gjithë do të fitonin.

**Epilog: Republika në funksion të bashkimit**

Çështja e bashkimit politik të shqiptarëve nuk është e njëjtë me atë të Gjermanisë. Ndryshimet reduktohen thelbësisht në faktin se shqiptarët, për ndryshim nga gjermanët, realisht nuk ishin në gjendje t'i kontribonin krijimit të çështjes shqiptare. Gjatë historisë atë ua krijuan të tjerët. Mirëpo doemos duhet të jenë në gjendje që t'i kontribuojnë zgjidhjes së saj të drejtë. Dhe zgjidhja e drejtë e çështjes shqiptare është bashkimi i tyre në kontekst të proceseve integrative të Evropës. Sot asnjë faktor i pjekur politikisht nuk mund ta kontestojë këtë të drejtë. Si komb i viktimizuar në funksion të barazpeshës midis Fuqive të Mëdha dhe të ruajtjes së paqes (e cila edhe ashtu nuk u ruajt) në të kaluarën, me suprimimin e ndarjes ideologjike të Evropës do të duhej të mundësohej realizimi i interesave vitale të kombit - bashkimi me qëllim të zhvillimit dhe të kultivimit të idenditetit kombëtar, të renditjes në rendin e popujve të barabartë dhe të avancuar në Evropë. Mirëpo problemi i çështjes shqiptare

nuk qëndron te bashkimi, por te rrugët për realizimin e këtij qëllimi. Kur thuhet se bashkimi duhet të vihet në kontekst të proceseve integrative të Evropës, mund të konsiderohet se është thënë gjithçka, por edhe asgjë. Për këtë shkak kërkohet një shqyrtim pak më i thelluar i çështjes.

Në vitin 1981 u shtrua kërkesa për konstituimin e Kosovës në Republikë. Në prapavijën e kërkesës qëndronte besimi se problemi shqiptar në Jugosllavi esencialisht reduktohej në të drejtën për t'u konstituuar si plotësisht i barabartë me të tjerët, si shtet me të gjitha të drejtat idividuale dhe kolektive që i gëzonin republikat (shtetet) në bashkësinë e republikave (shteteve) Jugosllave. Politika zyrtare, atëbotë, kërkesën e tillë e shpalli si kërkesë kontrarevolucionare, duke shpjeguar, ndoshta jo tërësisht pa bazë, se Kosova, me t'u konstituuar në Republikë, do t'a ushtronte të drejtën e vetëvendosjes dhe do t'i bashkangjitej Shqipërisë. Ndërkaq, Republika e Kosovës shihej edhe në funksion të zhvillimit të shpejtuar; të barazimit me të tjerët; të kultivimit dhe të zhvillimit të identitetit kombëtar, por edhe në funksion të zhbllokimit të kufirit me Shqipërinë dhe të rolit të theksuar të Kosovës në raportet Jugosllavo-Shqiptare *(shih "Gishti i trashë i Vëllait të madh", dhe "Viti '81 dhe proceset e demokracisë").* Fillohej nga premisa se "përparësitë e këtij solucioni të çështjes shqiptare ishin të trefishta: 1) se nuk do ta shkaktonte acarimin tej mase të raporteve ndërnacionale (ato megjithatë u acaruan); 2) se do të ishte solucion efikas dhe i pranueshëm për të gjitha palët e interesuara, pos për shovenizmin serbomadh; dhe 3) se nuk do t'a lejonte instrumentalizimin as të shqiptarëve dhe as të serbëve në funksion të interesave të huaja globale apo regjionale *(shih "Shteti dhe interesat vitale të kombit").* Besohej se e drejta e konstituimit të Kosovës në Republikë, logjikisht do të duhej t'i paraprinte bashkimit të kombit dhe njëherit do të ishte në funksion të stabilitetit politik të Jugosllavisë dhe të Ballkanit në përgjithësi. Përse? Përgjigja është e pranishme në premisën e tretë të citatit të shënuar, por duket se janë të nevojshme edhe ca shpjegime plotësuese.

Nga shembulli i zgjidhjes së çështjes gjermane është e qartë se sanksionimi i saj i plotë kërkohet në kujdesin për moscënimin e interesave të sigurimit të shtetiti sovjetik, ndonëse komunizmi si model i zhvillimit dhe si parakusht i interesave të sigurimit dështoi edhe në Bashkimin Sovjetik. Integrimi i sovjetikëve në "autobusin" e Hoffmann-it, simbolikisht shpreh vazhdimin e njohjes së Bashkimit Sovjetik si superfuqi. Për këtë shkak bashkimi i gjermanëve nuk u bë mbi baza të antisovjetizmit dhe as për inat të Bashkimit Sovjetik. Në analogji me këtë shembull qëndron edhe çështja e konstituimit të Kosovës në Republikë (tani e jetësimit të saj të plotë) dhe çështja e bashkimit, e cila duhet të realizohet në kontekst të proceseve integrative të Evropës, jo për inat, e as përkundër të tjerëve, por sepse ajo (Republika) ishte e drejtë elementare e konstituimit të kombit në Jugosllavi dhe e zhvillimit të tij të barabartë me të tjerët.

Nga ana tjetër, fjala është për bashkimin e Evropës. Në të vërtetë, jo vetëm që e besonin gjermanët, por edhe shumica e analitikëve të tjerë politikë ishin të mendimit se bashkimi i Evropës ishte nus-produkt i nevojshëm dhe i domosdoshëm i ribashkimit të Gjermanisë. Një Evropë e bashkuar, në të cilën fuqia gjermane do të ishte në funksion të interesave të saj (Evropës), e jo vetëm në funksion të interesave partikulare gjermane përmes mekanizmave të krijuar dhe në ndërtim e sipër të bashkëpunimit dhe të forcimit të sigurisë, do t'a frenonte fuqinë gjermane në mënyrë që të mos kërcente shumë përtej mesatares së të tjerëve. Kjo komponentë e Evropës së bashkuar është recidiv i politikës së dikurshme britanike (që të mos lejojë forcimin e ndonjë fuqie në kontinent e cila do të shndërrohej në një rival të rrezikshëm për interesat e saj) dhe tani e shpreh kujdesin e përbashkët anglo-saxon për strategjinë e ndryshimeve në harmoni me qëllimet globale të politikës së tyre. Ky është gjithashtu çmimi që Gjermania ia paguajti Evropës për të drejtën e ribashkimit të vet.

Historikisht, trojet shqiptare (fjala është për procesin e konstituimit të shteteve në Ballkan), por edhe më gjerë, ishin vend-ndeshjeje dhe vend-thyerjeje i interesave të fuqive të Evropës.

Fakti se populli shqiptar globalisht u nda në dy e më tepër shtete, por në njërin i pavarur, e në tjetrin mbeti në fillim si pakicë kombëtare, e cila në periodën midis dy luftërave botërore kontestohej, ndërsa pas Luftës së Dytë Botërore u njoh herë si pakicë, e herë si kombësi, këtë e dëshmon më së miri. Austro- gjermanët e përkrahën formimin e shtetit *viabël* shqiptar të cilin në bisedat diplomatike e kontestonin rusët, kurse në terren serbët. Pozita e tanishme shqiptare esencialisht është rezultat i thyerjes dhe i kompromisit midis këtyre dy etnikumeve (austro-gjermanëve dhe sllavëve), por edhe i presioneve të mëdha nga jashtë që e pengonin vlerësimin e drejtë dhe real të faktorit ndërkombëtar dhe bile pjekjen e faktorit shqiptar, i cili duhej ta bënte një gjë të tillë në favor të interesave shqiptare. Të tjerët, si Italia, Franca dhe Britania, më tepër mbanin qëndrim pritjeje, duke u marrë në të njëjtën kohë me negociata të ndërsjella, me qëllim të instalimit të interesave të veta. Ato, d.m.th. interesat e tyre, vinin në shprehje paralelisht me rënien e ndikimit gjerman në politikën evropiane, por themelet e vëna në Konferencën e Londrës nuk u lëkundën qenësisht, pos gjatë periodës së luftërave, kur këto troje shndërroheshin në teatër të operacioneve ushtarake, sepse esencialisht, edhe raportet e interesave të fuqive në Evropë mbeteshin të njëjta, pavarësisht nga ndryshimet që i shkaktonin luftërat. "Evropeizimi" i interesave gjermane dhe "gjermanizimi" i interesave të Evropës, duket se tani për tani akoma është mbulesë për vazhdimin edhe për një kohë të caktuar të raportit të njëjtë të interesave. Nga aspekti i raporteve strategjike, "evropeizimi" i tillë i interesave gjermane realisht e shpreh edhe kujdesin, ndoshta në rend të parë këtë, për moslejimin e interesave të shtetit Sovjetik, ose të interesave të sovjetizuara ruse. Është pak e besueshme se rusët do të lëshonin pe edhe nga ky aspekt, përveç atij ideologjik. Për këtë shkak, problemi i tanishëm i proceseve integrative të Evropës konsiston nga përgjigja korrekte që do t'i jepet pyetjes se në çfarë mënyre dhe si do të arrihet "evropeizimi" edhe i interesave të shtetit Sovjetik dhe i rusëve në te? Kjo njëherit e shpjegon edhe intransigjencën serbe, por edhe luhatjen e të tjerëve, si në raportet gjithëjugosllave, poashtu edhe në ato me shqiptarët. Serbët do të dëshironin t'i ruanin tokat e pushtuara në rrethana të tjera historike, si minimum të dhënë për integrimin e tyre në Evropë, me çmimin e provokimit të luftës në Ballkan. Kjo do të thotë se ata shprehin gadishmërinë për instrumentalizimin e vetes në funksion të mosndryshimit të politikës sovjetike ndaj gjithë situatës në Evropë dhe të ruajtjes së statusit prioritar të etnikumit sllav në politikën ndërkombëtare.

Nga ky aspekt, politika serbe natyrisht se e ka të qartë se, së paku në raport me shqiptarët, nuk është fjala për toka serbe. Argumentimi historik në këtë rast është dubioz dhe në instancën e fundit i paqëndrueshëm. Fjala është më tepër për shpresën se, sikurse në të kaluarën, komponenta religjioze e argumentimit politik do t'a luajë rolin e vet në vendimet përfundimtare të rregullimit të çështjes. Politika e Fuqive të Mëdha në Ballkan në të vërtetë u formësua duke qenë e ndikuar edhe prej kësaj komponente. Operacionet luftarake dhe konferencat diplomatike në Ballkan dhe rreth tij Fuqitë e Mëdha i arsyetonin si luftë interesash në Perandorinë Otomane dhe jo si copëtim të tokave shqiptare. *Për to formimi i një shteti relativisht të fortë shqiptar me popullsi kryesisht të besimit islamik do të paraqiste, shprehur simbolikisht, një pykë aziatike në tërësinë e krishterë të Evropës. As atëherë dhe as sot komponenta religjioze nuk u konsiderua si relevante për diskutime në argumentimin politik, por kjo nuk do të thotë se ishte më pak prezente në refleksionet dhe në motivet e nxjerrjes së vendimeve politike:* "Ekziston një seri kolosale e kontesteve të mundshme *tradicionale* në një botë, -shkruan Stanly Hoffman, -ku akoma ekziston së paku një ideologji e konflikteve të dhunshme -fundamentalizmi islamik, dhe ku zhdukja ose rënia e ideologjive sekulare e lejon nacionalizmin në pjesën më të madhe të planetit si të vetmin indikator të lojalitetit" *(S.Hoffmann, vep.cit.).* Me fjalë të tjera, relevanca e këtij faktori në raportet ndërkombëtare politike, për shkak të një vargu motivesh, po sidomos për shkak të burimeve të energjisë, pavarësisht nga avancimet në fusha të ndryshme të shkencës, është ngritur. Andaj, ndonëse shqiptarët nuk kanë asgjë të përbashkët me fundamentalizmin islamik, është fare

lehtë, ndonëse jo korrekte, t'u mvishet ai si hipotekë. Këtë hipotekë nuk mund t'a heqim vetëm duke e theksuar areligjiozitetin e njohur shqiptar, (religjioni konsiderohet si arritje e qytetërimit), por duke u mbështetur në traditën e rrallë të tolerancës fetare, duke e kërkuar vendin e vet në pikat e afërta ose të përbashkëta kristiano-islamike dhe duke e avancuar rolin e vet në afirmimin e mentaliteteve dhe të botëkuptimeve të të dy sistemeve të mendimit religjioz dhe politik.

Në kontekst të argumenteve të theksuara, për politikën globale të fuqive, fakti se jashtë kufijve të shtetit amë ndodhen më tepër se gjysma e popullit, ndërsa në Jugosllavi jetojnë rreth 40% të popullsisë së gjithëmbarshme shqiptare, është një problem që duhet zgjidhur. Mënyrën fatlume të zgjidhjes së tij do të duhej t'a gjenin vetë shqiptarët, por duke mos e rrezikuar paqen, interesat e baraspeshës dhe orientimin global politik. Për këtë shkak përkrahja eventuale e Shqipërisë për bashkimin e tokave shqiptare vetëm nga njëra palë e multipolaritetit (e bëri Gjermania gjatë Luftës së Fundit) ose e bipolaritetit të forcave (supozohet se e bëri Stalini në funksion të anti-amerikanizmit), nga pala tjetër u konsiderua instrumentalizim i Shqipërisë në funksion të interesave globale të palës së kundërt. Në kontekst të proceseve të tanishme integrative të Evropës, bashkimi shqiptar, në mbështetje të ndonjë roli të theksuar eventual gjerman në Evropë, do të thotë bashkim via-gjerman. Ndërkaq, situata e kundërt -përkrahja eventuale e shqiptarëve në Jugosllavi që ta bashkojnë Shqipërinë, dhe jo të bashkohen me Shqipërinë, objektivisht do të thotë bashkim via-Beograd. Kjo poashtu nuk është gjë e re. Ekzistonte si projekt i mundshëm i federatës ballkanike para (vetëm teorikisht) dhe gjatë Luftës së II-të Botërore. Në qoftë se një bashkim të tillë hipotetikisht do t'a mbështesnin forcat ose regjimi properëndimor politik në Beograd, në instancën e fundit, bashkimi i tillë do të konsiderohej si cënim i interesave të sovjetizuara Ruse dhe Serbe me supozimin se një Shqipëri e tillë do t'ishte via-facti anti-Ruse e anti-serbe dhe jo vetëm anti-komuniste. Këmbëngulja serbe që në çfarëdo rrethanash Kosova të mbetet me Serbinë realisht është shprehje e frikës se një gjë e tillë mund të jetë objektivisht e mundshme.

Marrë globalisht që të dy qasjet e bëjnë minimizimin e rolit të faktorit politik shqiptar në përcaktimin dhe në realizimin e qëllimeve të veta nacionale. Për këtë shkak, ngjarjet e vitit 1981 që i karakterizoi kërkesa e theksuar fuqimisht për Republikën e Kosovës, në esencë e nxorën në sipërfaqe pikërisht rolin e këtij faktori. Republika e Kosovës, si do që të duket, mund të konsiderohet zgjidhje e pjesëshme, paliative e çështjes shqiptare. Mirëpo zgjidhjet paliative të çështjeve të mëdha mund të konsiderohen dhe janë cilësi e luftës politike dhe produkt i mençurisë së faktorit politik shqiptar në vlerësimin e tërësishëm të rrethanave, rrugës së zhvillimit të proceseve dhe synimeve përfundimtare të tyre. Objektivat politike shqiptare kanë karakter të të drejtave të natyrshme dhe demokratike dhe jo të maksimalizimit të fuqisë me qëllim të instrumentalizimit të saj në lojën e vjetër të fuqisë dhe të ligjit të xhunglës. Mundësitë tona për të kapur hapin e botës së zhvilluar në avancimet teknologjike, të bioshkencave, të megashkencës, të shkencës mbi materialet, të informatikës etj., janë të vogla por kjo nuk do të thotë se duhet hequr dorë nga përpjekjet maksimale për tejkalimin e pazhvillueshmërisë në të cilën ndodhemi dhe për krijimin e infrastrukturës së nevojshme që do t'a mundësonte akceptimin dhe aplikimin e inovacioneve nga fushat e përmendura të shkencës, pa të cilat nuk mund të paramendohet jeta në shekullin e XXI. Andaj, lufta politike për realizimin e kërkesave legjitime është e motivuar nga nevojat reale të popullsisë shqiptare për zhvillim. Ajo nuk është e orientuar në mohimin e nevojave të ngjashme të serbëve. Përkundrazi. Duke u ndodhur në nivele të ngjashme të madhësisë demografike, të shkallës së zhvillimit, të orientimit civilizues, të pozitës historike dhe gjeografike, për kah përmbajtja e brendshme thërret për përfundimin definitiv të raporteve të subordinacionit dhe të dominacionit, kërkon heqjen dorë nga instrumentalizimi i vetes në funksion të interesave të huaja, implikon vënie të raporteve kualitativisht të reja, evitim të ndikimeve negative të huaja

dhe është shpërthim i energjisë së re kreative, jo vetëm për shqiptarët, por për të gjitha palët e ngatërruara në krijimin e pengesave për fitorën e së resë. Republika e Kosovës, me fjalë të tjera, pavarësisht nga ajo se kush mund jetë në nivelin institucional bartës i një politike gjithëshqiptare, në rrethanat e dhëna është realizim i njërit prej interesave vitale të kombit. Si e tillë, mund të qëndrojë vetëm në funksion të bashkimit por edhe të forcimit të raporteve të reja në gjithë territorin e Ballkanit, të Mesdheut dhe të Evropës. Këtë rol mund t'a luajë me sukses në kontekst të proceseve integrative të Evropës, që do të kenë konsiderata për të gjithë pjesëmarrësit dhe për gjithë drejtimin historik të zhvillimit të proceseve pozitive.

Krushë e Madhe, 22 maj, 1991

# PJESA II

## VITI '81 DHE PROCESET E DEMOKRACISË

Kohëve të fundit në Kosovë duket se dominojnë dy parulla: ajo mbi demokracinë dhe ajo mbi Evropën. Me demokraci mendohet të arrihet në Evropë, ndërsa me Evropë mendohet të kihet demokraci (zhvillim). Duket se që moti është bërë imperativ precizimi i përmbajtjes së tyre dhe shpjegimi më i hollësishëm i raportit të tyre me ngjarjet në Kosovë dhe me synimet e saj. Për këtë shkak, në qoftë se në pjesën e parë të letrës së drejtuar redaksisë së revistës beogradase «Intervju», tentimi i argumentimit teorik, nga aspekti i vetëdijes, sado pak i ka vënë në dyshim paragjykimet mbi atë se ngjarjet dhe kërkesat e vitit 1981 inspiroheshin ekskluzivisht nga RSP e Shqipërisë; në qoftë se teksti i diskutimit nga viti 1981 në Fakultetin Filozofik të Universitetit të Kosovës në Prishtinë ngjarjet e atij viti i ka vënë në kontekst të lëvizjes botërore konvulzive autonomiste, kurse vetë kërkesën kryesore për Republikë, në kontekst të synimeve natyrale për zhvillimin e mëtejshëm të Kosovës, atëherë duket e udhës dhe e drejtë të konstatohet se Kosova nuk mund të stoliset me një demokraci të imponuar nga jashtë; se asaj demokracia nuk i duhet për t'u stolisur (se edhe ashtu është e bukur), e as për të vallëzuar me të. Do t'i duhet, natyrisht, edhe për këto, por jo vetëm për këto, sepse atëherë vështirë që do të arrinte në Evropë. Me fjalë të tjera, Kosova nuk mund të arrijë në Evropë pa një demokraci autentike, të vetëlindur prej saj. Pikërisht për këtë shkak, kjo pjesë e analizës (pjesa e II-të), tenton të koncentrohet në çështjet që kanë të bëjnë me raportin midis ngjarjeve të këtij viti dhe proceseve të demokratizimit të jetës politike në Kosovë. Pa këtë, nocionet «demokraci» dhe «Evropë», nuk mund të kuptohen drejt, nuk mund të kenë përmbajtje adekuate. Vetëm duke i vënë në relacion me ngjarjet e vitit 1981, me tërë kontinuitetin e ndodhive të viteve '80, mund të arrihet gjer te përcaktimi i drejtë, jo vetëm i përmbajtjes së tyre, por edhe i synimeve të mëtejshme të proceseve të tanishme e të djeshme, si edhe i lidhmërisë së tyre me ato procese të demokratizimit që e synojnë një Evropë të përbashkët për të gjithë popujt e saj (që do të jetë temë e pjesës së III-të të kësaj analize). Nga ky aspekt, duket se viti 1981 është nyja, zbërthimi i së cilës e mundëson lëvizjen e drejtë të gjërave dhe të proceseve. Natyrisht, ato mund të lëvizin edhe pa zbërthimin e kësaj nyjeje. Dhe, gjatë historisë, rëndom, vetë ajo i ka zgjidhur nyjet e ngjashme, veçse çmimi rëndom ka qenë tejet i lartë. Është paguar me lajthitje, me ngecje dhe me tragjedi, herë-herë fare të panevojshme, dhe herë-herë tepër të ekzagjeruara. Ndërkaq, ndonjëherë tërësisht e kanë ndërruar kahjen e zhvillimit të tyre, në mënyrë që pastaj historianë të zotë janë detyruar të merren me vlerësimin e asaj se ç'do të kishte qenë më mirë — të mos ishte bërë ai ndërrim i kahjes, apo më mirë që ishte bërë? Dhe historia në këtë pikë doemos do të ishte shndërruar në filozofi dhe filozofia doemos do të çonte në përsëritjen e proceseve të njëjta, me përmbajtje të ngjashme, por

gjithsesi me çmimin adekuat edhe për kohën, edhe për energjinë e shpenzuar materiale dhe shpirtërore.

Dhe qëllimi i këtij shqyrtimi nuk është ta ndryshojë historinë. Po të mendohej një gjë e tillë, do të ishte një prepotencë e padëgjuar dhe e paparë. Mirëpo, megjithë modestinë e domosdoshme, nuk mund të mohohet se kjo analizë e synon kontributin e autorit në zhvillimin e mëtejshëm të proceseve. Në qoftë se ato procese pa dashjen e tij e kanë përfshirë përpara, e kanë ndrydhur dhe e kanë zhveshur nga subjektiviteti në shoqëri, tani është rendi që proceset të kenë veshë për subjektin dhe ta braktisin verbërinë e spontaneitetit. Me një fjalë, është rendi ta pranojnë edhe kritikën, edhe kontributin qëllimmirë të subjekteve qëllimmira.

Kritikë të tjerë, subjekte të tjera të ndrydhura e të pandrydhura, natyrisht do të pyesin me të drejtë — përse pikërisht viti 1981? Përse jo ndonjë vit tjetër, p.sh. viti 1968, apo dhe ndonjë vit i mëhershëm, të mos ishte nyja pa zbërthimin e së cilës nuk do të ecej përpara? Dhe përgjigja mund të duket arrogante, por në esencë e saktë: sepse vitet tjera nuk e ndryshuan historinë. Të gjitha vitet i ndihmuan zhvillimit të historisë. Do të thoshim se vitet tjera i ndihmuan akumulimit të proceseve, rritjes së kuantitetit, por kërcimin kualitativ, vetë shndërrimin e kuantitetit në kualitet, e bëri vetëm viti 1981. Jo se ishte një vit mrekullibërës, por sepse pikërisht në atë vit ishin pjekur të gjitha kushtet, ishin akumuluar të gjitha proceset, ishin arritur të gjitha nivelet për shndërrimin e kuantitetit në kualitet, dhe rastësisht i ndrydhi subjektet që nuk deshën të pajtoheshin me ndrydhjen. Po të ishin pajtuar me ndrydhjen, viti 1981 do të kalonte njësoj sikurse edhe vitet tjera.

Rreth ngjarjeve të këtij viti ekziston vlerësimi zyrtar se ato ishin tentim kontrarevolucioni dhe ekziston koha e cila tashmë e tejkaloi një vlerësim të këtillë. Mirëpo problemi qëndron pikërisht këtu: tejkalimi i një vlerësimi të tillë politik me vetë zhvillimin e ngjarjeve në kohë dhe në hapësirë nuk është njësoj me tejkalimin e tillë të vlerësimit në mbështetje të argumenteve kritike. E pra, objektivisht kjo do të thotë ngadalësim i proceseve; shpenzim i panevojshëm i energjisë materiale e shpirtërore, dhe mjegullim dhe zhdavaritje e qëllimeve për realizimin e të cilave zhvillohen proceset. E dyta e bën të kundërtën: i kristalizon qëllimet dhe i hap rrugë zhvillimit të proceseve pozitive shoqërore. Ndërkaq, lajthitja, zvarritja apo devijimi i proceseve, rëndom nuk ngjan për shkaqe spontane, ndonëse edhe kjo nuk mund të përjashtohet, por për të arritur ndonjë qëllim të caktuar, të arsyeshëm shoqëror. Dhe arsyeshmërinë e qëllimeve të këtilla e përcaktojnë subjektet vendimtare të proceseve, por legjitimitetin e tyre historik nuk e përcaktojnë ato, veçse arsyeshmëria historike e qëllimit — idealit, d.m.th. e qëllimit final që e synon tendenca historike e zhvillimit të proceseve. Çdo proces që nuk është në harmoni me këtë tendencë mund të arsyetohet në mënyra të ndryshme, mund të ketë legjitimitet afatshkurtër politik, por nuk mund të ketë legjitimitet historik, e as ta pretendojë atë. Për këtë shkak është i nevojshëm shqyrtimi i ngjarjeve të vitit 1981 në kontekst të definimit të kontrarevolucionit.

Vetë fjala «kontrarevolucion» definohet në mënyra të ndryshme, varësisht nga tema e shqyrtimit, por definicionet e ndryshme nuk mund ta injorojnë përmbajtjen e këtij nocioni, të përfshirë në «Enciklopedinë politike». Aty ajo definohet si: «aksion i organizuar politik i drejtuar kundër sistemit shoqëror të krijuar me revolucion, kundër fryteve revolucionare, kundër forcave dhe raporteve shoqërore që e synojnë transformimin revolucionar të shoqërisë. Si dukuri shoqërore e kundërt me revolucionin, kontrarevolucioni shënon ndryshimin kualitativ të një gjendjeje shoqërore ose sistemi në drejtim të restaurimit të raporteve të mëtejshme të lëkundura dhe të mënjanuara politike dhe të prodhimit», *(«Politiçka Enciklopedija, Savremena Administracija». BGD.1975,f.476).* Shpjegimi i vlerësimit të kontrarevolucionit në Kosovë më vonë është plotësuar me botime të veçanta mbi problemin e Kosovës. Nga ana tjetër, shtypi me shkrime të vazhdueshme polemizonte njëanshëm me kërkesën dominante të ngjarjeve të vitit 1981. Esencialisht, me një gjimnastikë të veçantë mentale, provohej të argumentohej:

1. se kishte ngjarë tentim kontrarevolucioni dhe
2. se kërkesat dominante të atij viti e synonin përmbysjen e rendit shoqëror.

Për të argumentuar tezën e parë theksohej se ngjarjet e atij viti kishin qenë të organizuara. Varësisht nga këndvështrimi, por më tepër nga orientimi ideologjik i autorit, theksohej se ato i kishte inicuar Beogradi, gjegjësisht Tirana, por gjithmonë përmes forcave pro-rankoviçiste, pro-informbiroiste, pro-staliniste, pro-marksiste-leniniste etj. të Prishtinës, d.m.th., të Kosovës. Pjesëmarrja e konsiderueshme e të rinjve në ato ngjarje relativizohej qëllimisht ose edhe minimizohej, ndërsa vetë autorët e veprave të inkriminuara, në mënyra të ndryshme denigroheshin. Jepnin shënime se gjatë pjesës më të madhe të viteve '80 ishin zbuluar nëntë (9) organizata bukur të mëdha dhe 83 grupe ilegale që kishin marrë pjesë të drejtpërdrejtë në kontrarevolucion *(«NIN», nr.2054, 13 Maj 1990).* Spekulohej me mundësinë e shpërthimit të kryengritjes së armatosur dhe me mundësinë e ekzistimit të qendrës së kontrarevolucionit.

Në këtë tekst dhe në momentin e tanishëm nuk është e mundur të shqyrtohet as niveli organizativ e as karakteri i organizimit të organizatave dhe të grupeve të përmendura ilegale. Këtë duhet ta bëjnë ata që i kanë këto shënime dhe atëherë kur do të jetë e mundur që me to të disponojnë edhe të tjerët. Mirëpo është e mundur, madje edhe e nevojshme, që qysh tani, në mbështetje të nevojës dhe të përshtypjeve personale, të jepet mendimi se i përgjigjej apo jo karakteri i organizimit dhe niveli organizativ i tyre përmbajtjes së definuar të kontrarevolucionit?

Në qoftë se forma (organizimi),  merret e ndarë nga përmbajtja (aktorët dhe qëllimi), që rëndom fillonte nga treshet (2 + 1, d.m.th. dy veta që nuk dinin për njëri-tjetrin dhe njëri që dinte për dy të tjerët), dhe kjo pastaj rritej me progresion gjeometrik në dhjetëshe (3 x 3 + 1), në qindshe (99 + 1), në mijëshe (999 + 1), atëherë është e qartë se kjo mënyrë e organizimit mund t'i përgjigjej çdo qëllimi, pra edhe revolucionit e jo vetëm kontrarevolucionit. Nga kjo rezulton se është  punë e kotë të merresh me ndarjen e formës nga përmbajtja. Me fjalë të tjera, theksimi i nëntë (9) organizatave pak si më të mëdha dhe i 93 grupeve ilegale, vetvetiu nuk e argumentonte tezën mbi ekzistimin e tentimit kontrarevolucionar, e as të kontrarevolucionit. Ashtu mund të argumentohej edhe ekzistimi i të kundërtës së kontrarevolucionit, d.m.th. i revolucionit. Meqë këto dy nocione e përjashtojnë njëri-tjetrin, shihet se argumenti është i pavlerë, sepse me të njëjtën premisë nxirren dy konkludime të kundërta që e asgjësojnë njëri-tjetrin. Në qoftë se kësaj i shtohet edhe fakti se nuk u argumentua ndonjëherë ekzistimi i qendrës së kontrarevolucionit del se argumenti i theksuar nuk është kurrfarë argumenti.

Megjithatë, një kohë bukur të gjatë u aludua në qendrën për nxjerrjen e vendimeve politike në Kosovë si qendër të kontrarevolucionit. Dhe, meqë qendra e tillë në Kosovë ishte pjesë përbërëse e qendrave të tjera në vend dhe e qendrës së vendit në tërësi dhe më larg, atëherë dilte se kontrarevolucioni në Kosovë ishte pjesë përbërëse, hallkë nismëtare e një kontrarevolucioni të tërësishëm të vendit në përgjithësi, bile edhe e tërë Evropës Lindore. Pavarësisht nga ajo se në pjesën e parë të tekstit dërguar revistës «Intervju» e theksoja se nuk ma merrte mendja që mund të identifikohej qendra për nxjerrjen e vendimeve politike me qendrën e kontrarevolucionit në Kosovë dhe pavarësisht nga ajo se tani gati tërësisht jam i sigurt për këtë, jo, gjithmonë do të varet nga ajo se çfarë në të vërtetë synohej me zhvillimin e ngjarjeve: restaurimi i raporteve të mënjanuara e të likuiduara politike apo krijimi i raporteve të reja?

Duke u nisur nga pika e njëjtë, tani është e qartë se forca të ndryshme revanshiste dhe antikomuniste e presin restaurimin e raporteve të vjetra, kthimin e fuqisë së humbur gjatë luftës, shërimin e komplekseve të vjetra, dhe shfrimin e pasioneve të ndrydhura me vite. Bile për këtë «festë» të tyre të përgjakshme ato i mprehin thikat, kamat dhe jataganët. Ato e marrin si të kryer kthimin e tyre në pushtet dhe hakmarrjen e tyre të madhe. Komunizmi për to është mundur në saje të kredive dhe mendjes dinake të kapitalit të madh. Meqenëse kurrnjëherë nuk

kanë qenë në gjendje të krijojnë vlera të reja, por vetëm t'i imitojnë vlerat e huaja, t'ua vjedhin kreatorëve për qëllimet e tyre të papastra, ato tani janë të gatshme t'i shërbejnë (gjithmonë dinin ta bënin vetëm këtë), qëllimeve të errëta të forcave të «kohërave të përhimta», të mezokohërave. Ato megjithatë e harrojnë një gjë të vogël por të rëndësishme: se bartësit e ngjarjeve të vitit '81 nuk ishin kontrarevolucionarë e as të manipuluar nga ata, apo nga cilado forcë tjetër e mezokohërave. Mirëpo, te këto çështje do të kthehemi më vonë në këtë tekst dhe në tekstet e ardhshme. Tani është me rëndësi të theksohet se, meqë forma nuk mund të analizohet pavarësisht nga përmbajtja e saj, atëherë del se ngjarjet e vitit '81 nuk mund të analizohen as pavarësisht nga subjektet e tyre e as pavarësisht nga qëllimi, ideali i tyre.

Për hir të thjeshtimit të gjërave tani do të merremi me shqyrtimin e relacionit midis qëllimit final, kërkesës kryesore të ngjarjeve dhe të bartësve të tyre për konstituimin e Kosovës në Republikë, dhe vlerësimit të saj si kontrarevolucionare. Ndonëse me të nuk synohej as shkëputja nga Jugosllavia e as përmbysja e raporteve shoqërore në Jugosllavi, prapëseprapë u theksuan këto shpjegime:

1. se Republika e tillë do ta shfrytëzonte të drejtën për vetëvendosje dhe do t'i bashkangjitej Shqipërisë. Në këtë mënyrë do të cënohej integriteti territorial i Jugosllavisë;
2. se ajo e provokonte luftën qytetare dhe hipotetikisht përmbysjen e rendit shoqëror të Jugosllavisë; dhe
3. se ajo në esencë e provokonte revidimin e kufijve në Ballkan dhe më gjerë, në Evropë.

Përveç faktit se operohej me hipoteza dhe nocione hipotetike, që të tri argumentet nuk kanë ndonjë lidhje të drejtpërdrejtë me kontrarevolucionin. Nga definicioni i theksuar i kontrarevolucionit është e qartë se kërkesa për Republikë mund të vihej në lidhje direkte me kontrarevolucionin vetëm poqese me të synohej restaurimi i raporteve të kundërta me revolucionin, të atyre raporteve të cilat dikur i kishte përmbysur akti revolucionar i forcave revolucionare të vendit në tërësi. Kontestimi i kësaj kërkese, me fjalë të tjera, nuk vihej në relacionin me karakterin e sistemit eventual që synohej (realizimi i barazisë së plotë brenda sistemit të përmirësuar, tani brenda radhëve të reja që dalin nga fryma e kohës), por vetëm në konsekuencat eventuale që mund të rezultonin nga kundërvënia e forcave të tjera. Këto forca tjera përsëri supozoheshin si revolucionare, pasi që nuk ishte e logjikshme që forcat kontrarevolucionare t'i kundërviheshin qëllimeve kontrarevolucionare. Forcat revolucionare në këtë pikë duket se e ruanin njërën nga frytet e revolucionit — rregullimin federativ të vendit dhe pozitën ekzistuese të republikave dhe të krahinave të përcaktuar me kushtetutë. Dukej, sepse rendi i vendosur kushtetues që në start nuk ishte treguar i suksesshëm: në fillim ishte nisur nga huazimi jokritik i konceptit leninist mbi nivelizimin e zhvillimit të gjithëmbarshëm të kombeve, ndërsa shqiptarët, si më pak të zhvilluar, i kishte vënë nën mbikëqyrjen e RS të Serbisë dhe brenda saj, në mënyrë që më vonë, me kushtetutën e vitit 1974, t'ua siguronte një pozitë dubioze (edhe brenda Serbisë, edhe si element konstitutiv i Federatës). Megjithë fisnikërinë e vet, Lenini nuk kishte mundur as për të gjallë të vetin, e as të tjerët më pastaj, që në federatën sovjetike të rregulluar në mbështetje të konceptit mbi nivelet e dhëna të zhvillimit të kombeve (e cila në të vërtetë i reflektonte përpjekjet e francezëve dhe të anglosaksonëve për inkorporimin e kolonive të veta në sistemet e tyre politike), ta suprimonte veprimin e ligjit mbi zhvillimin e pabarabartë ekonomik. Ndërkaq, ky i «përjetësonte» nivelet e tilla, sepse zhvillimi i kombit më pak të zhvilluar gjithmonë ngecte prapa zhvillimit të kombeve më të zhvilluara (ndonjëherë edhe për disa herë) dhe kështu, ndonëse zhvillohej edhe kombi më pak i zhvilluar, diferenca me kombet më të zhvilluara thellohej gjithnjë e më tepër. Për këtë shkak, zhvillimi i kombeve më pak të zhvilluara i përngjante zhvillimit në moszhvillim. Pasardhësit e tij nuk e panë të udhës, ose nuk mundën (gjë që është njësoj), t'ia përshtatnin rregullimin e vendit nevojave reale të rritës së kombeve. Andaj, po qe se rregullimi i vendosur federativ i sovjetikëve në fillim i ndihmoi zhvillimit të

kombeve më pak të zhvilluara, më vonë duket se u shndërrua në pengesë të rritjes së tyre të mëtejshme. Në vitet '60, këtë problem francezët dhe anglosaksonët e zgjidhën me kërcim kualitativ, duke u pajtuar me pavarësimin e kolonive të veta, por gjithashtu duke e ruajtur pozitën e vet të privilegjuar përmes raporteve neokoloniale. Zhvillimi gjithnjë e më i madh i shkencës, i teknikës dhe i teknologjisë dhe ngecja e vendeve në zhvillim e redukton gjithnjë e më tepër nevojën e përdorimit të dhunës fizike për ruajtjen e këtyre raporteve. Në këtë mënyrë, opcionet e pavarësisë politike në dukje rriten, ndonëse realisht mund të kenë edhe kahje të kundërt. Mirëpo, është me rëndësi se metropolet e dikurshme, por edhe kolonitë e tyre, e hoqën nga rendi i ditës aspektin shpirtëror të çështjes. Problemi i zhvillimit të vendeve në zhvillim u shndërrua në çështje të forcave të tyre të brendshme dhe të aftësisë së tyre vetanake për t'u gjetur në raportet e botës së jashtme. Ndërkaq, te sovjetikët ky problem ndodhet në zgjidhje e sipër, sikundër edhe te ne, por dallimi qenësor qëndron në faktin se zgjidhja e tij edhe te ne edhe te sovjetikët u inspirua me nevojën e zhvillimit të gjithëmbarshëm, pra të nevojës që të zhvilloheshin edhe vetë kombet më të zhvilluara, e jo vetëm ato në zhvillim.

Nga ky aspekt, zbërthimi i këtij problemi nuk është më rëndësi vetëm për kombet më pak të zhvilluara, por ka rëndësi të jashtëzakonshme në radhë të parë për vetë kombet më të zhvilluara brenda rregullimeve të dhëna federale. Dhe pikërisht edhe për këtë shkak, ngjarjet e vitit '81, duke kërkuar suprimimin e dubiozitetit të pozitës së Kosovës brenda Federatës jugosllave, në të vërtetë e kërkonin suprimimin e pengesave për lirimin e hovit kreativ të forcave prodhuese. Zbërthimi i problemit në dëm të krahinave (ndryshimet kushtetuese në favor të Serbisë), nuk ka asgjë të përbashkët me lirimin e forcave kreative të Serbisë. Ato njësoj u «lidhën» edhe më tepër, pikërisht sikurse ato në Kosovë. Për këtë shkak, në qoftë se pajtohemi se zhvillimi është nevojë imperative për të dy palët; në qoftë se poashtu pajtohemi se forcat kreative të njëmendëta janë bartëse të vërteta të zhvillimit të çdo kombi veç e veç, dhe të shoqërisë në përgjithësi; dhe në qoftë se pajtohemi (e doemos duhet të pajtohemi), se pozita e gjertanishme kushtetuese e Kosovës që moti u shndërrua në pengesë të hovit të forcave kreative, jo vetëm te shqiptarëve, atëherë doemos duhet të pajtohemi se kërkesat dominante të vitit 1981 për konstituimin e Kosovës si Republikë, nuk kishin asgjë të përbashkët me kontrarevolucionin.

Ndryshimi tjetër thelbësor në zgjidhjen e problemit të zhvillimit, qoftë në raport me anglo-saksonët, qoftë me sovjetikët, ka të bëjë me nivelin historik të zhvillimit global të kombeve në fjalë. Shqiptarët dhe serbët janë kombe të cilat përafërsisht nuk kanë pasur diferenca të mëdha as në nivelin e zhvillimit të tyre global, as në numër të popullsisë (i takojnë kategorisë së kombeve relativisht të vogla); nuk kanë pasur religjion të vetin (orthodoksizmi u lind në Bizant, katolicizmi në Romë, ndërkaq islamizmin ua eksportuan otomanët). Andaj, nuk kanë pasur mundësi (pa marrë parasysh përpjekjet e vona të serbëve), që atë ta shndërrojnë në instrument të ekspanzionit sikurse kombet tjera të mëdha. Historikisht, pozita e tyre në dukje pak më e privilegjuar në raport me njëri-tjetrin, ishte gjithmonë rezultat i prezencës së interesave të huaja (otomanët, rusët, gjermanët, francezët etj.), por jo i rritës së shpejtuar autentike të njërit ndaj tjetrit. Kanë mundur t'ia huazojnë njëri-tjetrit edhe kulturën edhe religjionin, por nuk kanë mundur as ta krishterizojnë njëri-tjetrin e as ta modernizojnë, pa i marrë parasysh bindjet e Pashiqit që ia thoshte Hartwig-ut në prag të luftërave ballkanike. Për këtë shkak marrëdhëniet midis shqiptarëve dhe serbëve, gjegjësisht raportet midis tyre, nuk mund të jenë raporte të hierarkisë, por të barazisë së plotë; jo raporte të përbuzjes, por të respektit të plotë reciprok të identiteteve të tyre. Hapësira gjeografike të dy palëve u dikton raporte miqësie, por miqësia nuk qëndron në qoftë se nuk mbështetet në barazinë e plotë dhe në respektimin e së drejtës të secilit për t'u zhvilluar në pajtim me mundësitë e lira në bashkësinë më të gjërë. Për këtë shkak, kërkesa për t'u konstituar në Republikë historikisht do të thotë vënie e raporteve kualitativisht të reja, evitim i ndikimeve negative të huaja dhe

shpërthim i energjisë së re kreative për të dy popujt. Ndërkaq kjo nuk mund të ketë asgjë të përbashkët me kontrarevolucionin.

Vazhdimi i procesit që e synonte realizimin e barazisë së plotë të shqiptarëve, por edhe zhvillimi i procesit të demokratizimit në Evropë, me kohë e zhvlerësoi një vlerësim të tillë mbi ngjarjet e vitit l981 si kontrarevolucionare. Ky vlerësim tanimë as që theksohet, por kundërvënia kësaj kërkese më vonë u mbështet në kalkulimet e karakterit politik dhe strategjik mbi rrezikimin eventual të hartës politike të Evropës: «Menjëherë pas demonstratave masovike të shovinistëve dhe të separatistëve shqiptarë në vitin 1968 (të cilat, gjë që është karakteristike, nuk kanë kurrfarë lidhje as me natyrën e as me kuptimin e kontestacionit botëror dhe jugosllav nga viti '68), e sidomos në vitin 1981 kur haptas u shpreh kërkesa «Kosova — Republikë», ishte e qartë se Serbia dhe Jugosllavia ballafaqohen me strategjinë e drejtuar në prekomponimin dhe dekomponimin e Serbisë, të Jugosllavisë dhe të Ballkanit, e me këtë edhe të Evropës. Fjala është për tentimin që të bëhet revidimi i kufijve të Evropës, gjë që bëhet edhe më evidente, po të kihet parasysh se Shqipëria nuk e ka nënshkruar dokumentin përfundimtar të Helsinkit me të cilin shtetet nënshkruese e garantojnë pandryshueshmërinë e kufijve të Evropës pas Luftës së II Botërore» («NIN», nr.2054, 13 Maj 1990).

Rasti ka dashur që si anëtar i Këshillit Universitar të Lidhjes së Studentëve të Universitetit të Zagrebit dhe si Kryetar i Komisionit Ndërkombëtar të këtij Këshilli, të ndodhesha në ballë të demonstratave masovike të studentëve dhe të qytetarëve të Zagrebit, kundër prezencës ushtarake të amerikanëve në Vietnam (viti 1968). Poashtu, rasti ka dashur që diç pas ngjarjeve të maj-qershorit të Parisit të po atij viti (1968) të ndodhesha në Bruksel, Belgjikë, në bisedime me studentët dhe të rinjtë e vendeve frankofone. «Rilindja» në Prishtinë atë vit e pati botuar një vështrim timin për kuptimin kontestues të këtyre ngjarjeve në Evropë, dhe ndonëse nuk dija asgjë për ato që në ndërkohë kishin ngjarë në Prishtinë dhe në qytetet tjera të Kosovës, prapëseprapë mendoj se të kontestohet kuptimi i kontestacionit botëror dhe jugosllav i këtyre ngjarjeve (të vitit 1968) në Prishtinë, është njësoj e pakuptimtë si edhe të kontestohet karakteri i njëjtë i ngjarjeve të vitit 1981 në Kosovë.

Nga ana tjetër, procesi i bashkimit të dy Gjermanive; deklarimi i republikave baltike për pavarësim nga BRSS, (tani edhe i Moldavisë), tregojnë qartë se fjala është për procese më të thella të lidhura me krijimin e një Evrope të përbashkët për të gjithë popujt e saj. Është gati evidente se përpjekjet janë duke u zhvilluar në drejtim të ruajtjes së tërësive territoriale dhe të mosndryshimeve të mëdha të hartës politike dhe strategjike të Evropës. Kërkesat e vitit 1981 në Kosovë nuk e synonin ndryshimin e hartës politike të Evropës, veçse evitimin e potencialitetit të krizave në Ballkan dhe në Evropë dhe stabilizimin e paqes në mbështetje të bazave më të forta. Andaj, argumenti mbi ndryshimin e kufijve të Evropës, ose mbi mosnënshkrimin e dokumentit përfundimtar të Helsinkit, në këtë kontekst është dubioz dhe i paqëndrueshëm.

Vlerësimi hipotetik mbi bashkangjitjen e Kosovës së konstituuar si Republikë RSP të Shqipërisë, mbështetej pikërisht mbi cilësimin e bartësve të ngjarjeve të atij viti dhe të viteve të mëvonshme si të indoktrinuar nga Shqipëria. Të dhënat e përmendura që kanë të bëjnë me zbulimin e organizatave, të grupeve ilegale dhe të individëve që janë marrë me «veprimtari armiqësore», rëndom përcilleshin me shpjegime të mëvonshme, apo të menjëhershme, se shumica nga ato, në orientimin e tyre ideologjik e përmbanin një fundament marksist-leninist, ose edhe se shumica e të rinjve të burgosur kishin qenë të indoktrinuar nga kjo ideologji. Jepeshin të dhëna se për vepra penale ishin përgjigjur rreth 1298 veta, ndërsa ishin dënuar rreth 1019 veta. Mirëpo nuk jepeshin kurrfarë të dhënash se sa nga ata, në të vërtetë, ishin të indoktrinuar me këtë ideologji? U shpjegua më tutje se gjer në vitin 1989 e kishin përjetuar «kontaktin e afërt të llojit policor», d.m.th. se ishin trajtuar nga policia, rreth 584.373 veta, që përafërsisht do të thoshte çdo i katërti shqiptar *(Blerim Reka, «Enigmë gjithnjë e pazgjidhur»*,

*«Rilindja», 13.05.1990).* Një veprimtari e tillë masovike e aparatit shtetëror ndaj qytetarëve të vet në prag të shekullit XXI është vështirë të shpjegohet me reaksionin shovenist të politikës serbe, me shfrenimin e raprezalieve të aparatit shtetëror etj. Duket se është më afër mendjes, sado që nuk e kap logjika e shëndoshë, se këto u përdorën si pretekst për të mbuluar qëllimin e diagnostifikimit të disponimit politik të masave, *pro* apo *contra* bashkangjitjes me RSP të Shqipërisë? *Pro* apo *contra* fundamentit ideologjik marksist-leninist të masave?

Tani gati edhe zyrtarisht pranohet (dhe duhet të pranohet), se rrallë ndonjë i dënuar politik është deklaruar për bashkim me RSP të Shqipërisë, por se shumica nga ata kanë qëndruar pas kërkesës për konstituimin e Kosovës në Republikë brenda Jugosllavisë. Tani gjithashtu u forcua bindja se masat në Kosovë nuk ishin të orientuara drejt akceptimit të rendit shoqëror shqiptar të Shqipërisë, por edhe që rendi ekzistues i gjërave vazhdimisht do të akceleronte lëvizje të ngjashme me ato të mëparshmet. Programet e të burgosurve politikë, sipas pohimeve politike, kryesisht mbështeteshin në ideologjinë marksiste-leniniste të frymëzuar nga Shqipëria, prandaj Republika u duhej për të ndërmarrë hapin tjetër — të bashkangjitjes me Shqipërinë. Deklarimi i të burgosurve politikë në favor të opcionit jugosllav të konstituimit të Kosovës në Republikë, pa marrë parasysh metodat e vrazhda të cilat dukej se e kishin për qëllim jo aq dekurajimin e tyre për një përcaktim të tillë, sa vërtetimin e njëmendësisë së këtij deklarimi, nuk i mjaftonte politikës zyrtare. Deklarimi i Shqipërisë në favor të këtij opcioni, i përcjellë me hapa konkretë drejt demokratizimit të jetës politike, do të duhej të kishte qenë argument i mjaftueshëm, por jo aq edhe bindës për disa qarqe politike dhe shkencore. Njëmend do të dukej si i pabesueshëm dhe jo serioz këmbimi i socializmit me republikën, por duket se nivelizimi i jetës politike në të dy vendet ka një domethënie më të madhe, ndoshta nivelizimin e jetës politike në gjithë Evropën?

Kjo hapësirë, nga e cila dikur shpërthenin luftëra botërore, a ka tani shanse, apo a do të duhej të kishte shanse, që të shndërrohet në një vatër-rrezatimi të proceseve të demokratizimit në nivel kontinental? Hamendjeve të tilla natyrisht do t'u përgjigjet koha, por njerëzit së paku do të duhej ta formonin një si ndjenjë përgjegjësie për peshën që eventualisht mund ta bartin. Së paku nuk do të duhej që edhe më tutje të jetojnë me ankthin e eksperimentimeve eventuale, me të cilat tanimë janë lodhur.

Në fund të viteve '60 dhe në fillim të viteve '70, dhe pothuaj gjatë tërë kësaj dekade, Herbert Marcuse dhe mendimtarë të tjerë, me një gjallëri dhe me një entuziazëm të rrallë përpiqeshin që lëvizjen studentore ta vinin në qendër të lëvizjeve revolucionare të shoqërive të totalizuara mbi baza të zhvillimit industrial. Mirëpo kishte mbetur e pazgjidhur çështja nëse revolta studentore e Perëndimit në të vërtetë i reflektonte lëvizjet revolucionare të Botës së Tretë? Vetë këto lëvizje si duket hodhën në sipërfaqe jo vetëm udhëheqës të rinj, por edhe mendimtarë që shtronin pyetje dhe probleme të reja teorike. Një pjesë e tyre e synonin përshtatjen e teorisë marksiste ndaj kushteve autoktone të vendeve të tyre. Kësaj u kishte prirë teoria e Mao Ce Dunit mbi tri botërat dhe sidomos operacionalizimi i saj nga ana e Çu En Lajit në formë të rrethimit gradual të qendrës (vendet e zhvilluara) nga ana e periferisë (vendet në zhvillim). Teoria politike shqiptare (e Shqipërisë), në këtë kohë, ndonëse me RP të Kinës kishte marrëdhënie të mira, nuk e përqafoi mendimin teorik kinez mbi problemet e botës në zhvillim. I mbeti besnike botëkuptimit të klasikëve mbi bartësit eventualë të revolucionit dhe mbi solidaritetin e tyre në përmasa planetare. Ndërkaq, teori të afërta me establishmentin politik nga këto vende e akceptonin realitetin e ndryshuar ndërkombëtar për shkak të zhvillimit të teknikës dhe të teknologjisë ushtarake (armatimi nuklear), andaj e synonin një maturi dhe racionalizëm më të madh në koncipimin teorik të këtij realiteti. Megjithatë kishte ngjarë që udhëheqës demokratë si Kastro dhe Kwame N'Krumah, paralelisht me avancimin e lëvizjeve të tyre, të transformoheshin në mendimtarë me ndikim të proveniencës marksiste. Ndërkaq, zhvillimi i praktikës së re por esencialisht të njëjtë në relacionet ndërkombëtare, nuk kishte mbetur pa përgjigje teorike. Samir Amini nga Dakari

(Senegal), e kishte bërë analizën e qarkullimit të kapitalit në përmasa botërore dhe përfundimet e tij teorike i kishte argumentuar edhe Arghiri Emmanuel me shqyrtimin e këmbimit të pabarabartë. Një plejadë e tërë teorikësh tjerë nga e tërë bota në zhvillim, nga pozita të kthimit në marksizëm *(Kthim — Marksit)*, seriozisht i kishin rrezikuar pozitat e mendimit tradicional. Këto natyrisht që reflektoheshin edhe te rinia studentore e vendeve të zhvilluara. Ndërkaq atyre nuk u ndihmonte vetëm Marcuse. Në Francë, Louis Althusser dhe filozofë të tjerë të tubuar rreth shtëpisë botuese «Maspero» kishin konstatuar se filozofia akoma nuk kishte vdekur (për shkak të Stalinit) dhe se duhej rishqyrtuar teza mbi Feuerbachun, d.m.th., teza mbi vdekjen e filozofisë paralelisht me jetësimin e saj në realitet. Thoshte se «një vdekje pragmatike —religjioze pozitiviste e filozofisë nuk është vdekje filozofike e filozofisë». Andaj, duke e kërkuar vdekjen kritike të filozofisë, realisht e kërkonte zbatimin e saj marksist në realitetin e ndryshuar (Luj Altiser, Za Marksa, Nolit , BGD 1971). Peshë serioze problemeve të konceptimit teorik të realitetit të ndryshuar u kishte dhënë edhe shkolla e filozofëve të Frankfurtit (Habbermas), grupi i filozofëve nga Amerika Latine (Franck Gunther Franck), shkolla filozofike e Korçulës dhe grupi i filozofëve të Beogradit. Të gjithë këta, nga këndvështrime të ndryshme, me kohë e vinin në pyetje pozitën e teorive të ndryshme tradicionale mbi shoqërinë.

S'ka kurrfarë dyshimi se pozita e veçantë e Kosovës, midis mendimit dominant mbi socializmin vetëqeverisës, që mund të konsiderohet si pjesë e mendimit tradicional, pavarësisht nga inovacionet teorike të lidhura me vetëqeverisjen, dhe praktikës e teorisë shqiptare të Shqipërisë, që në suazat ndërkombëtare më tepër lidhej me teoritë që e kanosnin mendimin tradicional mbi shoqërinë, ishte me interes të veçantë për sferat e mendimit të gjithëmbarshëm teorik. Këtë e kisha vërejtur gjatë bisedimeve në tryezën e rrumbullakët me intelektualë të zgjedhur amerikanë në Mount Cisco (Maunt Kisko) të Nju—Jorkut, në tetor të vitit 1974, por kisha qenë i mendimit se Universiteti i Prishtinës ndodhej në formim e sipër, se bashkëpunimi me Universitetin e Tiranës ishte në funksion të forcimit të këtij zhvillimi; se pa marrë parasysh ngecjen, po bënim hapa të sigurt në zhvillimin e gjithëmbarshëm të Kosovës, dhe se, pavarësisht nga dallimet ideologjike me Shqipërinë, ndodheshim në fillim të proceseve të zgjerimit dhe të rritës së diturive tona (shkencës), kështu që akoma nuk ishte lindur mundësia e vënies së tyre në kontekste më të gjera të ecurive të ndryshme teorike. Në kuadër të socializmit vetëqeverisës përpiqeshim t'i shquanim veçoritë e zhvillimit tonë, me qëllim të konceptimit të tyre vetanak teorik, në mënyrë që t'i kontribuonim zhvillimit të tërësishëm shoqëror. Aty nuk kishte pasur vend për ndikimin e teorive të tjera, e as të atyre nga Shqipëria. Natyrisht që akceptimi me buzëqeshje diplomatike i qëndrimeve të mia nuk do të thoshte edhe akceptim real i tyre, pa një verifikim të veçantë, me mënyra të tjera. Megjithatë ngjarjet e vitit 1981 nuk ndikuan dot në ndryshimin e këtyre qëndrimeve. Përkundrazi, ndikuan që ta pranoja sfidën e vetes me shpresë të çiltër se në kontekst të zhvillimeve të përmendura teorike, zhvillimi i proceseve demokratike në Kosovë do të jetë nismë, edhe për praktikën, po edhe për koncipimin e saj teorik në frymë të raporteve të reja të një demokracie të re e cila do të zhvillohet në përmasa të gjera, jo vetëm në Kosovë, Ballkan e Jugosllavi, por edhe në Evropë.

Edhe nga aspekti praktik-politik, ngjarjet e vitit 1981 nuk u zhvilluan tërësisht jashtë mundësive të ndikimeve të proceseve ndërkombëtare. Si kontestacion i raporteve ekzistuese, e kishin mostrën e tyre të «Solidaritetit» në Poloni, i cili i kontestonte edhe raportet e brendshme polake, por edhe teorinë e Brezhnjevit mbi sovranitetin e kufizuar të vendeve të socializmit real. Ndër të dënuarit politikë të asaj kohe kishte edhe të atillë që e pandehnin veten në rolin e Leh Valensës, ndonëse nuk ishin të njohur as me karakterin e vërtetë të atij roli, e as me natyrën e vërtetë të proceseve që zhvilloheshin atje. Megjithatë, atyre u mjaftonte që ai rol ta përmbante në vete kontestacionin e raporteve ekzistuese politike dhe shoqërore. Kontestimi i teorisë së Brezhnjevit mbi sovranitetin e kufizuar dhe të praktikës së tillë politike

ndaj vendeve të real-socializmit, në Kosovë mund të reflektohej si kontestim i pozitës së saj kushtetuese që e cilësuam si dubioze (edhe autonomi brenda Serbisë edhe element konstituiv i federatës). Kontestimi i raporteve të brendshme në Poloni, i cili në fillim shprehej si kërkesë për konstituimin dhe për njohjen e sindikatës së pavarur — «Solidaritet», në Kosovë u reflektua si kontestim i deformimeve të zhvillimit të saj vetëqeverisës dhe i ngecjes në zhvillimin e gjithëmbarshëm. Natyrisht, ngjarjet në Poloni, edhe para shpërthimit të demonstratave të vitit 1981 në Kosovë, përcilleshin me vëmendje në qarqet shkencore të afërta me KQ të LKJ. Pas shpërthimit të tyre, këto qarqe e tentonin zbërthimin e paralelizmave eventualë me Kosovën, por intelektualët e Kosovës ishin të tronditur me ato që kishin ndodhur dhe nuk u lëshuan në analiza të tilla.

Kontestimi i deformimeve të zhvillimit dhe i ngecjes në zhvillim në formë të shkruar manifestohej si program jo fort i qartë ideologjik nën influencën e teorisë së marksizëm-leninizmit. Dhe jo për shkak se autorët e tyre ishin njerëz të ngritur teorikisht, por për shkak se e kishin dëgjuar terminologjinë e saj dhe u ishte dukur e përshtatshme për ta shprehur edhe kontestimin (mllefin) edhe synimin (identitetin, lirinë dhe aparatin e zhvillimit — republikën). Shkurt, kontestimi i ngecjes në zhvillim dhe mllefi ndaj deformimeve të këtij zhvillimi, e kishin gjetur në teorinë marksiste-leniniste fundamentin e tyre për t'u artikuluar me shkrim, në formë të programeve, pamfleteve, parullave e shkrimeve të tjera, por kjo nuk mund të ishte indikacion i përcaktimit të tyre të pjekur ideologjik. Megjithatë, duket se është i nevojshëm shpjegimi i mëtejshëm i rrethanave dhe një përgjigje më e thelluar lidhur me këto çështje. Kush ishin në të vërtetë bartësit e drejtpërdrejtë të ngjarjeve të vitit 1981 dhe si i shikonin gjërat?

**Viti '81 - politika dhe inteligjencia**

Bartësit e drejtpërdrejtë të ngjarjeve të vitit 1981 politika zyrtare i cilësoi si armiq dhe kontrarevolucionarë. Në hidhërim e sipër i kishte quajtur edhe *pleh*.. Më vonë u kishte ngjitur nofka tjera si irredentistë, seperatistë, barbarë, terroristë, bile edhe kanibalë. Këta i ishin përgjigjur kësaj politike me një kontestim total të vlerave të saj, me një mllef të pazakonshëm të shprehjes së indinjatës së vet, (që e kishte cytur politikën ta cilësonte si sjellje vandaliste), dhe me një vendosmëri të plotë që të mos thyenin rrugë. Dhe kështu, ndoshta edhe pa dashje, ishin krijuar dy botëra, totalisht të kundërvëna ndaj njëra tjetrës. *Bazat e kësaj kundërvënie të ndërsjellë megjithatë kishin qenë paragjykimet ideologjike, të cilat vetë ngjarjet sapo i kishin forcuar gati gjer në ekstremin e fundit. Dhe ato e rëndonin situatën në çdo kohë të zhvillimit të ngjarjeve, gjatë tërë dekadës së fundit. Ndërkaq, esenca kishte qenë diç krejtësisht tjetër.* Ajo vazhdimisht shpërthente, sapo politika kujtonte se gjërat ishin qetësuar dhe kishin marrë fund. Kush ishin në të vërtetë bartësit e këtyre ngjarjeve? Të dhënat statistikore mbi përkatësinë profesionale, të gjinisë, të origjinës sociale, të moshës, flasin qartë se pjesa më e madhe e tyre ishin të rinj — nxënës, me shkolla të mesme të kryera, ose studentë e të rinj të tjerë me diplomë fakulteti, shumica të papunë, por edhe të punësuar. Kishte edhe nga ata që i përkitnin inteligjencies, por ishin të rrallë. Shumica absolute kishte prejardhje fshatare, por kishte edhe punëtorë, si dhe të shtresave të tjera shoqërore, por më pak. Kishte të orientimeve të ndryshme, por i bashkonin synimet dhe situata e njëjtë në të cilën ishin ndodhur. Megjithatë nuk do të merremi me analizën e të dhënave statistikore. Këtë padyshim do ta bëjnë ata që disponojnë me këto të dhëna. Do ta tentojmë ndërkaq përshkrimin e përshtypjeve të fituara nga qëndrimi së bashku me ta.

Nëpër burgje unë vëreja se në shumicën e rasteve ishte fjala për të rinj të etur për çdo lloj të diturisë, por mbi të gjitha për dituritë mbi shoqërinë, politikën, filozofinë, historinë, antropologjinë etj. Pra, pikërisht për ato lloje të diturisë që do t'u ndihmonin në njohjen e vetes së tyre. Shumë nga ata marksizmin e mësonin nga romanet e real-socializmit shqiptar

dhe nga përkthimet eventuale të ndonjë vepre të klasikëve të marksizmit, të cilat nuk përmbanin sqarime dhe komentime nga autorë të mëvonshëm. Mbeteshin tërësisht të habitur ndaj vërejtjeve eventuale që ua bëja me qëllim të nxitjes së reaksionit, diskutimit dhe kalimit të kohës. U thoja se po lexonin romane kaubojësh, meqë protagonisti kryesor gjithmonë kishte të drejtë dhe zakonisht e fitonte davanë. Me seriozitet të madh më shpjegonin se ashtu duhej të ngjante. Më jepnin kurajo duke dashur të ma largonin mërzinë. Lexonin me zell të madh dhe bënin shënime me ndonjë laps që arrinin ta fshihnin nga roja e burgut. Burgu ua lejonte romanet por jo edhe lapsat. Kjo gjithmonë më habiste, por kurrnjëherë nuk e mësova të vërtetën mbi atë se përse burgjet në Kosovë nuk e lejonin mbajtjen e lapsave? Zelli me të cilin i merrnin shënimet dhe i shënonin ato ku të mundnin më shtynte të mendoja për lapsin si për një dava të cilën civilizacioni kishte harruar se kur e kishte fituar. Por dukej se civilizacioni akoma nuk kishte zbritur ndër burgjet e Kosovës.

Pavarësisht nga kjo, dukej qartë se zelli i tyre nxitej nga një etje përvëluese, pikërisht përvëluese, për të mësuar për veten dhe për shoqërinë që i kishte dënuar. Natyrisht, e dija se çdo shoqëri i dënonte sjelljet që i tejkalonin ligjet dhe rregullat e caktuara me ligje. Megjithatë, mendoja se ligji kishte qenë tejet i ashpër, sepse prapa etjes së tyre për dituri, prapa «veprave të tyre inkriminuese» nuk qëndronte «sindromi i vetafirmimit» (ndonëse, kishte diç edhe nga kjo), i zakonshëm për mocanikët e tyre gjetiu, por një kurreshtje e padurueshme që vazhdimisht e torturonte mendjen dhe shpirtin e tyre, për të mësuar përgjigjen në pyetjen: përse kishin qenë të varfër, të paintegruar dhe gati të injoruar nga shoqëria? Përse kishin qenë të detyruar të jetonin të ndarë nga etërit e tyre me punë «të përkohshme» në botën e jashtme? Përse nuk kishin guxuar askujt t'ia shtronin ca pyetje dhe përse askush nuk ishte përgjigjur në ato që i kishin shtruar?

Duke i vëzhguar këta të rinj të etur për mësim dhe të vendosur për ta krijuar botën e tyre, më vinte mirë që më 1977 kisha dhënë dorëheqje dhe e kisha braktisur një post relativisht të rëndësishëm politik, ndonëse nuk isha marrë ndonjëherë me politikën e brendshme dhe nuk e bartja asnjë faj për gjendjen që i kishte shkaktuar pyetjet e tyre. Formalisht kisha shpjeguar se dëshiroja të merresha me shkencë, por në esencë më kishin torturuar pyetje të njëjta dhe përgjigjet e ndryshme që e fyenin mendjen njerëzore. Politika as atëherë e as më vonë nuk u kishte ofruar ndonjë përgjigje. I kishte quajtur thjesht armiq dhe kontrarevolucionarë, por nuk ua kishte shpjeguar atë që atyre u interesonte. Në vend të shpjegimit ua kishte dhënë dënimet. Pastaj, për t'u arsyetuar, kishte provuar t'i bindte se kishin qenë të indoktrinuar nga Shqipëria me ideologjinë marksiste-leniniste, por ata nuk e kishin kuptuar këtë. I kishte marrë ca shkrime të tyre, ca vjersha dhe ca tregime që e shprehnin unin e tyre rinor, i kishte gjetur «programet» dhe «pamfletet» e tyre, që e shprehnin unin e tyre rezistent dhe me to kishte provuar t'i bindte (ata, botën dhe veten), se kishin qenë armiq të përbetuar, plangprishës të sistemit e të vendit, por nuk ishte përgjigjur në pyetjet e tyre. Kisha ligjëruar në dy nga fakultetet e tyre, në një shkollë të tyre politike, dhe herëpashere në shumë qendra të tjera, por edhe atëherë kisha vënë re se as inteligjencia humanitare nuk iu kishte përgjigjur pyetjeve të tyre. Sikur ajo të kishte qenë tepër e lidhur me politikën dhe sikur si shumë e synonte këtë lidhje. Të vetmin tekst që e kisha lexuar lidhur me shoqërinë kosovare, e kishte shkruar një grua e huaj, një norvegjeze me emrin Berit Backer («Behind the stone walls») dhe me titullin e veprës (Prapa mureve të gurit) sikur i paloste mendimet e ndonjë sociologu tonë mbi familjet e dasmat atje ku e kishin vendin — prapa mureve të gurit. Të tjera tekste adekuate nuk kishte pasur.

Një pjesë e inteligjencies, veçanërisht albanologë dhe linguistë të tjerë, sikur kishin provuar t'u afronin ca përgjigje. Mirëpo ato në të shumtën e rasteve kishin qenë përgjigje të specializuara, nganjëherë të humbura në detajet e gjuhës dhe të folklorit kombëtar. Për këtë shkak, pa marrë parasysh se kishin tentuar t'ua shpjegonin botën e tyre edhe përmes ndonjë romani dhe të mjaftë përmbledhjeve me poezi, bota e tyre kishte qenë shumë më e

komplikuar. Shpjegimeve të gjuhës dhe të letërsisë u kishte munguar dimensioni politik dhe filozofik. Për këtë shkak kishin mbetur të ndjeshëm dhe të paorientuar: midis mundësive që i shihnin, shpjegimeve të pamjaftueshme dhe opcionit shqiptar të Shqipërisë; midis energjisë që akumulohej gjithnjë e më tepër dhe mundësive realisht të pakta për konsumimin e saj, dhe midis vetes dhe botës, e cila u ikte… Bota e Kosovës nuk kishte pasur mundësi të shpjegohet në mënyrë të kënaqëshme vetëm përmes gjuhës dhe letërsisë, ndonëse kjo nuk kishte qenë as e re dhe as e çuditshme. Kishte qenë i çuditshëm pretendimi për një si tejrëndim, prepoderancë të shkencave albanologjike përballë shkencave tjera. Dhe përderisa kjo mund të arsyetohej me nevojën për afirmimin e kombësisë shqiptare, ndonëse nuk kishte ofruar përgjigje të kënaqëshme, mund të kishte qenë në rregull, por që megjithatë nuk do të mund të ishte në rregull po qe se do të shkiste në përzierje të kompetencave, në reduktim të gjithçkafes në këndvështrimin e tyre si të vetmin të drejtë. Në botën e ardhshme të të rinjve kjo seriozisht mund të shkaktonte telashe. Albanologët, linguistët dhe letrarët do të duhej t'i ktheheshin fushëveprimit të tyre — çështjeve të albanologjisë, të linguistikës dhe të letërsisë. Politika nuk është vetëm arti i së mundshmes. Ata që e shohin të tillë e bëjnë vulgarizimin e saj dhe vulgarizimet në politikë rëndom përfundojnë me trauma shoqërore të shoqërisë.

Politika dhe inteligjencia humanitare asokohe, para dhe gjatë vitit 1981, kishin qenë të zëna me gjëra të karakterit gjithëjugosllav, me baza të karakterit gjithëteorik. Nuk kishin pasur kohë t'i lidhnin bazat gjithëpolitike dhe gjithëteorike me interesimin e tyre konkret, me të përditshmen kosovare; nuk kishin pasur kohë ta shquanin gati fare lidhjen dialektike midis universales dhe të veçantës; abstraktes dhe konkretes; teorisë dhe praktikës. Kishin qenë vazhdimisht të fascinuar me teori «të mëdha» të «botës së madhe», me «politikë të madhe» të «vendeve të mëdha». Dukej se kishin imituar e jo krijuar. Kishin qëndruar disi tepër lart dhe dukej sikur kishin përtuar të zbritnin më poshtë. Atje poshtë bota sikur u ishte dukur e vogël, e parëndësishme dhe e huaj, ndonëse vinin pikërisht nga ajo dhe jetonin po aty. Sikur një qëndrim i tillë të reflektonte jo botëkuptimin hegelian mbi masën, por vulgarizimin e këtij kuptimi mbi masën si kope, si grumbull.

Botëkuptimet dhe qëndrimet e këtilla mbështeteshin në monopolin mbi vendet e punës, avancimin në karrierë, mundësitë e krijimtarisë dhe të vetëkrijimit. Ato mbështeteshin mbi monopolin e mjeteve të informimit, në sistemin njëpartiak, dhe në ekskluzivitetin ideologjik, që ndihmoheshin me instrumentet e dhunës së aparatit shtetëror, e sidomos me shndërrimin gradual të policisë (milicisë politike) në instrument diskret të selekcionimit kadrovik, dhe bile intelektual. Politika kadrovike në këtë mënyrë nuk i shërbente interesave shoqërore por të grupeve shoqërore. Privatizimi i saj kishte bërë që kriteriumi i aftësive personale të kandidatëve të ndryshëm për veprimtaritë e ndryshme politike dhe shoqërore të injorohej në favor të kriteriumit të lojalitetit ndaj shoqërisë, më sakt, ndaj grupeve që e identifikonin veten me shoqërinë. Kritika lejohej, por vetëm ajo kritikë që i ndihmonte «së vërtetës» zyrtare dhe përsosjes së saj. Në realitet, e vërteta ishte e mbyllur në shishen e shoqërisë së totalizuar dhe nga aty lëshohej në doza të caktuara, nën kontrollin municioz të «primariusëve» të sektorëve të ndryshëm shoqërorë. Kritika nga pozitat marksiste që e bënin shqiptarët shpejt mund të shpallej enveriste, ose edhe staliniste. E bërë nga serbët, mund të shpallej rankoviqiste, ose edhe informbyroiste. Kështu, shkalla e autocenzurës ndër intelektualë të drejtimit shoqëror dhe humanist doemos ishte e lartë dhe e përdhoste mendjen kreative intelektuale. Për këtë shkak, ndonëse mangësitë e përmendura ishin realitet i vendit në tërësi, shkalla e përdhosjes së të vërtetës dhe e autocenzurës dhe cenzurës intelektuale, për shkak të veçantive të Kosovës, ishte pa dyshim më e larta në vend. Dhe nuk ishin vendimet gjyqësore ato që e përdhosnin të vërtetën (ato mund ta dhunonin), por mekanizmat e padukshëm të manipulimit me opinionin dhe me persona të ndryshëm kritikë. Mundësitë e manipulimit, për shkak të nivelit të ulët të vetëdijes shoqërore; përvojës së kaluar historike të raporteve shtet — masë, kur masa gati kurrnjëherë nuk e konsideroi shtetin të vetin, për shkak të strukturës së familjes, ku

përfaqësuesit e familjeve të mëdha, zakonisht nën ndikimin e të afërmëve të funksionarëve politikë dhe për shumë shkaqe të tjera, në Kosovë dukeshin të pashtershme: ato e paralizonin veprimin e shtetit juridik, dhe kështu, që në start e ngulfatnin talentin dhe i hidhnin në sipërfaqe mundësitë e sundimit të pakufizuar të mediokritetit. Për këtë shkak, ndonëse jeta shoqërore në sipërfaqe dukej stabile, ishte më se evidente se «zjente përbrenda». Kritika kishte heshtur, por heshtja kishte folur.

Në burg, si gjatë hetimeve ashtu dhe më pas, të gjitha mangësitë e përmendura, të gjitha devijimet në zhvillimin shoqëror të Kosovës, i arsyetoja me të drejtë se ato nuk kishin qenë vetëm specifikum i Kosovës, por mangësi të sistemit në tërësi dhe të tërë vendit. E mohoja përzierjen e inteligjencies universitare dhe politike në përgatitjen e demonstratave të vitit 1981 dhe në ngjarjet e tërësishme të atij viti e më pastaj. Jo vetëm se këtë nuk e dija, por sepse vërtetë për këtë isha plotësisht i bindur. Megjithatë, pohoja se inteligjencia universitare ishte me studentët e vet, se nuk mund të ishte kundër kërkesave të tyre legjitime, sepse, logjikisht, nuk mund t'i kundërvihej rritës së vet të natyrshme dhe rritës së tillë të Kosovës. Meqë kushtetuta e vitit 1974 i kishte lënë proceset e konstituimit të shqiptarëve në komb dhe të Krahinës në Republikë akoma të papërfunduara, ishte e natyrshme që inteligjencia në tërësi mos t'i kundërvihej rrjedhës së natyrshme të gjërave. Një kundërvënie e tillë nuk mund të pritej jo vetëm nga ajo, por edhe nga asnjë inteligjenci e botës. Ajo i ishte kundërvënë përdorimit të ekzagjeruar të dhunës dhe tani heshtte, sepse nuk kishte rrugë tjetër për të mos rënë në burg.

Jugosllavia në tërësi ishte vend specifik: strategjikisht — e lidhte Evropën me Azinë, Lindjen me Perëndimin, Paktin e NATO-s me Traktatin e Varshavës; politikisht — i ndante të dy sistemet globale: të kapitalizmit dhe të socializmit; në pikëpamje të kulturës —i gërshetonte tri religjione (katolicizmin, orthodoksizmin dhe islamizmin) dhe dy civilizime (të Perëndimit dhe të Lindjes). Ndërkaq, Kosova, jo vetëm që i reflektonte të gjitha këto kundërthënie e ndikime, por i kishte edhe të vetat, specifike: në pikëpamje strategjike — mund të shndërrohej në garnizon të shkëlqyer ushtarak për ruajtjen e vijave të rëndësishme Lindje — Perëndim dhe anasjelltas; politikisht — reflektonte vetëqeverisjen me socializmin radikal; në pikëpamje të kulturës — jo vetëm që gërshetonte religjionet dhe civilizimet por vetë shqiptarët, megjithëse i mbanin ato në vete me shekuj, kishin arritur të mbeten të vetes. Mbi të gjitha, Kosova i reflektonte kundërthëniet midis zhvillimit dhe ecjes në ngecje. Për këto shkaqe, pozita e saj strategjike, në literaturën ndërkombëtare politike, e përshkruar si «area of potential crises», nuk do të duhej të përkthehej si «hapësirë e krizave potenciale», por si hapësirë e bombardimit permanent të kundërthënieve dhe të ndikimeve në fjalë.

Inteligjencies në Kosovë mund t'i zihej për të madhe se nuk i kishte kapur me kohë kundërthëniet në fjalë, ose se nuk kishte ditur se si t'i zbërthente; nuk kishte pasur veshë më të të ndjeshëm për rrymat e erërave të ndryshme; se u kishte dhënë prioritet gjërave që i kishte konsideruar kapitale dhe i kishin shpëtuar të tjerat edhe më kapitale, por ajo kishte qenë në formim e sipër. Nga të parët e vet ajo nuk kishte trashëguar as ndonjë kapital intelektual dhe as material. Andaj nuk kishte qenë kurrfarë çudie që ishte marrë me vënien e bazave gjithëmateriale (ishte marrë me ndërtimin e shtëpive), gjithëpolitike (ishte marrë me vënien e lidhjeve politike, ndër të tjera) dhe gjithëteorike (ishte marrë me prezentime jokritike të sistemeve të mëdha të mendimit).

As politika dhe as inteligjencia nuk e kishin tentuar sintetizimin real të zhvillimit të gjithëmbarshëm të Kosovës nga aspekti kritik. Jo vetëm sepse e mendonin të pakohë, por se nuk kishin pasur as forca dhe as hapësirë. Asnjëra nuk kishte provuar që ngjarjet e vitit 1968 t'i vinte në kontekst të kontestacionit të përgjithshëm të atij viti në botë, në Evropë dhe në Jugosllavi. Kishte qenë e natyrshme që kërkesat e atij viti ta shprehnin artikulimin e nevojave të veçanta, por nuk kishte qenë e natyrshme ta injoronin ndikimin e proceseve të përgjithshme dhe zhvillimin e pastajshëm të proceseve të demokratizimit çdokund në botë dhe në

Jugosllavi. Edhe politika, edhe inteligjencia, për këtë shkak, jetonin me bindjen se proceset e demokratizimit relativ në Kosovë kishin qenë meritë ekskluzive e secilës veç e veç. Ndërkaq, vetëm insistimi në ekskluzivitetin e kësaj merite kishte qenë meritë ekskluzive e secilës veç e veç. Edhe politika edhe inteligjencia kishin përfituar nga proceset e demokratizimit relativ të Kosovës pas vitit 1968, por kjo u kishte kushtuar shtrenjtë në vitin 1981. Ngjarjet e këtij viti e kishin befasuar edhe politikën edhe inteligjencien, por përderisa politika ishte frikësuar nga mundësitë e panjohura dhe merrej me dënimin e tyre, inteligjencia kishte heshtur, jo se ishte frikësuar nga raprezaliet, por sepse nuk kishte dashur të humbte asgjë: as besimin e masave dhe as pozitën e vet shoqërore. Kishte qenë ky një reaksion tipik i inteligjencies në situata të paqarta, por as politika dhe as inteligjencia nuk e kishin pritur se viti 1981 nuk do të përfundonte me 1981.

## Viti '81 dhe bartësit

Një pjesë e shtypit të vendit (shtypi i Beogradit) e akuzoi ish-udhëheqjen kosovare për paktim me bartësit e ngjarjeve të vitit 1968. Sipas kësaj kritike, midis këtij viti dhe vitit 1981 udhëheqja kosovare i kishte vënë bartësit e ngjarjeve të vitit '68 në postet kryesore të institucioneve arsimore, shkencore e kulturore, prej nga pastaj e kishin bërë indoktrinimin e rinisë në frymën e nacionalizmit dhe të irredentizmit shqiptar. Pavarësisht nga ajo se kjo pjesë e shtypit e identifikonte afirmimin nacional me nacionalizëm dhe synimet për barazi të plotë me irredentizëm dhe separatizëm, do të ishte mirë sikur për këto çështje të flisnin objektivisht dhe pa paragjykime vetë bartësit e tyre. Një gjë e tillë do t'i ndihmonte formimit të pasqyrës së saktë mbi zhvillimin e proceseve dhe nxjerrjes së përfundimeve të shëndosha për zhvillimin e mëtutjeshëm të proceseve shoqërore në Kosovë, e sidomos për karakterin e demokracisë që do të ishte e mundshme të zbatohej dhe të aplikohej në Kosovë. Pavarësisht nga kjo, në këtë tekst merret si i saktë pohimi se bartësit e ndryshëm të ngjarjeve të vitit 1968 janë vënë në poste me rëndësi shoqërore, ndonëse jo edhe pohimi se ata qëllimisht e bënë indoktrinimin e rinisë në frymën e nacionalizmit shqiptar, sepse, po të jetë ashtu, atëherë, vështirë se mund të arsyetohet bindshëm drasticiteti i dënimeve dhe heshtja e gjatë e inteligjencies rreth tyre.

Drasticiteti i këtyre dënimeve dhe veçanërisht heshtja rreth tyre, ndër të rinjtë nëpër burgje reflektohej shumë rëndë: nga njëra anë i lëndonte tejet shumë, ndonëse këtë lëndim nuk e shfaqnin hapur. Nga ana tjetër, lëndimi i tillë transformohej në një vendosmëri për të vajtur gjer në fund, pa i marrë parasysh sakrificat, por edhe më shpesh shndërrohej edhe në një tendencë të vetizolimit, të tërheqjes në vete, të zhdukjes së dëshirës për të komunikuar me rrethin e dikurshëm, qoftë edhe me prindërit e tyre. Për këtë shkak, përkrahjen nga Shqipëria e përjetonin në raport me heshtjen në Kosovë. Dhe, në këtë pikë, as politika dhe as inteligjencia nuk kishin treguar ndonjë mençuri të duhur. Ndërkaq, fyerjet që ua drejtonte shtypi, duke i quajtur me emra të ndryshëm, i nxitnin që nëpër fjalorët e tyre që i mbanin me vete ose që i huazonin nga njëri-tjetri (kur u jepej mundësia), vazhdimisht ta kërkonin kuptimin e fjalëve me të cilat etiketoheshin. Ishte me interes të veçantë se pyesnin vetëm atëherë kur nuk kishin shtegdalje tjetër. Nga kjo mund të përfundohej se dëshironin të dukeshin më të pjekur, më të dijshëm, më të rritur. Dëshironin të ishin në nivelin e përmbajtjes së nofkave që ua ngjisnin, por nuk mund të venin përtej moshës. Për këtë shkak, i vëreja duke u skuqur për shkak se ishin të detyruar të kërkonin ndonjë sqarim; duke i mbledhur buzët gjatë leximit të ndonjë teksti që u dukej i vështirë; duke e rrudhur ballin gjatë mundimit për të depërtuar te ndonjë kuptim më i fshehur i ndonjë fjalie, dhe duke buzëqeshur befas kur kujtonin se e kishin gjetur atë që e kërkonin. Shkurt, dukej qartë se të rinjtë nëpër burgje bisedonin me heshtjen, e cila i lëndonte, dhe të cilën nuk mund ta kuptonin.

Në vitin 1981 i kisha parë shokët e tyre në aksion. Kisha qenë në afërsi të tyre, e ndonjëherë edhe midis tyre dhe milicisë. I kisha soditur fytyrat e tyre «të nxira» nga «betejat», të

egërsuara, të zbehura nga lodhja apo të skuqura; sytë e tyre — të përlotur nga gasi, por edhe nga dhembja; gjymtyrët — të dërrmuara nga vrapi ose nga përleshjet me të rinjtë tjerë të veshur me uniforma. Nuk kisha mundur t'i mendoja si armiq, si të indoktrinuar, e as si kontrarevolucionarë. E kisha fituar përshtypjen e një mllefi të përgjithshëm, të shkaktuar jo vetëm nga momenti aktual, por edhe nga e tërë historia. Për këtë shkak, kur politika me arrogancë kishte kërkuar prej meje që të ndikoja në ndërprerjen e tyre, kisha kuptuar se ajo kishte dështuar. Nuk provova t'i ndërprisja, por as nuk dëshiroja të vriteshin mes vete. Për këtë shkak, në bisedën e heshtur me heshtjen "më të madhe se nemitja», kisha vendosur të mbetesha pranë tyre. Dhe, mbeta pranë tyre, edhe atëherë kur u vetëlind Kosova, por edhe atëherë kur u vranë dhe kur u inaugurua demokracia.

I vështroja nëpër burgje; i vështroja edhe ata që i mbanin uniformat. Të dy palët më dukeshin të burgosur. Shpirtërisht, - veniteshin ata që i mbanin automatikët dhe uniformat; fizikisht, - rrënoheshin këta që ishin brenda grilave. Për këtë shkak, në bisedën e heshtur me heshtjen «më të heshtur se nemitja», befas kisha pyetur: në emër të cilës politikë dhe të çfarë principeve politika i kishte quajtur të parët kontrarevolucionarë, ndërsa të dytët i kishte armatosur për t'i ndjekur të parët?

Përse kishte heshtur Evropa?

Këta të rinj, të etur për dije, të lënduar nga heshtja, të rënë në kundërshtim me moshën, por të vendosur që me çdo kusht ta krijonin botën e tyre, kishin qenë bartësit e ngjarjeve të vitit 1981. Kishin qenë gati fëmijë. Bile, nuk kishin qenë të vetëdijshëm as për peshën e veprave «të inkriminuara», e as për peshën e ngjarjeve që i kishin inicuar. Në bisedën e heshtur me veten e kishin ndërtuar botën e ëndrrave të tyre.

U ishte dukur se e kishin pasur për detyrë t'i kontribuonin krijimit të botës së ëndrrave të tyre dhe nuk i kishin menduar rrjedhimet eventuale as për veten, as për familjen, as për rrethin. Në fillim nuk i kishin kuptuar as vlerësimet politike për atë që kishin bërë. Pastaj ishin habitur me ato që i dëgjonin për veten dhe më në fund, të rezignuar, i kishin besuar vetëm vetes dhe qëllimit të tyre.

Këta të rinj e kishin pasur shpirtin e pastër, të çiltër si rrezja e diellit në mëngjes. As në zemër dhe as në mendje nuk e bartnin të keqen. Ideali i tyre dukej sinonim me të mirën dhe të bukurën. Bota që e gjakonin ishte e përmbushur me shpirtin e tyre të pastër, me ëndrrat e tyre të bukura, me idealet e tyre të mëdha. Ishte ajo një botë e barazisë së përgjithshme dhe të plotë, e zhveshur nga ligësitë e llojeve të ndryshme. E dëshironin një botë me raporte të çiltra e humane, me konkurrencë të lirë të mendimit dhe të ideve, me kritere të njejta të zgjedhjes së më të mirit, pa përbuzje, një botë ku do të shpërthenin vlerat e tyre të njëmendëta individuale dhe gjeniu i tyre kolektiv krijues.

Kur me ndrojtje më rrëfenin intimisht për botën e tyre mahnitëse; kur me zë të ulët i këndonin këngët e Shkurte Fejzës dhe të Shyhrete Behlulit, melodia e të cilave pothuaj buronte nga thellësia e qenies së tyre, nga ajo pikë ataviste e lidhmërisë së njeriut me tokën; kur i vëreja "melloditë" e kullave të Eifelit të ndërtuara me fije shkrepse, me një durim të pashembullt; kur ëndrrën, këngën, ndërtimin e gjësendeve të vogla — të gjitha së bashku — i shndërronin në art prej të cilit shpërthente ideali i botës së tyre, unë, i shkolluari në metropolet e vendit dhe të botës, ndonëse i katandisur rëndë në burg, gëzohesha kur më konsideronin të vetin. Dhe pastaj më torturonin mendime halucinante:

Më dukej se substrati i tyre shpirtëror përmbante edhe diç nga klithma ushtarake e rrethimit të Trojës, nga kohët e parahistorisë; nga ajo mezokohë, «zonë e përhimtë» midis perëndimit të egërsisë dhe lindjes së civilizimit, të cilin e këndoi Homeri i verbër me një mjeshtri që i kishte tejkaluar epokat dhe kohën në tërësi; diç nga ajo kryeneqësi proverbiale, nga ai kontestacion i normave të huaja, që atëbotë i kishin nxitur dijetarët e shovenizmit antik të Greqisë antike të konstatonin me përbuzje, por edhe me një si përzierje të frikës dhe të admirimit: «këta barbarë të ndotur dardanë që nuk laheshin...», e të cilët, në të vërtetë, kishin menduar në vete: — që

nuk donin t'i nënshtroheshin shkëlqimit të botës së tyre antike dhe as mendjes së dijetarëve të tyre të shquar dhe as armës së ushtarëve të tyre të ngritur në nivelin e perëndive.

Më dukej se substrati i tyre shpirtëror përmbante edhe diç nga gjakimi për liri që ishte mbartur edhe nga ushtarët e rënë në fushëbetejat kundër Filipit të Maqedonisë; të atyre të tjerëve që duke kujtuar se e luftonin despotizmin e atëhershëm dhe të mëvonshëm aziatik, i kishin lënë koskat e veta nëpër tërë Azinë, gjer në Indi; që nën flamurin e kushëririt të tyre — Lekës (Aleksandrit të Madh), të birit të Filipit, e kishin bartur famën e armës greke dhe të civilizimit të tyre nëpër të gjitha kontinentet e njohura të botës së atëhershme.

Substrati i tyre shpirtëror padyshim që duhej të përmbante edhe diç nga klithmat e ushtarëve të rënë në luftërat antiromake; duhej të ishte i mbarsur edhe me kontestacionin e civilizacionit të imponuar të tyre, edhe me përbuzjen e atyre perandorëve të Romës me prejardhje nga radhët e veta, e të cilët e kishin bartur flamurin e saj dhe gjenialitetin e vet ushtarak larg, përtej kufijve të Ilirisë — Iliricum-it të vjetër; diç nga gjeniu ndërmarrës i Dioklecianit, Konstandinit të I dhe Shën Jeronimit në Bizantin e vjetër. Kjo shprehej në artin e tyre të kullave të Eiffelit, të ndërtuara nga fijet e shkrepsës e me durim të pashembullt. Ndërkaq, herë-herë, edhe meloditë e thekshme të këngëve që i këndonin, dukej se përmbanin edhe diç nga klithmat e atyre kryengritësve të paepur që kishin qenë të varrosur në «Latrones Dardaniae»; që i kishin detyruar perandorët me prejardhje nga radhët e veta të ndërtonin me kujdes të madh një rrjetë të tërë «stacionesh beneficiare» në Dardaninë e vjetër dhe në Moesia Superior-in e mëvonshëm. Substrati i tyre shpirtëror, pa dyshim përmbante edhe diç nga ata që vazhdimisht i kishin ndihmuar rrënimit të Bizantit, meqë nuk kishin mundur t'i qëndronin dot protokoleve të rënda të oborrit të Cezarëve dhe tatimeve edhe më të rënda të tagrambledhësve të tyre; që i kishin ndihmuar ngritjes dhe pavarësimit të shteteve tjera, duke kujtuar se i ndihmonin edhe vetes, por pastaj, shteti i të tjerëve, mbi gërmadhat e Perandorisë së rrënuar të Bizantit, kishte dashur ta ngriste një Bizant të ri për vete! Ata pastaj përsëri kishin qenë të detyruar t'i kontestonin normat e imponuara, dhe për këtë shkak ishin tërhequr nëpër malet e tyre të thepisura që të jetonin si barinj nëpër kasolla të vogla që i kishin ndërtuar kastile për atë qëllim; ata që pastaj Cari i madh i Kanunit të njohur, si të tillë i kishte përmendur në Kanunin e vet, por për të cilin ata as që kishin dëgjuar.

Nëpër gjakun e tyre, padyshim qarkullonin gjene të të gjitha kohërave, me atë përbërjen e tyre kimike ende të pashkoqitur tërësisht nga shkenca. Ndoshta në shpërndarjen e gjakut nëpër qelizat nervore, në atë pikën e pakapshme ku materia transformohet në mendje, shpirt e frymë, të cilën Kanti plak ishte përpjekur ta përcaktonte, por që pastaj ishte detyruar ta cilësonte si ende të papikësuar nga dijetarë të shkencës, pikërisht prej aty, doemos duhej të ishte bartur në substratin e tyre shpirtëror edhe diç nga kontestacioni i luftëtarëve dhe të vetë atij prijësit legjendar, të cilit në fëmijëri, si peng, ia kishin dhunuar besimin, por që në burrëri dhe në pleqëri ishte shndërruar në simbol të fuqishëm të unit rezistent të të gjithë shqiptarëve të të gjitha kohërave dhe të të gjitha besimeve.

Substrati i tyre shpirtëror doemos e ndiente të gjallë edhe kontestacionin e atij kaçaku nga ana e Drenicës që nuk deshi të pajtohet me «krajlin» e madh dhe pastaj e la amanet që kufomën t'ia hidhnin në ndonjë shpellë të panjohur të gërxheve të Kosovës; dhe të atij plaku zemërbardhë nga Rrafshi i Dukagjinit që e vranë me pabesi në shpellën e Dragobisë dhe i cili për të gjallë të vet nuk ishte pajtuar as me Azinë e as me Evropën dhe që vazhdimisht i kishte përkrahur shkollarët e ndritur të kombit të vet me shpresë se ata do t'ia forconin unin e plotë midis kombeve tjera, por të cilët, përmes agjentëve të paguar, i vrau një nga një mbretthi i vetëshpallur, duke e zhveshur në këtë mënyrë kombin nga mendja e vet e ndritur dhe duke ia mundësuar atij, për këtë shkak, marshimin përpara drejt feudalizmit të agallarëve, të cilin shqiptarët patën menduar se e kishin hedhur përtej detit së bashku me otomanët e urrejtur; përmbante diç edhe nga kontestacioni i fuqishëm i atyre partizanëve të popullit, këtej dhe matanë kufirit, të cilët në emër të hazreti Leninit dhe të hazretëve të tjerë, për 4 vjet rresht, në

kushte të pamundshme, e kishin luftuar kuçedrën e çeliktë të fashizmit, duke i ndihmuar me gjakun e tyre aleatëve të luftës, por të cilët, pastaj, në shenjë falenderimi, për pak sa nuk i kishin harruar tërësisht, por që, megjithatë, në fshatin e Bunjajt, ua kishin lënë ta përpilonin letrën e njëkuptimtë, por që ata të cilët e patën nënshkruar e shpallën të dykuptimtë, dhe bile me vehemencë e kontestuan përmbajtjen e saj; atë letrën, e cila në 45 vjetët e ardhshëm është dashur të tregonte nëse shqiptarët e mbarsur me kontestacion të historisë do të silleshin në harmoni me atë mençurinë që në vitet '20 të këtij shekulli, ua kishte lënë amanet ai komisari i çuditshëm i Ligës së Kombeve...

Pastaj, nga një krismë e fuqishme e derës së burgut që rojet e shkaktonin enkas për t'ua larguar kllapinë të burgosurve, të cilët poeti i madh grek Ricos i kishte komanduar të mërdhinin në acar, por që nuk kishin mërdhirë, i djersitur dhe shpirtërisht i dërrmuar nga vegime të tilla halucinante të kotësisë, më ishte dukur sikur kisha klithur me tërë fuqinë e shpirtit:

O perëndi, mos e ndotni botën e ëndrrave të vitit 1981 me dallaveret e kohës!

Mirëpo perënditë, të zënë me lojërat e botës së tyre, jo vetëm që nuk e kishin dëgjuar klithmën e tillë, por kishin menduar se nuk duhej ta bënin fare hesap, sepse botërat e tjera, sipas llogarive të tyre, do të duhej të ekzistonin vetëm për ata vetë dhe jo edhe për të tjerët...

**Viti ´81 — karakteri i demokracisë**

Pikërisht në zemrën e botës së të rinjve të përshkruar më lart qëndron kërkesa për barazi të plotë dhe për liri të ngjashme me atë të kombeve të tjera të Jugosllavisë. Në qoftë se liria nënkuptohet si oportunitet perspektive individuale dhe kolektive, si mundësi e vetëkrijimit të plotë të njeriut, dhe në qoftë se liria për vete «per se», nuk ka ndonjë kuptim, atëherë kërkesa për republikë ishte kërkesë për suazat dhe për instrumentin vetanak të realizimit të saj (lirisë së vetëkrijimit). Nga ky aspekt, spekulimet për manipulimin me bartësit e v. 1981, në qoftë se nuk e kanë burimin tek ata që atë e kundërshtojnë, atëherë kanë të bëjnë me tendencën e rikthimit të pozitave të humbura, d.m.th., në funksionin dhe në karakterin e instrumentit në fjalë, me natyrën e demokracisë së preferuar, me raportet shoqërore që dëshirohen të zhvillohen. Ndonëse kontestohet me vehemencë, spekulimet e tilla janë recidivë e sistemit njëpartiak, të cilësuar ndër ne si sistem monist. Te kritika në gjuhën serbokroate sistemi njëpartiak më shpesh cilësohet edhe si sistem njëmendshmërie (jednoumlja), d.m.th. sistemi i dominimit të një mendimi dhe i kastigosjes së mendimeve tjera. Mirëpo sistemi njëpartiak mbetet sistem njëpartiak (term politik) dhe filozofikisht mund të cilësohej me njëmendshmëri të mendimit. Kështu, edhe në pikëpamje të mendimit, por edhe të praktikës politike, sistemi njëpartiak (i cili mund të ishte, por edhe mund të mos ishte socialist), ishte ekskluziv edhe në mendim edhe në praktikë. I shërbente atyre që e kishin pushtetin dhe përkrahësve të tyre. Ajo që mbeti e pathënë gjatë përdorimit të kësaj terminologjie në të vërtetë ishte refleksion i pasigurisë së aktualitetit politik. Kritika, me fjalë të tjera, edhe pse përpiqej t'i printe zhvillimit të proceseve, nuk ishte fort e sigurt për sa i përket kahjes së mundshme të zhvillimit të tyre.

Ndërkaq kritika në gjuhën shqipe, të dy kuptimet e nocioneve të përmendura («njëpartiak» — «njëmendshmëri»), i përfshiu me nocionin sistem monist, dhe kjo po ashtu nuk mund të mos ishte refleksion i aktualitetit politik. Sistemi monist, si nocion, e ka burimin në filozofi, konkretisht te filozofia monadologjike e Lajbnicit (Gottfried Wilhelm Leibniz, 1646 -1716). Kuptimi filozofik i monadës te Leibnici nuk është vetëm ekskluziviteti, përjashtimi i asaj që nuk është «një», por harmonia, tretja e «jonjëshit» në «një», substanca e pandashme dhe unike, që është burim i vetvetes. Politikisht, Leibnici e kërkonte tejkalimin e copëzimit feudal të Gjermanisë së shekullit XVII në emër të një borgjezie që ishte në lindje e sipër, por akoma të paformuar plotësisht. Ndërkaq, te ne aludohet në shkrirjen e diferencave, të dallimeve të

ndryshme shoqërore, dhe të përvojave të ndryshme individuale dhe grupore, në emër të qëllimeve «të nënkuptuara», por që nuk mbrohen botërisht.

Bota e të rinjve të vitit '81 e akcepton demokracinë si mundësi të shprehjes së mendimit të lirë. Në të vërtetë ajo u lind si e tillë në luftë për realizimin e kësaj mundësie, por ajo nuk mund ta akceptojë demokracinë si zëvendësim të një njëmendshmërie me një njëmendshmëri tjetër; jo si rrotullim të pozitave të mendimeve dominante dhe ekskluzive me mendime të tjera që e synojnë dominacionin dhe ekskluzivitetin e të parëve. Ajo mund ta lejojë absolutizimin relativ të një mendimi shoqëror, në qoftë se ai është rezultat i konkurrencës së lirë të mendimeve, në qoftë se është kulluar përmes luftës së hapur të mendimeve të ndryshme, por nuk mund të pajtohet me mbisundimin e një mendimi, në kohë dhe në hapësirë, në qoftë se atë pozitë e ka arritur dhe e ruan me metoda të vjetra të monopolit të shtypit, me izolimin e heshtur dhe ilegal (joligjor) të bartësve të mendimit të kundërt, ose me përparësitë që vjedhurazi ia ka mundësuar sistemi i vjetër, duke mos i dhënë kurrfarë shansash të tjerëve, bartësve të vërtetë të ndryshimeve.

Dhe — demokracia nuk mund të heshtet me pretekstin e momentit. Bota e të rinjve të vitit '81 ishte e hapur dhe i barti të gjitha konsekuencat. Andaj, preteksti i «çastit», i «momentit», i «rendit» të realizimit të qëllimeve, nuk ka asnjë lidhje me demokracinë. Gjërat u thanë hapur qysh më '81. Për këtë shkak, preteksti i momentit mund të ketë ndonjë lidhje të kuptueshme vetëm me strategjinë e zhvillimit të raporteve shoqërore dhe të pozitës shoqërore të mjeteve të prodhimit. Me fjalë të tjera, e ky është kyçi i problemit, jo vetëm ndër ne, por edhe në Evropë, nuk është akoma e qartë se çfarë demokracie synohet?

Në këtë pikë bota e të rinjve të vitit 1981 ndeshet me realitetin. Ajo e kishte të qartë se çfarë nuk deshi:

Ajo nuk e deshi praktikën e zhvillimit të deformuar e të mangët.

Socializmi, në përgjithësi dhe jo vetëm te ne, nuk kishte pasur sukses ta zgjidhte çështjen e demokracisë. Përpjekjet e RSP të Shqipërisë dhe të disa vendeve të tjera që këtë çështje ta reduktonin në pjesëmarrjen aktive të masave në proceset e ndryshme të nxjerrjes së vendimeve, në kushtet e vetëizolimit ndërkombëtar nuk mund të prezentoheshin si të suksesshme; socializmi nuk mundi ta krijonte një bazë mjaft të gjerë e të fortë shoqërore e as ta ndryshonte vetëdijen shoqërore gjer në atë shkallë e cila, pa rrezikun e përmbysjes së rendit shoqëror, do ta mundësonte luftën e hapur të ideve dhe të partive politike; nuk guxoi ta rrezikonte luftën termonukleare dhe ta katandiste njerëzimin në hiç. Për këto e shkaqe të tjera, veçanërisht të lidhura me nevojën e zhvillimit (modernizimit), hoqi dorë nga lufta për eksportimin e revolucionit, të komunizmit dhe për ndryshimin e tërësishëm të raporteve ndërkombëtare (momentalisht, është irelevante, pos për hesape politikaneske, të polemizohet mbi atë se a qe i detyruar apo edhe vetë deshi të hiqte dorë). Mirëpo të flitet për socializmin vetëm si për një eksperiment totalisht të dështuar do të thotë që më së paku t'i krijosh probleme së ardhmes, veçanërisht në kushte të pazhvillueshmërisë.

Prandaj, për shkak të shkallës së zhvillimit të gjithmbarshëm, problemi thelbësor i Kosovës nuk është shkalla me të cilën akceptohet demokracia por zhvillimi. Demokracia doemos do të duhej t'i ndihmonte zhvillimit shoqëror dhe ekonomik të Kosovës. Si e tillë është padyshim e mirëpritur dhe e mirëseardhur. Mirëpo me demokraci nuk mund të synohet konservimi i raporteve të vjetra, sepse ato në Kosovë shpesh janë të karakterit feudo-klanor, dhe bile as të karakterit feudo-borgjez. Në qoftë se me demokraci synohet demobilizimi dhe jo mobilizimi i forcave të zhvillimit; në qoftë se, ajo (demokracia), nuk do ta mundësojë (përmes zgjedhjeve të lira), shpërthimin e forcave të njëmendëta kreative; në qoftë se përmes konkurrencës së lirë të ideve, mendimeve dhe mallrave nuk do të mundësohet ndërtimi i vlerave të njëmendëta; në qoftë se, me fjalë të tjera, demokracia, përmes mekanizmave tanimë të njohur, do të reduktohet në formalizëm të thjeshtë për ruajtjen e privilegjeve tashmë të privilegjuara e jo për begatimin e jetës shoqërore dhe politike, ky lloj i demokracisë në Kosovë nuk do t'u duhet

as bartësve seriozë të saj, të cilët në Amerikë e propaguan si mënyrë të denjë për jetën e njeriut.

Kosova, me fjalë të tjera, as nuk e ka importuar, e as që mund ta importojë demokracinë. Dhe, nuk mund, gjithashtu, ta eksportojë atë. Ajo nuk mund ta ndërtojë demokracinë në baza të ekskluzivitetit nacional, e as të antikomunizmit. Të provohet e kundërta do të thotë të dhunohet demokracia dhe të provokohet e ardhmja demokratike.

Demokracinë në Kosovë nuk e lindën të tjerët, e as nuk u lind për qejfin e tyre. Ishte e ndërlidhur me proceset demokratike të Evropës dhe me synimet e tilla të njerëzimit.

Demokracia në Kosovë u vetëlind në vitin 1981, do të rritet vetë, së bashku, e barabartë dhe e ndërlidhur me të tjerat.

*Krushë e Madhe, 26 Maj 1990.*

## REPUBLIKA DHE LUFTA NË KONTEKST TË EVROPËS

Nga gjysma e parë e këtij viti, në fshatin Billushë të Prizrenit, gjatë një bisede, pyetjet e shumta të pjesëmarrësve reduktoheshin në interesimin e tyre të gjallë mbi mënyrën dhe mundësitë eventuale për jetësimin e Republikës së Kosovës. Natyrisht, kjo bisedë ishte një këmbim joobligues i mendimeve. Ma kishte marrë mendja se do të duhej të kthehej policia e mbrojtja teritoriale, pastaj të formohej një qeveri, e cila do ta merrte mbi vete përgjegjësinë mbi zhvillimin e ngjarjeve dhe eventualisht të legalizohej Lëvizja Popullore e Republikës së Kosovës. Disa nga këto mendime mund të jenë realizuar, por në mënyrën e vet, dhe pavarësisht nga ajo që kisha menduar unë, gjë që do të thotë se të tjerët jo vetëm që mund të kenë pasur mendime të ngjashme, por edhe të elaboruara, meqë vetë nuk e kisha bërë elaborimin e mendimeve të mia, në qoftë se përgjigjet e rastit në pyetjet e shumta që më shtroheshin, nuk do të konsideroheshin si të tilla. Në ndërkohë kishte përfunduar me sukses të plotë referendumi gjithëpopullor për Republikën e pavarur dhe sovrane të Kosovës; ishte zgjedhur qeveria dhe ishte emëruar kryetari i saj dr. Bujar Bukoshi, kurse Kuvendi i Republikës së Shqipërisë e kishte bërë njohjen e Republikës së Kosovës. Dukej se gjërat do të venin mbarë... Megjithatë, komentet e politikës serbe për referendumin dhe ato që pasuan më pastaj kishin qenë mospërfillëse, ndërsa ndonjëherë edhe ironike. Ato flisnin për një republikë "joekzistuese" të Kosovës, ose për "Republikën në letër" të Kosovës! Një gjë e tillë nga kundërshtarët politikë edhe mund të pritej. Mirëpo nuk mund të pritej prej tyre edhe moslejimi i vijimit të mësimit për nxënësit dhe studentët. Pavarësisht nga arsyetimet e ndryshme dhe fajësimi i alternativës kosovare, kjo nuk mund të arsyetohej me asgjë. Zhvillohej vallë një luftë për të vajtur në Evropë në një ose në shumë mënyra, apo për t'a ruajtur errësirën mesjetare në trojet e Ballkanit? Pastaj nuk mund të arsyetohej vazhdimi i heqjes nga puna të mësimdhënësve të Universitetit, pastaj mbyllja e tij e mëvonëshme dhe suprimimi i Akademisë së Shkencave; nuk mund të arsyetohej as mizerja e luftës në Kroaci, as keqësimi i vazhdueshëm i gjendjes ekonomike të popullsisë dhe as ikja masive e rinisë shqiptare në Perëndim. Mbi të gjitha, nuk mund të pritej pajtimi me një gjendje të tillë, e cila vazhdimisht është duke ecur drejt një lufte të përgjithshme në Ballkan dhe ndoshta edhe në Evropë.

Të gjitha këto e rëndojnë për së tepërmi situatën politike në Kosovë. Madje edhe politikisht, përmes ekranit të TV-së, u shqyrtuan mundësitë për hapjen e "frontit të jugut" dhe u përgënjeshtruan pastaj nga funksionarë të lartë të LDK-së, por gjërat ecin me logjikën e tyre të brendshme pavarësisht nga prognozat dhe përgënjeshtrimet. Atmosfera e rëndë politike në Kosovë megjithatë nuk është vetëm refleksion i luftës në Kroaci, i gjendjes në Jugosllavi, i mosjetësimit akoma të Republikës së Kosovës, por edhe i faktit se gjërat pothuajse ngecën, si dhe i faktit se atmosfera e tillë e rëndë politike tashmë me të dy këmbët është futur në

dekadën e dytë. Përse e kemi situatën të këtillë? Përse po zgjat kaq shumë ajo, dhe sa do të duhej pritur akoma? "Të presim edhe dy-tre vjet" -u thoshte fshatarëve të mi një titist i flaktë i dikurshëm që u shndërrua tani në një demokrat edhe më të zjarrtë "dhe pastaj do të jetë aq bukur… do të bëhemi të fortë!"

**Fëmijët si peng**

Këto fjalë menjëherë ma përkujtuan situatën e fëmijëve të mi: Andinin 5- vjeçar dhe Brisildën 1,5 vjeçe. Ata i kishte marrë nëna e tyre dhe i mbante te prindërit e vet. Ishte hidhëruar dhe më kishte braktisur. Kur i kisha lutur disa titistë të dikurshëm dhe demokratë të tanishëm të ndërmjetësonin dhe së paku të m'i kthenin fëmijët, më ishin përgjigjur: "Prit edhe dy-tre vjet, pastaj djali do të vijë vetë ke ti, kurse pas dy-tre vjetëve të tjerë do të vijë edhe çupëza!". Mirëpo e njëjta gjë kishte ndodhur edhe me vajzën time 10-vjeçare - Erletën, nga martesa e parë. Në vitin 1981 ia kishin zënë peng (burgosur) babanë. Në vitin 1985 e kishin zënë peng atë, pikërisht sikurse Andinin - në moshën 4,5 vjeçare. Kisha pritur të kthehej, por ndërkohë ishte tëhuajsuar tërësisht dhe tani nuk njiheshim më në mes vete. Erletën nuk e njihja edhe ngaqë e kisha braktisur si foshnjë 7-muajshe. Ndërkaq zëri i Andinit akoma më është i freskët. Kur një herë kishte arritur të ikte për të më vizituar në shtëpi, e pata vështruar nga dritarja: e puthte një shtyllë betoni që dikur e kisha ngritur për të shënuar mezhdën. Pastaj në çdo dhjetë hapa përkulej dhe si i babëzitur e puthte dheun duke bërtitur "O Babiiiiiiiii!". Më në fund i puthi disa herë dyert e hyrjes dhe më kërceu në qafë. Nuk kisha mundur t'ia ktheja asnjë përgjigje. E doja për së tepërmi. Natyrisht, kisha pasur rrugëdalje por duhej që të bardhën ta quaja të zezë dhe të zezën të bardhë. Kishte pasur edhe një rrugëdalje tjetër, por duhej që edhe e ëma e tyre gjërat t'i emërtonte drejt, me emrin e tyre të vërtetë. Mirëpo kjo ishte treguar e pamundur dhe tani vuanin fëmijët. Duhej të prisnim edhe dy-tre vjet, pastaj edhe dy-tre vjet të tjerë, dhe sipas disave "do të bëheshim të fortë, shumë të fortë", por me kusht që të mos tëhuajsoheshim tërësisht dhe që akoma të njiheshim në mes vete...

**Republika si peng**

Nuk e di tashmë saktësisht se në cilin vit ishte zënë peng Republika e Kosovës. Nuk e di as se kush saktësisht mund ta ketë zënë peng atë dhe se a thua mund të ishte e vërtetë fare se ajo ishte zënë peng nga ndokush që nuk e prisnim? Mirëpo, ishte e sigurt se ajo ishte e zënë peng. Gjithashtu e dija se gjatë dimrit të kaluar njëri nga ish-funksionarët e lartë titistë në revistën «Republika» të Salih Kabashit kishte deklaruar se ata (d.m.th. titistët) nuk e kishin dashur Republikën me stalinistët. Bislim Elshani, redaktor i «Demokracisë Autentike», i ishte përgjigjur drejtëpërsëdrejti me pyetjen se cili ishte vallë kriteri me të cilin e matnin ata patriotizmin e tyre? Shumë më vonë një funksionar i lartë i LDK-së, në intervistën e vet në një gazetë në gjuhën shqipe, kishte deklaruar se nuk e kishin dashur Republikën brenda federatës jugosllave. Ky kishte pandehur se çdo ide për ruajtjen e integritetit territorial të Jugosllavisë do të ishte profane, ndonëse gazeta që ia botonte këto mendime shtypej në Prishtinë, nën patronazhin e Serbisë, e cila luftën në Kroaci e arsyetonte me qëllimin e ruajtjes së atij integriteti. Ndërkaq «Demokracia autentike» që ishte vënë në funksion të Republikës së Kosovës pa e cënuar këtë integritet, ishte heshtur. Ishte heshtur gati çdo mendim i pavarur që nuk i kishte rrënjët në Perëndim por në Kosovë; që hotelin «Grand» nuk e kujtonte për «Hayat Regency» dhe që Prishtinën nuk e merrte për Paris. Kjo nuk do të thoshte se Prishtina s'do të duhej të bëhej Paris. Do të thoshte vetëm se duhej filluar nga fakti se akoma nuk ishte bërë. Në të vërtetë shpeshherë mendimet e tilla etiketoheshin si staliniste dhe «serbo-sllavo-komuniste», pavarësisht nga fakti se komunizmin nuk e kishin lindur sllavët por gjermanët, përkatësisht hebrenjtë në Gjermani, dhe se sllavët vetëm sa e kishin huazuar këtë ide me

qëllim të ruajtjes së kufijve të Carit të tyre të madh dhe pothuajse po atë çast e kishin "shitur". *(Shumë teorikë të njohur të politikës ndërkombëtare marrëveshjen e Brest-Litovskit të vitit 1918, nënshkrimin e së cilës e kishte urdhëruar Lenini, e konsideronin si "shitje" të revolucionit gjerman. Karl Libknechti dhe Roza Luxemburgu, por edhe shumë të tjerë, kishin mbetur të habitur, por kjo ishte arsyetuar me interesat e paqes dhe të revolucionit të ardhshëm botëror. Ngjashëm ishte injoruar edhe Revolucioni hungarez i po atij viti).* Mirëpo "njohësit" e komunizmit të kohës së dështimit të tij këtë e bëjnë me qëllim të identifikimit të tij me të keqen nacionale, duke fshirë çdo gjë pozitive nga kjo kohë me një lëvizje të thjeshtë pene. Pastaj do të dëshironin që ndonjë gjeneral Schwarzkopf t'i fshinte mbeturinat e komunizmit në Ballkan. Pas kësaj do të pajtoheshin me çdo gjë që do t'u ofronte Lordi Carrington, sepse nuk mund ta marrin me mend ndonjë republikë me "stalinistë" ndërkaq "stalinist" ata e quajnë cilindo që nuk është i mendimit të tyre. Në këtë mënyrë, ndonëse të gjithë përbetohemi në demokraci, bëhet gati e pamundur të dihet se kush dhe përse në të vërtetë e mban peng Republikën? Si rezultat i natyrshëm i këtij "animi" të tepruar, uniteti dhe homogjeniteti me të cilin lavdërohemi duket se nuk mbështetet mbi këmbë të sigurta. Uniteti rreth idesë e cila do ta fshinte një të kaluar të tërë duke e shpallur si mishërim të së keqes nacionale, duhet thënë hapur, është fare jashtë hapësirës, ndonëse mund të ketë unitet rreth mendimeve, ideve, pra edhe veprave që i artikulojnë synimet e vërteta të popullit dhe që dalin nga ai, por jo rreth "aksioneve të mbuluara" *(covert action).* Ato mund të jenë ndihmesë efikase e ndonjë politike të caktuar por jo edhe zëvendësim për politikën dhe as për idenë. Ky është njëherësh edhe kuptimi që Abraham Lincolni në kohën e vet ia dha demokracisë. Kjo e vërtetë po shpërthen pakëz ngadalë, por do të shpërthejë. Shpërthimi i saj doemos do ta vërë Republikën e Kosovës në raport të drejtë me situatën politike, e cila pa dyshim se do ta çlirojë.

**Republika dhe princi**

Në një nivel serioz të shqyrtimit të çështjeve, pyetje të tilla si ato të shtruara më lart janë indikatorë me rëndësi të gjendjes së dhënë si dhe të atmosferes dhe të situatës politike në përgjithësi. Mirëpo janë edhe diçka tjetër - një ndihmesë e rëndësishme për zbërthimin e problemeve. Branko Kostiqi, Nënkryetar i Kryesisë së Jugosllavisë (së cunguar), në një emision të TVB-së, pakëz më heret, i përsëriti qëndrimet e njohura të politikës serbe lidhur me Republikën e Kosovës: "Shqiptarët duhet ta kuptojnë, -tha ai, -se Republika e tyre është Republika e Serbisë, e definuar me kushtetutë si republikë e qytetarëve të saj". Në kontekst të ofensivës së forcave të armatosura në territorin kroat (zhbllokimi i kazermave), fjalët e tij mund të kuptoheshin si vendim - rezolutë për zgjidhjen e krizës jugosllave në mënyrën serbe. Ndërkohë ky vendim u formulua si qëndrim me të cilin politika serbe rezervohej nga propozimet e Lordit Karrington në Konferencën e Hagës mbi Jugosllavinë. Si pretekst u morën dokumentet me të cilat garantoheshin të drejtat e pakicave kombëtare në Evropë. Ndërkaq, edhe më vonë, me nënshkrimin e tij, lutej Këshilli i Sigurimit të OKB-së që të vendoste mbi dërgimin e helmetëkaltërve në rajonet e luftës në Kroaci. Politika serbe bënte çmos që ta ruante integritetin territorial të Jugosllavisë, tani jo më si opcion adekuat për popujt e saj por vetëm për serbët! Ndërkaq, Princi Tomisllav Karagjorgjeviqi në Oplenac, vizitës së të cilit TVB i kishte dhënë rëndësi të veçantë, deklaronte si nën buzë, gati me druajtje, por në mënyrë rezolute, se "Serbia do të bëhej shtet i fortë, më i forti në Ballkan, në Evropë, bile edhe në botë, do ta shihni!". Dukej se princi plak Tomisllav Karagjorgjeviqi e besonte me gjithë mend një gjë të tillë. Ai nuk tha asgjë për shqiptarët, dhe as për Republikën e Kosovës. Dukej sheshazi se Republika e Kosovës kundërshtohej në mënyrë rezolute, dhe kjo mbështetej mbi forcën e armës së armatës jugosllave. Princi serb këtë me siguri e dinte. E dinte edhe politika serbe se edhe shqiptarët e kishin një mbret, ndonëse nuk e di nëse e kishin

edhe ndonjë princ. Mbreti shqiptar - Leka I Zogu, me siguri se ishte po aq, në mos edhe më i fortë, se ai princi tjetër i serbëve - Aleksandër Karagjorgjeviqi; po aq, në mos edhe më i gjatë se ky. Edhe mbreti i shqiptarëve - Leka I Zogu, e ëndërronte një republikë të fortë shqiptare, "më të fortë në Ballkan, në Evropë, bile edhe në botë, do ta shihni!". Princi serb mund ta gjente, në mos Sllobodan Milosheviqin, atëherë ndonjë kryetar tjetër të Serbisë, për t'i sendërtuar ëndrrat e tij. Mirëpo edhe mbreti shqiptar mund ta gjente, në mos Ramiz Alinë, atëherë ndonjë kryetar tjetër të Shqipërisë, për t'i sendërtuar ëndrrat e tij. Edhe shqiptarët e kishin një armatë dhe një popull hiç më të vogël dhe hiç më pak luftarak se sa ai serb. Serbët thirreshin në të drejtat historike mbi Kosovën, por shqiptarët kanë më tepër të drejta historike mbi Kosovën, ndërkaq kanë edhe të drejta legjitime që dalin nga realiteti i sotëm politiko-demografik. Serbët e shpresojnë përkrahjen e Rusisë, por edhe shqiptarët mund ta shpresojnë përkrahjen e të tjerëve, sidomos tani që kërkesat shqiptare vlerësohen si legjitime. Kështu, princërit dhe mbretërit do të luftonin në Ballkan përmes kalorisë moderne-aviacionit, dhe njësive tankiste me këmbësorinë e shkretë, për t'i sendërtuar qëllimet e tyre përkatëse - "për t'u bërë më të fortë, më të fortë në Ballkan, në Evropë, bile edhe në botë!".

Ata ndërkaq, sipas komenteve të TV-së, nuk do të luftonin për evropeizimin e vendeve të tyre të mbetura gati në nivelin aziatik të zhvillimit…

**Simbolizimi i kontinuitetit të traditës**

Tani është e qartë se princërit dhe mbretërit mund të kthehen në vendet e tyre; mund të simbolizojnë kontinuitetin e traditës së shtetësive të shteteve të tyre, të unitetit të kombeve të tyre, dhe për këtë mund të gëzojnë respektin e duhur të popujve të tyre, por vetëm nëse këta dy popuj, secili në vendin e vet, do të vendosin ashtu. Përveç simboleve klasike që do të simbolizonin institucionet mbretërore, mbreti shqiptar, për shkak të ndasisë së kombit, do të mund të simbolizonte edhe unitetin historik-shpirtëror dhe aspiratat shekullore të natyrshme të popullit, por vetëm në qoftë se do të kuptohet se në prag të shekullit XXI mbretëritë e tyre nuk mund të mbështeten edhe më tutje mbi raportet feudo-klanore të shoqërisë dhe mbi mohimin e progresit të brendshëm në favor të madhësisë së jashtme. Progresi i brendshëm mund ta realizojë madhësinë e një kombi, ashtu si dikur madhësia e jashtme e realizoi progresin e brendshëm të shumë kombeve. Për shqiptarët, por edhe për serbët, progresi i brendshëm e nënkupton jetësimin e Republikës së Kosovës, jo vetëm sepse ajo është e drejtë elementare e tyre -instrument vital i zhvillimit, por edhe sepse vetëm në atë mënyrë mund t'i shmangemi instrumentalizimit në dobi të interesave të huaja për t'i hapur kështu rrugët e evropeizimit të shpejtuar. Në qoftë se kjo gjë nuk kuptohet, ose kuptohet por nuk dëshirohet të pranohet, alternativa e saj mund të jetë vetëm kthimi në mesjetë - përgjakja e sërishme e historisë. Duke u deklaruar për republikën dhe për bashkimin e trojeve shqiptare në kuadër të proceseve integrative të Evropës, pa rezonimin e forcës, populli shqiptar e tregoi pjekurinë e vet politike. Ndërkaq, madhështinë e vet historike e argumentoi me faktin se, fare i vetmuar, i qëndroi çdo stuhie dhe çdo rrebeshi të kohës. Tani ai i ngjan një metuzalemi të qëndresës që nuk i dihet me saktësi mosha. Andaj përgjakja e sërishme e historisë mund të jetë vetëm reminishencë tragjike e kohërave të shkuara dhe totalisht në kundërshtim me trendet aktuale të zhvillimit të qytetërimit në Evropë, por edhe në botë. Me siguri se argumentimi i sërishëm i një teze të tillë nuk mund të jetë i tepërt. Kurrnjëherë nuk mund të jetë e tepërt të bindemi para se të bëhet përfundimisht vonë. Është detyrë njerëzore dhe në natyrën e njeriut që së paku të provojë të mos e lejojë vonimin përfundimtar të gjërave, po qe se ato do të kenë veshë për atë që është e arsyeshme, kurse luftërat janë gjithmonë iracionale, ndonëse zhvillohen për qëllime racionale.

**Lufta si mundësi reale dhe modeli evropian**

Lufta megjithatë mund të shpërthejë, jo për shkaqe ideologjike, që gjithmonë kanë qenë vetëdije e deformuar mbi realitetin, por për shkaqe të interesave jetike: serbët janë të bindur se ruajtja e integritetit territorial të Jugosllavisë është interes jetik i tyre. Shpërbërja eventuale e Jugosllavisë, -rezonon politika e tyre, -do t'a reduktonte Serbinë në kufijtë e tanishëm të asaj që quhet Serbi e ngushtë, kurse një pjesë e mirë e popullatës serbe do të mbetej jashtë Serbisë dhe do ta fitonte statusin e pakicës kombëtare. Si komb i krishterë, ngadhënjimtar i Luftës së Dytë Botërore, me shpërbërjen e Jugosllavisë do të ndjehej i dëmtuar dhe kompensimin për këtë dëmtim doemos do ta kërkonte te popullata jo e krishterë, tek myslimanët dhe shqiptarët. Ndërkaq, ndonëse shqiptarëve vendet fqinje u përpoqën t'ua kontestojnë kontributin në Luftën e Dytë Botërore, ata megjithatë nuk ishin më pak në anën e ngadhënjimtarëve dhe janë populli i vetëm realisht i dëmtuar qysh nga përfundimi i luftërave antiturke në Ballkan. Si popull me provim të dhënë të pjekurisë politike, shqiptarët e shpallën Republikën e Kosovës dhe i deklaruan hapur qëllimet e veta politike. Në thelb të këtyre qëllimeve nuk qëndron ekspansioni - lakmia për tokat e huaja, por e drejta për t'u kompletuar si komb i Evropës. Me përkrahjen e kësaj të drejte, Evropa do të duhej ta jepte provimin: - a vlejnë vallë të drejtat njerëzore, e drejta e njeriut dhe parimet demokratike për të gjithë popujt e saj njësoj apo vetëm për ata të krishterë? Populli shqiptar niset nga besimi i plotë se është popull i Evropës, njëri ndër më të vjetërit, dhe se parimet që do të vlenin për të tjerët do të duhej të vlenin edhe për të. Në këtë mënyrë, tashmë është në provë e sipër kriteri religjioz, kaherë i injoruar dhe i harruar, në përcaktimin e statusit e popujve të Evropës.

*Historia e Evropës së bashkuar doemos do të fillojë nga fakti se si do të zgjidhet ky problem, pra pikërisht ai i shqiptarëve. Ndërkaq, meqë zhvillimi i civilizimit në Evropë kaherë e ka përballuar kriterin religjioz në përcaktimin e statusit të popujve, nga mënyra e zgjidhjes së këtij problemi do të varet se sa është e civilizuar vërtetë Evropa. Mirëpo, jo vetëm kaq. Nga kjo do të varet edhe vetë atraktiviteti i modelit evropian për popujt jashtë Evropës. Me fjalë të tjera, nga kjo do të varet akceptimi i Evropës nga të tjerët, në suaza ndërkombëtare, si model serioz i barazisë së popujve dhe i synimeve të saj jashtë Evropës.* Për këto dhe për shkaqe të tjera, shqiptarët poashtu kanë shansa reale të jenë të përkrahur në kërkesat e tyre legjitime. Në qoftë se ato do të kundërshtohen nga politika serbe, atëherë teorikisht, shanset për konfrontimin e drejtpërdrejtë të këtyre dy realiteteve politiko-ideore janë bukur të mëdha, me shpresa përafërsisht të barabarta në fitore, gjë që përsëri nuk do të ishte kurrfarë fitore reale dhe në planin afatgjatë -stabile, sepse humbja e cilitdo prej tyre do t'i hapte rrugë destabilitetit politik të mbarsur edhe me revanshizëm. Për këtë shkak, lufta nuk është as alternativë reale për jetësimin e Republikës së Kosovës, dhe as në frymën e proceseve integruese në Evropë. Megjithatë lufta mund të shpërthejë në qoftë se edhe më tutje do të lejohet thellimi i trendeve të tanishme të situatës politike lidhur me jetësimin e Republikës së Kosovës dhe me zgjidhjen e çështjes shqiptare në tërësi. Mirëpo në këtë pikë do të ndërpritet analiza tek e cila do të kthehemi më vonë.

Tani është e udhës të bëhet një digresion me qëllim të shquarjes së elementeve teorike të demokracisë që e kundërshtojnë apo e favorizojnë luftën në suaza të sistemeve globale të mendimit.

**Lufta për të përfunduar luftën**

Për sistemet globale të mendimit, në periodën pas Luftës së Dytë Botërore, veçanërisht gjatë luftës së ftohtë politike, gjërat dukeshin të qarta. Ideologjia komuniste, në njërën anë, besonte se botëkuptimet mbi botën dhe mbi qëllimet klasore të dy sistemeve shoqërore (socializmit dhe kapitalizmit) ishin të kundërta dhe të papajtueshme. Koekzistenca e vendosur në raportet midis këtyre dy sistemeve globale ishte formë e imponuar e ekzistencës për shkak

të armatimit raketor-nuklear, por ajo intimisht nuk e përjashtonte bindjen se vetëm fitorja e komunizmit në tërë botën do t'a përjashtonte luftën si metodë për zgjidhjen e kontesteve ndërkombëtare dhe do të ishte garanci e sigurt për ruajtjen e paqes. Organizimi i brendshëm politik (jo vetëm policia dhe armata), prandaj duhej të ishte në funksion të këtij ideali. Në thelb të mendimit të tillë politik ishte ekspanzioni. Zgjerimi i sistemit dhe organizimi i brendshëm politik duhej t'i shërbente rendit që i avanconte qëllimet e këtilla politike. Ndërkaq, mendimi i kundërt politik, në anën tjetër, cilësohej me një filozofi realiste e cila politikën e konsideronte si luftë për pushtet ku interesat e fuqive të mëdha vazhdimisht ndodheshin në konflikt midis tyre. Në thelb të mendimit të tillë politik poashtu ishte ekspanzioni, pasiqë të dy sistemet globale të mendimit e kishin të qartë se vetëm sistemi i organizimit të brendshëm politik mund të ishte garanti i fundit i paqes në botë. E thjeshtësuar gjer në fund, kjo do të thoshte se vetëm njerëzit që mendonin njësoj, që jetonin në mënyrë të ngjashme dhe që kishin interesa përafërsisht të ngjashme, nuk mund t'a rrezikonin as qetësinë e brendshme dhe as paqën e jashtme. Përfaqësuesi amerikan i idealizmit politik, ish-Presidenti i SHBA- Woodrow Wilson, konsideronte se duhej zhvilluar luftë për t'i përfunduar luftërat. Sipas tij, Lufta e I-rë Botërore i kishte shkatërruar perandoritë e Evropës Qendrore (Gjermania, Austro-Hungaria) me ç'rast ishin formuar shtete të reja në mbështetje të parimit të vetëvendosjes. Liga e Kombeve, formimin e së cilës e kishte propozuar vetë, do të duhej të merrej me zgjidhjen e kontesteve që e rrezikonin paqen. Përvoja e brendshme e organizimit politik të SHBA-ve Wilsonit i kishte shërbyer për të nxjerrë parimet për një organizim të mundshëm të botës, ku Liga e Kombeve, duke i mbështetur principet e raporteve midis shteteve, do të kishte rol të veçantë në universalizimin e tyre.

Mirëpo, idealizmin politik të Wilsonit nuk e kundërshtonin vetëm marksistët, dhe as vetëm Revolucioni i Tetorit. Sir Halford Mackinder *("Democratic Ideals and Democracy" 1919)* shkruante se demokracia ishte inkopatibile me organizimin e domosdoshëm të luftës kundër autokracive. Ata (idealistët politikë si Wilsoni) "refuzonin t'i njihnin realitetet e gjeografisë dhe të ekonomisë". Andaj Mackinder e nxirrte përfundimin se paqja botërore mund të sigurohej vetëm duke sunduar me ujdhesën botërore *(shih "DeA"-6/1991),* e cila praktikisht e nënkuptonte themelimin e një lidhjeje të shteteve të pavarura midis Gjermanisë dhe Rusisë. Ndërkaq, këtij botëkuptimi realist mbi sigurimin e paqes, por që gjithashtu shkonte ndesh me idealizmin politik të Wilsonit, i kishte paraprirë Alfred Thayer Mahan. Duke e çmuar lart fuqinë detare (maritime) të Britanisë, amerikani Mahan me 1890 shkruante se "përdorimi dhe kontrolli i duhur i detit është vetëm një vijë në vargun e këmbimit me të cilin akumulohet pasuria". Mahan dhe Mackinder ishin teorikë të gjeopolitikës, veçse njëri e theksonte rëndësinë e kontrollimit të ujërave detare, ndërsa tjetri të tokës, për ruajtjen e paqes botërore. Me fjalë të tjera, ata ishin zëdhënës të zgjerimit të imperatorive koloniale, të cilat do të duhej ta vendosnin paqen mbi rruzullin tokësor. Për këtë shkak nuk ishte çudi që të dy teorikët nuk mund t'a honepsnin aspak "shpirtin jo-luftarak të demokracisë", por as tregtinë e lirë dhe as tregtarët si klasë. Mackinder madje besonte se lufta kompetitive për tregje ishte burimi kryesor i luftërave dhe këtu ai nuk ndryshonte shumë nga marksistët. Ai mendonte se paqja mund të ruhej duke e vënë kontrollin e drejtëpërdrejtë mbi burimet e mëdha të pasurive natyrale dhe jo me tregti, ose përmes tregtisë që zhvillohet jashtë zonës së ndikimit të vet. Dobia nga një gjë e tillë do të ishte iluzore, sepse është e gjykuar të sjellë vullnerabilitetin *(shih Stanly Kober, «Idealpolitik», Foreign Policy, Summer 1990).* Megjithatë goditjen kryesore idealizmit politik ia dha shpërthimi i Luftës së II-të Botërore. Nevoja që të shpjegohen filozofikisht shkaqet e shpërthimit të luftës e nxiti zhvillimin e drejtimit të realizmit në politikë. Hans Morgenthao ishte eksponenti kryesor i këtij drejtimi. Në librin e tij kapital «Politika Midis Kombeve» *(Politics Among Nations, 1948),* ai konstatonte se politika, si dhe shoqëria në përgjithësi, udhëhiqet me ligje objektive, rrënjët e të cilave ndodhen në natyrën njerëzore. Meqenëse ligjet e këtilla janë objektive, ato doemos kanë karakter

universal. Sjelljet e shteteve i udhëheq interesi i definuar si fuqi dhe jo idealet e burrave të shtetit. Në harmoni me këto botëkuptime, Henry Kissingeri më vonë, ngjashëm me Morgenthao-n, kishte ardhur në përfundim se stabiliteti i sistemit ndërkombëtar varej nga dy komponenta: nga drejtpeshimi i forcave dhe nga principi i legjitimitetit të pranuar përgjithësisht. Dhe përsëri, së bashku me të, besonte se realiteti i politikës së fuqisë e kushtëzonte nënshtrimin e ideologjisë nacionale ndaj interesave më themelore. "Kujdesi për sigurimin nacional, -shkruante Kissingeri më 1986 në «Washington Post», - duhet të jetë në harmoni me vlerat tradicionale amerikane", për të përfunduar më vonë me një dozë pesimizmi se "ndonëse morali dhe fuqia jonë nuk duhet të jenë në kundërshtim me njëra -tjetrën", në instancë të fundit, "të gjitha politikat serioze të jashtme doemos nisen nga nevoja për të mbijetuar *(the need for survival).*

**Ligji dhe demokracia**

Ajo që është interesante te realizmi politik ka të bëjë me faktin se nuk e merrte parasysh ndikimin e kurrfarë ideologjie. Për ndryshim nga "njohësit" kosovarë të politikës, që gati sa nuk u cfilitën duke gjuajtur "shtriga staliniste" në hapësirën edhe ashtu të ngushtuar politike të Kosovës, ai edhe idealizmin politik e konsideronte si filozofi naive që nuk mund t'a kuptonte realitetin e politikës së fuqisë dhe i cili, për shkak të ngarkesave me moralizime, të çonte qoftë në tërheqje dhe izolim nga një botë e papërsosur, qoftë në një intervenim për t'i ndrequr të gjitha paudhësitë e saj. Realizmi politik, në të vërtetë, e shprehte rezignacionin ndaj realitetit politik të pas-Luftës së II-të Botërore. Mirëpo, paralelisht me forcimin e realizmit politik, kah fundi i viteve '80 teorikët dhe burrat e shtetit sovjetik kishin filluar t'i kontestonin hapur postulatet e teorisë marksiste. Eduard Shevernadze, p.sh., me 1988 shkruante se "koekzistenca nuk mund të indentifikohej me luftën e klasave", kurse M. Gorbaçov e shpjegonte perestrojkën si "revolucion legal që kishte për qëllim ta pengonte koncentrimin e fuqisë së tepruar në duar të pakicës me qëllim që shoqëria të udhëhiqej me parimin e sundimit të ligjit". Një kthesë e tillë marramendëse në teorinë sovjetike tani i jepte krah riafirmimit të idealizmit politik në Perëndim. Mirëpo edhe ky tani kishte evoluar: e pranonte se demokracia kishte zhvilluar luftëra, por institucionet demokratike, të cilat në instancën e fundit e kushtëzonin agresivitetin e politikës së shtetit të dhënë, mund të evoluonin: "Demokracia mishëronte kriteriume rigoroze të sundimit të shumicës dhe të drejtave të pakicës. Sundimi i shumicës do të thotë se të gjithë njerëzit e kanë të drejtën e votës, ndërsa ata që zgjidhen i japin llogari votuesve në intervale të shpeshta dhe të rregullta". Përfaqësuesit e zgjedhur e kanë për detyrë t'i informojnë për ato që bëjnë, por edhe t'i furnizojnë me informata të nevojshme për të ushtruar kontroll mbi ta, i cili pastaj rregullohet me mekanizma të veçantë. Teorikisht, megjithatë, të drejtat e pakicës duhet të jenë në kundërshtim me të drejtën e sundimit të shumicës, por sipas Stenly Koberit ky botëkuptim është i gabuar: "Siç e demonstrojnë konfliktet etnike të kohëve të fundit, -shkruan ai -shumicat mund të ndryshojnë me kohën, dhe sundimi i shumicës, në mungesë të të drejtave të garantuara të pakicës, është reçetë për katastrofë. Të themi megjithatë më shkoqur: garancionet mbi të drejtën e pakicave, të cilat mund të vendosen vetëm me pajtimin e shumicës, e shënojnë respektin e të dobëtit nga ana e të fortit. Ky sistem i vlerave të respektit për ligjin më parë se për forcën është siguria më e mirë e rendit dhe e stabilitetit, qoftë atij të brendshëm, qoftë atij të jashtëm ndërkombëtar" *(Stanley Kober, Idealpolitik, op.cit.).* Në harmoni me këto botëkuptime, idealizmi politik tani shpjegonte se shkaqet e Luftës së II-të Botërore nuk duhej kërkuar në konfliktet e interesave të imperatorive koloniale por pikërisht në Kushtetutën e Weimarit. Kjo Kushtetutë, në vend të botëkuptimit amerikan mbi të drejtat e patjetërsueshme të individit, ato ia kishte nënshtruar kolektivitetit. Rene Brunet në *The New German Constitution /1922/* lidhur me këtë vërente se "liritë individuale jo vetëm nuk ishin edhe më tutje qëllim në vete, por as që përbënin akoma

një të mirë të pavarur në vete. Ato nuk kanë më vlerë dhe nuk mund të mbrohen përveç në masën që shërbejnë për ta kryer këtë detyrë sociale" *(ibd.).*

Demokracia që nuk i garantonte të drejtat individuale nuk mund të zgjaste shumë. Abraham Linkolni që moti kishte vënë re se "shumica që bëhej zap me kontrollin dhe me përkufizimet kushtetuese... është sovrani i vetëm i vërtetë i një populli të lirë. Kushdo që e refuzon këtë, doemos ka për të rënë, qoftë në anarki, qoftë në despotizëm" *(cit. sipas Kober, ibd.).* Andaj Hitleri kishte rënë në despotizëm dhe e kishte ndërtuar një diktaturë militariste të fashizmit që e kishte nxitur luftën! Ndryshe nga realizmi, idealizmi politik tani iu kthye konceptit të Adam Smithit lidhur me grumbullimin e pasurisë si fuqi. Zgjerimi perandorak, me fjalë të tjera, e së bashku me këtë edhe kontrolli gjeopolitik i territoreve të huaja, nuk ishin më burim i fuqisë ekonomike dhe politike të shtetit. Sikundër që e vë re Karlo Kipola në *The economic Decline of Empires (1970)* "një perandori në mënyrë të pashmangshme cilësohet nga një numër i madh institucionesh sklerotike" të cilat "i pengojnë ndryshimet për hir të ekzistencës së vet" *(ibd.).* Për këtë shkak, pasuria e kombit nuk varej edhe më tutje nga shkalla e kontrollit direkt dhe nga veçoritë ekonomike të territorit të kontrolluar, por, siç thoshte Adam Smithi: "Në rend të parë nga mjeshtria, gjeturia dhe gjykimi me të cilat janë të pajisur punëtorët, dhe së dyti, nga proporcioni i numrit të atyre që janë të zënë me punë të dobishme dhe të atyre që nuk punojnë". Nga ky postulat i dikurshëm i Adam Smithit, në rrethana të ndryshuara të braktisjes së sistemit kolonial, nuk ishte vështirë të përfundohej se fuqia e punëtorëve të vendeve të zhvilluara duhej që në mënyrë konstante t'i përsoste mjeshtritë e veta duke vazhduar të prodhonte mallra dhe shërbime të reja që t'i ndihmonin nxjerrjes së superprofitit. Ishte konstatuar përfundimisht se kontrolli politik mbi popullin që atë e urren është bazë jostabile për një rritje të vazhdueshme ekonomike, sepse përpjekjet për ta mbajtur atë nën kontroll, me kohë "do të rezultojnë në shpenzime kolosale të qeverisë që do ta provonte një gjë të tillë" *(ibd.).*

**Kanti dhe ligji**

Ishte tërësisht e natyrshme që edhe sovjetikët të kishin ardhur në përfundime të ngjashme por për arsye jo tërësisht identike. Tani nuk ishte fjala për sklerotizimin e sistemit që e vërente Kipola, por për paralizimin dhe për plogështimin e tij krahas nevojave të rritura për modernizim. Për këtë shkak ata e braktisën besimin mbi nevojen e fitores së socializmit në botë dhe e akceptuan kontrollin parlamentar mbi forcat eventuale luftënxitëse. Sipas një artikulli të botuar në numrin e janarit të vitit 1988 në revistën «Komunist» të PK të BRSS "nuk ekzistojnë forca me ndikim politik, qoftë në Evropën Perëndimore, qoftë në SHBA, që të mund të ndërrmernin ndonjë agresion ushtarak kundër socializmit". Sipas tij, institucionet demokratike amerikane, edhe po të ekzistonin ato forca, do t'a pamundësonin një agresion të tillë të shkallës së lartë. Demokracia borgjeze tani shërbente si barrierë definitive në rrugën e shpërthimit të një lufte të tillë. Konstatime të tilla logjikisht të çonin tek përfundimi se luftëra të mëdha mund të zhvillonin vetëm ato vende ku nuk ekzistonin institucione të tilla demokratike, d.m.th. pikërisht si në Bashkimin Sovjetik. Andaj rrugëdalja nga lufta në Afganistan u gjet edhe në ndërtimin e sistemit të mendimit që më vonë u përfshi me emrin «Perestrojka»: "Përdorimi i forcave të armatosura jashtë vendit, - shkruante M Gorbaçovi, -pa sanksionimin e Sovjetit Suprem ose të Kongresit, ka përfunduar kategorikisht njëherë e përgjithmonë". Në një numër të mëvonshëm (qershor, korrik) të po atij viti, revista në fjalë përmbante një tekst të Vlladimir Kudravcievit dhe të Jelena Lukashevës (doktore e shkencave juridike) ku pohohej se marksistët kishin gabuar në kritikën e tyre të ndarjes së pushtetit dhe të sundimit të ligjit (parime të organizimit të pushtetit politik në Perëndim, tani edhe këtu) : "Baza filozofike e parimit të sundimit të ligjit është formuluar nga Kanti -pohonin ata. Në të vërtetë Imanuel Kanti në veprën e tij të vogël «Paqja e përjetshme» të botuar me 1795,

konsideronte se paqja e përjetshme nuk mund të ishte produkt i balancës së fuqive, por i një qeverie republikane si në Amerikë. Duke i admiruar parimet e Revolucionit Amerikan, ai e hidhte poshtë merkantilizmin ekonomik si dhe botëkuptimet gjeopolitike, në favor të tezave të cituara të Adam Smithit. Ashtu si idealizmi politik në Amerikë, edhe teoria sovjetike kishte ardhur në përfundim se kontrolli i urryer politik i territoreve të huaja nuk mund të ishte as bazë solide e zhvillimit të mëtejshëm ekonomik dhe as e modernizimit. Për një gjë të tillë, nëse nuk do të ishte e mundshme përsosja e menjëhershme e aftësive të klasës punëtore, atëherë më adekuate do të ishte tregtia. Andaj, në qoftë se kësaj i shtohet edhe besimi se institucionet demokratike në Perëndim nuk do të lejojnë ndonjë luftë eventuale antisovjetike, atëherë, në instancën e fundit, sigurimi sovjetik nuk garantohej me hendeqe territoriale dhe as me fuqinë e forcave të armatosura sovjetike. Kjo gjë i mundësonte Bashkimit Sovjetik që të tërhiqej nga Evropa Lindore dhe Mihal Gorbaçovi të deklaronte se "faktori kyç i mendimit të ri është koncepti i lirisë së zgjedhjes... Të kundërshtohet liria e zgjedhjes do të thotë t'i kundërvihesh tendencës objektive të vetë historisë". Ndërkaq Eduard Shevernadze do të shtonte se "imazhin e shtetit e përbën qëndrimi i tij ndaj qytetarëve të vet, respekti për të drejtat dhe liritë e tyre dhe njohja e sovranitetit të individit". Mirëpo teoria sovjetike pikërisht këtu nuk është e shkoqitur, dhe as që mund të jetë e shkoqitur gjer në fund. Sovraniteti individual është në themel të teorisë amerikane: "Parimi amerikan, nga ana tjetër, - shkruan Stanly Kober, -është vetëvendosja individuale dhe jo vetëvendosja nacionale". Ndryshe nga francezët, të cilët besojnë se "baza e gjithë sovranitetit qëndron esencialisht te kombi *(Deklarata franceze mbi të drejtat e njeriut dhe të qytetarit)*, amerikanët konsiderojnë se në shtetet multietnike dhe në botën multinacionale -nuk mund të ketë bazë tjetër për ruajtjen e paqes pos garantimit të drejtave dhe lirive mbi baza individuale dhe jo kolektive. Përderisa e besojmë një gjë të tillë, atëherë "koncepti i kombit për amerikanët është irelevant". Por jo edhe për sovjetikët. Perioda e zhvillimit socialist atje ishte e mbushur me lavdata për afirmimin e kombeve, të kombësive dhe të nacionaliteteve, dhe kjo gjë nuk mund t'u mohohet aq lehtë. Andaj akceptimi i variantit amerikan mbi të drejtat e njeriut dhe të qytetarit në Bashkimin Sovjetik normalisht ka përfunduar në konceptin mbi BRSS-në si shtet - asociacion i republikave sovrane dhe të barabarta, por jo edhe në shtimin e numrit të tyre (që do të ishte gjithashtu teorikisht e logjikshme) apo në pavarësimin e plotë të atyre ekzistuese apo të pranuara.

**Shqiptarët dhe proceset integruese**

Procesi i sipërpërmendur nuk ka përfunduar as në Bashkimin Sovjetik, as në Evropë dhe as në Jugosllavi. Vërtetë është e vështirë të pritet që procesi i tillë të përfundojë me konstituimin e 58 njësive të ndryshme kushtetuese, a të mbi 100 nacionaliteteve në republika sovrane dhe të pavarura të Bashkimit Sovjetik, njësoj sikur do të ishte e vështirë të pritej se pakicat turke, rome, serbomalazeze e muslimane në Kosovë ose katolikët e Mirditës apo etnosi grek i Dropullit në Shqipëri të konstituohen si kombe të veçanta dhe në republika sovrane dhe të pavarura. *Midis ekstremizmit të majtë dhe ekstremizmit të djathtë njëmend ekzistojnë shumë pika të përbashkëta jo vetëm për shkak se e reflektojnë njëri-tjetrin, por edhe sepse që të dy ata në çështjen nacionale rëndom përfundojnë në relativizimin ekstrem të rolit të shtetit apo edhe në folklorizimin e këtij roli për kombet më të vogla.* Një gjë e tillë duket se akoma i takon sferës së fantastikës politike, por një pjesë e intelektualëve shqiptarë në Kosovë megjithatë seriozisht e beson një mundësi të tillë. Ata nisen nga besimi jo fort i pabazuar, se Evropa së shpejti do të bashkohet, se kufijtë shtetërorë do të suprimohen dhe se, prandaj, do të hapen mundësi të pakufizuara për krijimin e feudeve të tyre të vogla. Ata vetëm sa nuk e thonë hapur, akoma jo në mënyrë rezolute, se në rrethana të tilla nuk na duhet kurrfarë republike, pasi që nuk do t'ia vlente barra qiranë të luftosh për diçka që edhe ashtu është e destinuar të

zhduket. Ndoshta edhe për këtë shkak rinia e Kosovës pothuajse u shpërngul e tëra nga Kosova. Pohohet se tashmë janë shpërngulur afro 300.000 të rinj, të shumtën në Gjermani dhe në Zvicër. Pohohet se atje me të madhe janë duke u martuar me evropiane dhe kështu procesi i "evropeizimit" të tyre shprehimisht është në përfundim e sipër. Mirëpo, asimilimi nuk është evropeizim. *Nga ana tjetër, "njohësit" e politikës në Kosovë duhet ta kuptojnë (dhe sa më parë ta kuptojnë këtë aq më mirë do të jetë) se proceset integruese të Evropës nuk e kanë për qëllim, dhe as që mund ta kenë për qëllim, deklarativ apo sekret, rivendosjen në Evropë të universalizmit kishtar të mesjetës së hershme.* Universalizimi i konceptit mbi të drejtat e njeriut dhe të qytetarit si dhe të parimeve demokratike në Evropë, e ka për qëllim ndërtimin e një Evrope të re, bashkimin e saj mbi baza të dialogjikës, (jo të dialektikës, ndonëse rezultati mund të jetë i njëjtë), por është me rëndësi intenca që lidhet me ruajtjen e identiteteve kombëtare; integrimin ekonomik, qarkullimin e lirë të ideve, mallrave dhe vlerave, të cilat do ta mundësonin zhvillimin e saj të mëtejshëm dhe forcimin si fuqi.

*Ky është një integrim i mbështetur në proceset e brendshme që e kanë logjikën e vet imanente.* Në qoftë se kjo logjikë e brendshme do të rezultojë në relativizimin e rolit të kombeve më të vogla në favor të kombeve më të mëdha, atëherë detyra e intelektualëve të kombeve të vogla do të duhej të konsistonte nga ajo që të luftonin për instrumentalizimin e shtetit në funksion të zhvillimit dhe kultivimit të identiteteve të njëmendëta të kombeve të tyre. Fjala është për kombet e ngulitura në territoret e tyre shekullore, të cilat në krahasim me pjesëtarë të kombeve të tjera janë në shumicë, ndërsa në krahasim me kombet tjera brenda shtetit të dhënë multietnik, proporcionalisht nuk janë edhe aq të vogla. Për këtë shkak lufta për jetësimin e Republikës së Kosovës në të vërtetë është luftë për ekzistencën e Kosovës, jo si konotacion gjeografik, por politik. Ata që këtë nuk dëshirojnë ta kuptojnë, tashmë ndodhen me një këmbë në Evropë, por shpopullzimi i Kosovës nuk është në interes të askujt dhe këtë as që do ta lejojë populli në Kosovë.

Zhvillimi i proceseve të përmendura integrative është e vërtetë se ndihmohet nga bartësit kryesorë të tyre - shtetet e zhvilluara të Evropës (Bashkësia Ekonomike), por edhe nga SHBA-të. Është e natyrshme që ato ta ndihmojnë zgjerimin e proceseve të këtilla në ato vende dhe në ato shtete ku ato akoma nuk janë zgjeruar plotësisht dhe ku nuk janë thelluar akoma. Mirëpo, pikërisht këtu paraqitet "thembra e Akilit": Një shtytje e këtyre proceseve që nuk do t'i merrte parasysh specifikat e realitetit politik të këtyre vendeve është rrezik të konsiderohet si imponim i proceseve të këtilla dhe të shkaktonte kundërvënien afatgjatë të forcave të ndryshme politike. Në rrethana të kundërvënies së këtillë, siç po ngjet aktualisht në Jugosllavi, është e mundshme fitorja e njërës apo e palës tjetër, por për një kohë relativisht të gjatë nuk do të jetë i mundshëm qetësimi i kënaqshëm i situatës dhe as integrimi i vullnetshëm i Evropës, sepse një integrim i Evropës mbi baza të fitores së njërës palë presupozon mbështetjen në aleatët e saj dhe frenimin apo shtypjen e kundërshtarëve. Hipotetikisht do të ishte p.sh., e mundshme mundja e sllavëve dhe integrimi i tyre në baza të kësaj mundjeje. Mirëpo, çfarë do të ishte perspektiva e Evropës në qoftë se, p.sh., nesër do të forcohej aq shumë njëra nga shtetet sllave, si p.sh., Rusia, saqë Evropa të paraqiste një kafshatë të vogël për të? A do ta kishim pastaj një integrim të ri mbi baza të fitores ruse apo një luftë tjetër botërore? Një Evropë të tillë të ndarë me Murin e Berlinit tashmë e kishim. Secila në sferën e vet i presupozonte aleatët dhe kundërshtarët. Në Evropën Perëndimore, në plan të jashtëm, ndodhej një gjysmë Gjermanie e kontrolluar prej aleatëve kryesorë të luftës, të cilët mbështeteshin në shtetet-aleate, satelite të tyre, ndërsa në planin e brendshëm mbështeteshin nga shtresa të caktuara shoqërore të cilat me metoda të ndryshme e pengonin aktivizimin e plotë në jetën politike të forcave kryesisht të majta. Një skenë e ngjashme ndodhej edhe në Lindje. Atje ishte gjysma tjetër e Gjermanisë nën kontrollin e shtetit kryesor ngadhënjimtar të luftës (BRSS) që mbështetej në kontrollin e shteteve tjera të Evropës Lindore, me përkrahjen e forcave të pakta komuniste dhe me shtypjen e forcave të djathta, por

edhe të masave tjera të përcaktuara për demokraci dhe për pluralizëm politik. Bashkimi i Gjermanisë u arrit në mbështetje të proceseve integruese të cilat teorikisht e synojnë fshirjen apo tretjen e këtyre ndasive dhe të hierarkisë së tyre të brendshme. Në këtë mënyrë supozohet edhe bashkimi i Evropës. Bashkimi i Gjermanisë realisht u arrit edhe në mbështetje të mundjes ekonomike të palës tjetër. Gojëkëqijtë do të thoshin se ajo u "shit" nga rusët me para të majme.

Realisht, ndoshta edhe bashkimi i Evropës do të arrihet në mbështetje të mundjes ekonomike. Gojëkëqinjtë do të thoshin se tani puna është "të milet" një çmim sa më i shtrenjtë për integrimin në Evropë, e cila edhe ashtu do të bëhet. Mirëpo, gjërat nuk bën të shikohen sipërfaqësisht, sepse në të dy rastet, si dhe në realitet, mundja nuk është e plotë. Nga ky aspekt, mundja, edhe po të ishte e plotë, e presupozon zhvendosjen dhe rrotullimin e pozitës së aktorëve. Në plan të jashtëm, p.sh., mund të vijë, dhe tashmë ka ardhur, gjer te forcimi i tillë i Gjermanisë (80 milion banorë, të ardhurat e shumëfishuara nacionale, etj.), i cili po të lejohej i lirë dhe i pakontrolluar nga marrëveshjet dhe instrumentet e Helsinkit, doemos do të rezultonte në ndryshimin e pozitës së stabilizuar në stacion kryesor të policisë evropiane, kurse aleatët e saj të natyrshëm do të shndërroheshin në stacione ndihmëse. Ndërkaq, në plan të brendshëm, forcat udhëheqëse gjermane do t'i përkrahnin, por edhe do ta gëzonin përkrahjen e plotë të forcave të ngjashme të aleatëve natyralë të saj. Është interesant se po të gjykohet me logjikën e forcës dhe në mbështetje vetëm të indikatorëve sasiorë (kuantitativë) një gjë e tillë do të ishte edhe e natyrshme të ngjajë, dhe është duke ngjarë. Shumë njerëz, ndër ta edhe intelektualë shqiptarë, jo vetëm se mendojnë, por edhe preferojnë që një ditë Shqipëria (eventualisht e bashkuar) ta lozë rolin e një Izraeli të vogël Ballkanik. Ëndrra të këtilla reflektohen aty-këtu edhe në shkrimet e shtypit të përditshëm shqiptar në Kosovë. Mirëpo, një rezonim i tillë politik nuk do mend se sillet në suaza të mendimit gjeopolitik. Ai është në kundërshtim me trendet aktuale, jo vetëm të proceseve integruese në Evropë, por edhe me përmbajtjen e brendshme të synimeve për universalizimin e demokracisë. Shkenca gjermane është përplot me hulumtime të shkaqeve reale të humbjes së dy luftërave botërore, andaj aspiratat për kontrollim politik (të urryer) të territoreve të huaja në rrethana të tanishme, kur protagonistët kryesorë të një politike të tillë tashmë i kanë braktisur ambiciet e tilla, për Gjermaninë, si për këdo tjetër, do të ishin një anakronizëm i vërtetë, tërësisht jashtë kohe. Ajo mund të aspirojë një ndikim politik që do të rezultonte nga niveli i lartë i zhvillimit ekonomik dhe teknologjik, por do të ishte në kundërshtim me interesat reale gjermane, po të provohej "përkthimi" i këtij ndikimi në një kontroll rigoroz politik.

Nga ana tjetër, jo vetëm frika se do të ngjante diçka e tillë, por edhe inercioni i së vjetrës, mentaliteti robust hegjemonist serbomadh i atij mentaliteti militarist i cili me 1981 kujtonte se brenda një dite do të marshonte në Tiranë, e shtyri palën tjetër t'i kundërvihet edhe asaj që është e pamundur t'i kundërvihesh -tendencës historike për bashkimin e Evropës; jetësimit të Republikës së Kosovës; zgjidhjes definitive të çështjes shqiptare. Në një tekst tjetër *(shih «Shqiptarët dhe çështjet vitale të kombit», punim i kumtuar në simpoziumin shkencor «Shqiptarët dhe Evropa dje, sot dhe nesër» të mbajtur me 6-9 qershor 1991 në Prishtinë)* në mënyrë të argumentuar janë shkoqitur tezat se *bashkimi i Gjermanisë nuk ishte bërë përkundrejt interesave dhe për inat të Bashkimit Sovjetik, por për hir dhe në kontekst të bashkimit të Evropës që ishte interes më i madh dhe më i rëndësishëm edhe për vetë sovjetikët.*

Në analogji me këtë konstatim, Republika e Kosovës nuk u konstituua për inat të serbëve e për dhunë të të tjerëve, por se ishte e drejtë e popullit shqiptar në Jugosllavi; kurorëzim i natyrshëm i procesit të rritës në Kosovë dhe rezultat i pritur i proceseve të pjekurisë politike në vend e më gjerë. Në këtë kontekst, Kosova jo vetëm që i ndihmoi proceset integruese të Evropës, por edhe ishte ndër iniciatorët e universalizimit të parimeve dhe të vlerave demokratike në Evropë.

**Republika në kontekst të situatës**

Shkencërisht është vertetuar pothuajse plotësisht se shqiptarët rrjedhin nga ilirët dhe se gjuha shqipe është variant i zhvilluar i ilirishtes. Vetëdija mbi përkatësinë në ndonjë kolektivitet të caktuar nacional zhvillohet gjatë kontaktimit me të tjerët. Me atë rast është me rëndësi se fillimisht zhvillohet një vetëdije mbi atë se "çka nuk jam", e pastaj kërkohen edhe përgjigjet mbi atë se "çka jam". Në fillim sigurisht, ashtu siç konstaton edhe shkenca, duhet të kenë vënë re se e flisnin një gjuhë të veçantë nga të tjerët, një gjuhë të veten që nuk kishte gjë të përbashkët me greqishten e vjetër, me latinishten, as më vonë me variantet e gjuhëve sllave, dhe në fund me turqishten. Është irelevante për qëllimin e këtij teksti të dihet se si e quanin ata veten, por është me rëndësi të konstatohet se aty fillon zhvillimi i vetëdijes mbi atë se i përkisnin një kolektiviteti të veçantë që e fliste një gjuhë e cila shtrihej në një territor të caktuar dhe kishte interesa të veçanta nga të tjerët, por mund të kishte edhe ndonjë interes të përbashkët. Shumë më vonë kjo u quajt si vetëdije mbi përkatësinë nacionale, që mbetet e përbashkët dhe unike për të gjithë shqiptarët kudo që jetojnë. Gjatë historisë, rrethana dhe faktorë të ndryshëm politikë u përpoqën që ndër shqipatarët ta shuajnë ose t'a zhdukin vetëdijen në fjalë, por paralelisht me këtë, ose në luftë për ruajtjen e unit të vet, zhvillohet edhe vetëdijësimi politik mbi pozitën dhe mbi interesat e përbashkëta kolektive. Vetëdija kolektive politike për t'u konstituuar si komb në Jugosllavi është produkt i zhvillimit të pas Luftës së Dytë Botërore dhe sidomos pas vitit 1981. Ajo ishte e lidhur me perceptimin e faktorit të jashtëm dhe me mundësinë e realizimit të bashkimit të trojeve shqiptare.

Në rrethana të drejtpeshimit bipolar të forcave ndërkombëtare, ish-federata jugosllave lozte rolin e një tampon-zone me rëndësi të veçantë për sistemet globale të forcave (Pakti i NATO-së dhe Traktati i Varshavës). Republika e Kosovës, në rrethana të tilla, ishte një hap përpara në zgjidhjen e çështjes shqiptare; në realizimin e të drejtave kolektive nacionale shqiptare, ishte një akceptim i realitetit të dhënë politik dhe një avansim me rëndësi i pozitës së tyre brenda atij realiteti. RSP e Shqipërisë atëbotë e zhvillonte një politikë të pavarur të jashtme, por nuk ishte në gjendje të ndikonte nga pozitat e forcës në ndryshimin e atij realiteti dhe as të pozitës së shqiptarëve brenda Jugosllavisë. Megjithatë, për shkak të ngecjes së zhvillimit ekonomik si dhe të atij të gjithmbarshëm të shqiptarëve në Jugosllavi dhe të mosnjohjes së realitetit në Shqipëri, propaganda ideologjike e Shqipërisë nuk mbetej pa efekt në Kosovë.

Efekti i tillë në instancë të fundit rezultonte si pakënaqësi me ndarjen e kombit dhe artikulohej si kërkesë për t'u barazuar me të tjerët në zhvillimin e gjithëmbarshëm shoqëror. Nevojat e zhvillimit s'ka dyshim se do të artikuloheshin kësisoji edhe pa propagandën nga Shqipëria, por ajo me siguri i ka ndihmuar shpejtimit të procesit. Me fjalë të tjera, shkaqet për ngecjen e vet në zhvillim pjesa më e madhe e shqiptarëve i shihte në pozitën e vet të pabarabartë dhe të subordinuar, gati koloniale, në Jugosllavi, si dhe në mungesën e aparatit të përbashkët vetjak të zhvillimit, d.m.th. të shtetit. Meqenëse rrethanat ndërkombëtare që karakterizoheshin me drejtpeshimin e përmendur bipolar të forcave nuk mund ta lejonin bashkimin e trojeve shqiptare, pikërisht për shkak të ndryshimit të kësaj barazpeshe, atëherë ishte fare i natyrshëm orientimi për Republikën e Kosovës. Ky orientim, në rrethana të veprimit të shumë grupeve ilegale, kryesisht të orientuara për bashkimin e trojeve shqiptare, ishte meritë e politikës zyrtare, por edhe e autorit të këtyre rreshtave. Kjo është me rëndësi të konstatohet për shkak të implikacioneve që mund të kishte në zhvillimin e mëtejshëm të ngjarjeve, dhe jo për shkak të tendencave të pakripë që të injorohen faktet, e as për shkak të "dekorimit" *a posteriori* të individëve që nuk kishin pothuaj kurrfarë roli në shtyrjen e proceseve përpara. Kërkesa për Republikë në esencë ishte kërkesë për evropeizimin e Kosovës, në qoftë se fjala "evropeizim" kuptohet drejt si tendencë për barazimin dhe nivelizimin e zhvillimit me shtetet e zhvilluara të Evropës, e jo për t'i imituar anët negative të

civilizimit të saj, të cilat edhe ajo vetë përpiqet t'i eliminojë. Një dallim i tillë rreth kuptimit të përmbajtjes së këtij nocioni në Kosovë ka qenë prezent edhe para vitit 1981, si edhe pas tij, por është edhe sot. Tani artikulohet si pritje pasive që Evropa ta bëjë jetësimin e Republikës, pa organizim adekuat të brendshëm dhe pa ndonjë mund për shtytje nga brenda. Vetëm nevoja për zhvillimin e gjithmbarshëm dhe të shpejtuar të Kosovës i nxiti të rinjtë dhe të rejat në luftë demokratike (atëherë kur nuk ekzistonte kurrfarë demokracie) për Republikë, e jo qejfi, moda a dëshira për ta imituar Evropën. T'i akuzosh ata që e lindën edhe Republikën edhe demokracinë se nuk e deshën këtë të fundit, do të thotë se diç nuk është në rregull, jo vetëm në kokat e individëve, por në raportet në shoqëri. *Të ndërpriten proceset, duke e vënë veten në krye pa ndonjë meritë të veçantë, pasi të jenë bërë akuza të tilla të rënda dhe shkelje të çoroditura të bartësve të këtyre proceseve, e pastaj të vraposh nëpër Evropë dhe Amerikë me shpresë se ata, faktorët e jashtëm, do ta bëjnë kompletimin e proceseve në Kosovë, nuk është vetëm bajraktarizëm (kjo do të ishte e keqja më e vogël), por manipulim me interesat më vitale të Kosovës, në qoftë se jo vetëm injorancë e thellë politike.*

Republika e Kosovës atëbotë nuk e cënonte integritetin territorial të Jugosllavisë dhe as barazpeshën bipolare të forcave. Ajo nuk mund të ishte kundër interesave globale të palëve rivale. Përkundrazi, Republika e tillë e Kosovës nuk do të ishte vetëm në funksion të zhvillimit të Kosovës, por edhe në funksion të forcimit të raporteve jugosllavo-shqiptare, si dhe të vetë Jugosllavisë, andaj, në mënyrë indirekte, edhe në funksion të stabilitetit dhe të paqes në Ballkan dhe në Evropë. Këto ishin disa nga tezat kryesore të zhvilluara gjatë hetimeve në burg më 1981, por hetuesit, natyrisht, i kundërshtonin me pretekstin e dëgjuar më vonë edhe publikisht, se kinse Republika e Kosovës do ta dobësonte Serbinë, do ta reduktonte, siç thoshin ata, në "pashallëk të Beogradit"!? Përderisa na mbanin në burg dhe na dënonin rëndë, ishte fare e natyrshme të gjenin ndonjë pretekst dhe arsyetim, por qysh atëherë ishte fare evidente se ato nuk ishin bindëse as për ata vetë. Përse atëherë konstituimi i Republikës së Kosovës u vonua për 9 vjet të plota, kurse jetësimi i saj akoma shtyhet edhe sot? Në qoftë se ruajtja e integritetit territorial të Jugosllavisë ose ruajtja e Jugosllavisë, e jo dominimi në Jugosllavi, ka qenë interesi i njëmendët i Serbisë, dhe në qoftë se Republika e Kosovës në Jugosllavi njëmend do të ishte edhe në funksion të forcimit të saj, përse atëherë Serbia jo vetëm që e kundërshtoi, por akoma vazhdon ta kundërshtojë jetësimin e Republikës së Kosovës?

### A zhvillohet lufta për interesa ideologjike

Përgjigjet në pyetje të tilla mund të jenë të nduarnduarta, por jo edhe aq të thjeshta. Njëra nga përgjigjet më të shpeshta që lexohet nëpër faqet e shtypit, që komentohet e dëgjohet edhe përmes ekranit të TV-së, lidhet me natyrën e sistemit në Serbi, i cili cilësohet si sistem "serbo-sllavo-komunist", d.m.th. hegjemonist. Përgjigja e këtillë e presupozon faktin se marrëveshja ose dialogu do të ishte i mundshëm sikur të suprimohej sistemi në fjalë. Fakti se në luftën në Kroaci gati njësoj marrin pjesë edhe pjesëtarët e partive tjera politike, pra jo vetëm të PSS, dhe se atë e përkrahin edhe udhëheqjet e këtyre partive, dhe jo vetëm udhëheqja e PSS, e zhvlerëson gati në tërësi këtë argument. *Dhe kjo është e natyrshme, pasiqë asnjë luftë në histori nuk u zhvillua për interesa ideologjike, por për ato vitale ose jetike. Ideologjia, rëndom, me më pak ose më tepër sukses i artikulon dhe i arsyeton interesat e tilla, por nuk mund të jetë substitucion për to.*

Nga disa shpjegime *a posteriori* të ish-funksionarëve titistë lidhur me atë se ata nuk e deshën Republikën "staliniste" ose edhe Republikën në federatën Jugosllave, sikur mund të kuptohet se në ndonjë moment, gjatë dekadës së shkuar, ka qenë i mundshëm konstituimi dhe jetësimi i Republikës së Kosovës, bile ndoshta edhe me pajtimin e Republikës Serbe, por që këtë e paska refuzuar elita titiste e Kosovës. Natyrisht, kjo është një gënjeshtër e kulluar. Elita

titiste gjatë pjesës më të madhe të dekadës së shkuar as që ka pasur haber se ç'po ngjante në Kosovë, ndonëse politikisht e përfaqësonte Kosovën. Ndryshe, si mund të shpjegohet fakti që vazhdimisht ishte e befasuar me ngjarjet, dhe se gjithmonë ndodhej në bisht të tyre, në vend se t'u paraprinte? Një ish-funksionar tjetër titist, por që ishte më pak titist, sepse nuk i takonte rrethit të ngushtë të titistëve të organizuar si klikë, këtë e pranoi hapur në një intervistë të mëhershme dhënë «Zërit të Rinisë»: "Na trathtuan"-tha ai, duke menduar në ca premtime të mëhershme të instancave më të larta lidhur me ngjarjet që zhvilloheshin në Kosovë. Nga kjo del përfundimi i dytë kategorik se nuk ka qenë në kompetencë të titistëve në Kosovë as refuzimi dhe as pranimi i çfarëdo Republike të Kosovës, staliniste ose jo, në federatë ose konfederatë, në asociacionin e shteteve sovrane të ndonjë bashkësie Jugosllave ose jo. *Fakti se nga fundi i viteve '80 u shqetësua gati e tërë elita titiste në Kosovë me rrahje dhe me izolime nuk e tregon "fajësinë", përkatësisht ,"meritën" e tyre për Republikën e Kosovës, por përkundrazi: insistimin e pushtetit që më në fund edhe ajo të futet në këto procese.*

## Elita e frikësuar titiste

Ambasadori amerikan në Pragë në një artikull në revistën *«Foreign Affairs»* me të drejtë tregonte se si elita politike dhe intelektuale e Çekosllavakisë ishte tmerruar aq shumë pas intervenimit të rusëve në vendin e tyre në vitin 1968, sa që më vonë, përkundrejt ndryshimeve të shteteve përreth, pastaj dhe në vetë BRSS-në, bile edhe përkundrejt aktivizimit të shumë grupeve jashtë elitës çekosllavake, ajo nuk lëvizte dot. Ishte dashur që ai t'i luste rusët që t'i aktivizojnë aktivistët partiakë dhe miqtë e tyre, në mënyrë që më në fund elitës intelektuale dhe politike çekosllavake t'i hiqej frika dhe të futej në vallen e demokracisë. Në analogji me këtë, elita titiste në Kosovë ishte frikësuar aq shumë nga maltretimet dhe dënimet e të rinjve gjatë dhjetë vjetëve të shkuar, gjë që e dëshmonte dhe me heshtjen e vet, saqë nuk e kishte kuptuar dot detyrën e mbrojtjes së tyre. Është dashur të organizohej një reprizë miniaturiale e përvojës së të rinjve me vetë ish-pjesëtarët e elitës titiste, në mënyrë që më në fund ta kuptonin se duhej të futeshin në vallen e demokracisë. *Mirëpo për ndryshim nga elita intelektuale dhe politike çekosllovake, elita titiste në Kosovë, si rëndom, edhe këtë radhë e teproi:- kukati aq shumë, sa që gati përfundimisht i tmerroi të tjerët. Futjen në vallen e demokracisë ajo nuk e kuptoi si pjesëmarrje të barabartë në luftën për demokraci dhe për Republikën e Kosovës, por si mision për eliminimin e atyre të mëparshmëve, dhe tani habitet se si gjërat nuk ecin dot përpara! Elita titiste në Kosovë edhe këtë herë tregoi se ajo nuk mund të emancipohej nga pushteti i vjetër, se nuk mund të mendonte me kokën e vet, por doemos i duhej një mbështetje, nese jo në Beograd, atëherë doemos në Evropë!* Thuajse Beogradi ndodhej jashtë Evropës dhe thuajse Evropa nuk e njihte Beogradin, por vetëm elitën titiste në Kosovë! Andaj, arsyetimet se ata nuk e deshën Republikën e këtillë apo të atillë në Kosovë nuk u duheshin gjë: me pendla të huaja nuk mund të këndohej as kënga e mëngjesit, dhe as e ditës, sado që të dukeshin të bukura.

Megjithatë, gjërat duhet vënë në kontekstin e tyre real. *Pavarësisht nga ajo se elita titiste në Kosovë nuk ishte e informuar fare mbi atë që realisht po ngjante në Kosovë, është fakt se është refuzuar konstituimi i një republike eventualisht komuniste në Kosovë dhe në federatën Jugosllave. Me këtë i është bërë shërbim demokracisë (kushtimisht), në Jugosllavi dhe më gjerë në Ballkan, dhe ndoshta edhe në Evropë. Mirëpo, a ishte një shërbim i tillë edhe në interes të popullit në Kosovë dhe të shqiptarëve në përgjithësi kjo do të shihet më vonë.* Do të varet nga ajo se me çka do të shpërblehet një shërbim i tillë? Kthimi i statusit të autonomisë sipas Kushtetutës së vitit 1974 apo vënia e Kosovës apo e shqiptarëve nën ndonjë status special, zgjidhje të cilat herëpashere Lordi Kerrington po i formulon për serbët në Kroaci, me siguri se nuk do të ishin kurrfarë shpërblimi adekuat me viktimat e rëna shqiptare gjatë tërë një dekade dhe gjatë fillimit të dekadës së dytë. Përkundrazi, do të ishte një manipulim i

tmerrshëm me Kosovën, pavarësisht nga ajo se republika eventuale komuniste në Kosovë, sipas këtyre vlerësimeve, do ta prishte ekuilibrin bipolar të përmendur më heret të forcave, sepse do ta forconte enverizmin në Shqipëri, pastaj bllokun e republikave jo mjaft të zhvilluara në Jugosllavi; do ta rrezikonte pozitën e privilegjuar ekonomike të republikave të zhvilluara në Jugosllavi dhe interesat afariste dhe strategjike të miqve të tyre. Një vlerësim i tillë doemos niset nga teza se regjimi i Sllobodan Milloshevigit në Serbi ishte vetëm komunist e jo p.sh. nacionalist, se regjimi i tillë do të pajtohej pastaj me një republikë të ngjashme në Kosovë dhe se Kosova do të ishte përsëri me Serbinë, por nën Serbi!? Dhe përsëri kemi të bëjmë me një tezë kryekëput manipulante! Republika e Kosovës kërkohej të ishte tërësisht e barabartë me të gjitha republikat tjera në Jugosllavi d.m.th. ta gëzonte të njëjtin status si edhe të tjerat; të kishte të njëjtën lidhje me organet federale (konfederale apo asociative) si edhe të tjerat; të njëjtat obligime dhe përgjegjësi si dhe të tjerat. Nuk do të ishte nën Serbi por do të ishte e barabartë me Serbinë në çështje të statusit të vet. Ndërkaq, sa u përket interesave reale ekonomike, politike apo gjeopolitike (kjo duhet të kuptohet doemos njëherë e përgjithmonë) me Serbinë mund të kishim apo të mos kishim interesa të përbashkëta; mund të zhvillojmë luftë dhe mund të kultivojmë miqësinë; mund t'i investojmë energjitë tona përkatëse për evropeizimin e shpejtë të vendeve tona, apo sërish mund ta përgjakim historinë; me Serbinë mund të zhvillonim çfarëdo raportesh, por as ne as Serbia nuk mund të zhvendosemi prej vendeve tona; nuk mund ta zgjedhim ndonjë fqinj tjetër më të mirë; dhe nuk mund të bëhemi më *të tjerë* se ç'jemi. Do të qëndrojmë aty edhe ashtu siç jemi. Është mirë të përpiqemi të bëhemi më të mirë. Dhe për t'u bërë më të mirë; për të ecur më shpejt përpara; për t'i zënë vendet përkatëse aty ku duhet, doemos më parë duhet të jetësohet Republika e Kosovës. Ky është interesi vital i Kosovës, por edhe i të gjithëve në Ballkan. Nuk ekziston ndonjë rrugë tjetër.

**Shtetet në rolin e xhandarit rajonal**

Zhvillimi kapitalist, nga ana tjetër, në gjithë historinë e vet dhe në tërë hapësirën e botës gjithmonë është mbështetur në ligjin e zhvillimit të pabarabartë - në hapësirë e ka mbështetur zhvillimin e një rajoni të caktuar, i cili pastaj është dashur të tërheqë pas vetes zhvillimin e rajoneve të tjera. Nëse ka qenë fjala për komplekse shtetesh, është forcuar një gjer në dy apo tri shtete, të cilat, pos rolit të modelit zhvillimor, luanin edhe rolin e xhandarit rajonal (Izraeli dhe Irani në kohën e Shah Pahlavisë dhe Iraku më vonë) në Lindjen e Mesme: Republika Jugafrikane dhe Rodezia e dikurshme në Afrikë; Brazili në Amerikën Latine. S'ka dyshim se në zhvillimin ekonomik të Jugosllavisë, republikat veriore, dhe ndoshta ndonjë rajon i caktuar brenda Serbisë, kanë lozur një rol të tillë të modelit zhvillimor. Dikush këtë mënyrë të zhvillimit brenda hapësirave të caktuara dhe mbështetjen në zhvillimin e punkteve të veçanta e ka quajtur subimperializëm, duke menduar me këtë më tepër mbi një taktikë imperialiste të kontrollit mbi hapësirat rreth e përqark. Është quajtur kështu duke e pasur parasysh ndarjen e atëhershme të botës në sisteme të kundërta politike dhe luftën e tyre konkurrente. Sot në Evropë vërtetë është suprimuar sistemi komunist, por meritën më të madhe për këtë duket se e kanë pikërisht punktet në fjalë. Në Evropë gjithashtu ka akoma rajone të pazhvilluara dhe aty gjithsesi edhe më tutje vepron ligji i zhvillimit të pabarabartë ekonomik. Republika e Kosovës me angazhimin e vet do të duhej t'i zbuste efektet negative të tij. Me fjalë të tjera, nuk ka kurrfarë dyshimi se lufta në Kroaci, në të cilën të dy palët etiketohen me konotacione ideologjike (serbo-komuniste, ustasho-fashiste, etj.), në esencë po zhvillohet për sigurimin e një pozite më të mirë ekonomike në një përtëritje eventuale të Jugosllavisë. Nga ky aspekt, te kundërshtarët në fjalë ekziston një disproporcion evident: Kroacia dhe Sllovenia janë më të zhvilluara dhe modeli i ri eventual i rregullimit të raporteve në Jugosllavi do të duhej t'ua siguronte këtë përparësi edhe më tutje; ndërkaq Serbia është më pak e zhvilluar se ato, por më

e madhe me territor dhe me numër të popullsisë, pastaj edhe më e fortë në pikëpamje ushtarake. Ajo do të dëshironte ta ruante pozitën e vet politike në Jugosllavinë e tretë eventuale, me shpresë se me një politikë më nacionale, do të mund të arrinte shkallën e zhvillimit ekonomik të simotrave veriore, dhe në perspektivë, eventualisht t'ua tejkalojë. Ajo që në Serbi mund të quhet mbeturinë e ideologjisë komuniste duket se është pikërisht vetëdija mbi interesin nacional të zhvillimit në perspektivë. Dhe kjo aspak nuk ka të bëjë me "ndryshkun" e mendjes sikur që nganjëherë mendohet dhe shkruhet ndër ne. Nga kjo vetëdije ajo nuk mund të heq dorë, bile as me humbje të betejës. Nga ana tjetër, duket fare evidente se republikat veriore nuk mund ta pranojnë përtëritjen eventuale të një Jugosllavie ku sërish politikisht do të dominonin serbët. Rrugëdalja nga ky rreth magjik ose do të gjendet në kompromisin brenda kufijve të tanishëm të Jugosllavisë, ose edhe në ri-rregullimin e raporteve në Ballkan. Për këtë të fundit ekziston rreziku real që të mendohet se shqiptarët do të duhej ta paguanin tagrën e pajtimit eventual të vëllezërve sllavë. Kjo ka ngjarë tashmë në të kaluarën. Do të ishte tragjike të ngjajë sërish. Mirëpo, është edhe më keq të mos jesh i vetëdijshem për këtë.

**Serbët dhe rusët**

Çfarëdo që të jetë rrugëdalja nga kriza, duket se ajo nuk është aspak e lehtë. Në rend të parë për shkak se e presupozon akceptimin e zgjidhjes eventuale nga të gjitha palët e interesuara, por edhe sepse palët në konflikt bartin në vete argumente dhe interesa fundamentale, të cilat, për shkak të rëndësisë së vet, shtrihen edhe jashtë tyre. Demokratizimi i përgjithshëm i Evropës dhe bashkimi i saj mbi baza demokratike, që në Jugosllavi u lidh me republikat e zhvilluara veriore, e gëzon përkrahjen jo vetëm të Evropës dhe SHBA, por edhe të Bashkimit Sovjetik. Ndërkaq, gjykuar nga aspekti i interesave serbe, politika serbe do ta akceptonte demokratizimin, por jo në dëm të fuqisë së vet. Tashmë është i qartë orientimi afatgjatë i politikës serbe që me çdo kusht t'a ruajë pozitën e vet politike, qoftë edhe në ndonjë Jugosllavi të cunguar, miniaturiale. Duket fare irelevante nëse këtë synim të politikës serbe do t'a mbështeste konkretisht edhe Bashkimi Sovjetik.

Pikësynimi i tillë i politikës serbe jo vetëm që nuk i prish punë politikës globale të Bashkimit Sovjetik, por ndodhet edhe brenda kontekstit historik të interesave imperialiste ruse dhe brenda rezultateve tashmë të realizuara politike gjatë historisë. Bashkimi Sovjetik edhe mund të mos e përkrah aktualisht politikën serbe, por gjatë historisë së shkuar nuk kanë qenë edhe aq të rralla rastet kur politika e Serbisë e ka "detyruar" politikën ruse ta ndryshojë kursin. Rasti më i ri ishte periudha e komunizmit: nuk ishin sovjetikët ata që e detyruan Jugosllavinë të lëshojë pe konform me Rezolutën e Byrosë Informative të vitit 1948, por e kundërta, - sovjetikët ishin ata që të parët e braktisën socializmin, natyrisht jo për shkak të presionit të Jugosllavisë, por ishte evidente se u detyruan ta ndiqnin rrugën që kjo e kishte trasuar e para. Bile Jugosllavët, veçanarisht politika serbe, nuk bënë hapa drastikë në këtë drejtim sa bënë sovjetikët, dhe nuk u ngutën që t'u parapëlqejnë të tjerëve në Evropë dhe në Amerikë. Raste të ngjashme kishte edhe gjatë luftërave ruso-turke në të kaluarën, p.sh. kryengritja serbe e vitit 1804, por edhe në prag të shpërthimit të Luftës së Parë Botërore. *Me fjalë të tjera, Serbia gati gjithmonë e ka gëzuar përkrahjen e Rusisë, por hapat i ka bërë vetë, bile edhe atëherë kur ka humbur. Këtë gjithnjë në mbështetje të vlerësimeve të veta të rrethanave dhe për interesa të veta.* Për momentin aktual politik kjo është me rëndësi për aq sa nuk mund të llogaritet në lëshimin pe të politikës serbe për shkaqe të mospërkrahjes eventuale të Bashkimit Sovjetik. Nga ana tjetër, një rol të ngjashëm politik mund ta luajë edhe Kroacia, por nuk mund ta lozë Republika e Kosovës, e as Shqipëria. Edhe Kroacia, p.sh., mund të tregohet autonome ose e pavarur në vendimin e vet për vazhdimin e luftës, sepse mund të shpresojë në ndërhyrjen e të tjerëve. Megjithatë, ushtarakisht nuk është e barabartë me të parën.

Meqenëse konsiderohet që Bashkimi Sovjetik me braktisjen e socializmit, tashmë e ka paguar "tagrën" për universalizimin e demokracisë në Evropë, duket se është fare evidente se as Evropa e as SHBA, nuk janë, dhe as që mund të jenë të interesuara që sovjetikët "të paguajnë" edhe më tutje, p.sh., me eliminimin e ndikimit të tyre në ato rajone të cilat tradicionalisht ia njohu si të saj. Nga ky rregull mund të përjashtohet blloku gjerman, por me kusht që atje të mbisundojë mendimi mbi maksimalizimin e fuqisë në suaza gjeopolitike, që në momentin aktual politik, siç u pa më lart *(shiko nëntitullin: Shqiptarët dhe proceset integrative)* ishte në kundërshtim me interesat reale gjermane, pavarësisht nga aktiviteti diplomatik i Gensherit, dhe në kundërshtim me tendencat aktuale të politikës ndërkombëtare. Me supozimin se kompromisi i përmendur për zgjidhjen e krizës jugosllave nuk mund të jetë ndonjë federatë e modernizuar (opcion i APJ), ose ndonjë konfederatë e centralizuar, çdo zgjidhje tjetër e presupozon mundjen e njërës nga palët në konflikt. Kroacisë vështirë se do t'i duhej ndonjë pavarësi e plotë pa gati një të tretën e territorit që e konsideron të vetin, kurse Serbia vështirë që do të lejohet të formojë ndonjë "Serbosllavi". Pra, në qoftë se ky mat-pozicion nuk do të rezultojë në ruajtjen e integritetit territorial të Jugosllavisë (qëllim kapital i APJ), atëherë duket njësoj reale mundësia e zgjerimit të konfliktit, jo vetëm në pjesët tjera të vendit, por edhe jashtë tij. Në rrethanat e tanishme ndërkombëtare kjo do të ishte pak e besueshme, sikur të përjashtohej çështja e jetësimit të Republikës së Kosovës dhe e zgjidhjes së çështjes shqiptare në përgjithësi. *Për këtë shkak, në rrafshin teorik gjërat duken mjaft të qarta: ose do të ruhet integriteti territorial i Jugosllavisë, me një rregullim të brendshëm, i cili pavarësisht nga ajo se si do të quhet, do të nënkuptojë ekzistimin e organeve dhe të funksioneve minimale të përbashkëta dhe të pranueshme për të gjithë, së bashku me Republikën e Kosovës që do të kishte status të njëjtë si edhe njësitë e tjera të këtij organizmi, ose do të hapet mundësia e zgjerimit të konfliktit dhe e rirregullimit të raporteve në Ballkan, gjë që e nënkupton luftën.* Në rrethana të këtilla imponohet vetëm një pyetje: A është politika e Republikës së Kosovës (duke i nënkuptuar të gjitha partitë politike dhe subjektet e tjera politike në Kosovë), duke u zhvilluar në pajtim me peshën e situatës dhe me vetëdijën e plotë mbi konsekuencat e mundshme të secilit opcion?

**Politika me kushtëzime dhe direktivat**

Partitë politike në Kosovë i artikuluan qëllimet politike kryesisht përmes shprehjeve në kondicional: "në qoftë se", "nëse" dhe "po qe se …atëherë". Në qoftë se, p.sh., do të ruhet integriteti territorial i Jugosllavisë, atëherë do të luftohet për një republikë të barabartë sovrane në Jugosllavi; në qoftë se do të lejohet prishja e kufijve të brendshëm, atëherë do të luftohet për një republikë shqiptare në Jugosllavi, e nëse nuk do të ketë Jugosllavi atëherë do të ketë Shqipëri edhe për shqiptarët në Kosovë! Fort bukur! Mirëpo, për cilin opcion duhet të luftohet? Me siguri, do të përgjigjeshin (gjykuar nga logjika e brendshme e pranishme në opcionet alternative) -sipas rrethanave, qëllimi dihet! E po t'i pyesje cilat janë vlerësimet mbi rrethanat ekzistuese, atëherë, pos përgjigjeve euforike mbi këto ose ato mundësi, mbi këtë apo atë bisedë me akëcilin funksionar, senator a politikan, gazetar a komentator, përgjigje definitive me të vërtetë nuk do të kishte. Dhe meqë jemi në prag të shekullit XXI dhe ndodhemi në Evropë e jo në brigjet e Amazonit, ne nuk do të kujtojmë se mungesa e përgjigjeve të këtilla është e rastit, refleksion i situatës momentale, spontanitet i vetvetishëm. As që do të kujtojmë se mungon orientimi i caktuar. Ai ekziston dhe duket se është i lidhur me republikat veriore dhe me qeverinë e dikurshme federale. Republikat veriore dhe qeveria e dikurshme federale me siguri se e kanë bërë edhe analizën e situatës politike në Evropë dhe në botë, por vetëm nga aspekti i tyre dhe me qëllim të realizimit të qëllimeve të tyre. Kosova në këtë rast ka qenë vetëm njëra nga komponentat, interesat e së cilës kanë mundur të respektohen për aq sa nuk do t'i rrezikonin interesat e komponentave tjera -autore të

vlerësimeve të dhëna. Se sa i është përgjigjur drejtimi i tillë politik edhe interesave reale të Kosovës dhe me çfarë seriozitetі janë bërë këto analiza nga aspekti i mundësive për jetësimin e Republikës së Kosovës shpresojmë se mund të shihet edhe nga tezat e përmbajtura në këtë punim. Për këtë shkak, nuk do të polemizohet me "njohësit" e politikës në Kosovë, por do të vazhdohet theksimi i atyre komponentave, që pas mendimit tonë, i vështirësojnë ecuritë e luftës politike për zgjidhjen e çështjeve me rëndësi për Kosovën.

Qëllimet politike të artikuluara me shprehje të kondicionalit gramatikor mund të jenë politikë serioze për grupet e ndryshme konspirative që e pretendojnë marrjen me politikën. Dikur këto i karakterizonin partitë efemere komuniste të Botës së Tretë, të cilat nuk ishin në gjendje as t'u prinin ngjarjeve, dhe as të mbeteshin jashtë tyre. Përpiqeshin t'u mbeteshin besnike mësimeve të Leninit dhe të Stalinit për rolin e tyre në rrethanat revolucionare antikoloniale. Prandaj rëndom përfundonin në shuarje të plotë, ngase u mungonte si origjinaliteti i veprimeve, ashtu edhe i vlerësimeve. Për këtë shkak, qëllimet politike të artikuluara me shprehje të kondicionalit gramatikor janë politikë tërësisht joserioze kur trajtohen si dokumente për orientimin e luftës së një populli, pasi asnjë populli nuk mund t'u diktohen "direktiva" për sjelljet, e aq më pak për dëshirat ose për vullnetin politik. *Një popull, ose e dëshiron realizimin e një qëllimi politik, dhe për të është i gatshëm të sakrifikojë, ose nuk e dëshiron. Qëllimi politik i popullit shqiptar nuk mund të jetë tjetër pos bashkimit të tij një shtet të vetëm shqiptar. Me argumente të shumta që nuk mund të kontestohen, historia e ka vërtetuar se shtetet nuk janë vetëm pikësynim historik i çdo populli; suazë më e mirë për ruajtjen dhe ngritjen e identitetit kolektiv kombëtar (që përfshin gjuhën, kulturën etj.), por edhe instrument i pazëvendësueshëm dhe absolut për zhvillimin e tij, konform me shpirtin dhe me traditën e vet, por edhe konform me kërkesat që ia parashtron koha. S'ka shtet për vete dhe për hir të vetes. Në qoftë se kjo është kështu për të gjithë popujt e civilizuar të botës, dhe me siguri se është, dhe në qoftë se jemi popull i civilizuar, dhe me siguri se jemi, atëherë nuk mund të jetë ndryshe as për ne shqiptarët. Në rrethanat demokratike për të cilat u luftua me gjak e me mund, nuk ka ndonjë arsye që kjo të mos thuhet.*

**Opcioni evroperëndimor**

Ndërkaq, sa i përket mundësive për realizimin e qëllimit (aspiratës) së natyrshme të popullit shqiptar, ato varen nga resurset e brendshme dhe nga rrethanat e jashtme, por varen edhe nga vlerësimi i drejtë, objektiv dhe analitik që këtyre dy komponentave të një tërësie (të brendshme dhe të jashtme) ua bën faktori i organizuar politik. Zatën, kjo është detyra qenësore, por edhe kuptimi i ekzistimit të faktorit të organizuar politik të çdo vendi. Lufta për marrjen e pushtetit politik është vetëm nusprodukt i këtij roli, sepse pushteti politik nuk mund të jetë në funkcion të vetes (përveç kur deformohet në tërësi), por të ndonjë qëllimi tjetër më fundamental. Detyrë tjetër me rëndësi për faktorin e organizuar politik është gjetja e rrugëve më të mira dhe më të shkurtra për realizimin e qëllimeve politike që janë të zbatueshme, të mundshme për përdorim me humbje sa më të vogla, sa më të lehta dhe sa më të parëndësishme. Në qoftë se kjo është kështu për të gjitha vendet e botës, atëherë s'ka se si të mos jetë edhe për faktorin e organizuar politik të Kosovës.

Për këtë shkak, është gati tërësisht e pakuptueshme që thelbi i çështjes akoma nuk shtrohet hapur: çfarë janë vlerësimet për situatën kur faktori i jashtëm për shkaqe të ndryshme, hipotetikisht: a) nuk mund të mos lejojë zgjerimin e konfliktit, por p.sh., mund t'a lokalizojë atë vetëm në territorin e Ballkanit, dhe b) mund të përpiqet ta gjejë kompromisin përsëri në dëm të interesave nacionale shqiptare? Nga ana tjetër, tani është më se evidente se interesi kyç aktual i Republikës së Kosovës është jetësimi i saj. Dhe po ashtu ai është i lidhur me zgjidhjen e krizës jugosllave. Lidhur me këtë, doemos paraqiten pyetje të shumta, por ajo që është më e qenësishme ka të bëjë me faktin se a thua ekzistojnë garanci të forta se zgjidhja e krizës

jugosllave do të jetë pikërisht ashtu siç e ka paraparë faktori i jashtëm -një Jugosllavi-asociacion i shteteve sovrane, ku Republika e Kosovës do të ishte po ashtu një shtet sovran asociativ? Dhe përsëri thelbi i çështjes duhet thënë troç: fjala është për opcionin evroperëndimor me të cilin u lidhën republikat veriore të Jugosllavisë dhe me të cilin u lidhën edhe forcat aktuale politike (faktori i organizuar politik) në Kosovë, por edhe në Shqipëri. Mirëpo, në kushtet e universalizimit të demokracisë në të gjithë Evropën, edhe politika serbe që në fillim e kishte të qartë se Republika e Kosovës duhej të jetësohej në funksion të bashkimit të popullit shqiptar; jo vetëm konform me proceset integrative në Evropë, por edhe me interesat fundamentale të popujve të Ballkanit për ruajtjen e paqes dhe për kultivimin e stabilitetit politik si parakusht të çdo evropeizimi.

Vetëm në këtë mënyrë mund të evitoheshin mundësitë për instrumentalizimin e tyre në funksion të interesave të huaja.

Qëmoti ishte koha që kjo e vërtetë e moçme e këtyre trojeve të akceptohej njëherë e përgjithmonë nga të gjithë popujt. Në këtë mënyrë do të ishte e mundur të hapeshin rrugët e zhvillimit, të evropeizimit dhe të përparimit, jo të errësirës, të ngecjes dhe të vdekjes. Mirëpo, lidhur me vetëdijësimin mbi natyrën e interesave të vërteta në secilin nivel sigurisht se edhe për një kohë të gjatë do të ketë mbitheksime të interesave partikulare, jo të atyre universale; të interesave të elitave, dhe më pak të popujve; diktate të fuqisë dhe jo të vullnetit të lirë. Të gjitha këto mund të rezultojnë në zvarritjen e proceseve, ta rrezikojnë drejtimin e tyre, por ndërkaq nuk mund t'i ndalin ato, e as ta pengojnë shpërthimin e interesave të njëmendëta; mund ta komplikojnë krizën, por nuk mund ta pengojnë zbërthimin definitiv të saj. Me shpresën se nga analiza e përmbajtur në këtë tekst është fare lehtë të nxirren veçoritë dhe tendencat e proceseve në nivelet tjera (evropian, ballkanik, jugosllav), tani është e udhës të ndalemi ende në Republikën e Kosovës. Shquarja e disa dobësive dhe problemeve të cilat e rëndonin situatën edhe ashtu të rëndë në të kaluarën, duket se ende vazhdon. Do të ishte mirë që ato të marrin fund një herë e përgjithmonë dhe për hir të këtij qëllimi pason analiza e mëposhtme.

**Një Kuvend në Krushë të Madhe**

Fjala është për Kuvendin e jashtëzakonshëm të Degës së LDK në Rahovec, i cili u mbajt më 6 korrik të k.v. në Krushë të Madhe, fshat i kësaj komune. Problemet e shqyrtuara në këtë Kuvend me siguri që i tejkalojnë suazat e një dege, ndërsa rëndësia politike e çështjeve të shqyrtuara me siguri që shtrihet në tërë hapësirën, jo vetëm shqiptare. Shkaku është i thjeshtë: aty nuk u polemizua me delegatët e Kuvendit /103/, por me tezat, metodat dhe veprimet që reflektoheshin në Kuvend. Dhe sa do që heshtja vazhdon të zgjasë, problemet do të rëndojnë. Injorimi i tyre i qëllimtë me pretekstin se nuk janë reale vetëm sa i thellon e nuk i eleminon ato.

Akceptimi i njëmendët i një të vërtete e nënkupton faktin se në veprimet e veta faktori subjektiv do t'i përmbahet porosisë së saj. Ndërkaq situata e komplikuar politike, mungesa e përvojës në jetën politike të demokracisë, njohuritë e mangëta mbi interesat, intencat dhe mundësitë e faktorit të jashtëm, trashëgimia e mangët politike e faktorit të brendshëm, dhe një varg faktorësh tjerë, doemos ndikojnë në shfaqjen e dobësive të shumta që e përcjellin jetën politike në perioda të tilla tranzitore si kjo e tanishmja. Mirëpo, në qoftë se të gjitha këto konsiderohen *ekskuze* për të vazhduar të vjetrën, atëherë fjala është për diçka tjetër dhe jo për dobësitë. Arsyetimi i gabimeve ka kuptim vetëm atëherë kur ato nuk bëhen me qëllim dhe sidomos kur mungon intenca e përsëritjes së tyre. Në të kundërtën fjala është për ndonjë kurs të caktuar të zhvillimit të gjërave. Në qoftë se drejtimi i tillë vazhdimisht bie ndesh me faktet, atëherë diç nuk është në rregull ose me kursin ose me bartësit e tij, apo ndoshta me të dytë. Konsekuencat rezultojnë së paku në ngecjen e proceseve, në mos edhe në diçka tjetër. Dhe

pasi që ato kanë të bëjnë me të gjithë, dhe jo vetëm me disa, shanset për shpërthimin eventual të pakënaqësive të grumbulluara në atë mënyrë vetëm sa rriten e nuk zvogëlohen.

Në rend të parë duhet theksuar se përcaktimi për luftë politike nuk u kushtëzua vetëm me vlerësimin objektiv të mundësive reale për të zhvilluar një luftë tjetër nga ajo politike. Insistimi në këtë nuk do të ishte tjetër përveç se vulgarizim i tepruar i fakteve. Natyrisht, vetëdija kolektive mbi veten ushtron ndikim të duhur mbi zgjedhjen e mjeteve të luftës, por në përcaktimin për luftë politike ndikim prioritar duket se ka pasur vetë natyra e qëllimit: - Konstituimi i Republikës brenda Jugosllavisë (federale, konfederale apo asociacion i brishtë i shteteve sovrane). Qëllimi i tillë e presupozonte vazhdimin dhe jo ndërprerjen në jetën e përbashkët me popujt tjerë, dhe as paktimin rigoroz me njërën nga palët në konflikt. Puna ishte të luftohej logjika e forcës, por jo duke u vënë në shërbim të dinakërisë së të tjerëve që luftonin për hesapet e veta, e jo tonat. Sakrificat që i bënin shqiptarët nuk shkonin vetëm në favor të konstituimit të Republikës, por shtroheshin edhe në altarin e mundësive për ruajtjen e integritetit territorial të vendit; të paqes në Ballkan, por mbi të gjitha -venin në altarin e demokratizimit të raporteve politike në vend; të marrëdhënieve jugosllavo-shqiptare; të atyre në Ballkan dhe në Evropë. Dhe kjo mjaftonte. Zor që në ndonjë vend të kishte ndonjë popull tjetër që kontribuoi aq shumë për proceset integrative në Evropë, jo se shqiptarët e deshën atë më shumë se të tjerët, por sepse pozita e tyre e gjithëmbarshme i detyroi të vepronin ashtu. S'kishte kurrfarë nevoje të paktohej me ide dhe me teza të llojeve të ndryshme.

Politika serbe ishte fare e vetëdijshme se Republika e Kosovës nuk do të ishte zgjidhje definitive e çështjes shqiptare. Kjo politikë, me logjikën e forcës, rezononte në fillim se kjo çështje do të duhej të zgjidhej me forcë, gjithnjë me shpresën e ushqyer nga orekset e vjetra për shndërrimin eventual të Shqipërisë në një republikë të shtatë jugosllave. Logjika e tillë problemin e Kosovës e shihte në kontekst të raporteve jugosllavo-shqiptare. Ndërkaq çështjen shqiptare në përgjithësi e shihte në konekst të raporteve jugosllavo-italiane ose në kontekst të raportit me fuqitë e Evropës. Kosova aty mbetej një forcë e brishtë me të cilën mund të luhej ping-pong.

Mirëpo logjika e tillë e forcave, vështruar vetëm nga ky aspekt, rezononte me parametra gjeopolitikë kaherë të tejkaluar, dhe dukej sikur shkonte ndesh me realitetin aktual. Si e tillë nuk mund të ishte në interes as të atyre që këtë e praktikonin, sikur të mos ishte fjala për diferencat e zhvillimit, as të humanitetit dhe as në interes të së ardhmes politike. Puna ishte që kjo të argumentohej. Dhe pikërisht tek argumentimi gjërat çalonin e dukeshin të palogjikshme: në njërën anë, bëhej gjithnjë e më tepër e qartë se në pikëpamje të kufijve gjërat do të mbeteshin ashtu si kanë qenë. Jetësimi i Republikës së Kosovës, d.m.th. jo zgjidhja e menjëhershme dhe definitive e çështjes shqiptare, do t'i ndihmonte afirmimit të proceseve integrative në Evropë, të anëve pozitive të këtyre proceseve. Evropa nuk mund të ishte Evropë e diktatit të më të fortëve, por shprehje e vullnetit të lirë të popujve të saj. Një orientim i tillë në zgjidhjen e çështjes shqiptare do t'i evitonte mundësitë për instrumentalizimin e serbëve në dobi të interesave ruse, por pastaj edhe të shqiptarëve në dobi të interesave të Perëndimit. Për këtë shkak, stoicizmi me të cilin populli shqiptar i përjetoi viktimat e luftës politike gjatë dekadës së shkuar dhe fillimi i viteve '90 ushqehej me shpresën se që të dy palët nuk do të tregoheshin të shurdhër ndaj kërkesave të tij legjitime, por edhe me ndjenjën e të drejtës morale se po i kontribuonte fuqimisht lindjes së një realiteti të ri që shtrihej larg përtej ëndrrave të tij të kufizuara në hapësirën e vatrave të veta.

Nën supozimin e ruajtjes së kufijve të jashtëm apo të integritetit territorial të Jugosllavisë, përse atëherë zhvillohej një luftë kaq e tmerrshme në Kroaci? *Popujt nuk mund të detyroheshin dot të luftonin për shkak të konotacioneve ideologjike. Edhe fashizmi si ideologji e kishte pasur për bazë pakënaqësinë me ndarjen territoriale të botës dhe me vendin e vet në të. Ndërkaq, shovinizmi, hegjemonizmi, etj., serbomadh ishin vetëm konotacione ideologjike, pas të cilave fshihej diçka tjetër. Puna ishte të përcaktohej drejt se çka ishte ajo dhe në bazë*

*të këtij përcaktimi të formulohej një politikë adekuate për Kosovën.* Pra, nga ana tjetër, ishte gjithashtu e qartë se Serbia nuk do ta pranonte reduktimin drastik të rolit të vet në raportet ndër-republikane. Ajo e kishte vlerësuar me precizitet të saktë se një asociacion i republikave sovrane jugosllave, me supozimin se në atë asociacion Kosova do të shkëputej nga ajo dhe do të ishte e barabartë me të tjerat, do ta sillte Serbinë në pozitën e dikurshme të Kosovës ndaj Serbisë, pra, në pozitë të një kolonie të rëndomtë për nxjerrjen e superprofitit nga ana e më të zhvilluarve. Bile ndoshta edhe më keq, se tani nuk do të ekzistonte kurrfarë koncensusi në marrjen e vendimeve: -tani edhe Serbia edhe Kosova do të ishin në pozitë të barabartë të varfanjakëve për të shitur lëndë të para në tregun e republikave të zhvilluara veriore. Ndërkaq, një federatë e modernizuar që e kishte propozuar APJ me supozimin se Republika e Kosovës do të ishte njësi e barabartë federale me të tjerat, mendoja me sinqeritet të plotë dhe akoma mendoj, se do të ishte në interes të Kosovës, por edhe në dobi të të gjitha njësive federale në Jugosllavi. Meqë një kohë të gjatë Kosova kishte shërbyer si treg për plasimin e mallrave të finalizuara nga republikat veriore dhe minierë për ekstraktimin e lëndëve të para, me konstituimin e saj në republikë, mendoja se ishte rendi, bile edhe e udhës, që edhe ato tani ta bartnin "vëllazërisht" një pjesë të barrës për zhvillimin e saj të shpejtuar.

Për të marrë vesh nëse Kosova pranohej si republikë në propozimin e sipërm të APJ, e shkrova kryeartikullin e *"DeA"-s, 2/1991*, me titull *"Armata dhe politika"*, por si presidenti Joviq (atëherë ishte kryetar i Presidencës jugosllave), ashtu edhe gjenerali Kadijeviq, e heshtën pyetjen që ishte e pranishme aty. Pastaj, pasuan sulme të ashpra me qëllim të diskreditimit tim të plotë, por kjo akoma nuk më mërziste. Mendoja atëherë, por edhe tani, se do të kishte qenë në interesin politik të Kosovës angazhimi i saj në favor të ruajtjes së integritetit territorial të Jugosllavisë. Edhe atëherë edhe tani për mua si individ gjërat ishin të qarta: ose do të ekzistonte një Jugosllavi me Republikën e barabartë të Kosovës në të, ose për Kosovën, për të pasur Shqipëri, do të duhej luftë për të cilën nuk ishim edhe aq të gatshëm. Andaj, gjithnjë si individ, pavarësisht nga sulmet që më drejtoheshin, isha i përcaktuar në mënyrë kategorike: a) për ruajtjen e integritetit terrritorial të Jugosllavisë; b) për ruajtjen e pavarësisë së Shqipërisë; dhe c) për Republikën e barabartë të Kosovës në Jugosllavi. Këto edhe i thashë në Kuvendin e jashtëzakonshëm të Krushës së Madhe. Si studiues i politikës ndërkombëtare, e dija tashmë se qarqet politike në Perëndim territoret shqiptare i konsideronin si sferë të interesave të Lindjes dhe nuk ishin të gatshme të luftonin me sllavët për interesat tona. Përkundrazi, mendoja se duhej të luftonim vetë, me vendosmëri të plotë, për ato qëllime politike, të cilat edhe serbët nuk do të mund t'i refuzonin me asnjë pretekst moral dhe racional.

Ndërkaq, pikërisht në artikulimin e një optimizmi të tillë, të së drejtës morale dhe të shpresave reale duket se u bënë lëshime të rënda: uniteti dhe homogjeniteti që ekzistonte në popull që nga fillimi rreth kërkesës fundamentale -Republika e Kosovës, gjatë një kohe u shfrytëzua për realizimin e qëllimeve tjera të deklaruara ose të padeklaruara, por gjithsesi më pak të rëndësishme: u krijua artificialisht një disponim euforik që ushqehej me shpresën se faktori i jashtëm do t'a binte Republikën e Kosovës në Kosovë dhe bile, pa ndonjë mund të madh, do ta mundësonte edhe bashkimin e trojeve shqiptare! Krijimi i kësaj euforie, andaj u përcoll me shkeljen e faktorit të brendshëm: të rinjtë e dënuar të cilët njësoj iu kishin kundërvënë edhe administratës së dikurshme të Krahinës, pra jo vetëm politikës serbe, në fillim u morën me të mirë, ndërsa më vonë u sulmuan si marksist-leninistë e si komunistë. Në të vërtetë viktimave të rëna në vitet '90 iu bë homazh me të gjitha nderimet e duhura, me tentimin që në mënyrë perfide t'i konsideronin vetëm si viktima të Demokracisë, por jo edhe të Republikës! Shokëve të gjallë të atyre që kishin rënë gjatë dhjetë vjetëve të shkuar iu shpjegua se "do t'i mbanin në zemër", por që nuk mund të dilnin në ballë të proceseve se "ashtu e donte situata". U ndërmor aksioni i pajtimit të gjaqeve dhe iu dha rëndësi pleqnarëve. Të dyja këto institucione ishin ndërmarrë edhe më parë, qysh para vitit 1981, por tani u

stërtheksua rëndësia e tyre, u riaktivizua makineria e tërësishme e administratës së dikurshme dhe pastaj iu kënduan këngë "heronjve" që e kishin bërë vetëm punën e tyre dhe nuk kishin pasur kurrfarë lidhjeje me luftën për Republikë. U bë aq shumë propagandë rreth këtij aksioni saqë Ismail Kadaresë në Tiranë i ishte dashur publikisht ta shfaqte befasinë me thellësinë e problemit që paskësh ekzistuar. U riaktivizua Fishta, jo vetëm me vlerat letrare të veprave të veta, por edhe me tërë ideologjinë e tij profashiste. Për pak sa nuk u legalizua zogizmi si ideologji zyrtare e Republikës! Një numër bukur i madh i njerëzve, duke i shfrytëzuar fasilitetet e udhëtimit jashtë vendit (ndryshe prej atyre që leja e udhëtimit u ishte marrë me kohë) u shpërnda nëpër Evropë dhe Amerikë për "të luftuar për çështjen shqiptare" me paratë e popullit që i kishte ndarë nga kafshata e gojës. Askush nuk i kishte zgjedhur dhe askush nuk i kishte autorizuar (përveç administratës së vjetër), por duke u mbështetur në interpretimin voluntarist të historisë shqiptare, kishin kujtuar se po e bënin punën e Isa Boletinit dhe të Ismail Qemalit. Harronin natyrisht se Ismail Qemalin dhe Isa Boletinin i kishte zgjedhur populli. Gjatë luftërave aktive antiturke pikërisht ai ua kishte dhënë mandatin që t'a përfaqësonin në forume të caktuara ndërkombëtare. Ndërkaq, Ismail Qemalët dhe Isa Boletinët e sotëm të Republikës këtë mandat ia kishin dhënë vetës, *duke u marrë me "kryerjen e punëve" të cilat kishin përfunduar që moti.* Për këtë shkak çdo takim me njerëz të llojeve të ndryshme jashtë vendit, me t'u kthyer në vend, e prezentonin si takim me njerëz të rëndësishëm të politikës. Pikëpamjet e shprehura në biseda joformale prezentoheshin si qëndrime ministrash, bile edhe qeverishë. Kishte qenë i çuditshëm diletantizmi që e kishte shfaqur një numër aq i madh i intelektualëve tanë.

Mirëpo, kishte qenë edhe më e çuditshme politika e të gjitha niveleve në Jugosllavi që e lejonte një manipulim aq të madh me popullin dhe heshtja e politikës në Shqipëri. Kakofonia e zërave të tillë nga Kosova nuk mund të ishte kurrfarë kontributi i luftës për republikë dhe as që mund të arsyetohej me festimin e republikës. Fjala ishte për përzierje të tillë të kompetencave dhe të kritereve saqë nuk mund të kishte kurrëfarë lidhje as me demokracinë, në qoftë se ajo nuk identifikohej me hajdutëri të organizuar politike, dhe në qoftë se nuk kundrohej vetëm si anarki e rëndomtë. Ndërkaq shtypi në Kosovë ishte hapur tërësisht, jo për qasje të matura e kompetente për çështjet kyçe të historisë dhe të politikës në Kosovë, por për fushata të organizuara antikomuniste dhe antipolitike. *Antikomunizmi kishte qenë një nga shtyllat e politikës së jashtme amerikane, por kurrnjëherë nuk kishte qenë veti e asnjë demokracie. Mund të kishte qenë somozizëm, pinoçetizëm dhe neofashizëm, por jo edhe demokraci.* Jepeshin dhe akoma jepen lloj-lloj vlerësimesh, pa kritere dhe pa kurrnjë rezervë, vlerësime të tilla të çështjeve kyçe të historisë dhe të politikës, jo vetëm në Kosovë, të cilave nuk u mungon vetëm kompetenca, por edhe shija; jo vetëm ndjenja për kohën dhe kontekstin historik të zhvillimit të ngjarjeve, por edhe njohuritë elementare për vetë epokën, si edhe për momentin. Kush i dha leje shtypit në Kosovë që me paratë e shoqërisë t'ia imponpremte asaj zogizmin si ideologji? Për çfarë demokracie dëshirohet të bindet shoqëria se ekziston në Kosovë kur me makinacione tanimë të njohura ndihmohet shuarja e shtypit privat? Njëpartizmi në thelb, e pluralizmi në formë; avansimi i së vjetrës dhe shtypja e së resë; përparohet mediokriteti dhe injorohet talenti!

**Revolucioni autentik**

Në pjesën e dytë të artikullit *"Viti 81 dhe proceset e demokracisë"* të botuar në *"DeA"-2/91* autori i këtyre rreshtave kishte qenë i mendimit se në Kosovë nuk mund të bëhej fjalë për një demokraci e cila do ta nënkuptonte revanshizmin; rrotullimin e rolit politik të forcave politike dhe të klasave; zevëndësimin e një monizmi me një monizëm tjetër, jo vetëm se me një të tërhequr pende nuk mund të fshiheshin 50 vjet histori të një populli, por sepse në këto troje ishte zhvilluar një revolucion autentik, i pandihmuar nga tanket e Armatës së Kuqe, si dhe për

shkak se aty jetonin shumë popuj. Ndërkaq, në artikullin "Gishti i trashë i Vëllait të Madh" të botuar në *«Alternativa»-5/1990* e kishte përqafuar me gjithë zemër demokracinë, *por atë nuk e kishte kuptuar si mohim të vetes, e as të historisë. Besoja se demokracia do të duhej të ngrihej në mbështetje të trashëgimisë pozitive të kontinuitetit politik të historisë së pandërprerë të popullit.* Ky ishte një koncept që mund të vendosej brenda kontekstit të maturisë politike, por e besoja sinqerisht se Kosova nuk ndodhej as në Oregon dhe as në Alaskë, që do të thoshte se ajo nuk ishte ndonjë superfuqi e zhvilluar, por që nuk do të thoshte se nuk duhej synuar shpejtimi i zhvillimit të saj. Mirëpo ca zotërinj duket se me gjithë mend besonin se demokracia mund të ndërtohej vetëm me ndërprerjen e historisë, me mohimin total të një epoke dhe me identifikimin e saj të plotë me të keqen nacionale, duke harruar se vetë ata intelektualisht u ngritën dhe u afirmuan pikërisht në atë epokë dhe duke i shfrytëzuar privilegjet e po atij sistemi, në të cilin tani dëshirojnë të na bindin se as që paskëshin qenë prezentë. Zotërinjtë në fjalë, por sidomos ata që qëndronin pas tyre, duket se akoma nuk e kishin të qartë se shoqëria demokratike që synohej të ndërtohej nuk e kishte ndërmend t'i përsëriste gabimet e vjetra: ajo nuk mund të mbështetej mbi një moral të dyshimtë intelektual dhe njerëzor i cili pastaj doemos do të rezultonte në trauma të njëjta shoqërore. Ky popull kishte përjetuar mjaft trauma që ia shkaktonin të tjerët. Ishte koha që të mos i duronte as të vetat. Në Kosovë nuk mund të kishte kthim prapa në komunizëm, por as që mund të lejohej marshimi i saj drejt fashizmit apo neofashizmit. Të gjitha këto fjalë nuk u thanë në Kuvendin e jashtëzakonshëm të Degës së LDK të Rahovecit në Krushë të Madhe, por u diskutua në frymën e tyre, dhe u thanë edhe gjëra të tjera edhe më të rrepta. Autori i këtyre rreshtave kishte qenë vërtetë i indinjuar me sjelljet, trajtimin dhe me shpifjet që ishin bërë në adresë të tij, por pavarësisht nga kjo, kishte qenë më në fund e nevojshme që gjërat të emërtoheshin me emrin e tyre të vërtetë.

### Rrënjët shoqërore të oportunizmit

Gjatë qëndrimit tim shumëvjeçar në Krushë, të cilin shokët nga Prishtina (të Kryesisë së LDK) e quanin vetizolim, kisha pasur kohë të mjaftueshme të vëreja dukuri të çuditshme, prezentimi i të cilave besoj se do të ishte më rëndësi të madhe shoqërore. Qysh para vitit 1981 e kisha vënë re fenomenin e bijëve të "tatave" nëpër Prishtinë, por nuk e dija se ata mbështeteshin nga bijtë e "haxhi-babave" në fshat. Gjatë dekadës së shkuar kisha kujtuar se e kishim çrrënjosor oportunizmin në politikë, por nuk e kisha ditur se kjo dukuri i kishte pasur rrënjët kaq të thella.

Në realitetin politik dhe intelektual të Kosovës dukej se vazhdimisht diçka më pengonte, por nuk kisha ditur ta shpjegoja dhe as ta kuptoja në tërësi. Kishte qenë kjo e lidhur me kuadrot në politikë. Para vitit 1981, kur isha marrë aktivisht me politikë, disa herë isha konfrontuar me zyrtarë të lartë të politikës në Kosovë rreth kuadrove. Kisha bërë vërejtje se nuk hapeshin mundësi të mjaftueshme për inkuadrimin në politikë të brezit të ri, por kisha marrë pergjigje se nuk kishim kuadro të mjaftueshme, bile jo ashtu si kërkohej. Kisha konkluduar se ata kërkonin kuadro lojalë për vete dhe jo për zhvillimin e Kosovës. Dhe nuk ishim pajtuar. Gjithkush kishte qëndruar pas botëkuptimeve të veta. Ndërkaq, dukej se LDK-ja kishte bërë hapa të duhur përpara. Shumica absolute e kuadrove të zgjedhur në bazë kishin përgaditje të lartë profesionale, kurse në organet më të larta -edhe tituj të ndryshëm shkencorë. Megjithatë, kisha vënë re se disa të rinj që i njihja personalisht si njerëz me aftësi të veçanta organizative dhe talente të tjera, përkundrejt insistimit në nivele ku kisha mundësi të insistoja -nuk ishin zgjedhur. Ndërkaq ata që u zgjodhën, në një apo në mënyrën tjetër, më vonë u larguan nga vendet ku ishin zgjedhur ose u larguan tërësisht nga LDK-ja. Kjo më kishte habitur, sidomos për shkak se ishte fjala pikërisht për ata që kishin qenë më aktivët gati në çdo aksion të ndërmarrë të secilit nivel. Kishte qenë e qartë që në fillim se një pjesë e mirë e fajit e kishte

mekanizmi elektoral i cili  mbështetej kryesisht në mëhalla (nëpër fshatra) ose në koteri shoqërore nëpër qytete. Natyrisht se mëhalla kërkonte zgjidhjen e kandidatit të vet, pavarësisht nga ajo se a ishte më i mirë se tjetri i mëhallës tjetër. Mirëpo këtu kishte dhe diç tjetër. Rëndom vërehej se djelmoshat që kishin aftësi të veçanta ndodheshin në raporte të tendosura me mëhallën e tyre dhe kjo pastaj për një arsye të veçantë nuk i kandidonte, e as që i zgjidhte. Kjo gjë e kishte nxitur kurreshtjen time.

Kisha vënë re se pjesa dërrmuese e atyre që zgjidheshin në nivel të bashkësisë lokale apo të komunës, kryesisht për shkaqe objektive (papunësia dikur jo e plotë, ndërsa tani gati totale), por edhe për shkak të njohurive të mangëta të fituara gjatë shkollimit; mungesës së kulturës së punës intelektuale, etj., jetonin nëpër familje të mëdha së bashku me vëllezërit e me prindërit, dhe në shumë raste, edhe me axhallarët e kushërinjtë më të largët. Të martuar dhe me fëmijë, nuk e kishin provuar ndonjëherë shkëputjen dhe jetën individuale të familjeve të veta-nukleus. Ndonëse qytetarë akademikë, gati të gjithë me radhë i nënshtroheshin jo vetëm autoritetit, por edhe gjykimeve të më të vjetërve dhe të zotit të shtëpisë. Me kohë, midis tij si qytetar akademik, familjes së madhe dhe pushtetit ishte krijuar një simbiozë e çuditshme, që shkonte në dobinë e tyre reciproke, por që jashtëzakonisht shumë e ngecte dhe e ngadalësonte progresin shoqëror; 1) Qytetari i tillë akademik nuk kishte llogari të shkëputej nga familja e madhe, sepse rëndom vetëm ai ishte në punë, por jo edhe bashkëshortja e tij. Me të ardhurat e fituara shumë vështirë do të mund ta mbante familjen e tij, zakonisht shumë-anëtarëshe, dhe kishte fare pak shanse ta ngiste ndonjë veturë. Ndërkaq brenda familjes së madhe ishte pothuajse i liruar nga përgjegjësia e kujdesit dhe e edukimit të fëmijëve të vet, ose këtë përgjegjësi e ndante me të tjerët. Duke mos pasur kokëçarje të kësaj natyre, ai mund të merrej me aktivitete të lira, të cilat në kushtet e fshatit zakonisht përfundonin në sport; 2) Ndërkaq edhe familja e madhe në raport me të kishte fitim të dyfishtë: a) Rrënjët e këtij fitimi zakonisht ndodheshin te kontestimi i hises (pasuria e trashëguar nga prindërit, ose edhe ajo e përbashkët). Meqë familjet e tilla kishin arritur të shkollonin vetëm një ose dy anëtarë (në raste të rralla shkolloheshin shumica), ndarja e pasurisë në pjesë të barabarta, pavarësisht nga shkalla e shkollimit të vëllezërve, bile edhe atëherë kur punonin të gjithë, doemos do të rezultonte në standarde të pabarabarta të jetesës. Qytetari akademik, i punësuar si profesor ose si inxhenier, me pjesën e pasurisë së ndarë,  doemos që do të jetonte ndryshe nga vëllezërit e tij të pashkolluar (motrat në këtë mes asnjëherë nuk merreshin parasysh). Nga kjo pastaj mund të lindnin mosmarrëveshje të ndryshme, raporte të sëmura familjare që mund të shtriheshin edhe në shoqëri. Të ndodhur para këtij fenomeni të çuditshëm, shumica e etërve vendosnin të "mos bënin mëkate" dhe t'i pavarësonin bijtë e tyre të shkolluar. Ndërkaq këta, duke mos pasur mundësi të kacafyteshin me problemet e jetës, me heqjen dorë nga pasuria e përbashkët, detyroheshin t'i nënënshtroheshin traditës dhe mënyrës tradicionale të jetesës. Këtë pastaj gradualisht, e "paguanin" me një shkrirje të unit të tyre individual në identitetin kolektiv të familjes; d) Familjet e tilla të mëdha e hetuan me kohë  se autoriteti shoqëror i birit të tyre të shkolluar mund të ishte i dobishëm jo vetëm për rritjen e drejtëpërdrejtë të pasurisë materiale (kjo ngjante rëndom në qoftë se bijtë e tyre punonin në ekonominë e dikurshme shoqërore), por para së gjithash për forcimin e lidhjeve shoqërore ose vendosjen e tyre (në qoftë se tashmë nuk i kishin formuar) dhe ngritjen e autoritetit të familjes. Për këtë shkak, ato filluan t'ia kushtonin kujdesin e duhur standardit individual të birit të tyre të shkolluar, por jo edhe nukleus-familjes së tij, e cila me xhelozi të veçantë u nënshtrohej rregullave të jetës së përbashkët në familjen e madhe. Atij mbase nga depot e vjetërsirave në Evropë ia  blinin edhe ndonjë veturë me shkëlqim të jashtëm  me të cilën mund të kënaqej duke shetitur, ndërkaq fëmijët e tij i lidhnin për vete, përmes miqësive të reja që i ngjanin vetes së tyre; 3) Ndërkaq vetë shoqëria kishte fitim nga këto familje të mëdha. Sipas vlerësimeve statistikore, gati rreth 60% të strukturës së popullsisë shqiptare i takonte rinisë, ose banorëve të moshës rinore. Pushteti i dikurshëm komunist e kishte të pamundshëm kontrollimin në mënyrë efikase të

kësaj armate të të rinjve, të cilët ishin rritur ndërkohë dhe të cilët ishte e vështirë vetëm t'i njihje, e jo më edhe t'i kontrolloje. Për këtë shkak, struktura politike e pushtetit zakonisht mbështetej te të zotët e shtëpive dhe te pleqtë autoritativë të këtyre familjeve. Në mënyra të ndryshme u ndihmonte atyre që ta mbanin autoritetin në familjet e tyre, qoftë duke ua falur ndonjë dënim gjyqësor (për t'ua ruajtur "fytyrën") qoftë duke i shikuar "nëpër gishta" veprimet që shkonin ndesh me normat shoqërore dhe juridike.

Meqë simbioza e tillë familjare realisht ishte rezultat i kushteve objektive ekonomike, ajo nuk mund të ndryshonte pa trauma të mëdha familjare. Për këtë shkak, mekanizmat mbrojtës psikikë dhe shpirtërorë u shndërruan shumë shpejt në një oportunizëm të përgjithshëm brenda familjeve. Por ajo pastaj, si një merimangë gjigante, e shtrinte rrjetën e vet në tërë shoqërinë. Familjet e tilla krijonin me sukses të plotë edhe lidhje me një pjesë të intelegjencës në Prishtinë, e cila gjithashtu në thelb udhëhiqej me leverdinë materiale. Shumë profesorë, mjekë, drejtorë të ndryshëm, etj., "kthenin" në këto familje me pretekste të ndryshme, rëndom kinse për t'i takuar ish-studentët e tyre, të cilëve edhe ashtu shpesh ua kishin falur notat, po në të vërtetë për t'i mbushur gepekët e veturave të tyre të mëdha me zarzavate e gjëra të rastit. Sidoqoftë, shtrirja e lidhjeve të tilla e kishte krijuar me kohë një shoqëri çuditërisht njëtrajtëshe në themelin e së cilës ndodhej një oportunizëm i tmerrshëm, jo vetëm ndaj kërkesave të kohës, por edhe ndaj kërkesave të jetës në përgjithësi.

*Sikur një kompleks i tillë raportesh të pasqyronte ndonjë shoqëri të zhvilluar, atëherë themeli oportunist i saj do të ishte mbështetje e fortë e stabilitetit shoqëror. Mirëpo fjala ishte për raportet që i diktonin kushtet ekonomike dhe në rend të parë mungesa e vendeve të punës. Ato ngriteshin mbi mohimin gati total të femrës si subjekt shoqëror; nuk llogaritnin në rritjen e brezave të rinj dhe përfundonin në odat e fshatarëve si simbole të "rendit e të konakut". "Stabiliteti" i arritur në këtë mënyrë nuk u shërbente ndryshimeve pozitive shoqërore, po përkundrazi, e konservonte gjendjen ekzistuese të gjërave; nuk drejtohej drejt së ardhmes, por vetëm në të sotmen; matej me të djeshmen, por e injoronte të nesërmen. Dukej qartë se simbioza e tillë oportuniste nuk e lejonte zgjedhjen e më të mirëve në strukturat udhëheqëse, jo vetëm të LDK-së.*

I prekur thellë nga kjo gjendje, e cila në raste hidhërimi më detyronte ta parafytyroja Kosovën si një depo të madhe të veturave të vjetra të Evropës, të cilat me shkëlqimin e tyre të rrejshëm kishin arritur t'i rrotullonin vlerat, në Kuvendin e jashtëzakonshëm në Krushë, më nxitën të konstatoja se fjala ishte për bijtë dhe bijat e "haxhi-babave" në fshat dhe të "tatave" në qytet, të cilët nuk e kuptonin dot se në Evropë nuk mund të shkohet me raporte feudo-klanore e feudo-kapitaliste. Me fjalë të tjera, kërkoja që t'i hapet rruga konkurrencës së vlerave të njëmendëta. Më vonë mora vesh se më akuzonin për botëkuptime elitiste. Disa shkrime nëpër gazeta në gjuhën shqipe në mënyrë indirekte më mbanin leksione mbi filozofinë e Platonit, ndonëse nuk e kishin kuptuar faktin elementar se Platoni, duke e kërkuar sundimin e filozofëve, në të vërtetë e kërkonte sundimin e kompetencës, ose kompetencën në rregullimin e punëve shoqërore (filozofët si njohës kompetentë të shoqërisë). Mirëpo duket se e kisha pasur gabim. Shumica gjatë historisë rëndom e kishte imponuar jokompetencën për të udhëhequr me shoqërinë. Ndonëse nuk kishte ngjarë që jokompetenca të tërhiqte pas vetes shumicën, në Kosovë kishte ngjarë që gati e tërë rinia shqiptare të shpërngulej për në Evropë. Dukej sikur caku i evropeizimit të Kosovës do të arrihej me "evropeizimin" e rinisë, duke u martuar me evropiane dhe duke i braktisur raportet e përshkruara feudo-klanore njëherë e përgjithmonë.

## ***Covert action* dhe konsekuencat**

Ato që ngjanë pas këtij Kuvendi-të jashtëzakonshëm në Krushë nuk është e mundur të përshkruhen, se mbase do të skuqej edhe letra. Megjithatë do të dhunoja vetën dhe fëmijët e mi po t'i heshtja në tërësi.

Kishte plot 10 vjet që insistohej në "përshtatjen" time, por kjo nuk bëhej në biseda të drejtëpërdrejta njerëzore, veçse përmes "bedelëve" e "telallëve", të cilët më vonë, duke e parafrazuar Nolin, i quaja *honxho-bonxho të demokracisë.* Kur edhe kjo nuk pati sukses, atëherë sërish u ringjallën presionet: -në xhaminë e fshatit, nëpër oda të fshatarëve në Krushë, nëpër xhamitë dhe nëpër odat e fshatrave përreth; nëpër qytetet e afërta dhe më pas nëpër tërë Kosovën, bile edhe në diasporën shqiptare. Akuzohesha për gjithçka. Shtypi në gjuhën shqipe i përmblodhi akuzat e tilla në "sllavo-komunist", "dogmat", "marksist-leninist", "stalinist", "milloshevqist" e sihariqe të tjera. E kisha kërkuar shpjegimin e kësaj fushate të tmerrshme e cila i prekte sidomos anëtarët e familjes sime, dhe e kisha gjetur. Një oficer i lartë i C.I.A.-s që tani punonte si hulumtues në Qendrën për Studime Strategjike Ndërkombëtare në Uashington D.C., në një numër të një reviste të njohur amerikane e kishte dhënë shpjegimin e asaj që e quante *«covert action»* (veprim i mbuluar). Sipas tij, «veprimi i mbuluar» përfshinte çdo gjë, që prej "inkurajimit të ndonjë gazetari të huaj që të shkruante ndonjë artikull ose ndonjë koment redaksie, gjer te përkrahja, bile edhe udhëzimi i aktiviteteve ushtarake të shkallës së lartë, në vendet e huaja". "Qëllimi i «veprimit të mbuluar», -vazhdonte oficeri i lartë i C.I.A.-s, "është të influencojë sjelljen ose politikën e individëve më të rëndësishëm të huaj, të grupeve dhe të kombeve, si edhe rrjedhën e ngjarjeve në rajonet e huaja, me qëllim që të avancohen interesat e vendit që e ka ndërmarrë një veprim të tillë të mbuluar, por në të njëjtën kohë, t'a bëjë këtë në mënyrën që ia mundëson maskimin e duarve të veta, si edhe mohimin së paku zyrtar të përzierjes së vet... Kur përdoret në mënyrë të mençur veprimi i mbuluar mund të jetë ndihmesë efektive për politikën. Kurrnjëherë nuk mund të jetë substicion i politikës ose i mendimit" *(shih George A. Carver, Jr. «Intelligence in the Age of Glasnost», «Foreign Affairs», Summer,1990).*

Mirëpo amerikanët për raste të këtilla e kishin edhe një fjalë të shkëlqyer: -*No comment!*

**Bisedë me mjekun dhe me veten**

Andini është djali im i vetëm, i cili i ka mbushur plot 5 vjet në praninë time. E doja për së tepërmi. Ditën që isha i detyruar të ndahesha me të, e pësova keq: gati sa nuk u verbova tërësisht. Më kërceu sheqeri në gjak në mënyrë të panatyrshme. Kishte ngjarë kjo gjatë natës dhe nuk kisha qenë i vetëdijshëm. Duke e ngarë veturën për në Lubjanë, e shihja se nuk dalloja shumë gjëra, por mendoja se ishte mjegull. Në mëngjes megjithatë, duke dashur të përgatisja një shkrim që e kisha premtuar për pjesëmarrje në simpoziumin shkencor *«Shqiptarët dhe Evropa, dje, sot dhe nesër»,* nuk, e dalloja dot asnjë shkronjë. Duke m'i caktuar një palë syza të trasha, mjeku në Lubjanë u habit që kurrsesi nuk po më shkonte në kokë diagnoza e tij mbi pleqërinë time: "Ka të tillë, -tha ai, -të cilët nuk duan të pajtohen as me veten, e jo më me pleqërinë". Mirëpo pas nja tre muajsh m'u kthye tërësisht të parit. Shkova sërish te mjeku. "Stres të rëndë paskëshit pasur, zotëri!"-tha ai. "Nuk ishim kuptuar me presidentin Bush, -thashë unë, -se ma kishte marrë djalin dhe e mbante peng.

"Aaah!" -bëri me sy të zgurdulluar nga habia. Por e mbylla derën. Nuk desha ta përfundoja bisedën. Në rrugë e sipër vazhdimisht më shqetësonte pyetja: "Mos ishte vallë Gorbaçovi ai që ma mbante peng Andinin? Por nuk e dija përgjigjen…

***

Në Kuvendin e Krushës kisha deklaruar se isha për ruajtjen e integritetit territorial të Jugosllavisë, ndonëse e kisha parë se ishte duke u shkatërruar; se isha për ruajtjen e

pavarësisë së Shqipërisë, ndonëse e shihja se e kërkonin rrëzimin nga posti të Ramiz Alisë; se isha për Republikën e Kosovës në Jugosllavi, e në funksion të bashkimit me Shqipërinë, dhe nuk e kuptoja dot se cila do të ngjante më së pari. Kisha arritur të deklaroja fuqimisht: në Kosovë nuk kishte kthim prapa në komunizëm, por as marshim drejt fashizmit. Kosovën nuk do ta udhëhiqnin bijtë dhe bijat e baba-haxhinjve nëpër fshatra dhe as bijtë dhe bijat e tatave nëpër qytete, nëse këtë nuk e meritojnë; në Evropë nuk arrihet dot me raporte feudo-klanore dhe bile as feudo-kapitaliste; përparimin nuk e bart mediokriteti por talenti. Populli duhet të ecte përpara drejt progresit dhe jo ta konservonin *në status quo* dhe në errësirë. Pastaj delegatëve ua kisha ofruar dorëheqjen, por salla ishte ngritur në këmbë dhe masa kërcënonte të shpërthejë... Më vonë, një *telall-honxho-bonxho i demokracisë* më kishte sqaruar: votëbesimi absolut që e kisha fituar në Kuvend, në të vërtetë kishte qenë i aranzhuar; më ishte dhënë një satisfakcion moral nga keqardhja, nga se kisha vuajtur për së tepërmi!

Pastaj bisedova me veten: "d.m.th. të gjithë ata që i kisha parë duke vdekur; të gjithë ata me të cilët e ndanim së bashku gazin dhe lotin; të gjithë ata të tjerët prej të cilëve ishte tundur Ballkani dhe Evropa që nga themeli; të gjitha ato fytyra të mërdhezura të Kuvendit dhe ata që shkrepnin flakë nga sytë; të gjitha ato ngjarje që ma kishin bërë jetën tmerrësisht iracionale, sepse edhe koha kishte qenë tmerësisht iracionale, pra, të gjithë me radhë nuk më kishin dashur vallë! Ky njeri tani më shpjegonte se e kisha gënjyer veten, se ata nuk më kishin dashur, por ja që, nga keqardhja për mua, e kishin organizuar një cirk nga Kuvendi, pikërisht atje ku e kisha patur djepin e lindjes, në fshatin e vendlindjes sime. Pastaj kisha kujtuar se ky njeri bënte një blasfemi, një ndotje. Një sakrilegj ndaj tyre ose ndaj mendimeve të mija, nuk e dija me saktësi. Pastaj m'u kujtua Evropa së cilës nuk ia kisha borxh asnjë eky, por që kujtoja se e mbante peng Andinin. Ishte e fortë Evropa. Mund ta mbante peng edhe Republikën. Dhe pastaj më ishte kujtuar Migjeni, në të vërtetë ajo vjersha e tij që fliste mbi një grusht të fortë për ta goditur malin. Mirëpo, nuk mund ta largoja dot përfytyrimin mbi bisedën me *honxho-bonxhon e demokracisë.* Kisha jetuar vallë unë në iluzion apo ai kishte bërë një sakrilegj, cila ishte e vërteta? Një funksionar i LDK, një profesor që tani ishte bërë politikan, në një rast kishte deklaruar se nuk kishim probleme, se problemet nuk kishin qenë të njëmendta, reale. Me këtë mendim kisha rënë në gjumë, por isha përpëlitur tërë kohën; isha zgjuar në befasi, duke kërcyer nga shtrati dhe i kisha mbyllur veshët me shuplakat e dorës. Megjithatë, e kisha dëgjuar zërin e thekshëm të Andinit: "O, baaaabiiiiiiiiii !". Kisha provuar të heshtja, por e kisha dëgjuar përsëri. "Po, biri im, -kisha provuar t'i përgjigjem me vete, - nuk do të ketë probleme, por do të duhej që Kosova të qëndronte mbi këmbët e veta". Pastaj, me shpirtin e copëtuar nga dënesjet e thekshme të Andinit, natën që i shëtisnim fushat e Celinës, më ishte kujtuar ajo poetja që kishte deklaruar se "nuk kishte perëndi, kishte vetëm njerëz, njerëz, njerëz." Mirëpo po të mos kishte perëndi, me çka vallë do ta matnin veten e tyre njerëzit ? -e kisha pyetur unë, por kisha mbetur pa përgjigje…

*Krushë e Madhe, Dhjetor 1991*

**Në vend të rezymesë:**

## SHQIPTARËT NË KONTEKST TË INTERESAVE AKTUALE STRATEGJIKE

*(Punim i lexuar në Simpoziumin shkencor "Shqiptarët e Maqedonisë" i menduar si rezyme për artikullin "Republika dhe lufta në kontekst të Europës", Shkup, 22 Dhjetor 1991)*

Punimi im i gjatë (60 faqe) që i dorëzohet organizuesit të këtij simpoziumi shkencor e mban titullin "Republika dhe lufta në kontekst të Evropës". Ky i është dorëzuar për botim redaksisë së "Zërit" në Prishtinë, dhe ajo, hë për hë, nëse më vonë nuk do ta ndryshojë qëndrimin, është zotuar se do ta fillojë botimin e tij në vazhdime. Mirëpo përpara se të fillojë botimi i tij, me kërkesën time e kishte lexuar një grup shokësh, të cilët pastaj kishin dashur ta kritikonin, por nuk u ishte dukur e mundshme. Më në fund e kishin cilësuar si një tekst të dyshimtë dhe kishin kërkuar nga unë që t'u thoshja se ç'kisha menduar në të vërtetë? Në ndërkohë, pikërisht në ditën që duhej të vija këtu, disa aktivistë të Republikës kërkuan prej meje që të shkoja në fshatin Demjan të KK të Gjakovës, që gjendet në afërsi të kufirit me Shqipërinë, dhe të flisja në ceremonialin e varrimit të një ushtari të rënë në luftë në njërën nga fushëbetejat atuale në Jugosllavi. Edhe ata kërkonin që t'u thoja se ç'mendoja.

Punimi im "Republika dhe lufta..." qëllimisht nuk e përmbante rezymenë dhe qëllimisht ishin shtruar në të tema kontraverze. Në vend të përfundimeve shkencore isha shërbyer me përpunimin e ca dromcave aktuale të jetës sime të cilat mund të konsideroheshin si përfundime alegorike të punimit. Këtë e kisha bërë për shkak se tani një kohë të gjatë jetoja në mesin e fshatarëve (afro 7 vjet) dhe e hetoja se të gjithë së bashku kishim filluar të mërziteshim me një paralelizëm të jetës shpirtërore dhe politike, tjetër atje e tjetër këtu, ndër intelektualët. Kisha menduar se do të duhej t'i japim fund pritjes, por akoma nuk e kishim gjetur një rrugë adekuate për ta shkurtuar pritjen, por edhe për të arritur në cak. Meqenëse në punimet shkencore nga sfera e politikës reçetat e gatshme mund të jenë edhe bileta-udhëtimi për në katastrofë, e kisha konsideruar punë të mençur t'i heshtja. Mirëpo, meqë për njeriun që e pretendon marrjen me politikë, mungesa e tyre mund të ishte njësoj edhe *card-blanche* për vendnumërim, mendova se do të duhej thënë porosia aktuale e punimit që mund të operacionilazohej si politikë. Prandaj u thashë se ushtari ishte vrarë në luftë për të mbrojtur idenë mbi nevojën e ruajtjes së integritetit territorial të Jugosllavisë, për Republikën e Kosovës të barabartë në ndonjë Jugosllavi eventuale, që do t'i përfshinte edhe dy republikat perëndimore (Slloveninë dhe Kroacinë); për pavarësinë e Shqipërisë dhe për paqen në Ballkan. Nuk isha shërbyer me klishenë e formuluar si "vrasje nga forcat serbo-çetnike" ose me ndonjë formulë tjetër të ngjashme, por nuk e përjashtoja asnjë. Kisha shtuar se e ardhmja mund të ndërtohej mbi kontinuitetin e asaj që është progresive e jo mbi bestialiteitin e krimit sepse krimi, përderisa e pjell vdekjen, nuk e pjell dot lindjen. Me këtë nuk i kisha ftuar të vdisnin por kishte mbetur mundësia e hapur për të luftuar kundër vdekjes si krim dhe kundër krimit si bestialitet. Kisha shtuar se populli shqiptar kishte qenë thellësisht i vetëdijshëm për pozitën e vet historike dhe për veten në mesin e të tjerëve. Me këtë kisha menduar se historikisht, që nga vetëdijësimi politik nacional, për shkak të pozitës gjeopolitike - në dyert e Otrantit, ishin ndodhur midis synimeve strategjike të dy grupacioneve të popujve: sllavëve, që e synonin Persinë si treg dhe Adriatikun si rrugë, dhe Italo-gjermanëve, që dikur e synonin të njëjtën gjë dhe të njëjtën rrugë. Ndonëse në ndërkohë kishin ngjarë ndryshime të mëdha që do të shihen më vonë, aktualisht akoma ishin të fuqishme botëkuptimet gjeopolitike mbi maksimalizimin e fuqisë së shteteve. Shqiptarët, në kohën moderne, në thelb kishin mbetur të ndarë për shkak të konfrontimit të interesave strategjike të këtyre dy grupacioneve të mëdha të popujve dhe perspektiva e bashkimit të tyre qëndronte tek zëvendësimi gradual i botëkuptimeve të tilla gjeopolitike me botëkuptimet mbi maksimalizimin e fuqisë në mbështetje të përsosjes së resurseve të brendshme dhe të avancimeve teknologjike që do t'i zhvlerësonin botëkuptimet gjeopolitike mbi kontrollin e urryer të territoreve të huaja dhe të pikave strategjike.

Në përputhje me këtë kisha menduar se tani ishte i mundur zhvillimi i një teorie unike, i një filozofie politike, e cila do t'i përfshinte edhe rrugët për sendërtimin e interesave strategjike të popullit shqiptar, të cilat do të buronin nga vetë qenia dhe pozita e tij në kohën e dhënë. Dikur, por edhe sot, konsenzusin rreth këtyre çështjeve e vështirësonte reflektimi i interesave

të jashtme që artikulohej në mënyra të ndryshme, duke filluar nga paragjykimet e ndryshme e gjer te pamundësia që ato të diskutohen me arsye e jo me emocione. Pastaj ato gati gjithmonë ishin anticipuar duke filluar nga vetja.

Përcaktimi im për Republikën e barabartë sovrane të Kosovës; për statusin e bartësit të shtetësisë së sankcionuar me kushtetutë në Republikën e Maqedonisë, dhe për garancionet evropiane të të drejtave të shqiptarëve në Republikën e Malit të Zi, pastaj për vënien e Republikës së Kosovës në funksion të bashkimit të kombit, paralelisht me zhvillimin e proceseve integrative në Evropë, mund të vihej në suaza të botëkuptimeve legaliste dhe të rrugëve të matura. E kisha besuar se kishte qenë edhe në interesin gjithëshqiptar angazhimi për ruajtjen e integritetit territorial të Jugosllavisë, pikërisht për shkak se mundësitë për instrumentalizimin e popujve të Ballkanit në funksion të interesave të jashtme kishin qenë dhe akoma janë bukur të mëdha. Akceptimi i kërkesave të sipërpërmendura, sidomos i Republikës së Kosovës, do ta mundësonte ndërtimin e raporteve të reja, të zhveshura, qoftë nga megallomania, qoftë nga pasiguria kolektive shpirtërore, sepse do të mbështeteshin tek vetja dhe jo tek të tjerët. Duke filluar nga këto bindje, kisha konsideruar se ushtari e kishte dhënë jetën e tij duke besuar në të njerëzishmen, e jo në atë që ishte bestiale. Ndërkaq, për sa i përkiste popullit shqiptar,  ai gjatë historisë së vet të mundimshme nuk ishte pajtuar kurrë ndonjëherë me kurrfarë forme të tiranisë -as me hegjemoninë dhe as me fashizmin. Republika e Kosovës, por edhe shqiptarët në përgjithësi, as nuk mundnin dhe as që dëshironin t'i injoronin vlerat e gjakut të derdhur të bijëve të vet. Ajo do t'i nderonte dhe do t'u bënte homazhe kufomave të tyre në nivelin e dinjitetit që i takonte si Republikë. Pastaj, më në fund, kisha kërkuar që jeta e tij e njomë dhe e të tjerëve si ai, të konsiderohej si njëri nga gurthemelet e asaj të ndritshmes që ishte në lindje e sipër dhe që duhej të ndërtohej.

Zonja dhe zotërinj të nderuar, pjesëmarrës të simpoziumit!

Në punimin tim "Republika dhe lufta..." rezymenë e të cilit u përpoqa ta sintentizoj para jush, kisha konstatuar në mënyrë taksative:

1. se lufta, si e tillë, nuk është perspektivë e Evropës dhe se luftërat nuk zhvillohen për interesa ideologjike por për interesa vitale të zhvillimit. Për këtë shkak, ndonëse institucionet e demokracisë parlamentare do të duhej të ishin pengesë reale, ato nuk i përjashtojnë mundësitë e shpërthimit të luftërave lokale edhe pse mund t'i zvogëlojnë shanset e shndërrimit të tyre në luftë globale. Lufta nuk është perspektivë as për popullin shqiptar, por mundësitë për evitimin e saj nuk janë absolute;

2. se popujt e vegjël, në qoftë se nuk janë pjesë të grupacioneve më të mëdha të popujve, nuk e kanë mundësinë e lozjes së ndonjë roli më autonom e më të pavarur të luftës (siç bëjnë aktualisht serbët, por edhe kroatët). Populli shqiptar nuk bën pjesë në asnjë grupacion të popujve, dhe për këtë shkak përcaktimet politike shqiptare nuk mund të ngarkohen me interesa të jashtme, por kjo nuk do të thotë se nuk mund të luftojnë as edhe për ato interesa që kanë karakter fundamental dhe që vlerësohen si progresive në kohën e dhënë;

3. se rrita e brendshme akoma mund të shkaktojë ekspanzionin e jashtëm. Konkretisht rasti i Gjermanisë mund të jetë ilustrativ. Megjithatë, tendenca që ndikimi ekonomik të përkthehet në kontroll politik, pavarësisht nga politika aktuale e ekipit Kohl-Gensher, realisht është në kundërshtim me tendencat aktuale të zëvendësimit të botëkuptimeve gjeopolitike me orientimet në rritën e brendshme. Kontrolli i urryer i territoreve të huaja nuk është edhe më tutje politikë e fuqive për maksimalizimin e fuqisë jo vetëm për shkak të sklerotizimit të institucioneve imperiale, por edhe për shkak të rritës së kostos për vazhdimin e një politike të tillë. Ndonëse avancimet shkencore dhe teknologjike nuk ishin objekt analize i këtij punimi (sepse tashmë janë shqyrtuar në punimin tim të lexuar në simpoziumin shkencor me temën

«Shqiptarët dhe Evropa dje, sot dhe nesër» të mbajtur në Prishtinë më 6-9 qershor 1991) lirisht mund të shtohet se edhe ky fakt flet në dobi të përfundimit të sipërpërmendur;

4. Për këtë shkak është tërësisht reale të theksohet se ato do të reflektohen doemos edhe në botëkuptimet politike të popujve të vegjël (kushtimisht), duke i hapur rrugë realizimit të interesave të lidhura me zhvillimin e tyre. Prandaj, Republika e Kosovës në njërën anë, pastaj statusi i përmendur i bartësit të shtetësisë së shqiptarëve të sanksionuar me kushtetutë në Maqedoni, si dhe të drejtat e shqiptarëve të garantuara në Republikën e Malit të Zi; paralelisht me zhvillimin e proceseve integrative në Evropë, do të duhej t'i krijonin kushtet e nevojshme për bashkimin e popullit shqiptar, veçse jo për inatin e të tjerëve, por për hir të vetevetes dhe të interesave të përbashkëta. Një gjë e tillë e presupozon harmonizimin e politikës së faktorëve të interesuar politikë dhe urojmë që kjo të shpejtohet.

Jufaleminderit!

*Shkup, 22 dhjetor, 1991*

## ÇËSHTJA SHQIPTARE - FAKTORI KOMBËTAR E NDËRKOMBËTAR

*(Me 5 nëntor 1992 në Prishtinë, organizuar nga Forumi i Intelektualëve Shqiptarë, u mbajt një tryezë e rrumbullakët kushtuar çështjes shqiptare në raport me faktorin e brendshëm dhe atë të jashtëm. Autori i këtij shkrimi mbajti njërën nga fjalët hyrëse.)*

### Politikën e drejtojnë interesat dhe jo emocionet

Me gjithë deferencat me një pjesë të intelegjencisë politike në Kosovë dhe përkundër konsekuencave që për shkak të tyre akoma po i bart, oferta që të paraqisja njërën nga fjalët hyrëse në këtë tryezë të rrumbullakët më gëzoi, jo vetëm sepse nuk u humb respekti, por edhe sepse rëndësia e çështjes dhe serioziteti i çastit e hodhi në rend dite me gjithë ashpërsinë e vet luftën me argumente, nevojën për kristalizimin e mëtejmë të gjërave dhe jo mjegullimin e tyre, dhe sidomos jo argumentimin me luftë.

Ndërkaq luftën me argumente mbi çështjen për të cilën bëhet fjalë, çështjen shqiptare në raport me faktorin kombëtar dhe me ambientin ndërkombëtar - e vështirësuan emocionet. Megjithatë doemos duhej të vinte momenti kur gjërat duhej shikuar me arsye, kur duhej të mbisundonte rezonimi logjik dhe kur në ftohjen e plotë të emocioneve duhej gjetur rrugëdalja. Politikën e komandojnë interesat dhe jo emocionet. Atë e udhëheq arsyeja dhe jo instikti dhe politika e vërtetë është një kalkulim matematikor i pikave tangjente të rrymave të ujit me akullin mbi të. Për momentin e tanishëm dhe për nevojat tona, politika është raport midis revolucionit dhe institucionit - sepse gjërat, ashtu siç janë të institucionalizuara, si përmbajtje të *status-quo-së* politike në të gjitha dimensionet e veta, nuk mund të qëndrojnë edhe më tutje.

Gjetja e rrugëdaljes, nga ana tjetër, e presupozon elementin e prognozimit. Henri Kisinxheri, ish-sekretar i shtetit të SHBA dhe njëri nga autoritetet më të mëdha në rrafshin e teorive mbi politikën e jashtme në Amerikë, do të thoshte se *prognozimi është «aspekti më i vështirë, vërtet më tragjik i politikës së jashtme të shtetit»*. Për ta ilustruar tragjizmin e çështjes ai merr një shembull morbid, se sikur të ishte prognozuar p.sh., më 1936 për Hitlerin si për një maniak dhe jo si për një nacionalist, në vitet 1941-45 do të kishin shpëtuar 100 milion koka njerëzish. Me këtë ai do të thotë se elementi i prognozimit në politikën e jashtme lidhet me fatin e njerëzve. *«Kur hapësira për veprim është e madhe, njohuria për ta mbështetur aksionin përkatës është e vogël ose e dyshimtë. Ndërsa kur njohuritë rriten, aftësia për të influencuar ngjarjet zakonisht është minimale»*- konstaton ai me pesimizmin e tij

karakteristik viteve të fundit të karrierës së tij politike. Megjithatë, Kisinxheri vëren me saktësi të plotë se «elementi i prognozimit dhe i nevojës së përshtatjes së aksionit ndaj ndonjë vlerësimi i cili në atë moment nuk mund të argumentohet si i vërtetë - nuk është kurrë më krucial e më me rëndësi kyçe se sa në periodën revolucionare. Atëbotë duket e qartë se rendi i vjetër është duke u dezintegruar përderisa forma e zëvendësimit të tij është tmerrësisht e pasigurt. Për këtë shkak çdo gjë varet nga një koncipim i së ardhmes. Mirëpo struktura të ndryshme të brendshme me lehtësi të madhe mund të prodhojnë vlerësime të ndryshme mbi rëndësinë e trendeve ekzistuese, dhe ajo që është më e rëndësishme - ato prodhojnë edhe kritere të kundërta e konfliktuoze për zgjidhjen e diferencave. Kjo është dilema e kohës sonë»- përfundon Kisinxheri. Ne do të shtonim se dilema nuk mund të ketë në përcaktimet tona kapitale - për demokraci, për zgjidhjen e çështjes shqiptare, për problemin shqiptar dhe për format demokratike të luftës.

Çdo analizë, nga çfarëdo aspekti, në instancën e fundit, nuk mund të mos e reduktojë çështjen shqiptare në nevojën për bashkimin e trojeve shqiptare në një shtet të vetëm shqiptar. Dhe çdo analizë, nga çfarëdo aspekti, në instancën e fundit, nuk mund të mos e reduktojë problemin shqiptar në nevojën për barazimin e shqiptarëve me popujt tjerë në çdo aspekt, por mbi të gjitha në aspektin e zhvillimit. Nevoja e tillë mund të jetë artikuluar në Republikë brenda-jugosllave, si Republikë e pavarur dhe sovrane, apo si Shqipëri e barabartë me popujt tjerë të Evropës së Bashkuar. Në rrafshin teorik, megjithatë, dilema mund të kishte rreth prioritetit të çështjeve: problemi apo çështja shqiptare; Republika apo bashkimi i trojeve shqiptare në një shtet shqiptar! Cila do të duhej të ishte e para? Mirëpo, dilema nuk pati jo vetëm se çështjet ishin delikate dhe nuk mund të diskutoheshin hapur, bile as në shtetin shqiptar, por pse mendimi politik shqiptar ishte vazhdimisht i influencuar, qoftë me trendet aktuale të mendimit letraro-romantik, qoftë me influencimin e drejtpërdrejtë të interesave jashtë-shqiptare. Ajo që me siguri mund të konstatohet rreth mendimit politik shqiptar gjatë një periode më të gjatë, ishte interpretimi në shumicën e rasteve i njëanshëm i kontekstit ndërkombëtar, sidomos për shkak të ngarkesave ideologjike dhe të mangësive në njohuritë mbi proceset reale ndërkombëtare politike. Historiografia enveriste në Shqipëri dispononte instrumente dhe njohuri të duhura mbi këto procese por ishte e shtrënguar ideologjikisht. Fitohej përshtypja se mendimi politik shqiptar i kësaj periode zgjidhjen e çështjes shqiptare ia kishte nënshtruar interesave të revolucionit permanent klasor në përmasa botërore.

Mirëpo atë që mendimi teorik politik për shkaqe të ndryshme, kryesisht objektive, nuk kishte mundur ta shtronte me kohë e në mënyrën e duhur e bëri vetë jeta në mënyrë dramatike, fare origjinale, dhe me seriozitet të plotë. Në fillim çështjen e shtroi si kërkesë për statusin e Republikës së Kosovës brenda ish-Jugosllavisë, duke menduar se Republika e tillë në raportet Jugosllavo-Shqiptare do të duhej ta lozte rolin e faktorit të sigurisë dhe jo të urës kaluese midis këtyre dy vendeve. Më vonë (me 1991), gjithnjë në përcjellje të trendeve aktuale politike gjithë-Jugosllave, kërkesa e tillë u artikulua si kërkesë për Republikën e Pavarur dhe Sovrane të Kosovës, që u sanksionua edhe me Kushtetutën e Kaçanikut dhe u aprovua unanimisht me referendumin gjithëpopullor. Pavarësisht nga konotacionet «e pavarur» dhe «sovrane», të dy kërkesat, edhe ajo e vitit 1981 e më heret, por edhe kjo e vitit 1991, esencialisht e artikulonin kërkesën për barazimin e shqiptarëve brenda raporteve gjithëjugosllave. Nëse do të ishte e mundur zgjidhja definitive e çështjes shqiptare atëherë supozohej me bazë se kjo çështje mund të zbërthehej vetëm në harmoni me trendet aktuale dhe afatgjata të politikës globale së cilës i prinin amerikanët. Në fillim, pjesa më e madhe e forcave të brendshme politike faktorin e jashtëm e konsideronin si unik dhe të pakundërthënie. Andaj ishte e natyrshme që në euforinë e krijuar nacionale brenda tyre filloi lufta për pushtet dhe më pak për shtet (d.m.th. për republikë). Fatkeqësisht, në këtë luftë të tyre jo të hapur për pushtet asnjëra nga palët nuk ishte e liruar nga recidivat e përvojës historike dhe asnjëra nga ato nuk i koncipoi drejtë as proceset integrative të Evropës dhe as

rolin e aktorëve të veçantë të këtyre proceseve. Bashkimi i Gjermanisë, p.sh., u përjetua si fitore e gjermanizimit të mundshëm të Evropës e jo si evropeizim i Gjermanisë; politika globale amerikane u përjetua si antisllavizëm i theksuar kurse rënia e Bashkimit Sovjetik gati u barazua me eleminim total të faktorit sllav nga skena politike e Evropës dhe e botës. Të gjitha këto u manifestuan në lëvizjet e brendshme të lëvizjes kombëtare përgjithësisht si mbështetje e tepruar, gati ekskluzive, në faktorin e jashtëm, me të gjitha konsekuencat e mundshme që i bart në vete një dukuri e tillë: prej ekskluzivitetit të mendimit, njëlloj topitjeje të elanit të lëvizjes, e gjer te urrejtja latente dhe potenciale e bartësve të ndryshëm të mendimeve të kundërta.

Ndërkaq problemi qëndronte gjetiu. Që nga luftërat prusiano-franceze të vitit 1871 dhe që nga formimi i shtetit gjerman, skenën politike të Evropës vazhdimisht e cilësonte grupimi bipolar i fuqive i cili reflektohej fuqimisht në faktorin politik shqiptar. Grupimi i tillë bipolar i fuqive u shpreh edhe në Kongresin e Berlinit por edhe brenda Lidhjes së Prizrenit; pastaj u artikulua në formë të boshtit tri-partitësh dhe të aleancës. Më pastaj, në forma të lidhjes së fuqive të boshtit dhe të Ententës dhe më në fund si Pakt i NATO-s dhe i Traktatit të Varshavës. Gjatë Luftës së I-rë Botërore, grupimi i përmendur i forcave në faktorin politik shqiptar u reflektua si vështirësi në formimin e qeverisë dhe në konsulidimin e shtetit shqiptar. Sindromi esadist dhe kompleksi i Prishtinës ishin nus-produkte të presionit të jashtëm por edhe i vlimeve përbrenda faktorit politik shqiptar. Shqiptarët, me fjalë të tjera, për shkak të pozitës së tyre gjeopolitike -në dyert e Otrantit, vazhdimisht ndodheshin nën presionin e synimeve strategjike të dy grupacioneve të popujve: sllavëve dhe të italo-gjermanëve që e synonin Persinë (Iranin) si treg dhe Adriatikun si rrugë.

Shqyrtuar nga një aspekt global (i përgjithshëm), interesat politike shqiptare esencialisht e impononin nevojën për tejkalimin e ndasive politike të shkatuara si nga presioni i jashtëm ashtu edhe nga interesat e veçanta të shtresave të ndryshme të popullsisë, por kjo gjë nuk ishte as e lehtë dhe as e shpejtë. Dukej se proceset integrative të Evropës më në fund e mundësonin një gjë të tillë.

**Të udhëhiqemi me atë që është progresive**

Në përfundim të kësaj fjale dhe në kontekst të përfundimeve të propozuara, nuk mund të mos e ngris zërin kundër disa tendencave të devijimit të praktikës politike në ambientin gjithështqiptar, për të cilat qëllimisht nuk fola në mënyrë të konkretizar por që fare mirë do të mund të konkretizoheshin brenda suazave të shtruara teorike. Në luftën tonë për Republikën e Kosovës, për unitetin kombëtar dhe për transformimet demokratike të shoqërisë, ne jemi zotuar se asnjëra nga këto, sado që mund të përjetohen në mënyrë traumatike, sado që mund të nxisin emocione kaherë të fjetura; sado që jemi të rinj dhe të papërvojë në këto procese, ne jemi zotuar se gjithmonë do të ecim dhe do të shikojmë përpara, se do të udhëhiqemi me atë që është progresive në shoqëri dhe se nuk do të biem në grackën e revanshizmit politik, jo vetëm se kjo gjë nuk të çon askund, por edhe sepse një dukuri e tillë është reaksionare për të gjitha shoqëritë dhe në të gjitha kohërat. Andaj e ngris fuqimisht zërin kundër praktikës së denigrimit dhe të ostracizimit të intelektualëve të mirëfilltë si në Shqipëri ashtu edhe këtu. Mendoj se është e pavend dhe e pahijshme burgosja e Ramiz Alisë, se është koha tashmë që të marrë fund odisejada nëpër katakombet e burgjeve e një gruaje plakë si Nexhmije Hoxha, dhe të liderëve të ish-sistemit komunist. Përse Shqipëria do të pretendojë që të jetë e veçantë edhe në sistemin demokratik si dikur në sistemin komunist? Përse do të duhej ta nënçmonim demokracinë me një praktikë të tillë devijante? Demokracia ka lëshuar rrënjë të thella dhe tani është e fuqishme. Nuk mund të bëhet fjalë për rrezikun nga kthimi i komunizmit por as që mund të pajtohemi me format kaherë të mundura ekstreme të saj. Në thelbin e çdo lloj demokracie ndodhet debati dhe dialogu. Këtë e vërtetojnë 2.500 vjet të historisë së saj. Andaj

debati dhe jo burgu, ostracizmi e denigrimi do ta revalorizojë të kaluarën dhe do ta begatojë demokracinë. Uroj që të begatohemi edhe në këtë drejtim edhe me ata që ngulin këmbë në aprovimin e të drejtave të njeriut dhe qytetare duke i mohuar ato kolektive dhe nacionale, për derisa e dijnë edhe vetë se është fjala për kushtëzimin reciprok dhe dialektik të të dy kategorive; fjala është që të heshtin armët dhe të ndërpritet tallja me popuj.

*Krushë e Madhe, 4 nëntor 1992*

## INDIVIDI DHE PROCESI POLITIK

*(Ligjëratë e mbajtur para studentëve të vitit të IV të degëve: Histori dhe Filozofi-sociologji, të Fakultetit Filozofik në Prishtinë, e shkëputur nga një seri ligjëratash me titull: "Për çfarë sociologjie politike në Republikën e Kosovës jemi", më 17.IV.1992, në lokalet e shkollës fillore "Zenel Hajdini" në Prishtinë.)*

Kolege dhe kolegë të nderuar!

Para afro njëmbëdhjetë vjetëve (ky gjysmë viti që ka mbetur nuk do të mjaftonte për një stabilizim elementar edhe sikur të ishin rrethanat jetësore normale), pra, para gati njëmbëdhjetë vjetëve, në po këtë fakultet, në po këtë degë dhe po në vitin e IV, pikërisht më 21 nëntor të vitit 1981 isha i detyruar ta ndërprisja serinë e ligjëratave me titull "Raporti midis interesit klasor dhe atij kombëtar" që e zhvilloja para moshatarëve tuaj, por jo edhe në lokalet e njëjta. Qëllimi kishte qenë që kolegët tuaj të asaj kohe të njiheshin me natyrën dhe me karakterin e interesave të njërës dhe dhe të kategorisë tjetër, d.m.th. të klasës dhe të kombit, si dhe me mënyrën e artikulimit dhe të realizimit të tyre. Kisha qenë i pakënaqur me njohuritë intelektuale që sundonin në Kosovë për kategorinë e fundit (kombi) dhe në interpretimin e shtangur, dogmatik dhe të shtrembëruar të kategorisë së parë (klasës). Atëbotë, në gjysmën e dytë të viteve shtatëdhjetë, në Fakultetin Juridik, Drejtimi Juridik Ndërkombëtar, e ligjëroja shkencën mbi Marrëdhëniet Ndërkombëtare Politike (viti III) dhe Politikën e Jashtme të Jugosllavisë (Viti IV). Të njëjtën gjë e bëja edhe në qendrën e atëhershme krahinore për arsimin marksist "Eduard Kardel" në Prishtinë. Ndërkaq, si Sekretar i Sekretariatit për Marrëdhënie me Botën e Jashtme, me përkushtim të plotë iu kisha rrekur punës për vënien e themeleve të shtetësisë së Kosovës. Gjatë kësaj pune, por edhe si anëtar i forumeve të ndryshme të këtij lëmi në të gjitha nivelet (krahinor, republikan, federativ) kisha hasur në vështirësi të ndryshme dhe kisha vëne re mangësi të theksuara, jo vetëm në zbatimin praktik të interesave të sipërpërmendura të klasës dhe të kombit, por edhe në artikulimin dhe në shpjegimin teorik, veçanërisht të interesave të kategorisë së fundit. E dija se këto mangësi nuk ishin vetëm refleksion i situatës së brendshme por edhe i ndërlidhjes me rrethana të jashtme. I specializuar për Marrëdhëniet Ndërkombëtare Politike e Ekonomike, kisha vendosur të hulumtoja reflektimin e interesave të fuqive të mëdha në një pikë neuralgjike siç ishte Ballkani, dhe doja të mbroja disertacionin e doktoranturës pikërisht rreth mundësive reale të shqiptarëve për të lozur ndonjë rol më aktiv politik, si brenda ashtu edhe jashtë Jugosllavisë, në dobi të interesave të tyre kombëtare. Për këtë shkak, në atë kohë, së bashku me dy tre kolegë të tjerë, kisha qenë iniciator i organizimit të bisedave tematike në baza interdisiplinare shkencore me të cilat synohej si shquarja e talenteve të reja në fusha të ndryshme të shkencës ashtu dhe avansimi i një mendimi të ri politik që do t'i çante rrugët për zhvillimin e shpejtuar të Kosovës. Besoja sinqerisht se ngecja në zhvillim kishte qenë njëri nga shkaktarët kryesorë të ngecjes në të gjitha drejtimet dhe pasi që kisha pasur rastin ta njihja konkretisht një pjesë të mirë të botës së cilivizuar duke e përcjellur njëkohësisht literaturën politike në 4 gjuhë (dy prej të cilave botërore) që nga mosha njëzet-vjeçare vazhdimisht kam qenë i tmerruar me

shkallën e ulët të zhvillimit tonë dhe sidomos me tempon tejet të ngadalëshme të kapërcimit të kësaj gjendjeje. Meqenëse zhvillimi është njëri nga interesat vitale me rëndësi kapitale për çdo komb, ishte e natyrshme që të gjitha këto, dhe veçanërisht seria e ligjëratave me titull "Raporti midis interesave të klasës dhe të kombit" të kishte zgjuar interesimin jo vetëm të studentëve por edhe të politikës në të gjitha nivelet. Ishte ajo një kohë kur tema të tilla të vogla shkaktonin telashe të mëdha, ashtu siç, në realitet, edhe më shkaktuan. Policisë i ishte dashur që në planin praktik ta përcillte aktivitetin tim në tri drejtime: a) në drejtim të aftësimit politiko-shtetëror të Kosovës. Politika e jashtme është njëra ndër tri shtyllat e shtetësisë së çdo shteti (dy të tjerat janë Armata dhe Judikatura) dhe pavarësisht nga fakti që aftësimin organizativ dhe aktivitetet e tilla ne i shihnim në kuadër të marrëdhënieve me botën e jashtme, ishte fare pak e besueshme se ato nuk do të çonin në një politikë të jashtme autoktone, që ishte njëri ndër themelet më të rëndësishme të shtetësisë së shtetit. Kosova nuk definohej si shtet por vetëm si autonomi me ingjerenca federale (element konstituiv i federatës) mirëpo ne këto "ingjerenca federale" dëshironim t'i shihnim gjithëkund, po sidomos në politikën e jashtme. Po qe se politika e jashtme ishte unike për tërë vendin dhe kishte parime të njëjta për të gjithë, sikurse thuhej, nuk kishte ndonjë arsye që midis asaj (Kosovës) dhe federatës të ekzistonte ndonjë ndërmjetësues. Në nivelet më të larta politike, në mënyrë të heshtur pranohej se nuk ishte bash ashtu: se kishte diferenca në interesimin e republikave të caktuara për të zhvilluar raporte dhe marrëdhënie të caktuara me shtete të ndryshme ose me regjione të caktuara të botës, por edhe ne nuk e mohonim një gjë të tillë. Edhe ne kishim interesa të caktuara me vende dhe regjione të ndryshme. Ashtu si do të vendosej për të gjithë duhej të vendosej edhe për ne. Këto teza, natyrisht, përkundrejt rezistencës së caktuar të disa qarqeve politike të Serbisë, gati u pranuan në tërësi dhe u sankcionuan me Kushtetutën e vitit 1974; b) sankcionimi i tyre do të thoshte barazim me republikat në Jugosllavi dhe ky barazim nga kjo fushë gati u arrit (përveç në dhënien e shtetësisë qytetarëve të Kosovës të mërguar në botën e jashtme, gjë për të cilën strukturat politike të Krahinës së atëhershme luftonin me strukturat e Serbisë). Një gjë e tillë e presupozonte luftën për aftësimin organizativ të Kosovës në këtë drejtim dhe gjatë kësaj periode kjo gjë pothuajse u realizua në tërësi; c) në drejtim të hapjes politike të Kosovës me Botën, veçanërisht me Shqipërinë e atëhershme enveriste, e cila qëndronte në raporte të prishura ideologjike me titizmin jugosllav. Duke menduar mbi tezën e përmbajtur në shkrimet e sotme të shtypit në gjuhën shqipe lidhur me atë se titizmi jugosllav dhe enverizmi i Shqipërisë ndodheshin në marrëveshje të fshehur përkitazi me Kosovën, mund të konstatohet se kjo ishte arësye kyçe e raporteve të prishura politike midis tyre. Megjithatë, kjo çështje ndihej si e pazgjidhur, por nuk kishte forcë për inicimin e zgjidhjes së saj konkrete.

Policia gjithashtu e kishte përcjellë aktivitetin tim edhe në dy drejtime tjera teoriko-shkencore: d) e kishte bërë analizën e shkrimeve të mia të kësaj kohe të botuar në «Rilindja», «Medjunarodna Politika», «Përparimi», «Zëri i Rinisë» dhe në botimet e veçanta shkencore; si dhe punën time në Universitetin e Kosovës në Prishtinë dhe në atë të Harvardit në Amerikë, ku gjatë vitit shkollor 1977/78 kisha qëndruar për specializimin e theksuar më herët. Në kuadër të temës, natyrisht se isha interesuar për statusin e mundshëm të Kosovës në të ardhmen, dhe për këtë qëllim nuk kisha përtuar të zhvilloja biseda jo-formale me zyrtarë të administratës amerikane, me ekspertë dhe me teorikë të ndryshëm të atjehit. Me disa prej tyre, që ishin të moshës së afërt, si me Steven Larabee dhe Jeramy Israel, që të dy në dijeni të plotë mbi problemet në Ballkan, ishim zënë edhe miq të profesionit. Na ndanin kahjet e mundshme për zgjidhjen e problemit të Kosovës dhe të çështjes shqiptare. Amerikanët nuk e kuptonin dot se çështja shqiptare vështirë mund të konsiderohej si e zgjidhur në kuadër të interesave sllave.

Në artikullin "Gishti i trashë i Vëllait të Madh" dhe në tekstin e diskutimit tim në Fakultetin Filozofik të botuar në "Alternativa"-5, 1990, kam treguar mbi esencën e akuzave të policisë dhe të dënimit tim si dënim ilegal i një aktiviteti legal të një individi, por në të vërtetë, hetimet

tetë-muajshe në polici, që u zhilluan rreth 5 drejtimeve të përmendura, nuk ishin gjë tjetër veçse një dialog i mundimshëm, herë-herë me dorëza, dhe në shumicën e rasteve pa to, rreth argumenteve, nivelit intelektual-teorik dhe synimeve politike të Kosovës në tërësi. Kisha qenë plotësisht i vetëdijshëm se nuk e kisha bërë asnjë vepër penale, as sipas ligjeve të atëhershme, dhe në funksion të njërit nga kreatorët me rëndësi të politikës në nivele të ndryshme, nuk e kisha pritur burgosjen time. Për veprën politike prisja dënim politik dhe jo penal. Për këtë shkak, pavarësisht nga çmimi që duhej të paguaja për vepër të pabërë penale, kisha vendosur t'i mbroja gjer në fund qëndrimet e mia. Dhe i mbrojta. Konsekuencat e këtij vendimi po i bart akoma edhe sot, pas njëmbëdhjetë viteve, por nuk u pendova ndonjëherë dhe nuk e kam ndërmend të pendohem asnjëherë. "Dorëzat" u hoqën qëmoti; dialogu mbi Republikën përfundoi me aprovimin në Kaçanik të Kushtetutës së Republikës në Shtator të vitit 1991, por "dialogu" akoma nuk ka përfunduar as për sa i përket konstituimit të saj të plotë; as për sa i përket jetësimit të saj dhe as për sa i përket përmbajtjes së saj të ardhshme (demokratike).

Sociologjia Politike ka karakter pragmatik në dobi të shoqërisë. Meqenëse është ashtu, dhe meqenëse më tepër se çdo shkencë tjetër e hulumton lëndën e vet nga rrjedhat e padukshme të ujit nën akullin politik, pastaj meqenëse duke e ligjëruar këtë lëndë u burgosa në vitin 1981 për ta ndërprerë kështu serinë e ligjëratave me titull: "Raporti midis interesit të klasës dhe të kombit", dhe meqenëse në ndërkohë ngjau shumëçka, u trazuan shumë ujëra, u shua shumëçka e vjetër dhe u lind shumëçka e re, atëherë është e udhës të vazhdojmë aty ku mbetëm para njëmbëdhjetë vitesh. Dhe, si atëherë, ashtu edhe sot do t'a hulumtojmë lëndën e Sociologjisë Politike. Së bashku do t'i shqyrtojmë ato çështje dhe ato tema që do t'i konsiderojmë të dobishme për Republikën e Kosovës. Natyrisht që do të mbështetemi në rezultatet e arritura të shkencës; do ta vëmë re kontekstin e ndryshuar politik të kohës, por as e para dhe as e dyta nuk do të na obligojnë që ta injorojmë realitetin e dhënë dhe nevojat aktuale që i shtron koha. Dhe si atëherë, ashtu edhe sot, nuk do të kemi konsiderata ndaj konsekuencave të mundshme nëse do të paraqiten si të tilla, sepse do të udhëhiqemi me mendimin se për atë nga e cila do të ketë dobi një shoqëri e tërë vlen të rrezikohet konformiteti individual. Është rrezikuar konformiteti i një shoqërie të tërë dhe do të ishte absurde të pretendonim se nuk është ashtu, se nuk po ngjet asgjë. Është duke ngjarë shumëçka dhe pa një logjikë të këtillë nuk mund të ketë kurrfarë avancimi të proceseve politike shoqërore. Po qe se individi arrin të identifikohet me idenë që tërheq përpara, me proceset që lëvizin gjithnjë, në kohën që mishërohet me të, me atë që mezi duket dhe që fshihet prapa perdes së kohës në jetën e përditshme, atëherë normat standarde me të cilat njerëzit jetojnë e humbin vlerën e tyre. Në vend të tyre krijohen norma të reja që i kapërcejnë kufijtë e zakonshëm të kohës dhe standardet e instaluara të historisë. Individi mund t'a ndjejë çastin kur ka ngjarë një gjë e tillë, atë zero-çastin e ngjarjes. Gjatë një procesi politik mund të ketë disa zero-çaste të këtilla. Ato mund të jenë të dhembshme, aq të dhembshme saqë çdo gjë tjetër e humb vlerën e vet të zakonshme, dhe vetë natyra e dhembjes mund të jetë fare e pakapshme nga mendja. Ndoshta në zero-çaste të këtilla vepron instinkti, ndoshta përvoja e akumuluar mentale dhe empirike apo ndoshta perceptimi subkoshient i ligjeve të natyrës dhe të shoqërisë. Për të tjerët kjo nuk është me rëndësi. Ata nuk e dijnë se ç'po ngjet dhe i shohin vetëm reaksionet e jashtme, të cilat doemos duhet t'i përgjigjen kërkesave të çastit dhe orientimit të kohës. Kështu koha, e cila perceptohet si ndërrim sukcesiv i çasteve, prej zero-çastit duket se është vetëm një vazhdimësi e njëtrajtshme e synimeve të përmbajtura në ngjarjet e mëparshme. Pastaj çdo gjë e merr formën e vet të zakonshme, sikur të mos kish pasur dhembje fare, ndonëse gjurma e zero-çastit doemos mbetet në ndonjë pikë të fizionomisë së individit, në ndonjë rrudhë të ballit apo në ndonjë qime të thinjur të flokëve. Lidhur me reaksionet e mëvonshme të këtij zero-çasti, Hegeli do të thoshte: "....se vetëm bota jonë fizike, dhe për aq më tepër, bota e qëllimeve dhe të interesave tona shpirtërore, mbështetet pikërisht mbi këtë kërkesë: që ajo e cila para së gjithash ekziston vetëm si

subjektive dhe e brendshme të realizohet në objektivitet, kështu që vetëm te kjo qenje plotësisht e përcaktuar të ndihemi të kënaqur". Mirëpo Hegeli është një idealist. Ka plotësisht të drejtë përsa i përket anës subjektive, ndjenjave individuale, të cilat shfaqen me avancimin dhe me kapërcimin e realitetit të dhënë, d.m.th., të një realiteti të caktuar. Vetëm se ai nuk ka të drejtë kur botën e qëllimeve dhe të interesave tona shpirtërore e lidh vetëm me subjektin dhe e nxjerr nga ideja absolute dhe kur realiteti objektiv atij i shërben vetëm si terren për realizimin e idesë. Filozofët u përpoqën tepër shumë të përcaktonin se cila ishte e para - ideja apo realiteti. Disa i barazuan që të dyja dhe i lidhën ndër vete, por diskutimi me këtë nuk përfundoi. Akoma edhe sot është duke vazhduar dhe pa dyshim se do të vazhdojë paralelisht me përparimin e shkencës dhe me akumulimin e rezultateve të saj. Mënyra e formimit të botës sonë të brendshme fizike dhe të botës sonë shpirtërore për ne është më me pak rëndësi. Atë e shpjeguan dhe e shpjegojnë të tjerët. Ne do të kënaqemi me konstatimin se bota e tillë formohet në kontakt të vazhdueshëm me realitetin e dhënë objektiv. Nuk do të mërzitemi nëse do të na cilësojnë si materialist, sikur që nuk do të mërziteshim po të na cilësonin edhe si idealist. Për ne është me rëndësi të konstatojmë se realiteti i dhënë objektiv i Kosovës së atëhershme jo vetëm se ishte i mangët, por kurrsesi nuk arrinte ta harmonizonte qëllimin me tempon e ecjes; dëshirën me mundësitë; realitetin me ëndrrën. A ishte vallë viti 1981, (të cilin do t'a konsiderojmë si një zero-çast), bashkë me ngjarjet e atij viti vetëm rezultat i kësaj dis-harmonie midis ëndrrës dhe realitetit; i jazit që thellohej midis objektivave të zhvillimit dhe vetëzhvillimit, apo kishte edhe diç tjetër? A mundet që ngjarjet e atij viti të konsiderohen vërtetë si një zero-çast i historisë? A ishin ato ngjarje vetëm një hallkë e rëndomtë e vargut të proceseve historike apo një hallkë e parëndomtë? A ishte një ndodhi e veçuar nga bota apo një pjesë e botës? Dhe, më në fund, ajo që është jashtëzakonisht me rëndësi për ne, a thua Republika e Kosovës duhet të ngritet mbi parimin e kontinuitetit apo të ndërprerjes me të kaluarën? Çfarë është më e dobishme dhe më e mundshme për të ardhmen? Në ligjëratat nga Sociologjia Politike ne së bashku do t'i hulumtojmë përgjigjet në shumë pyetje të ngjashme, por hë për hë duhet akoma t'a thellojmë analizën e raportit midis individit dhe procesit politik. Në qoftë se akordohemi me botëkuptimin e Hegelit mbi subjektin si "diçka totale, dhe jo vetëm si diçka të brendshme...por edhe realizimin e asaj të brendshmes në të jashtmen dhe në të", atëherë është e natyrshme që akceptimi mental i mangësive të realitetit të shkaktojë shqetësim. Dhe shkalla e shqetësimit rritet paralelisht me kuptimin e shkaqeve të ngecjes; ajo është për aq më e madhe sa është i thellë kuptimi i mangësive të realitetit dhe ndodhet në raport të zhdrejtë me kapacitetet intelektuale të kapërcimit të shkaqeve të plota të këtyre mangësive. Ndoshta kjo ndjenjë e fuqishme e manifestuar si shqetësim, si diçka negative për realitetin e mangët, e shtyn individin të veprojë. Efektin shoqëror të këtij veprimi e masin të tjerët dhe masa gjithmonë i përshtatet nevojave të kohës. Mirëpo rezultatet e përgjithshme shoqërore dhe politike mund të shihen edhe vetë. Po qe se individi mbetet në harmoni me ndryshimet pozitive të proceseve politike dhe shoqërore të kohës; po qe se me veprimet e veta i ndihmon avancimit të tyre dhe, duke i arsyetuar ato teorikisht i ndihmon kristalizimit dhe përcaktimit të tyre, kjo doemos do të mbetet vepra e tij që do të ndikojë edhe në kahjen e zhvillimit të tyre: "Jeta kalon në negacion dhe në dhembjen e vet..., -do të thoshte Hegeli, - dhe vetëm në saje të zhdukjes së kundërshtive dhe të kundërthënieve është për vete afirmative. Natyrisht, nëse ajo ngec në vetë kundërthënien, pa e zgjidhur dot atë, atëherë për shkak të kësaj kundërthënieje ajo rrënohet" *(G.W.F. Hegel, Estetika I, Beograd, 1975, f. 98).* Mirëpo ne nuk do të pajtohemi me këtë natyrisht dhe nuk mund t'a lejojmë rrënimin e jetës. Përmes ligjërimit nga Sociologjia Politike do të luftohet për zgjidhjen e kundërthënieve dhe të kundërshtive. Nuk ekziston asnjë arsye me peshë që të mos fitohet kjo luftë. Ndoshta do të humbet ndonjë betejë, por lufta doemos do të fitohet, sepse kurrnjëherë nuk do të pajtohemi me rrënimin e jetës, bile edhe në qoftë se do të jemi të detyruar që t'a humbim atë.

Kolege dhe kolegë të nderuar,

Në thellimin e mëtejshëm të analizës së raportit midis individit dhe procesit politik qëllimisht akoma nuk jemi duke bërë përcaktime e as definime të qarta. Sociologjia Politike në kohën moderne zatën filloi me analizën e raportit individ-shtet ("Princi" i Machiavellit për herë të parë u botua më 1514), ose të raportit elitë-shoqëri. Vilfredo Pareto, p.sh., librin e tij "Forma ed equilibrio sociale" (Forma dhe ekuilibri shoqëror), për herë të parë e botoi nga nga fillimi i këtij shekulli (1904). Ndërkaq, Gaetano Moska, librin e tij "Teorica dei governi e governo parlamentare" (Teoria e qeverisjes dhe qeverisja parlamentare) e botoi edhe më herët, me 1884, dhe pastaj, më 1923, librin "Elementi di scienza politica" (Elementet e shkencës politke). Koha (fundi i shekullit XIX) dhe vendi (Itali) kanë mjaft rëndësi, sepse preokopimet e autorëve me termat në fjalë i tregojnë çrregullimet në funksionimin e demokracisë në një vend ku zhvillimi industrial ishte i vonshëm. Mirëpo ne akoma do të ndalemi te raporti individ-shoqëri ndër ne në Kosovë dhe ndër shqiptarët në përgjithësi, jo vetëm sepse ky raport ndër ne akoma është i gjallë dhe proceset janë akoma të papërfunduara, por sepse përmes individëve të caktuar është bërë orientimi i tyre drejt demokracisë. Në artikullin "Bëje ose vdis!" (Fjala, shkurt 1992), është përshkruar një moment i kërcimit kualitativ të procesit në drejtim të dialogut dhe të demokracisë. Përderisa përcaktimi për drejtimin demokratik të zhvillimit të procesit politik ishte i hershëm dhe ishte rezultat i njohurive mbi mangësitë e socializmit në përgjithësi, kapërcimi cilësor në proces ishte edhe rezultat i ndeshjes së vullnetit me realitetin; i konfrontimit të shpirtit me çelikun; i barazimit të jetës me vdekjen. Individi në këtë rast e kishte bërë shquarjen e çastit dhe të racionales brenda atij çasti. Me ca fjali tejet të shkurtëra, në një atmosferë tejet epike siç ishte cermoniali i varrimit të një dëshmori, e kishte artikuluar esencën e çështjes. Pastaj kjo gjë e kishte ushtruar ndikimin e vet të duhur në zhvillimin e mëtejshëm të proceseve. Një gjë të ngjashme e kishte bërë ish-Presidenti i Shqipërisë Ramiz Alia, por në një atmosferë tjetër, solemne, në sallën e Asamblesë së Përgjithshme të OKB-së në New York. Një komunist i përbetuar i shkollës së Enverit i fliste fjalët që shënonin një kthesë historike në historinë shqiptare, doemos në favor të interesit kombëtar. Për ata që ishin të vetëdijshëm për sakrificën shpirtërore në altar të çastit për hir të kombit, ishte ky fjalim i tij një pamje prekëse dhe njëkohësisht madhështore. Gjithsesi, kjo vetëdije për sakrificën shpirtërore të individit i ngriti në këmbë edhe ata që e ndjenin veten si fitimtarë; përfaqësuesit e demokracisë borgjeze i duartrokitën me dinjitet dhe i shfaqën respekt të duhur njeriut që po shënonte kthesë në historinë e një kombi. Mirëpo ky akt, ndonëse mund të mjaftonte për orientimin afatgjatë të procesit, nuk mund të shkaktonte kthesë radikale në shpirtin e njerëzve të rëndomtë në Shqipëri. Njerëzit e kanë vështirë t'i çrrënjosin bindjet e tyre të rrënjosura me dekada brenda një kohe të shkurtër siç është momenti i tanishëm politik. Për këtë shkak shtytjen vendimtare për një gjë të këtillë e dha Ismaiil Kadareja me aktin e braktisjes së Shqipërisë socialiste dhe të ikjes në Francë. Ky kolos i fushës së artit; gjeni i kombit por jo edhe i popullit (si p.sh., D.Agolli me poemën e tij - "Nënë Shqipëri"); krijues i cili më tepër se kushdo tjetër kishte arritur që t'a lidhte të veçantën me universalen; i cili së bashku me Konstandinin udhëtonte në thellësitë mitologjike të kohës për t'a sjellë Shqipërinë në bashkëkohësi dhe në gjerësinë e planetit (Koncert në fund të dimrit); që i lidhte yjet e largëta të horizontit shqiptar me puset e thella mitologjike të historisë së tij (Ura me tri harqe) dhe i cili nga dashuria e thellë që ushqente për Shqipërinë ia kishte lejuar vetes t'a quante "kuçkë" (Viti i mbrapshtë); ky kolos i letrave shqipe besonte me gjithë mend se do ta thyente rezonimin politik të Evropës mbi shqiptarët. Bile për hir të kësaj, me guxim të madh ishte lëshuar në baltën e shovinizmit evrocentrist dhe pastaj e kishte detyruar veten të sillet si një aventurier i rëndomtë: e kishte braktisur Shqipërinë, siç thoshte, për t'u kthyer në Shqipëri! Me këtë akt përfundimisht politik ai u fut në të panjohurën; koha do të tregojë nëse do të mbetet një romantik i fushës së letrave shqipe apo një profet i politikës.

Ismail Kadare ishte shkrimtar që u rrit së bashku me komunizmin në Shqipëri. Ndonëse shkrimet e tij përshkohen nga fryma bashkëkohore e letërsisë botërore, (vërehet në to një stil i veçantë, i prerë, me mendime të ngjeshura, një primat jo edhe aq i fshehur i kombëtares mbi klasoren), prapseprapë miliona lexues të rëndomtë shqiptarë të veprave të tij e identifikonin atë me komunizmin dhe e konsideronin si vlerë të veçantë të sistemit komunist shqiptar. Komunizmi shqiptar mund edhe të braktisej, por braktisja ishte e rrejshme, iluzore, përderisa Ismail Kadareja akoma mund të identifikohej me sistemin. Për këtë shkak akti i ikjes la vrragë të thella tek admiruesit e tij. Revista «Demokracia Autentike-DeA» që e drejtoja në Lubjanë, në numrin e vet të III-të, në faqen e I-rë e pati botuar me atë rast një poezi të fuqishme të një të riu 20 vjeçar-Ylber Hasanit, të cilit i kishte rënë ndërmend në mënyrë gjeniale ta bënte sintezën e rrotulluar të veprave të Kadaresë: "Dino Sinojmerin, -thoshte ky poet i ri, fuqia e poezisë së të cilit mund të matej vetëm me *Republikën* e Din Mehmetit, -përsëri duhet vrarë". Dhe vetëm ky varg i kësaj vjershe mjaftonte për të ilustruar thyerjen e gjeneratave apo zero-çastin, por jo edhe dëshpërimin; pranimin me dinjitet të fatit historik, dhe jo me panik e huti. Për shkak të këtij qëndrimi dinjitoz të rinisë shqiptare; për shkak të këtij akceptimi kategorik, luftarak të fatit të dhënë dhe të asaj krenarie definitive që shprehej përmes vargjeve të këtij të riu, revista «DeA», një revistë përfundimisht politike, e theu traditën e revistave të llojit të vet dhe e botoi vjershën e tij në faqen e parë, me fjalët përcjellëse të kryeredaktorit -"Respekt talentit!", të cilat në të vërtetë, pa ndonjë prapavijë tjetër, i shprehnin nderim guximit të gjeneratave të reja dhe vendosmërisë së tyre që të ecnin përpara së bashku me kohën. Aty nuk kishte vend për kurrfarë spekulimesh.

Rasti tjetër ka të bëjë me reagimin e një letrari, i cili rininë e vet e kishte kaluar nëpër burgje, dhe i cili për shkak të ngritjes konstante intelektuale më kishte bërë përshtypje. Gradualisht ishim shndërruar në miq të shtrenjtë të luftës. Atëherë kur gati sa nuk ngrinim rrugës për në Lubjanë në minus 30 gradë celzius, një pjesë të mirë të kohës e kalonim në diskutime konstante mbi letërsinë shqiptare. Kishte njohuri eruditi për letrat shqipe, dhe duke e ditur se nuk isha letrar me profesion, me zor të madh i pranonte referencat e mia ndonjëherë qëllimisht sarkastike për letrarët e ndryshëm shqiptarë. Veçanarisht me indinjatë gati të vërtetë e refuzonte konstatimin tim se Kadareja ishte gjeni i kombit dhe jo i popullit dhe shumë më pak i klasës. E donte Shqipërinë por mbi të gjitha e çmonte Kadarenë. Shqipëria dhe Kadareja për të ishin gati sinonime, kurse përmbajtja subkoshiente e tyre, ndonëse e refuzonte, megjithatë ishte socializmi militant shqiptar, dhe atij i bënte përshtypje përmbajtja e fjalës "militant" dhe jo aq vetë komunizmi si i tillë. Për këtë shkak, akti i ikjes së Kadaresë e gjeti të papërgatitur. Ndodhej në Lubjanë dhe më kishte çuar fjalë që t'a kërkoja në telefon, por e dija edhe vetë se duhej t'a kërkoja. Një burrë që dhjetë vite të plota i kishte kaluar në luftë për Republikën, me të cilin kishim përjetuar çaste tejet të vështira të jetës, por të cilave u kishte qëndruar stoikisht; një burrë për të cilin kujtoja se njëherë e përgjithmonë iu kishin tharë lotët dhe nuk mund të qante, tani në receptorin e telefonit mezi e përmbante ngashërimin: "Nuk e besoja, -tha ai me mundim, -se Kadareja mund t'a bënte një gjë të këtillë". "Qetësohu -i thashë unë, -e bëri ate që duhej bërë, se ishte i detyruar t'a bënte". Dhe pyetjes së vetes sime se a ishte vërtetë Kadareja i detyruar ta braktiste Shqipërinë, logjika e pranishme brenda procesit politik gjithmonë i përgjigjej pozitivisht. Për këtë shkak mendoja se jo vetëm demokracia shqiptare, por edhe ajo evropiane, Kadaresë ia detyronte nderimin. Një akt i tillë i një gjeniu të mishëruar me kombin nuk ishte tjetër veçse sakrificë shpirtërore në altarin e kombit dhe të historisë. Pavarësisht nga ajo se intimisht asnjëherë nuk munda të pajtohem me një akt të tillë, nuk mund të mos i obligohem me respektin e duhur ndaj sakrificës së tij të vetëdijshme. Kombëtarja në këtë rast e kishte mbisunduar klasoren dhe ishte treguar më e fortë.

Akademik Rexhep Qosja, një figurë tjetër poliedrike e kulturës shqiptare, siç e vlerësuan qarqet letraro-intelektuale në Kosovë, por edhe në Shqipëri, poashtu ndoshta qe i detyruar që

për hir të avancimit të proceseve në drejtim të demokracisë ta lëshonte një deklaratë me të cilën atëbotë e rrezikoi autoritetin e vet intelektual te një pjesë e mirë e intelektualëve të rinj shqiptarë. Akademik Qosja nuk ka qenë ndonjëherë enverist. Ai ishte intelektual i lartë dhe me siguri që s'mund të kishte ndonjë nevojë shpirtërore për të deklaruar se "Enveri kishte vdekur për së dyti". Mirëpo, si duket, nevoja ishte e përmbajtur në proceset politike në Kosovë. Për këtë shkak një deklaratë e tillë dhënë "Zërit të Amerikës" s'ka se si të mos konsiderohet si flijim i vetëdijshëm dhe i qëllimshëm shpirtëror në altarin e Republikës. Në redaksinë e «DeA»-s ato ditë vërshoi një numër i madh reagimesh të nënshkruara nga qindra intelektualë të rinj. Më kujtohet një letër e gjatë, e hapur, drejtuar Akademik Qosjes, dërguar nga një regjion i Kosovës, e nënshkruar prej nja 70 intelektualëve të rinj. Kishin qenë të mllefosur me deklaratën e tij, dhe me një ton të ashpër, me një gadishmëri gati luftarake, insistonin që të kërkonte falje publike, kurse nga unë kërkonin që pa vonesë ta botoja një letër të këtillë. Intimisht nuk pajtohesha me deklaratën e Akademik Qosjes, por as që e dëshiroja botimin e një letre të këtillë. Në vend të saj «DeA» e botoi në tërësi intervistën e tij dhënë «Zërit të Amerikës» dhe përbri kësaj interviste e botoi një reagim të një lexuesi me të cilin në mënyrë korrekte, pikë për pikë, konfrontoheshin idetë, por jo sharjet. Ndërkaq arsyet e mospajtimit tim me një deklaratë të këtillë të Akademik Qosjes ishin dy llojëshe: a) me një anë mendoja se ndryshimet e kërkuara politike drejt demokracisë nuk kishin nevojë për shtytje inxhektive (me inxhekcione), por do të duhej që gradualisht të pasonin vetë, kurse b) nga ana tjetër mendoja se Enver Hoxha, me gjithë kontestimet e veprës së tij, kishte qenë figurë historike dhe se për të vetëm historia do të duhej t'a jepte vlerësimin e vet relevant. Në qoftë se komunizmi në Shqipëri duhej të ishte njëmend i vdekur, mendoja se nuk kishte nevojë të vritej për së dyti nga Kosova. Mirëpo vlerësimet pa dyshim kanë qenë ndryshe dhe kjo deklaratë e Akademik Qosjes ishte një akt guximi individual, me të cilin avancoheshin proceset e ndryshimeve politike në drejtim të demokracisë në Kosovë, por edhe në Shqipëri. Për këtë shkak, ajo jo vetëm se ishte pjesë e rëndësishme e veprimtarisë së tij poliedrike në sferën e kulturës shqiptare, por edhe akt guximi intelektual-politik që të detyronte respekt. Akademik Qosja, njësoj i madh si Kadareja, e ndante me të qasjen letraro-romantike ndaj problemit shqiptar, ose profetizmin politik, për të cilin do të duhej të fliste e ardhmja e afërt.

Lëvizja e proceseve politike në drejtim të demokracisë në Kosovë, por edhe në Shqipëri, do të ishte tejet dubioze dhe e ndarë me siguri në kategori të veçanta shoqërore, pa kontributin e veçantë të Adem Demaçit, -Bacit, legjendës së gjallë të popullit shqiptar. Ashtu si thotë edhe kënga, ai pjesën më vitale të jetës së vet e treti nëpër burgje dhe kazamate të titizmit jugosllav. I tërë një mekanizëm shtetëror dhe e tërë një makineri ndërkombëtare politike, me decenie të tëra u përpoq gati me sukses të plotë ta heshtte jo vetëm kuptimin dhe qëllimin e qëndrimit të tij nëpër burgje, por edhe vetë atë, ekzistencën e tij. Për këtë shkak figura e tij e rëndomtë në mënyrë gati të padiskutueshme kaloi në legjendë; u tret në shpirtin e gjallë të popullit dhe u mishërua me ëndrrën e tij shekullore; Demaçi dhe populli u bënë një. Nuk ishte më tutje vetëm një bir i denjë i popullit, por gati vetë populli. Për politikën tani e tutje ishte i rrezikshëm, për aq sa ishte i rrezikshëm vetëdijësimi politik i popullit shqiptar. Dhe këtë ai e artikuloi me inteligjencën e tij të mprehtë; me shpjegimet e thjeshta, por definitive dhe të prera; me referencat e tij- shpatë që copëtonin, por që nuk thernin. Demaçi nuk e luftoi në veçanti asnjë armik, por që të gjithë së bashku. E luftoi dhe e mundi çdo kend dhe secilin që deshi t'a pengonte emancipimin e popullit shqiptar. Për këtë shkak figura dhe personaliteti i tij u mishërua me progresin; me çdo lëvizje progresive; me marshin përpara të proceseve politike ndër shqiparët në përgjithësi. Ai nuk i kontribuoi në veçanti asnjë kthese, sepse i shndërruar në popull, i kaloi që të gjitha së bashku me të. Megjithatë, të gjitha kthesat, edhe ajo e përcaktimit për Republikë, si dhe ajo e përcaktimit për demokraci, e vinin re Demaçin. Demaçi i shndërruar vetëm në vete, për të gjitha kthesat, do të ishte njësoj i rëndë, enigmatik, i pazbërthyeshëm dhe i panjohur. Për këtë shkak, madhështia e tij nuk qëndron në të njohurit e

tij nga populli, por edhe në të njohurit e popullit në veten e tij. Komuniteti politik evropian me një gjest fisnik, duke ia ndarë çmimin Saharov, deshi ta nderonte, por Komuniteti politik evropian do t'ia ketë borxh gjithmonë respektin, sepse Demaçi i shndërruar në popull nuk mund të nderohet. Ai mund vetëm të respektohet. Për Demaçin mund të shkruhet gjithçka, por mund të thuhet vetëm një: është një histori e gjallë në lëvizje e sipër dhe si e tillë të detyron jo vetëm respektin, por edhe dashurinë; jo vetëm dashurinë, por edhe përcaktimin. Mund të jesh me të, përbri tij apo kundër tij, por nuk mund të jesh indiferent ndaj tij.

Njëra nga figurat më kontraverze politike shqiptare në ish -Jugosllavinë dhe në kohën e sotme pa dyshim është ajo e Mahmut Bakallit. Për të u shkrua dhe u tha shumëçka, por këtu nuk do të merremi me ato që u thanë dhe u shkruan rreth tij. Do të merremi me theksimin e atyre komponentave të veprimtarisë tij politike që ndikuan në proceset politike, të cilat aktualisht zhvillohen ndër ne dhe do të zhvillohen edhe më tutje. Në pjesën e parë të punimit "Viti '81 dhe proceset e demokracisë" (Alternativa-7-8/1990) shprehet mendimi se proceset aktuale politike në Kosovë e në viset tjera shqiptare në Jugosllavi, në Shqipëri, në Ballkan dhe në Evropën Lindore në përgjithësi nuk pikën nga qielli, por kishin një histori të mëhershme dhe nuk mund të vështroheshin ndaras nga kontestacioni i përgjithshëm teorik, praktiko-politik dhe ideologjik midis pjesëve të ndara të botës së atëhershme. Transformimet politike në drejtim të demokracisë në Jugosllavi në shumicën e republikave të saj (Kuçani në Slloveni; Raçani në Kroaci, por edhe vetë F. Tugjmani, ndonëse ish-i burgosur politik, ishte gjeneral i APJ; Kolishevski në Maqedoni; Kosovac në B e H), por edhe në Shqipëri (Ramiz Alia, si lider komunist) u zhvilluan nën udhëheqjen e liderëve titistë (në Jugosllavi) ose komunistë (në Shqipëri). Në Jugosllavi kjo ishte e mundur edhe për shkak se titizmi ishte komunizëm i llojit të veçantë, i cili që nga viti 1948 luajti rol të rëndësishëm në drejtim të demokratizimit të socializmit në përgjithësi. Në Kosovë, një liberalizim i raporteve të ngurta socialiste pati filluar qysh në vitin 1966 (Plenumi i Brioneve), por shkallën e vet më të lartë e arriti gjatë viteve '70. Pikërisht në ato vite u shënua një ecje përpara në drejtim të emancipimit të kombësisë (si quhej atëherë) shqiptare. Teorikisht, vetë shprehja kombësi e shënonte rritën, fazën kalimtare prej pakicës kombëtare që ishte shprehje standarde e shumicës së shteteve për pjesët e kombeve të huaja të mbetura nën jurisdiksionin e tyre, e gjer te kombi ose kombi-shtet. Me akceptimin e kësaj shprehjeje dhe me zgjidhjet tjera, kushtetuta e vitit 1974 në esencë e kishte sanksionuar një gjendje kalimtare; një gjendje lëvizëse politike drejt forcimit të mëvetësisë së republikave që më vonë u shëndrruan në konstituim të shteteve sovrane në Jugosllavi dhe të shndërrimit të autonomisë së Kosovës në Republikë. Në vitin 1981 kjo kushtetutë (e vitit 1974) mund të abrogohej (gjë që edhe ngjau 8 vite më vonë), ose edhe mund të amandohej në drejtimin e theksuar, por ne në burg e kishim tejet të qartë qysh atëherë se ajo nuk mund të qëndronte edhe më tutje, sepse po të vështrohej vetë Kosova, ishte e qartë se ishte shënuar një rritë e veçantë e forcave të prodhimit që i tejkalonte kufizimet kushtetuese dhe kërkonte rrugë për të ecur më tutje; ishin vënë baza të shëndosha, ndonëse akoma ekstraktive të industrisë; ishte rritur numri i klasës punëtore, ndonëse jo aq sa duhej të rritej; ishte rritur numri i shkollave dhe i shkollarëve (operohej me shifrën rreth 500.000); ishte themeluar Universiteti i Kosovës në Prishtinë me rreth 50.000 studentë dhe ishte krijuar një elitë intelektuale-politike, ndonëse kishte akoma nevoja të mëdha për rritën e mëtejshme, sidomos të elitës tekniko-teknologjike dhe asaj shkencore. Nga ana tjetër, Kosova tashmë i kishte vënë themelet e shtetësisë në politikën e jashtme; në judikaturë dhe në polici; në mbrojtjen territoriale; në planifikim dhe në ekonomi. Në të gjitha këto drejtime proceset nuk ishin kompletuar, por nuk kishte kurrfarë dyshimi se do të kompletoheshin si Republikë. Gjatë tërë dekadës së viteve '70 Mahmut Bakalli ndodhej në krye të LK në Kosovë e cila esencialisht ishte bartëse e pushtetit politik. Si figurë e rëndësishme politike, politikisht tejet i shkolluar dhe me inteligjencë të veçantë, intelektualisht u rrit së bashku me zhvillimin e proceseve të përmendura politike në Kosovë. Në qoftë se Demaçi mund të konsiderohet i

tretur në popull dhe në synimet e tij, Bakalli doemos do të mishërohet me proceset politike të demokratizimit në Kosovë, pa ndonjë zero-çast të veçantë, sepse ato (zero-çastet) ishin të pranishme në orientimin e tij politik origjiner. Në fillim i hendikepuar me autoritetin e luftës të kuadrove të vjetra të luftës, (ishte i ri), së shpejti shpërtheu në vijën e parë dhe u bë njëri nga kuadrot më aktraktivë politikë të Jugosllavisë në Evropë. Në figurën e tij Evropa pas luftës së Dytë Botërore ndoshta për herë të parë në mesin e shqiptarëve filloi të dallonte dhe të shquante të ardhmen demokratike të kësaj treve. Bakalli ishte intelektual i tipit të demokratëve dhe jo komunist. Ai nuk u thellua ndonjëherë në njohjen e teorive marksiste dhe teorikisht sillej në sipërfaqen e titizmit me orientim të qartë liberal në demokraci. Ndoshta edhe për këtë shkak, por ndoshta edhe për shkak se ndodhej në luftë të vazhdueshme me hegjemonizmin e burokratizuar serb, i përjetoi rëndë ngjarjet e vitit 1981. I përjetoi si sulm jo vetëm në politikën e tij, por edhe kundër tij si person. Elitist në sjellje dhe në botëkuptime, megjithatë, gjer në fund u përpoq t'i shpëtonte ngjarjet nga kualifikimet e rënda politike (kontrarevolucion) për të cilat e dinte se do të përcilleshin me dënime të rënda. Ndoshta edhe për t'iu shmangur ndonjë konsekuence të rëndë, e ndonjëherë edhe për të provokuar forca të caktuara politike, e shihte të udhës të lëshonte ndonjë deklaratë ose ta bënte ndonjë sjellje ekzibicioniste me të cilat arrinte ta iritonte një pjesë të rinisë shqiptare, por përfundimisht, ndonëse gjer vonë në heshtje publike, qëndroi fuqimisht në anën e synimeve dhe të kërkesave të popullit. Me mekanizma të padukshëm politikë i ndihmoi dhe i avancoi ato. Jo me letrën drejtuar Zëvendës-Sekretarit të SHBA Lorence Eagelberger, por me një *no return* të tij, pikërisht atëherë kur duhej, përfundimisht i drejtoi proceset në drejtim të Republikës. Me këtë akt e pamundësoi zhvillimin e tyre në drejtim të luftës qytetare. Mirëpo, njëherit, me këtë akt të tij, me këtë *no return* d.m.th. jo kthim në gjendjen që do të ishte më pak se Republika, përfundimisht e radhiti veten në vijën e parë të figurave më të shquara politike të popullit shqiptar në përgjithësi. Me Bakallin njeriu me kënaqësi mund të zhvillojë luftë, por pa Bakallin lufta nuk ka ndonjë kuptim. Është koha që ai të kthehet në vendin e tij të merituar.

Kolege dhe kolegë të nderuar,

Me shprehjen proces politik nënkuptohet tërësia e veprimtarisë dhe e raporteve të subjekteve politike dhe të faktorëve të tjerë brenda ndonjë shoqërie globale. Shpeshherë kuptimi i kësaj shprehjeje është i njëjtë me shprehjen sistem politik, sepse që të dyja shprehjet kanë të bëjnë me hulumtimin e jetës politike në ndonjë shoqëri globale. Vetë fjala proces e nënkupton ndryshimin në lëvizje. Individi në proceset e këtilla politike ka rëndësi tejet të madhe dhe kjo rëndësi nuk mund të injorohet, sepse proceset do të vuanin dhe njerëzit së bashku me to. Në kuadër të hulumtimit të lëndës së sociologjisë politike, ne e pikasëm një proces, atë të ndryshimeve në drejtim të demokracisë dhe të Republikës, si dhe rolin e disa subjekteve, jo vetëm me qëllim të ilustrimit të fakteve, por në radhë të parë, me qëllim të shtyrjes së mëtejshme të vetë procesit. Me këtë nuk përfunduam asgjë. Vetëm sa i hapëm dyert për analiza të mëtejshme me shpresë se do të arrijmë atje ku duhet, në kompletimin e fundamenteve të përmbajtjes së Republikës.

Me fat na qoftë udhëtimi dhe faqebardhë caku ! Faleminderit.

*Prishtinë, më 17.04. 1992.*

## INDIVIDI DHE PROCESET POLITIKE - III*

## FJALA E MBROJTJES PARA GJYQIT

Zonja kryesuese e gjyqit,
Të nderuar zotërinj të kolegjit gjykues!

Njeriu nganjëherë, edhepse mund te gjendet në një situatë specifike, mund të dojë të bëjë një gjë normale, e cila pikërisht sepse është normale, në një situatë të tillë specifike mund të duket si e çuditshme. Kështu p.sh. unë, ndonëse tani prej meje nuk pritet një gjë e tillë, në situatën e dhënë, më duhet t'i shfaq respekt institucionit gjyqësor të fjalës së mbrojtjes. Nuk e di se kur është futur ajo për herë të parë dhe për çfarë shkaku, që t'i ofrojë të pandehurit mundësi të vërtetë për mbrojtje apo që t'i ofrojë gjyqit justifikimin e nevojshëm për verdiktin. Nuk e di nëse është një institucion vetëm formal apo edhe efikas, apo edhe njëra edhe tjetra, po unë megjithatë dua t'i shfaq respektin, sepse kam përshtypjen sikur në atë raportin përjetësisht të pasqaruar midis shoqërisë dhe individit, d.m.th. individit të cilin shoqëria e ka thirrur në përgjegjësi për shkak të veprimeve të tij të menduara apo të realizuara (gjyqi nganjëherë për shkaqe preventive gjykon edhe për "mendime" të cilat i cilëson si veprime); në atë raport në të cilin individi pavarësisht nga avoketërit e tij dhe nga mbrojtja, pavarësisht dhe nga bindjet, nga motivet dhe nga veprimet e veta, por edhe së bashku me to, megjithatë ndodhet plotësisht i vetëm përpara shoqërisë, në këtë raport, institucioni i fjalës së mbrojtjes fut njëfarë imazhi iluzor apo përshtypjen se në një periudhë të caktuar kohe drejtësia dhe e drejta mund të puqen dhe të bëhen një. Në jetën praktike e drejta dhe drejtësia rrallë ndonjëherë ndodh që të puqen, por qoftë edhe si iluzion, duke i dhënë individit mundësinë që të flasë, të thotë, të shprehet dhe të vlerësojë, të mbrohet apo të sulmojë, ajo njëkohësisht i ofron mundësinë që të besojë se po i drejtohet drejtësisë dhe jo vetëm së drejtës. Individi atëherë mendon se mund të ndikojë jo aq në vendimin eventual të gjyqit, sa në kompleksitetin e rrethanave dhe të situatave që mund t'i shkaktojnë gjykimet. Në këtë mënyrë shpresa paraqitet si esenca e vetë iluzionit, ndërkaq edhe filozofët e lashtë kanë vënë re se të shpresosh edhe atëherë kur do të thotë vetëm të jetosh, është gjë e bukur dhe e madhërishme.

Në anën tjetër mësojmë se gjyqi është një institucion juridik i shoqërisë me anën e të cilit shoqëria e mat peshën e konfrontimit të individit me normat pozitive juridike, dhe në pajtim me vlerësimin e vet për lëndimin e këtyre normave ia shqipton individit masat mbrojtëse të vlerave sunduese të shoqërisë në formën e dënimit apo të shkarkimit nga faji. Nëse është kështu, ndërkaq duket se është kështu, gjyqi atëherë paraqitet edhe si instrumenti kryesor i shoqërisë së civilizuar, d.m.th., i shoqërisë që do ta mbajë veten dhe s'do të lejojë që të bjerë në nivelin e totalitarizmit primitiv, përkatësisht, atij primitiv-modern. Ai atëherë paraqitet detyrimisht jo vetëm si instrument i efikasitetit të pushtetit politik të shoqërisë por edhe si indikator i dinjitetit të tij. Institucioni i fjalës mbrojtëse e forcon këtë dimension të gjyqit dhe tërthorazi edhe të shoqërisë. Sepse në masën që një shoqëri i respekton njësoj edhe formën edhe përmbajtjen e pushtetit të vet politik, po në atë masë ajo paraqitet si shoqëri politikisht dinjitoze (degnity society), ndërsa juridikisht legale dhe legjitime. Prandaj institucioni gjyqësor i fjalës së mbrojtjes duket si një institucion serioz, i cili, edhe kur është vetëm formal, ka të bëjë me dinjitetin e gjyqit si një institucion politiko-juridik.

Në kuadër të këtyre parametrave të tillë të shtruar parimorë , unë, me lejen e këtij gjyqi, do ta shfrytëzoj këtë të drejtë për të provuar përgjigjen në pyetjen:

**Përse po gjykohem në të vërtetë**

Duke e shtruar këtë pyetje në këtë formë, nuk e kam për qëllim t'i përmbys ato që thashë pak më parë lidhur me funksionin e dinjitetit të gjyqit por vetëm t'i nënvizojë ato momente kyçe lidhur me këtë gjyq nga të cilat vetë gjyqi do të mund t'i nxjerrë konkluzionet e duhura lidhur me mua, por lidhur edhe me vetë gjykimin. Do të mbrohem me të vërtetën, dhe pasiqë ajo nuk ka të bëjë vetëm me mua por dhe me gjithë kontekstin e situatës politike në tërësi, do të provoj që të veçoj atë që ka të bëjë me mua dhe që në të vërtetë si juridikisht, ashtu dhe politikisht, paraqitet si plotësisht e paqëndrueshme:

1.Duke e trajtuar çështjen nga ky aspekt, gjatë gjykimit të gjertanishëm u bë plotësisht e qartë, ose së paku është dashur që të jetë plotësisht e qartë, se aktakuza të cilën Z. prokuror në emër të Republikës së Serbisë ka denjuar ta ngrisë kundër meje është absolutisht kontradiktore dhe e paqëndrueshme. Ajo niset nga aspekti i mosnjohjes juridike të Republikës së Kosovës, që do të thotë nga aspekti i ndarjes teorikisht të paqëndrueshme të formës nga përmbajtja. Së paku filozofët, që nga antikiteti e këtej, nuk e bënë dot këtë esencialisht. Ndërkaq në praktikën e marrëdhënieve politike midis shtetesh, por edhe në praktikën e veprimtarisë se brendshme të vetë shtetit, kjo ndarje, ndonëse në esencë vetëm në dukje, shfaqet si plotësisht reale. Vetë ky gjykim, ashtu si çdo gjykim politik në përgjithësi, përpiqet që të duket sikur nuk ka asnjë lidhje me politikën, që do të thotë përmbajtje, por vetëm me të drejtën, që përfaqëson formën. Në praktikën e marrëdhënieve midis shtetesh janë plotësisht të mundshme situatat kur shtetet e njohin një shtet vetëm *de facto* d.m.th. faktikisht, por jo edhe *de jure* d.m.th. juridikisht. Zakonisht ajo e para, d.m.th. njohja faktike, i paraprin së dytës, d.m.th. njohjes juridike të një shteti. Hë për hë do të merremi vetëm me këtë aspekt të kësaj çështjeje për të treguar dhe për të provuar se aktakuza e ngritur kundër meje është plotësisht e paqëndrueshme, sepse është në kundërthënie me përmbajtjen politike, ndërsa me këtë edhe me formën juridike, por fillimisht do të vazhdojmë me shkoqitjen e tezave juridike tashmë të pranuara e të pranueshme nga të gjithë. Në të vërtetë, janë të njohura rastet e "permanencës" por vetëm për një periudhë të caktuar kohe, të shtetit të njohur *de facto*. Këto raste kanë përfunduar rëndom me ndonjë ndryshim të brendshëm në shtetin e njohur *de facto*, me ndryshimin e rrethanave të jashtme ose me pranimin e kushtëzimeve të paraqitura nga ana e saj të cilat do ta mundësonin vendosjen e marrëdhënieve diplomatike me të. Me fjalë të tjera, të gjitha këto raste zakonisht përfundojnë edhe me njohjen *de jure* të shtetit të dhënë.

Ju të gjithë e dini se Republika e Kosovës ekziston; se ndodhet në procesin e krijimit të institucioneve vetjake, dhe mund të pohoj se Republika e Serbisë *de facto* e njeh. Asnjëherë nuk kam pohuar se unë jam i pari dhe i vetmi që e kam kërkuar atë. Kontributi im në lindjen e Republikës së Kosovës konsiston në dhënien në atë kohë të arsyetimit komplet dhe definitiv politik për nevojën e konstituimit të saj në suazë të RSFJ-së së atëhershme. Këtë e kam bërë vetë dhe plotësisht i pavarur nga të tjerët, për të cilët madje as që kam ditur se kanë punuar rreth kësaj çështjeje. Edhe atëherë edhe tani kanë ekzistuar dhe ekzistojnë tendenca të fuqishme që të minimizohet ose që të mohohet plotësisht kontributi im për këtë çështje. Mirëpo, pasiqë argumentimi politiko-teorik i një intelektuali politik të madh në asnjë mënyrë s'mund të ishte i njëllojtë me argumentimin e një linguisti që merret me studimin e zanoreve të patheksuara në një fjali, të një sociologu që shtirej si politikolog ngaqë e kishte studjuar Makiavelin ndërkaq nuk e kishte vënë re asnjëherë se pikërisht ai përfaqësonte paraardhësin e mendimit politik modern negativ dhe jo pozitiv, d.m.th. të një politike të konceptuar si cinizëm të zhveshur prej çfarëdo morali, të një historiani që kurrë nuk e kishte kuptuar ndërlikueshmërinë e politikës ndërkombëtare, kështuqë botën e reduktonte në kombin vetjak, i cili në këtë mënyrë ekziston në zbrazësinë e vet, pra, pasiqë nuk është e mundur në asnjë mënyrë që të anashkalohen apo të mos merren parasysh faktet që pastaj do t'u bien në kokë, me kohë tendenca të tilla u bënë plotësisht kundërproduktive dhe të dëmshme. Unë do të mund të gjendesha sëbashku në të njëjtën birucë të burgut edhe me një çoban, por do të ishte gjë absurde dhe e marrë po të barazohej vlera e një çobani me atë të një politikani në luftën politike për republikën, në çfarëdo lufte politike dhe për cilëndo çështje. Ndërkaq tendenca të tilla për fat të keq kishte mjaft, dhe s'ishin ato vetëm shprehje e synimeve për të më poshtëruar në zemërim e sipër por kryesisht ishin shprehje të një prepotence. Të tillët ndjeheshin aq të ngrefosur e të vetëmjaftueshëm sa që nuk e vinin dot re atë që ishte qenësore në afërsinë e tyre. Mirëpo kjo i përket së shkuarës dhe nuk ka më ndonjë rëndësi, por kanë mbetur si të rëndësishme dy fakte vijuese: e para, se jam njëri ndër themeluesit e Republikës së Kosovës,

dhe e dyta, se jam nxitësi, themeluesi dhe bartësi i mendimit të ri politik në Republikën e Kosovës.

Lidhur me faktin e parë prokurori publik më akuzon se kam dashur ta ndaj me anë të dhunës Kosovën nga Republika e Serbisë. Pasiqë Republika e Serbisë, e njeh *de facto* Republikën e Kosovës, unë nuk po akuzohem për ndarjen e saj nga Serbia, sepse kjo tek e fundit përbën cakun e gjithë alternativës politike shqiptare në Kosovë, por vetëm për mënyren e realizimit të këtij qëllimi (d.m.th. me anë të dhunës). Rrjedha e gjertanishme e gjykimit ndërkaq e vërtetoi se kjo gjë nuk qëndron dhe as që dua që, hë për hë, të merrem me këtë çështje. Mirëpo dëshiroj t'ia tërheq vërejtjen gjyqit të nderuar për një varg rrethanash të cilat sipas meje janë qenësore për vlerësimin e këtij rasti.

a) Për herë të parë, d.m.th. me 1982, kam qenë i dënuar sipas nenit 114 të LPJ me katër vjet burg. Ky dënim pastaj është ndryshuar sipas nenit 133, alinea 1 të LPJ dhe është ulur në 3,5 vjet burg të cilat i kam mbajtur në tërësi nëpër burgjet hetimore të RSFJ-së së atëhershme. Përveç vitit 90-91, (gjithsejt një vit) gjer te ky arrestim i fundit, gjatë gjithë kohës kam qenë plotësisht i izoluar dhe i ostracizuar në fshatin tim të lindjes. Pra, i kam mbajtur më shumë se l2 vjet burg e jo vetëm 9 vjet, sa m'u dhanë në gjykimin e parë. Shteti e di se kjo gjë është e vërtetë, ashtu siç i di dhe mekanizmat me të cilët e ka arritur një gjë të tillë. Zatën kam pasur mundësi edhe ta ndërpres atë izolim, por me çmimin e lëndimit të integritetit të personit tim ose me çmimin e braktisjes së vendit tim. Nuk kam dashur ta bëj as njërën dhe as tjetrën, dhe në këtë mënyrë kam vepruar ashtu siç do të vepronte çdo njeri normal që e do vetveten dhe vendin e vet. Shtetit i mbetet radha që këtë edhe ta pranojë haptazi dhe jo të vazhdojë edhe më tej që të më gjykojë. Me fjalë të tjera, ky ështe gjyqi i katërt që po më bëhet për të njëjtën çështje, të cilën aktakuzat e formulojnë në mënyra të ndryshme, por të cilën ata asnjëherë nuk e argumentojnë dot sepse e vërteta me të vërtetë po fshihet.

b) Rrethana e dytë për të cilën dëshiroj ta tërheq vërejtjen është e lidhur me politikën e Kosovës. Zatën në qoftë se Republika e Serbisë e njeh de facto Republikën e Kosovës, atëherë funksionimi i saj në formën e këtij gjyqi në territorin e Republikës së Kosovës ose është akt marrëveshjeje midis tyre, ose është akt i dhunimit ndaj kësaj të fundit. Në rastin e parë, d.m.th. në rast se ky gjyq zhvillohet sipas marrëveshjes së tyre, gjë që unë e besoj thellësisht për disa shkaqe të caktuara, duke e marrë parasysh se ekzistenca e një marrëveshjeje të tillë nuk është shpallur botërisht por përkundrazi, e gjithë politika e tyre zhvillohet sipas shenjës së armiqësisë (mbase vetëm në dukje) atëherë me vetë këtë fakt ajo bëhet lëndë për akuzë për shkeljen e ligjeve të veta mbi të drejtën e qytetarëve për informim objektiv. Politikisht kjo do të nënkuptonte një manipulim të thjeshtë me opinionin publik. Se manipulimet e tilla janë fare të mundshme nuk ka nevojë që të provohet në mënyrë të veçantë. Këtë e pranon madje edhe pioneri i mendimit politik modern qytetar Henry Kissinger, në librin e tij më të ri "Mendja e kombit", nga i cili gazeta "Borba" para një muaji e gjysëm pati mirësinë që t'i përkthejë dhe të na i ofrojë pjesët më interesante. Autori shkruan aty se në Evropën Lindore nacionalizmi shfrytëzohet në luftë kundër komunizmit, ndonëse me këtë ai nuk na thotë ndonjë gjë të re sepse një rregull i tillë është i njohur tash më shumë se 200 vjet. Ndërkaq shteti serb një përvojë të tillë e ka që nga viti 1924, kur në emër të kapitalit evropian, sidomos në emër të kompanive vajgurore Britanike, dhe me ndihmën e pretendentit të më vonshëm për fronin mbretëror të Shqipërisë A. Zogut, e rrëzoi pushtetin demokratik të Fan S. Nolit, i cili ishte njëri nga intelektualët më të mëdhej shqiptarë të të gjitha kohërave, vetëm për faktin se ky mori guxim që në parlamentin shqiptar t'i bëjë nderimin udhëheqësit të madh të revulucionit rus, V.I.Leninit, që kishte vdekur ato ditë. A mos vallë vërtet e kishte me gjithë mend Evropa, se i përndershmi Noli do ta fuste kontrabandë komunizmin në një vend që s'kishte atëbotë kurrfarë klase punëtore, përveç një fshatarësie të varfër, dhe se një komunizëm i tillë hipotetik do ta rrezikonte Evropen dhe rendin e saj? Dhe a mos vallë ky mbret, që nuk është më i gjallë, të jetë nxitur edhe nga ana e nacionalizmit serb që t'u

lajkatohet disa qarqeve të caktuara evropiane për ta marrë prej tyre detyrën kujdestare të luftës kundër komunizmit brenda popullit shqiptar? Duket sikur kësaj lufte që nga viti 1981 e këndej iu bashkua edhe një pjesë e caktuar e ish nomenklaturës titiste në Kosovë, dhe duket sikur të gjithë së bashku po merren me gjueti shtrigash, sepse në Kosovë as që kishte pasur ndonjëherë komunizëm të mirëfilltë në aspektin autentik. Dhe në qoftë se çdo intelektual i ndershëm duhet shpallur komunist në mënyrë që të përndiqet, të burgoset e të gjykohet, atëherë shtrohet pyetja se për çfarë sistemi vallë është fjala dhe mos ndoshta nën të po fshihet një luftë e organizuar e mafisë kundër shoqërisë pasiqë s'mund të bëhet fjalë për një luftë të ndytë klasore në kuptim të plotë të fjalës, sepse nuk kishte komunizëm autentik dhe sepse akoma edhe sot nuk ekziston një klasë punëtore vërtet e pjekur në Kosovë.

Ndërkaq në rastin tjetër, d.m.th. në rast se ky gjykim do të mund të quhet si akt i dhunimit ndaj Republikës së Kosovës, sepse , veç tjerash, po gjykohet njëri ndër themeluesit e saj, atëherë me këtë Republika e Serbisë *via facti* do të pranonte se është forcë pushtuese dhe se në këtë mënyrë po sillet sipas kriteresh të veçanta të fuqisë pushtuese në përndjekjen, burgosjen dhe gjykimin e qytetarëve lojalë ndaj Republikës së Kosovës, gjë që ajo gjithsesi e refuzon duke deklaruar se ligjet e veta po i zbaton njësoj në të gjithë territorin e saj, gjë të cilën gjithkush mund ta vërë re se nuk i përgjigjet fare të vërtetës.

c) Momenti i tretë për të cilin dëshiroj t'ia tërheq vërejtjen këtij gjyqi ka të bëjë me sa vijon: siç e dini, në Kosovë në vitin 1990 u krye Revolucioni Demokratik. Një revolucion i tillë nuk u bë në Serbi sepse ajo ndryshimet demokratike në shoqëri i akceptoi me rrugë institucionale, atëherë kur e shpalli veten si vend me sistem shumëpartiak, me ç'rast e vuri në jetë edhe parlamentin. Për dallim nga ajo, në Kosovë u krye Revulucioni Demokratik. Unë gjithashtu kam qenë njëri ndër aktorët e tij kryesorë. Kam qenë intelektuali i parë i sërës sime që hapur dhe publikisht jam shprehur në favor të sistemit shumëpartiak. E kam bërë këtë në artikullin që u botua me titull "Gishti i trashë i vëllait të madh" në Alternativa nr. 5, 1990, në Lubjanë, ndonëse ai artikull ishte dërguar për botim në revista të tjera qysh në fillim të vitit 1989. Ai ishte shkruar në formë të përgjigjes ndaj disa sulmeve kundër meje në revistën "Intervju" të Beogradit, dhe në gazeten "As" të Sarajevës. Për më shumë se një vit e gjysëm artikulli u lexua nën dorë në të gjitha qendrat e mëdha të RSFJ-së së atëhershme, sepse ua dërgoja për botim. Nuk deshën që ta botonin me kohë për shkak të përparësisë së disa forcave tjera politike që pretendonin të stoliseshin me të, por, natyrisht, pa pasoja politike apo penale për ta. Ndërkaq orientimi im për ndryshime demokratike përbënte një rrjedhim logjik të shkaqeve për të cilat kisha qenë i burgosur më 1981, me një besim plotësisht të sinqertë se në këtë mënyrë do të mund ta shpërtheja izolimin dhe bllokadën mizore që m'u kishte imponuar për nëntë vjet me radhë. Disa funksionarë të lartë të nomenklaturës së atëhershme intelektuale komuniste, të cilët në ndërkohë u bënë edhe funksionarë të të ashtuqujturës nomenklaturë demokratike, më vonë, në mënyrë fare të paturpshme, këtë izolim dhe këtë ostracizëm e quajtën "vetizolim" dhe "autobllokadë".

Pastaj më vonë, në një fjalim posthum funeral, tek varri i njërit prej kushërinjve të mi, Halim Hoti, të vrarë me parullën e lirisë dhe të demokracisë në gojë (prej katër të vrarëve në Brestovc, tre ishin të afërm e të njohur të mi) kërkova që të fillonte dialogu për rirregullimin demokratik të shoqërisë. Pas një kohe të caktuar ky dialog edhe do të fillonte, me vizita zyrtarësh nëpër disa fshatra, me braktisjen e LK dhe LSPP-së së atëhershme etj., dhe me anëtarësimin masiv në LDK. Ky fjalim më vonë do të inkorporohej dhe do të botohej në kuadër të artikullit tim të njohur me titull "Bëje ose vdis" (Rev. "Fjala" në dy numra, shkurt 1992). Artikulli ishte i rëndësishëm për faktin se vinte në spikamë thelbin e vërtetë të gandizmit, duke marrë parasysh se artikujt e deriatëhershëm gazetareskë lidhur me këtë fenomen i fyenin kujtimet e mia për miqtë dhe të njohurit e mi të ndjerë nga India, ish-bashkëpuntorë të ngushtë të Mahatma Gandit si Xhai Prakash Narajan dhe Xhagxhivan Rami, ashtu si dhe njohuritë e mia mbi atë problem. Thënë shkurt, asnjë histori objektive e

domokracisë moderne në Kosovë, por edhe në Shqipëri (sipas disa të dhënave të pavërtetuara, viktima e pestë e masakrit në fshatin Brestovc, KK Rahovec, ishte nga Shqipëria) nuk mund të shkruhet pa i përmendur ato viktima, (ishin martirët e parë të demokracisë në Kosovë), as dhe duke iu shmangur emrit dhe veprës sime. Nëse është kështu puna , dhe në të vërtet ajo është e tillë, pavarësisht nga fakti se kjo edhe më tej po tentohet për tu relativizuar, madje edhe për tu mohuar, dhe pavarësisht nga lufta që është zhvilluar kundër meje pikërisht nga ana e atyre prej të cilëve pritej mbrojtja ime, atëherë në mënyrë fare legjitime shtrohet një pyetje mbi pyetjet: zatën, nëse ky gjyq është çështje e marrëveshjes midis dy palëve, dhe sipas të gjitha gjasave duket se është, atëherë shtrohet pyetja nëse orientimi i tyre për demokraci është i vërtetë apo i rremë. Ndërkaq nëse ky gjyq është një çështje që i takon vetëm njërës palë, cilat janë vallë ato forca politike që dëshirojnë nulifikimin, d.m.th. zhdukjen e arritjeve të Revolucionit Demokratik si dhe të zhvillimeve demokratike në Kosovë, qoftë dhe nën hipotezën e thënë hapur se LDK-ja është vetëm një reflektim, apo edhe më keq, vetëm një bisht i SPS-sit serb? Dihet tashmë se ato duhet matur edhe me vitet e jetës, edhe me sasinë e djersës dhe të gjakut, edhe me mundësitë e humbura, edhe me shkallën e vetëdijës politike të njerëzve konkretë, siç jam edhe unë vetë. Dhe nëse është kështu, ndërkaq sipas të gjitha gjasave duket se është, si ka mundësi atëherë që institucione të ndryshme të Evroamerikës, të cilat dinë të ngrenë zërin edhe për gjëra më pak të rëndësishme në mbrojtje të të drejtave të njeriut, në rastin tim reagojnë vetëm formalisht, vetëm sa për të larë gojën, ndonëse edhe vetë gazetat konfirmojnë se që prej shumë kohësh jam një temë tabu. Përse jam temë tabu? Dhe kujt i pengoj në të vërtetë? Nuk do t'i elaboroj më tutje këto pyetje. Vetëm do të konstatoj se është vërtetë një gjë e pikëllueshme të krijosh shtriga artificiale dhe pastaj t'i shpallësh ato si reale. Nuk mund të ketë kurrfarë shtrigash aty ku ato nuk janë dhe ku objektivisht nuk mund të jenë. d) Gjyqit të nderuar do t'ia tërheq vërejtjen edhe për momentin e katërt dhe të fundit që ka të bëjë me këtë gjykim. Zatën, nëse unë si i pandehur para këtij gjyqi ngul këmbë në qëndrimin se Republika e Kosovës ekziston (nuk do të ishte aspak çudi që revolucionet nganjëherë t'i hanë bijtë e vet); se ajo de facto është e njohur nga Republika e Serbisë; se asnjë histori serioze objektive e Republikës së Kosovës, ashtu si historia e mendimit të ri politik në Kosovë, nuk mund t'i injorojë as ngjarjet e vitit 1981, as emrin dhe kontributin tim në to, se këtë nuk mund ta bëjë çfarëdo historie serioze dhe objektive e ndryshimeve moderne, demokratike në këto hapësira, pavarësisht nga rezultati definitiv i zgjidhjeve të gjithëmbarëshme politike në këtë pjesë të Ballkanit, që nuk do të thotë se një gjë e tillë edhe s'mund të bëhet, por që vetë ai veprim, si i tillë, do të ishte akt i një pushteti totalitar. Atëherë do të ishte më e drejtë të thuhej se desha në të vërtetë në njëfarë mënyre, që për shoqërinë nuk ishte e pranueshme, ta çaja këtë bllokadë të neveritshme dhe ta bëja të njohur atë që ekziston si e tillë. Me këtë aktakuza ndoshta do të ishte më e drejtpërdrejtë, më konkrete dhe më e arsyeshme, dhe jo thjesht një përkthim i mjegullt, i thatë dhe i sofistikuar i veprimtarisë sime publike në një vepër të inkriminuar. Do të dija se përse më akuzojnë në të vërtetë dhe do të provoja që të mbrohesha në formën adekuate të drejtpërdrejtë dhe jo në baza hipotetike, siç po veproj tani, në të cilat realiteti duhet të fitojë pamjen dhe pandehmat, sepse zatën, gjithçka po bëhet sikur dikush pas tij dëshiron të konzervojë atë çfarë është në të vërtetë, d.m.th., i paqëndrueshëm dhe jo ashtu siç do të duhej të ishte.

Zonja kryesuese e gjyqit,
Zotërinj të kolegjit gjykues,

Në qoftë se sipas pjesës së parë të aktakuzës do të duhej të isha anëtar i LPRK-së, si një instrument politik për realizimin e Republikës së Kosovës, sepse një individ i vetmuar nuk e bën dot një gjë të tillë, atëherë sipas pjesës së saj të dytë, ose sipas pikës së dytë të të njëjtit

dokument, akuzohem se në cilësinë e Kryetarit të UNIKOMB-it, d.m.th. të një partie që ka në program bashkimin e kombit, kam dashur t'ia bashkoj Republikën e Kosovës Republikës së Shqipërisë. Në këtë mënyrë aktakuza bëhet e plotë, duke i shtuar veç tjerash edhe mjetin e dhunës, por tani në aspektin e ilegalitetit të UNIKOMB-it, për të cilin, siç u pa gjatë shqyrtimit, doli se është krejtësisht në rregull sipas sistemit të paraqitjeve, është regjistruar në organin kompetent përkatës të RSFJ-së së atëhershme, ashtu si edhe LDK-ja. Kjo e dhënë është shumë interesante nga aspekti politik dhe më duhet të pranoj se unë dyshoja me vete se ndoshta edhe ishte e mundur një gjë e tillë, dhe mendoja se megjithatë do të bëja një punë të dobishme sikur të mund ta legalizoja këtë parti njësoj si LDK-në. Mendimet e tilla ndërkaq i mbaja për vete, ndërsa para opinionit dilja sikur besoja plotësisht se ajo ishte e regjistruar, dhe tani u provua se kishte qenë. Dhe ky fakt më gëzoi, jo për shkak të aktakuzës, por për shkak se askush nuk doli gënjeshtar. Si një tërësi, aktakuza sikur përmbledh një rrugë të kaluar që nga viti 1981 gjer më sot. Në këtë kuadër argumentimi kishte mbetur i njëllojtë sikur të ishte ngurtësuar që atëherë: "Ju e doni republikën që t'i bashkoheni Shqipërisë." Unë isha ndër njerëzit e rrallë që një argumentim të tillë nuk e kam besuar kurrë. Kam qenë profesor i politikës ndërkombëtare i cili në Qendrën e Marrëdhënieve Ndërkombëtare, por edhe në Qendrën për studime strategjike ndërkombëtare në Universitetin e Harvardit në SHBA, jam specializuar pikërisht në temën e reflektimeve të politikave globale në regjione të ngushta siç janë p.sh. Ballkani, Indokina ose Lindja e Afërt. Isha autor i një libërthi të vogël mbi "Lufën e ftohtë dhe detantin" në të cilin temë qendrore ishin marrëveshjet e Helsinkit të vitit l975, por e kisha edhe përvojën e një burrështeti. Me fjalë të tjera, e dija se nuk është i mundur ndrrimi i kufijve ndërkombëtarë pa luftë, kundër së cilës do të ngrihej gjithë bashkësia ndërkombëtare. Ndërkaq pikërisht ky problem përbënte temën qendrore të disertacionit tim të doktoranturës. E njihja jashtëzakonisht mirë atë problem që ta besoja ashtu kot një argumentim të tillë. Pikërisht për këtë shkak argumentimi im shkonte në drejtim të kundërt. Pra unë pohoja se Republika e Kosovës i kontribuon forcimit të Jugosllavisë por edhe sigurisë së Shqipërisë; se ajo s'mund të ishte kundër politikës globale të SHBA-ve dhe as të BRSS-së së atëhershme; se është kështu në thelb, imponon edhe e drejta demokratike e popullit shqiptar për zhvillim më të shpejtuar (që përbënte anën ekonomike të çështjes) dhe për barazi me të tjerët (anën politike të çështjes). Në këtë kohë (janar-mars 1982) ndodhesha nën hetime në Beograd. Më ishte bërë e njohur se në Beograd, njëri pas tjetrit, në një distancë të shkurtër kohe, kishin ardhur Vjencesbergeri - Sekretari amerikan i mbrojtjes, dhe Andrej Gromiko, shefi i diplomacisë së BRSS-së së atëhershme, dhe se ata në të vërtetë e kishin aprovuar argumentimin tim në favor të Republikës së Kosovës. Pak kohë pas kësaj kam qenë i transferuar në burgun e Mitrovicës së Kosovës. Gjatë ndryshimeve demokratike në fillim të këtij dhjetëvjeçari edhe më tej kam insistuar në opcionin jugosllav të Republikës së Kosovës. Vlerësoja se një gjë e tillë nuk do ta shtynte më larg perspektivën e bashkimit me Shqipërinë; që procesi i një bashkimi të tillë do të duhej zhvilluar me rrugë institucionale dhe që Republika e Kosovës do të duhej të ishte në funksion të këtij bashkimi. UDB-ja e kishte sekuestruar një artikull timin studimor lidhur me ato probleme, i cili i dedikohej inteligjencisë së lartë politike të Kosovës. Ai titullohej "Për një politikë unike dhe pa ekuivoke". Me të do të duhej hapur diskutimi në nivel të tillë për orientimin e mëtejshëm të forcave politike të Kosovës, por kjo ligjëratë nuk u mbajt për shkak të, siç mu tha mua atëherë, të ftohtit të madh që mbretëronte në lokalet e Institutit Albanologjik, d.m.th. se Institutit i mungonte ngrohja. Mirëpo problemet vazhdonin të mbeteshin edhe më tej. Është interesant se si në këtë periudhë (1990-94) u zhvillua një luftë e vërtetë psikologjike e mekanizmave të shtetit e të pushtetit kundër meje. Akuza themelore në këtë luftë të pakompromis dhe të njëanëshme, e cila nga ana e aktivistëve të ndryshëm, madje edhe me tituj profesorësh universitarë, shqyrtohej nëpër oda private nëpër fshatra të ndryshme të Kosovës, ishte në të vërtetë krejt e kundërt me akuzën e tanishme të prokurorit në këtë gjyq. Thuhej zatën se unë kisha qenë kundër

bashkimit me Shqipërinë, bile edhe se unë po e pengoja atë bashkim. U tha dhe u bë shumëçka kundër meje atëbotë, por unë mendoja se është fjala për luftën e disa grupeve për pushtet dhe jo për luftën drejt avancimit të pozitës së Kosovës. Çuditërisht, askush nuk më mbronte në mënyrë të hapur as në Kosovë, as në Shqipëri, as në ish-Jugosllavinë, as në Serbi prandaj as në Evropë. Ndjehesha absolutisht i vetmuar dhe erdha gjer në konkluzionin se në të vërtetë atë Jugosllavi nuk e donte askush. Më çudiste vrazhdësia, intensiteti dhe vëllimi i një lufte të tillë. Kam qenë i shtyrë pothuajse gjer në prak të çmendurisë e të vdekjes, por pikërisht ky fakt më bindi se shkaku i kësaj lufte s'mund të ishte vetëm lufta për pushtet. E dija se ndaheshim rreth vlerësimit të ngjarjeve të vitit 1981, rreth vlerësimit të prioritetit të vendit dhe të subjektit të ndryshimeve demokratike nga viti 1990, rreth vlerësimit të fenomenit të gandizmit dhe të politikës së përditshme; rreth dhënies së përparësisë një numri të caktuar bartësish të ndryshimeve dhe të ngjashme, por e tërë kjo nuk mjaftonte që njeriu thjesht të ekskomunikohej nga bashkësia njerëzore. Për diçka të tillë duhej të ekzistonin shkaqe më të thella të cilat në të vërtetë edhe ekzistonin: ato gjithmonë vërtiteshin rreth bashkimit shqiptar dhe mendoj se është kohë e fundit që këtë çështje tani ta sqaroj në tërësi:

Gjatë qëndrimit në specializim në SHBA kam gëzuar një trajtim jashtëzakonisht të lartë. Kam qenë i emëruar nga ana e rektorit të Universitetit të Harvardit si hulumtues shkencor i pavarur. Me rastin e pranimit tek Zonja Rosalyn Carter në Washington DC kam qenë i zgjedhur si i vetmi njeri që do të përfaqësonte të gjithë specializantët dhe postdiplomistët e Evropës në SHBA. Në këtë cilësi kam marrë pjesë në shumë dreka dhe bisedime që i organizonin senatorë e kongresmenë të caktuar dhe përfaqësues të pushtetit në SHBA. Kam marrë pjesë aktivisht nëpër simpoziume të ndryshme shkencore dhe nëpër ligjërime të intelektualëve autoritarë të SHBA, dhe mendoj se me kontributin tim nëpër ato tubime dhe ligjërata kam krijuar emrin tim, përkatësisht, emrin dhe identitetin tim amerikan, i cili ishte i njëjtë me emrin tim këtu, por tani i njohur edhe atje. I kisha dyert e hapura për të gjitha kontaktet e mundshme dhe gëzoja shkallë të lartë të ndihmës teknike që nga një kabinet i stërmadh me makina shkrimi, ordinatorë, telefona, gjer ke ndihma skofiare e dy sekretareshave që punonin në prag të dyerve të zyrës sime. Mirëpo për të gjitha këto, për gjithë atë trajtim të lartë që m'u kishte siguruar atje, asnjëherë gjer më sot nuk e kam falenderuar qeverinë e SHBA-ve. Këtë gjë nuk e kam bërë jo vetëm për shkak se menjëherë pas kthimit në Prishtinë me 1979 jam përfshirë në vorbullën e ngjarjeve që pasuan së shpejti, por më tepër për shkak se gjithnjë deri më sot nuk kam pasur përgjigje të qarta në disa pyetje që më mundojnë edhe tani. Ishin të nevojshme kohë të mbushura me ngjarje që këtë më në fund ta kuptoja, në mënyrë që të dija edhe të pozocionohesha në raport me të. Tani kjo është e qartë. Prandaj, ndonëse duket e çuditshme për shkak të vendit dhe të kohës në të cilën po e bëj këtë, shfrytëzoj rastin që me gjithë zemër ta falenderoj qeverinë e SHBA-ve për qëndrimin tim atje gjatë vitit shkollor 1977-78. Mendoj se nuk është vonë, sepse këtë po e bëj sinqerisht dhe jo vetëm formalisht. Ajo është një qeveri e një vendi të madh, e një populli të mrekullueshëm me mundësi të pakufizuara. Këtë e bëj sinqerisht edhe për shkak se qeveria e këtij populli të madh, dhe e këtij vendi të madh, as përpara, as atëherë dhe as më vonë, kurrëndonjëherë me asgjë nuk e ka kushtëzuar qëndrimin tim atje. Asnjëherë nuk ka kërkuar çfarëdo shërbimi prej meje dhe ka qenë jashtëzakonisht korrekte me mua. Një gjë e tillë natyrisht imponon respekt. Ajo që mua ndërkaq atëherë më pengonte dhe që nuk arrija të kuptoja dot ishte paaftësia ime që t'i zbuloja qëllimet e vërteta amerikane kundrejt popullit shqiptar të cilit unë i përkisja. Dëshiroja të depërtoja pak më larg nga kundërvënia e tyre ndaj regjimit të Enver Hoxhës, por këtë gjë ata nuk ma mundësonin. Kisha vënë re se gjithë çka kishte të bënte me Shqipërinë ishte e vendosur në kuadër të studimeve sllave dhe kjo si në Harvard ashtu edhe në Universitetin e Çikagos, ashtu edhe në Bibliotekën e Washingtonit DC. Në të gjitha pyetjet e mia lidhur me këtë çështje ata nuk kishin përgjigje. Literatura e tyre politike si dhe literatura e historisë politike i shmangej përgjigjeve në këto pyetje. Madje edhe

Robert Lee Wolf, një autor i vjetër i studimeve të famshme për Luftën e Dytë Botërore në këtë pjesë të Ballkanit, në studimet e veta i është shmangur përgjigjes në pyetjet e mia. Të njejtën gjë e ka bërë edhe Hans Morgenthao (babai i teorive politike ndërkombëtare amerikane); Jeremy Israel, nga Universiteti i Çikagos, Steven Burg , gjithashtu nga Çikago, Dov Ronen nga Harwardi, Erik Hamp nga Çikago e të tjerë. Të gjithë ata e dinin se kam qenë në detyrën e ministrit regjional në një krahinë potencialisht eksplozive të Kosovës dhe që të gjithë ata i shmangeshin me urtësi temave "të nxehta". Ndërkaq Steven Larabee, një njeri inteligjent i moshës sime, me të cilin edhe shoqërohesha më së shumti dhe i cili atëherë ishte caktuar në Stejt Department në detyrën e shefit të Drejtorisë për Ballkanin, madje edhe ai i shmangej bisedave serioze në këtë temë. Nuk e di se përse e ka braktisur Stejt Departmentin dhe ka shkuar në Institucionin "Rand" pas arrestimit tim të parë, por e di se pikëpamja që amerikanët më me dëshirë do ta shihnin Shqipërinë të bashkuar me Kosovën dhe jo Kosovën me Shqipërinë ishte e përhapur gjerësisht midis emigracionit politik shqiptar në SHBA. Disa pjesë të caktuara, sidomos ato të bashkuara rreth Legalitetit, një parti zogiste që kërkonte kthimin e Leka Zogut në fronin e Shqipërisë, gjë të cilën vazhdon ta bëjë edhe sot, si dhe pjesë të caktuara të Ballit Kombëtar, të bashkuara rreth Xhafer Devës, flisnin, por edhe shkruanin, se me shumë dëshirë do t'ia hiqnin kokën së pari Enver Hoxhës e pastaj edhe Fadil Hoxhës. Ata mendonin se këta ishin fajtorë për mosbashkimin e Shqipërisë menjëherë pasë luftës. Nuk i përgjigjeshin dot pyetjes, përse të ishte më shumë fajtore Shqipëria se sa Kosova apo Jugosllavia për një rezultat të tillë negativ për shqiptarët menjëherë pas lufte? Përgjigjet e autorëve tanë në këto pyetje që u shfaqën pas vitit 1990 nëpër faqet e shtypit tonë e fajësojnë ish-regjimin komunist në Shqipëri, sipas logjikës së shtetësisë: "ata ishin shtet dhe jo ne." Nuk është e nevojshme të komentohet se një rezonim i tillë është më së paku naiv. Nuk ishte e vështirë që të konkludoja se një rezonim i tillë i emigracionit shqiptar në atë kohë ishte në realitet thjesht një reflektim i disponimit antikomunist të administratës amerikane e cila nuk kishte asnjë lidhje me nevojën e zgjidhjes së çështjes shqiptare. Lidhur me këtë çështje ata rezononin nga pozita e superfuqisë dhe nga pozita e politikës globale. Ata e dinin se qëndrimi i Kominternës (Internacionales Komuniste) lidhur më këtë çështje, që nga viti 1926 e këtej, deri te Kongresi i V i PKJ me 1941, ishte që Kosova do të duhej t'i bashkohej Shqipërisë, prandaj ranë në konkluzionin e kundërt d.m.th. se do të duhej që Shqipërinë t'ia bashkonin Kosovës, në mënyrë që edhe më tej të mund t'i shisnin botës sllave 300 milion këmisha në vend të vetëm 5 milion këmishave sa do të mund t'u shisnin shqiptarëve po t'i mbështesnin. Lidhur më këtë ndonjëri prej tyre fliste hapur si me shaka. I kuptoja mirë atëherë parametrat e arsyetimeve të tyre sipas të cilëve gjithçka ishte e shndërruar në kuantitet, por nuk mund të them edhe se më pëlqente një gjë e tillë. Edhe më pak më pëlqente realiteti ynë politik i cili ato pyetje, me metodën e raprezaljeve policore, i kishte shpallur si tema tabu. U desh tepër shumë kohë, punë, djersë dhe gjak që këto çështje më në fund të hapeshin. Qysh atëherë e kisha fituar përshtypjen se autonomia e Kosovës në ish-Jugosllavinë titiste ishte në të vërtetë refleksion i ndeshjes së dy politikave globale pas të cilave qëndronin dy shoqëri globale dhe ky fakt më pati tronditur. Duke mos u futur më thellë në elaborimin e zbulimeve lidhur më këtë pyetje, duke iu drejtuar këtij gjyqi, vetëm mund t'i theksoj bindjet e mia të cilat s'janë obligative për askend, por të cilat përmbajnë kërkesën që lidhur me këto të mendohet, madje edhe nga ana e qeverisë së SHBA-ve në Washington, apo qeverisë Ruse në Moskë, në Beograd, Tiranë apo në Prishtinë:

Populli shqiptar duhet bashkuar. Këtë e dijnë të gjithë dhe askush më nuk e konteston. Ai duhet të bashkohet për shkak se është i njësuar në planin shpirtëror: e ka një gjuhë, një kulturë dhe një histori. Për shkak se është një popull i vjetër evropian i Ballkanit, i cili që heret e ka demonstruar pjekurinë e vet shtetformuese; për shkak se gjithashtu që herët e ka arritur nivelin e duhur të vetëdijes politike për veten, për vendin dhe për interesat e veta në regjion, dhe për shkak se e ka dëshmuar në mënyrë të lavdishme dobishmërinë e vet në të gjitha

planet e bashkësisë evropiane të popujve. Nuk i duhet që ta dëshmojë përkatësinë e vet në këtë bashkësi, sepse pavarësisht nga pozita e vet gjeopolitike dhe e pranisë së religjionit islamik në shumicën e pjesëtarëve të tij, ai ka qenë dhe ka mbetur popull evropian. Ai duhet të bashkohet edhe për shkak se e drejta për vetëvendosje është njëra ndër arritjet qenësore të qytetërimit evropian, e drejtë të cilën vetë ajo e ka proklamuar dhe e cila më asnjë populli në Evropë nuk mund t'i refuzohet a t'i mohohet. Popullit shqiptar i duhet një gjë e tillë që të mund të zhvillohet vetë më tej për ta arritur nivelin e përgjithshëm të kësaj bashkësie. E drejta e popullit shqiptar për t'u bashkuar buron edhe nga fakti se ai nuk ka qenë ndonjëherë i pyetur për caktimin e kufijve që e cungojnë nga të gjitha anët. Kur u bë një gjë e tillë në Konferencën e Ambasadorëve të gjashtë fuqive të mëdha evropiane në Londër, premieri i atëhershëm britanik, sër Edward Grey, që e kryesonte atëbotë atë konferencë, pati deklaruar publikisht se ishin të detyruar që ta flijonin këtë popull për shkak të ruajtjes së paqes evropiane. Mirëpo paqja me këtë nuk u ruajt as atëherë dhe as më vonë. Misionarë të ndryshëm të Lidhjes së Kombeve nga ajo kohë (1919-20) i propozonin popullit shqiptar që gjeniun e vet krijues ta orientonte në drejtim të rritës së brendëshme e të krijimit, ndërkaq Evropa, nga ana e vet, do të dinte që këtë gjë në një kohë të caktuar ta shpërblente. Ai një gjë të tillë e bëri. Dekada të tëra ai e duroi me dinjitet politikën e asimilimit me dhunë dhe të spastrimit etnik të regjimeve të ndryshme serbe. Vetëm në mes dy luftërash botërore e lëshuan përdhunisht këtë hapësirë më se 240 000 njerëz. Në vitet e pasluftës shkuan dhe 600 000 të tjerë të cilëve iu bashkuan edhe po aq kosovarë në kohën e sotme, në kohën e ndryshimeve demokratike. Nuk ka të dhëna të sakta për numrin e të vrarëve e të dëbuarve, por ai sillet diku rreth dhjetëra mijërave. Shkenca bën të njohur se vetëm gjatë Luftës së Dytë Botërore dhe menjëherë pas saj, janë vrarë më shumë se 40 000 shqiptarë. Ekzistojnë madje edhe marrëveshje ndërshtetërore për shpërnguljen e shqiptarëve në Turqi si turq, por Evropa pati heshtur. Asnjëherë nuk i pati gjykuar, ndonëse ua pati premtuar shqiptarëve mbrojtjen e vet.

Ne e dijmë që kufijtë ndërkombëtarë Evropa i ka shpallur të pandryshueshëm, mirëpo e ka lënë të hapur mundësinë e ndryshimit të tyre me pranimin e palëve të interesuara. Prandaj bashkimi i popullit shqiptar duhet të realizohet në rrugë institucionale dhe me metoda demokratike. Shkenca konstaton se një territor kompakt me 115 mijë km2, nga Kongresi i Berlinit -1878, gjer më sot, është ngushtuar në 55 gjer 65 mijë km2 në të cilat populli shqiptar tani është në shumicë. Në Konferencën e Ambasadorëve në Londër 1912-13, shteti shqiptar u krijua në një sipërfaqe prej pak më shumë se 28 mijë km2. Dallimi midis kësaj shifre dhe 65 mijë km2 në të cilat jeton sot në shumicë populli shqiptar në trojet e veta historike, duhet të inkuadrohet në shtetin e njësuar shqiptar.

Në luftën e vet për bashkimin e tij, populli shqiptar ka të drejtë të presë ndihmë jo vetëm nga Evropa dhe bashkësia ndërkombëtare, por pikë së pari prej atyre popujve të ish-Jugosllavisë me të cilët ka jetuar bashkërisht, dhe në rend të parë nga serbët. Serbët duhet ta kuptojnë se koha e dominimit mbi shqiptarët ka përfunduar. Ata që e njohin mirë historinë sigurisht që tashmë e kanë kuptuar se gjer me ardhjen e turqve në këto hapësira nuk kishte dominim të njërit mbi tjetrin. Me pranimin e islamizmit nga ana e feudalëve shqiptarë dhe me inkuadrimin e tyre në sitemin turk të administrimit, ka ardhur deri te një proces të cilin serbët kanë mundur ta kuptojnë si dominim të shqiptarëve mbi ta, gjë që s'ishte e vërtetë, sepse inkuadrimi në sistemin e administrimit të Perandorisë Turke dhe pranimi i religjionit islamik nuk ishte vetëm një veçori shqiptare. Me largimin e turqve nga Ballkani, me forcimin e Rusisë dhe pastaj edhe të ish-BRSS-së, në fillim erdhi gjer ke ndarja e popullit dhe e territorit shqiptar, pastaj edhe tek një politikë e gjenocidit sui generis ndaj shqiptarëve që mbetën jashtë kufijve të shtetit të tyre. Që nga viti 1844, d.m.th. që nga "Naçertania" e Ilia Garashaninit dhe gjer më sot, politika serbe ndaj shqiptarëve ishte në thelb sub-imperialiste. Ajo ka shkuar linjës së nënçmimit dhe të denigrimit të shtetit shqiptar si dhe të asimilimit të dhunshëm të popullatës shqiptare nën jurisdiksionin e saj. Me fjalë të tjera, forcimi i animozitetit shqiptaro-

serb apo serbo-shqiptar ka qenë gjithmonë i lidhur me ndryshimet në rrethimin e tyre ndërkombëtar.

Në pjesën I të artikullit tim studimor "Viti 81 dhe proceset e demokracisë" pastaj dhe në pjesën II të artikullit "Bëje ose vdis" (Alternativa 7/8, 1991, dhe "Fjala", mars 1992) unë jam përpjekur të përkujtoj se këta dy popuj gjenden në një nivel të përafërt ose të njëjtë të madhësisë demografike, dhe të zhvillimit të gjithëmbarshëm. Pa ndikimin e jashtëm historia e tyre do të mund të zhvillohej në drejtim të rivalitetit të shëndoshë në bashkëpunim dhe në zhvillim. Për këtë shkak gjithmonë kam insistuar që politika të heq dorë nga instrumentalizimi i vet për interesa të huaja. Mirëpo me politikën e terrorit shtetëror ndaj shqiptarëve Serbia sikur synon t'i detyrojë shqiptarët që të heqin dorë nga kërkesat e tyre legjitime dhe nga aspiratat e tyre historike. Kjo sikur arsyetohet me faktin nga që edhe asaj vetë i është e qartë tashmë se një politikë e tillë është absurde dhe jashtë kohës. Me ritualizimin e vrasjeve, siç ndodhi me rastin e Hasan Ramadanit nga fshati Shajkovc, të cilin e përshkruan shtypi në gjuhën shqipe, nuk mund të arrihet asgjë pozitive. Ritualizimi i vrasjeve ka qenë veçori e kanibalizmit, ndërkaq dihet se ai është çrrënjosur. Vdekjet janë tragjike me faktin se na përkujtojnë përkohshmërinë e jetës sonë. Për këtë shkak indiferentizmi ndaj jetës njerëzore nuk mund të jetë përmbajtje e asnjë lloj politike dhe e asnjë ardhmërie. Për këtë shkak politika që ndalet në gjykimin formal të rasteve të tilla, ndërsa më vonë prej tyre, me të gjitha mjetet e mundshme përpiqet të kapitalizojë dhe të mbledhë poena për veten, një politikë e tillë, e cila, veç tjerash, mbështetet ekskluzivisht në faktorët e jashtëm në dëm të faktorit të brendshëm, nuk mund të ketë asgjë të përbashkët me popullin shqiptar. Në qoftë se ajo nuk është shprehje e tradhtisë së interesave nacionale atëherë ajo është edhe vetë viktimë e ndonjë komploti, gjë që nuk e zvogëlon përgjegjësinë e saj për gabimet dhe për lëshimet e bëra. Mirëpo, gjykuar sipas faktit se si njëra më arreston e tjetra më sulmon vetëm për shkak se unë po insistoj në zbulimin e së vërtetës dhe të vërtetave, është shumë afër mendësh se politikat e tilla në të dy anët synojnë në zgjidhje shumë specifike dhe të përcaktuara në këtë pjesë të Ballkanit. Përndryshe, përse si këtu ashtu edhe në Shqipëri po burgoset dhe po gjykohet një profil shumë i përcaktuar intelektualësh, pikërisht ai që ka përvojë të caktuar prej burrështeti, nën akuza që tingëllojnë cinike, dhe që nuk i kanë hije askujt, as kohës dhe as vendit?

Në letrën time të hapur drejtuar ish-bashkëshortes dhe një segmenti të inteligjencisë së Kosovës në Prishtinë, në tekstin me nëntitull "Shqipëri e reduktuar apo republikë e barabartë" ia kam tërhequr vërejtjen atij segmenti të inteligjencisë për atë që nuk më pëlqente. Letra u botua në revistën «Doruntina» nr. 3, 1993, në Kumanovë, dhe jo në «Bujkun» apo në gazetat tjera të Prishtinës. Aty kam tërhequr vërejtjen edhe për problemin e marrëdhënieve me Greqinë, lidhur me ortodoksët e Shqipërisë Jugore, mirëpo këta zotërinj atëherë u shtirën si të mençur. Ndërkaq tani, kur ky problem ka shpërthyer në sipërfaqe, ata paraqiten si të befasuar. Zbrazin nëpër gazeta ndjenjen e një "patriotizmi zemërak", duke e fshehur dyfytyrësinë e vet. Vërtet nuk është gjë e vështirë që të bësh karagjozllëk nga politika me metodën e masakrimit të integralizmit të çfarëdo mendimi, me kombinimin e gënjeshtrës dhe të harresës ose me ndrrimin e tezave. Mirëpo kur një gjë e tillë bëhet në disa kushte specifike të caktuara, dhe për një kohë të caktuar, me rrugë sistematike, atëherë dëshirohen të arrihen qëllime mjaft të përcaktuara, ndonëse nuk e di akoma se për çfarë qëllimesh është fjala, por nuk është e vështirë të konstatohet se janë në lidhje të caktuar me zgjidhjen e çështjes shqiptare. Për këtë shkak edhe më tej do t'i saktësoj pikëpamjet e mia lidhur me këtë çështje, dhe këtë për shkak se gjithë deri më sot ato përbënin një lëndë për shpjegime kontradiktore, ndërkaq unë kam qenë dhe jam akoma i sulmuar nga të gjitha drejtimet e mundshme:

Bashkimi i popullit shqiptar nuk mund të realizohet si zgjerim territorial as i Jugosllavisë dhe as i Serbisë. Kjo nuk do të ishte zgjidhje e çështjes shqiptare por një imponim i një zgjidhjeje të tillë për të, që do të duhej të ishte rezultat i ndonjë lufte. Kjo gjithashtu do ta implikonte përzierjen e faktorëve të tjerë. Greqia tashmë i ka shfaqur hapur pretendimet e saj

ndaj Jugut të Shqipërisë, dhe kundrejt një imponimi të tillë të zgjidhjes as Turqia s'do të mund të ishte indiferente, por as Italia. Bashkimi i popullit shqiptar si zgjerim territorial i Jugosllavisë do të ishte në esencë zgjerim territorial i Serbisë, po qe se kjo do ta nënkuptonte mbetjen e Kosovës nën çfarëdo ingjerence të Serbisë. Populli shqiptar diçka të tillë nuk do të mund ta pranonte, dhe as që do të mund të pajtohej ndonjëherë me të. Propozimet që po shfaqen tani për lidhje konfederale me Shqipërinë pa u zgjidhur paraprakisht çështja e njohjes së Kosovës *de jure* mund të jenë shprehje e dëshirës që kjo çështje të përshpejtohet, por mund të duket edhe si një çështje tejet e diskutueshme. Nuk ka dyshim se këto propozime janë shprehje edhe e besimit absolut në bashkësinë ndërkombëtare, por ajo në zgjidhjen e këtyre çështjeve rendom i ndjek interesat vetjake, ndërsa interesat e palëve të interesuara i merr parasysh vetëm në masën në të cilën ato palë janë të zonjat vetë që t'i mbrojnë e t'i sigurojnë.

Pikërisht për shkaqe të tilla, bashkimi i popullit shqiptar duhet t'i parapríjë çfarëdo forme të bashkimit federal ose konfederal, ose formave të tjera të bashkimit në tërësi më të mëdha, gjersa vetë akti i bashkimit duhet të jetë shprehje e vullnetit të tij që nuk bën të prejudikohet në asnjë mënyrë. Vetë akti i bashkimit të popullit shqiptar për shkak të karakterit të ndarjes së tij, bazohet në esencë në ndarjen e qetë dhe dinjitoze me fqinjët. Çfarëdo politike që nuk e merr parasysh përparësinë e kësaj çështjeje nuk mund të jetë në realitet shprehje e interesave nacionale shqiptare.

Shqipëria është vendi i vetëm në Evropë që kufizohet pothuajse nga të gjitha anët me vetveten, d.m.th. me popullin e vet dhe me trojet e veta historike. Për këtë shkak një çështje prioritare ose një çështje me rëndësi prioritare për Republikën e Kosovës, është ndarja e qetë dhe dinjitoze me RFJ dhe me Republikën e Serbisë, dhe jo bashkimi ose njësimi me Shqipërinë, për shkak se kjo do të kuptohej si zgjerim territorial i Serbisë në drejtim të Shqipërisë, gjë e cila do të nxiste pretendime të ngjashme edhe në Greqi. Kjo do të thoshte natyrisht luftë. Nuk është aspak e pamundur që në qarqet e caktuara në të gjitha qendrat e interesuara të fuqisë, nga Beogradi në Athinë dhe gjer në Washington, dëshirohet një zhvillim i tillë i situatës. Ata shpresojnë për një fitore minimale d.m.th., për një zgjidhje të përkohshme të çështjes shqiptare në bazë religjioze në të cilën ndonjë shtet i bashkuar eventual shqiptar musliman do të figuronte ose si një shtet i veçantë, ose si një anëtar i një tërësie më të madhe.

Dihet se, për dallim nga popujt tjerë të Evropës, religjioni tek shqiptarët gjithmonë ka qenë mënyrë e mbijetesës dhe jo mënyrë e jetesës. Përkatësinë e vet religjioze shqiptarët asnjëherë nuk e kanë identifikuar me përkatësinë e vet kombëtare. Elementi i tyre kryesor përbashkues ka qenë gjuha dhe vetëdija tradicionale për veten. Ata i kanë tri religjione, ndërsa asnjeri prej tyre nuk ka lindur tek këta dhe nuk është kthyer në gjendjen e tyre të natyrshme. Të gjitha ato kanë ardhur bashkë me zgjerimet imperiale (Roma dhe Islamizmi) ose me forcimin e qendrave të fuqisë (Bizanti). Ky fakt (tri religjione) i përgjigjet pozitës gjeostrategjike të vendit ku jetojnë - në trekufirin e tri kontinenteve. Ky fakt e shton pasurinë shpirtërore të kulturës së tyre dhe i kontribuon perspektivës së tyre. Ndarja e tyre në bazë të përkatësisë religjioze, për vetë shqiptarët do të ishte e dëmshme, për shkak të varfërimit të shpirtit dhe të kulturës, për shkak të humbjes së territoreve, etj. Por edhe për praktikën dhe për teorinë e marrëdhënieve ndërkombëtare kjo do të ishte tragjike, sepse në këtë mënyrë do të afirmoheshin kriteret të cilat ajo i ka tejkaluar që moti, si dhe për shkak se ky do të ishte një tregues i qartë i konfrontimit global të shoqërive globale.

Nuk e besoj se mund të ketë midis shqiptarësh shumë të tillë që do të pajtoheshin qysh më parë me një mundësi të tillë. Politika ndërkombëtare ndërkaq është një gjë e ndjeshme. Ajo ofron mundësi të shumta të manipulimeve të ndryshme përmasash kolosale pikërisht për shkak se pas tyre qëndrojnë shtetet. Ato mendojnë se me këtë mund të arrihen qëllimet e caktuara dhe nuk hezitojnë fare kur është fjala për shfrytëzimin e metodave të tilla. Në anën tjetër ekziston një numër i madh njerëzish nostalgjikë për kohërat e shkuara të cilët

ndryshimet demokratike në Evropën e Lindjes i përjetojnë si kthim në të kaluarën. Ata mendojnë se është realizuar gjermanizimi i Evropës e jo evropeizimi i Gjermanisë. Është pak e besueshme që në disa qarqe të mos mendohet që me anë të pazarllëkut me trojet shqiptare të zënë pushtetin dhe është pothuajse e pa mundshme që një perspektivë e tillë e zgjerimit territorial në llogari të shqiptarëve të mos u pëlqejë qarqeve të caktuara si në Beograd, ashtu dhe në Athinë. Këto qarqe mbase mendojnë se kjo do të ishte fare në rregull, fare shik, dhe në frymën e ndryshimeve demokratike në Evropë. Bile ndoshta ato shpresojnë se do të bëjnë një salto mortale politike si në vitin 1937, dhe me ndihmën e miqve të forcuar t'i rikompensojnë sërish interesat e humbura gjatë luftës së pandershme politike për pushtet. Ndoshta ata kanë të drejtë. Për mua ndërkaq ata kanë të drejtë në masën në të cilën do të kuptohet se ndryshimet politike në Evropë e mundësojnë deklarimin e parimit të vetëvendosjes politike. Atëherë kur një popull deklarohet politikisht për zbatimin e këtij parimi, asgjë nuk mund ta ndalojë gjer në realizimin e tij të plotë. Ndryshimet politike në Evropë e favorizojnë këtë. Me fjalë të tjera, as vetë nuk e besoj se instrumentalizimi politik i kombit vetjak përbën një rrugë të drejtë për arritjen e qëllimeve afatgjata. Ai detyrimisht e nënkupton karakterin autoritativ të pushtetit dhe përkrahjen e këtij pushteti nga pjesët më reaksionare të popullit. Unë jam ithtar i nevojës së forcimit të identitetit nacional dhe jo i instrumentalizimit të tij. Vetë procesi i forcimit të këtij identiteti nuk mund të realizohet si kthim në të kaluarën por si ecje progresive drejt së ardhmes. Një ecje që nuk i mohon vlerat pozitive të së kaluarës por i inkuadron në vetvete dhe i kuptimëson në kohë. E di se dikur, për shkak të rivalitetit të fuqive imperiale për territore dhe për tregje të reja, instrumentalizimi i popujve të vegjël ose të ndonjë pjese të tyre të caktuar, ishte një gjë fare e rëndomtë. Popujt lidheshin për këtë ose për atë fuqi, dhe për këtë shkak, tek popujt e vegjël lindën bindje dhe paragjykime për predispozitat miqësore të kësaj ose të asaj fuqie. Kjo është në fuqi edhe sot por tani ka ndryshuar konteksti i përgjithshëm i gjërave. Sistemet imperiale janë bërë të shtrenjta, sklerotike dhe joefikase, prandaj janë lënë që moti. Rivaliteti i fuqive gjithnjë e më tepër do të realizohet si konkurrim i zhvillimeve intensive të brendëshme dhe për prodhimin e zbulimeve sa më cilësore tekniko teknologjike si dhe për tregjet që do të dijnë të konsumojnë prodhime të tilla. Ky fakt i vë në pozicion të njëjtë si serbët, ashtu dhe shqiptarët. Serbët ndërkaq, do të duhej të hiqnin dorë nga ëndrrat imperialiste; ata duhet ta njohin edhe de jure Republikën e Kosovës, për t'iu kthyer kështu ardhmërisë së tyre. Këtu qëndron shkaku i theksimit tim se Republika e Kosovës duhet krijuar në raport me veten dhe jo për inat të serbëve; se nuk ka kthim në komunizëm, por as marshim drejt fashizmit, se demokracia nuk plotësohet me përmbysjen e klasave por me luftën konkurrente të ideve dhe të vlerave për gjëra më të mira dhe më cilësore. Me fjalë të tjera kam kërkuar që përmbajtja e shqiptarizmit të mos nxirret nga antiserbizmi ashtu si përmbajtja e serbizmit të mos nxirret nga antishqiptarizmi. Kjo natyrisht nënkupton mirëkuptimin dhe jo luftën, por as luftërat nuk janë zhveshur nga logjika sepse me atë rast do të ktheheshim në kohërat e barbarizmit dhe jo të civilizimit. Duke e njohur edhe *de jure* Republikën e Kosovës, serbët nuk bëhen popull më i vogël dhe as shqiptarët popull më i madh. Në këtë mënyrë ata do të bëheshin të tillë çfarë janë në të vërtetë. Përse do të duhej luftuar për t'u dëshmuar ajo që tashmë po shihet dhe që ekziston? Populli shqiptar thjesht është deklaruar për shtetin e vet sepse e ka ndjerë nevojën për zhvillimin e mëtejshëm vetjak. Në emër të çkafit serbët do të mund t'i pengonin? Edhe sikur vërtetë të besonin në atë që ua ofron një pjesë e historisë në formë të mitit mbi Kosovën, tani kjo është e parëndësishme. Nuk është miti udhërrëfyes i mirë për ardhmërinë por e vërteta. Pastaj nuk është tërësisht e sigurt se luftërat mund të përfundojnë gjithmonë ashtu siç paramendohen dhe siç dëshirohen. Tani është pothuajse e qartë se ekzistojnë qendra të largëta të caktuara të cilat i mbajnë në kontroll proceset e luftës e të paqes si dhe rezultatet e tyre në të gjitha regjionet që kanë rëndësi për paqen botërore. Tashmë është plotësisht e qartë se ato nuk dëshirojnë që në këto hapësira të vijë gjer ke lufta. Ato e dijnë që populli shqiptar është dëmtuar në të kaluarën dhe se këtë

gjendje e ka edhe sot. Ata e dijnë se ai ka të drejtë të zhvillojë luftë mbrojtëse ose çlirimtare, sepse luftërat e tilla konsiderohen, dhe janë, një e drejtë e natyrshme e popullit për vetëmbrojtje dhe për ekzistencë. Si të tilla ato merren si legjitime edhe nga dokumentat e OKB. Ato e dijnë gjithashtu se populli shqiptar, në territorin e vet kompakt, është i vetmi që është sakatosur kryq e tërthor me kufij artificialë ndërshtetërorë, i nënshtruar ndaj organeve shtetërore të disa shteteve, gjersa në shtetin e vet e ka pjesën më të vogël; se është i përndjekur dhe se në disa vende, si në Kosovë, për një kohë të gjatë po i nënshtrohet politikës së terrorit shtetëror. Pikërisht sepse e dijnë një gjë të tillë, ata e mbështesin politikën paqësore të alternativës shqiptare në Kosovë; e lavdërojnë dhe e shpërblejnë, por njëkohësisht edhe e kontrollojnë dhe ia tërheqin vërejtjen, edhepse këto vërejtje në të vërtetë i adresohen Serbisë, sepse ata mbase vlerësojnë se vetëm Serbia është ajo që mund të zhvillojë luftëra në këto hapësira. Ata e dijnë se populli shqiptar në këto hapësira, që ka të drejtë të mbrohet dhe të luftojë për të drejtat e veta legjitime, është plotësisht i paarmatosur. Nga shtypi në gjuhën shqipe lexojmë se shpeshherë zhvillohen aksione brutale për mbledhjen e armëve. Të vetmet armë që ndonjëherë i gjejnë aty-këtu, janë ndonjë pushkë automatike, ndonjë revolver, dhe në raste shumë të rralla, edhe ndonjë bombë dore. Në rrethanat e luftës, këto do të quheshin armatim i lehtë i këmbësorisë. Në një luftë bashkëkohore këto do të quheshin si armë për spastrimin e terrenit, por këto nuk janë armë për zhvillimin e çfarëdo lufte në kushtet bashkëkohore. Vetë këmbësoria qysh moti është shndërruar në një forcë përcjellëse të njësive tankiste, ndërsa vetë ai armatim së shpejti do të mbetet vetëm një relikt i së kaluarës nga kohërat e gangster-dueleve të tipit të Al Kapones. Populli shqiptar askund tjetër, përveç në Shqipëri, nuk e ka ushtrinë e vet të armatosur apo njësitë e veta paramilitare. Ajo që gjendet në Shqipëri thonë se është akoma në procesin e riorganizimit dhe të modernizimit. Kam dëgjuar se pikërisht tani, në këtë kohë të të gjitha rreziqeve të mundshme, paska qenë e nevojshme të zëvendësohet komplet kuadri i shkolluar i oficerëve të armatës e të policisë me të tjerë që tani sapo kanë filluar shkollën. S'mund të ekzistojë një indikacion më i qartë i qëllimeve të një pushteti politik mbi rrugën paqësore të zgjidhjes së problemeve dhe për lëshimin pa asnjë rezervë të vendit të vet në duart e faktorit ndërkombëtar. Ky është faktori që dikur na ka ndarë. Tani do të na bashkojë, nëse jo për shkak të ndonjë paqeje të mundshme, atëherë mbase për shkak të dëshirës për eksperiment! Për këtë shkak, ne shqiptarët e Kosovës, që dikur e kemi luajtur rolin e dorës së parë në themelimin e shtetit shqiptar, tani iniciativën për bashkim ua kemi lënë atyre, të cilëve u mbetet që fillimisht të modernizohen, ndërsa në ndonjë të ardhme edhe të bashkohemi! Sa të mençura që janë këto qendra të largëta të fuqisë! Atyre gjithmonë u shkon përdore që përmes vetë nesh të na mashtrojnë, ndërsa pas kësaj edhe të na shpërblejnë e të na i rrahin miqësisht shpatullat.

Në Kosovë policia dhe mbrojtja territoriale qysh moti janë shpërndarë dhe janë çarmatosur. Nuk u la që të mbijetonte asnjë formë organizative, por edhe në qoftë se përkundër kësaj u la diçka për të mbijetuar, atëherë kjo sigurisht gjendet në parahistorinë politike të kohëve të nomenklaturës komuniste titiste, që është lojale ndaj zotërve të vetë të vegjël, por jo edhe ndaj ligjit, sepse ligje akoma nuk ka. Ata i janë lënë vetvetes, si jetimët. Në qoftë se në çfarëdo mënyre veprojnë akoma, atëherë kjo ndodh për shkak të inercisë, dhe pikërisht për shkak të inercisë së vjetër. Për shkak të situatës sonë të gjithmbarshme, kështu së paku po thuhet, asnjë politikë nuk do ta marrë përgjegjësinë për ta. Sikur të kishin zbritur nga Marsi dhe sikur të mos ishin prej këndej! Politika në këtë mënyrë i shmanget të qenit serize. Ajo bëhet joserioze. Ajo do ta donte Republikën por nuk do ta donte edhe përgjegjësinë për të. Ndërkaq Republika, sipas definicionit, nënkupton shtetin, dhe shteti duhet t'i ketë edhe ushtrinë edhe policinë - dy karakteristikat e pakontestueshme të shtetësisë së shtetit. Bindjet dhe qëndrimet e mia lidhur me këto çështje janë shumë të qarta dhe të tilla kanë qenë gjithmonë. Politika e Republikës së Kosovës duhet të bëhet serioze. Këtu s'ka më «hem ma kanda hem s'dua». Ajo duhet t'i pranojë si të vetat hem ushtrinë hem policinë. Ajo duhet t'i riorganizojë dhe t'i

organizojë ato në frymën e kohës dhe në pajtim me ndryshimet dhe detyrat e tyre. Policia dhe ushtria e Republikës së Kosovës duhet të jenë efikase por edhe meritore për shërbimin në shtetin e ri demokratik. Ato janë pasqyrë e moralit publik por edhe e dinjitetit të popullit sepse për shkak të përbërjes së tyre sociale, ato i reflektojnë të gjitha shtresat e shoqërisë. Ato ndërkaq janë edhe diç më tepër: ato reflektojnë aftësinë e një shoqërie që të organizohet në pajtim me arritjet botërore nga cilado fushë e veprimtarisë shoqërore por edhe aftësinë e asaj shoqërie për të pranuar dhe absorbuar gjithçka të re, progresive dhe të pazvetënuar. Shkurt, me shembullin e vet, dhe me nevojën për të vënë në jetë dhe për të zbuluar gjithmonë arritjet e reja në fushën e shkencës, ato duhet të tërheqin gjithë shoqërinë përpara drejt progresit. Dhe pikërisht ato s'duhet ta heqin mendjen kurrë nga dinjiteti i vet, dinjiteti i popullit të vet dhe i shtetit të vet.

Pranimi i ushtrisë dhe i policisë nuk e nënkupton luftën. Në rastin konkret dhe në çastin aktual ajo nënkupton kthimin e besimit në dinjitetin e vet. Ajo nënkupton edhe marrjen e përgjegjësisë vetiake për zhvillimin e gjërave si në Republikën e Kosovës ashtu edhe për Republikën e Kosovës. Në këtë botë nuk ekziston ndokund ndonjë vend, ndërkaq janë më shumë se 180 sish që veten e quajnë shtet dhe që të mos e kenë ushtrinë dhe policinë e vet. Këto i ka madje edhe Vatikani, së paku në kuptimin simbolik, ndonëse nuk e konsideron veten si shtet të mirëfilltë dhe as që është i tillë në kuptimin klasik. Sikur shtetet të zhvillonin luftëra vetëm për faktin se i kanë në dispozicion policitë dhe ushtritë e veta, atëherë asgjëkundi dhe asnjëherë nuk do të kishim paqe. Ato janë instrumente të luftës dhe në rend të parë të luftës, por ato mund të lindin edhe gjatë luftës. Është më mirë që të krijohen në kushtet e paqes pikërisht për shkak të paqes. Ato gjithnjë e më tepër po bëhen instrumente të paqes.

Sipas hipotezës se Republika e Kosovës po njihet *de facto*, atëherë ç'kuptim ka që ushtria dhe policia e Republikës së Serbisë, në territorin e Republikës së Kosovës, t'i kryejë punët e ushtrisë dhe të policisë së Republikës së Kosovës? Përse të lejohet në këtë mënyrë nxitja e urrejtjes dhe akumulimi i animozitetit midis këtyre dy popujve?

Më tej, është e vërtetë se politika e Republikës së Kosovës po thirret në një gandizëm të llojit të vet dhe ajo vërtet është një gandizëm i llojit të vet. Unë vetë jam pionieri i vërtetë i kësaj politike, sepse edhe para burgosjes në vitin 1981 e kam pasur të qartë raportin e drejtë të forcave në botë. Për këtë dëshmon edhe libri im «Lufta e ftohtë dhe detanti» botuar në të dy gjuhët në Prishtinë në vitin 1976. Në burg, gjatë gjysmës së parë të viteve '80-të, unë gjithmonë kam ndikuar në përvetësimin e metodave paqësore të luftës për Republikën e Kosovës, sepse atëherë kam qenë i vetmi njeri në Kosovë, të cilit i ishin plotësisht të qarta pasojat eventuale të çfarëdo lufte. Ky ishte tek e fundit edhe motivi kryesor për shkrimin e atij libri të vogël por të rëndësishëm, që më vonë për vite të tëra u bllokua dhe pothuajse u harrua. Pastaj vetë përcaktimi im në atë kohë për Republikën e Kosovës në kuadër të Jugosllavisë në mënyrë të natyrshme e përjashtonte çfarëdo mendimi për luftën, sepse ç'do të na duhej Jugosllavia po të ishim të detyruar që brenda saj të luftonim për barazi?

Pas daljes nga burgu me 1985, atje ku isha i përndjekur, i izoluar dhe i ostracizuar padrejtësisht, pa kurrfarë vendimi të shkruar nga çfarëdo instance e pushtetit, për vite të tëra u kam folur fshatarëve që po e deshët Republikën në kuadër të Jugosllavisë, urdhëroni bashkë me mua. Ndërkaq po e deshët Shqipërinë, kjo e nënkupton luftën. Ndërkaq për luftë le të urdhërojnë të tjerët. Unë do të isha vetëm ushtar. Pushteti sigurisht që e dinte këtë. Ai e përcillte çdo hap timin dhe çdo fjalë timen. Ai përpiqej që ca të tjerë, sidomos të rinj, t'i shndërronte në mua me anë të tentimeve të çmendura për të depërtuar në trurin tim dhe me anë të imitimeve tragjikomike. Nëntë vjet të tërë më bëri plotësisht të varur materialisht nga të tjerët, fillimisht nga prindërit e mij të vjetër, nga vëllëzërit e mij më të rinj, dhe pastaj edhe nga fshatarët tjerë. Nuk më lejonte të punësohesha askund duke i frikësuar punëdhënësit eventualë. Asnjëherë nuk më dha pasaportë për udhëtim jashtë vendit. Dy herë themelova familje me femra intelektuale dhe që të dy herët dështova. Ky fakt natyrisht është shfrytëzuar

që të më pamundësohet ikja, sepse çfarë do të bëja unë në të vërtetë me komoditetin jetësor të jashtëm pa fëmijët e mi të mitur? Mos do të ketë qenë vallë e nevojshme që ndryshimet të kryhen me një dialog aq të çuditshëm me mua, apo vetë unë të kem qenë tepër ambicioz? Nuk e di. Me fjalë të tjera, është plotësisht e qartë nga ajo që u tha, se lufta për Republikën e Kosovës me mjete paqësore nuk u zhvillua vetëm me një siguri rutinore prej zotërinjsh elegantë nga kancelaritë e gjera e nga kabinetet e bukura. Ajo ka kërkuar privacione kolosale, viktima e flijime. Ndërkaq privacionet dhe flijimet i bëjnë vetëm ata që kanë shkallë të lartë të moralit vetiak por edhe që besojnë fuqimisht në ndershmërinë dhe në fisnikërinë e qëllimeve për të cilat luftojnë. Sepse një qëllim fisnik nuk mund të realizohet me metodat makiaveliste të intrigave dhe të shpifjeve. Bashkimin e Italisë nuk e solli mendimi politik i Makiavelit por vetëm mendimi politik i Macinit dhe lufta vetmohuese e një morali tejet të lartë e Garibaldit. Makiaveli e ka përshkruar luftën politike për pushtet të sundimtarëve të ndryshëm të paskrupullt dhe të princërve të Italisë feudale. Ai u jepte atyre udhëzime se si ta përforcojnë pushtetin dhe ka pasur besim se ndonjëri prej tyre do ta shfrytëzojë atë pushtet në favor të bashkimit të Italisë. Mjeshtritë të cilat i përshkruan dhe i rekomandon ai sigurisht që janë shfrytëzuar edhe më parë, por edhe pas tij, në luftërat e përgjakshme për pushtet nga ana e oborrtarëve të ndryshëm dhe despotëve, nga ana e tiranëve dhe diktatorëve të vjetër e modernë, por kurrë ndonjëherë ato, gjatë gjithë historisë, nuk e kanë sjellë fitoren e çfarëdo lëvizjeje politike serioze dhe as forcimin e çfarëdo pushteti demokratik. Ato mund të sjellin forcimin e pushteteve dhe të pushtetmbajtësve despotikë, autokratikë, autoritarë dhe totalitarë; ato janë metoda të një lufte të paskrupullt, të paturpshme dhe të përgjakshme për pushtet, por ato janë në kundërshtim të ashpër dhe të thellë me vetë nocionin e demokracisë. Mjafton që të shfletohen faqet e «Zërit» që të shihet se me ç'zjarr e ç'pasion gazetarët e tipit të H. Matoshit në emër të mësuesve të tyre e predikojnë imoralitetin në politikë! Implikimi i vetëm i metodave të tilla është lufta e përgjakshme qytetare, dhe këtë gjë ata do të duhej ta dinin.

Në artikullin tim «Për një qasje më shkencore ndaj politikës në Kosovë» (DeA, 1-1991), e kam nënvizuar në mënyrë indirekte trajtimin e gabuar dhe të njëanshëm të mendimit politik tek ne. Pasoi një reagim i vrazhdët, histerik, vëllimor dhe gjithëpërfshirës i qarqeve të përmendura politike. Kjo më dha të kuptoj se nomenklatura politike intelekuale e Kosovës kishte vendosur të vinte në jetë ostracizmin e vjetër grek ndaj meje, gjë që dukej dhe interesante, sepse kurrë nuk kam qenë kundër asaj që ajo ta zinte vendin që i takonte në shoqëri. E dija se ishte fjala për një grupacion të fuqishëm politik pa ndonjë konkurrencë të veçantë, dhe duke insistuar për një luftë konkurrente të ideve dhe të mendimeve, e dija që ajo do të fitonte dhe do të bëhej forcë udhëheqëse e shoqërisë. Mirëpo unë doja vetëm që ajo fitoren ta meritonte dhe që të mos ishte forcë e vetme e shoqërisë dhe as forca e vetme udhëheqëse e shoqërisë. Desha që gjatë asaj lufte konkurrente të ideve dhe të vlerave të konkurrojnë dhe të integrohen në politikë edhe forcat e reja që atëherë ndodheshin në procesin e formimit. Mendoja që nga kjo të shpërthente një kualitet me anë të të cilit do të fitonim një elitë politike intelektuale të shoqërisë më të gjerë, më të fortë, më të larmishme dhe më të pasur me ide. Për vete kërkoja që vetëm të më pranonin si të barabartë. Siç shihet tani në faqe të shtypit e gjithë kjo edhe po realizohet, por edhe tash në një formë disi të ngurtë, sikur brenda kësaj forme, me ndryshime të vogla kozmetike, po kthehet realiteti i para vitit '81. U desh që tamam unë të riarrestohesha që një përshtypje e tillë të kompletohej. U dashka vallë vërtetë që e kaluara të kthehet në një formë të pandryshuar? Përse vallë pikërisht me ardhjen dhe me konsolidimin e saj në pushtet 400 mijë njerëz u desh të iknin në botën e jashtame?

Harold Lasuelli, njëri nga frojdistët e shquar të Universitetit të Çikagos në SHBA, në vitet 30-ta të këtij shekulli e botoi librin «Psikopatologjia dhe politika» (Psychopathology and politycs). Në faqet e tij ai argumeton se si njeriu, për t'u marrë me politikë, i duhet që motivet e veta personale, me anë të procesit shoqëror të racionalizimit, t'i shndërrojë në interesa shoqërorë të pranueshëm nga të gjithë. Vetëm në këtë mënyrë, vlerëson ai, një veprim i

individit bëhet veprim politik. Mbase duke u mbështetur në këtë formulë të tij, nomenklatura titiste-komuniste e viteve '80, të gjithë të dënuarit e atyre viteve i shpalli si marksistë-leninistë. Në artikullin tim «Viti '81 dhe proceset e demokracisë» iu kundërvura një trajtimi të tillë të atyre të rinjve dhe të rejave me tezën se ata nuk po e merrnin parasysh shkallën e vetëdijes së tyre politike dhe veprimin e përgjithshëm sintetizues të parullës për Republikën. E kam bërë këtë sepse e kam ditur se kjo gjë do ta sillte thellimin e vetëdijes për përkatësinë klasore dhe për dallimet klasore. Atëherë kam besuar, por besoj edhe tani, se populli shqiptar në Kosovë kurrë nuk e ka përjetuar shtresëzimin e njëmendët klasor të shoqërisë. Atë që unë e quaj nomenklaturë komuniste-titiste të Kosovës, në të vërtetë është ajo elitë e brishtë dhe e ndjeshme e pushtetit e cila përfaqëson pjesën udhëheqëse të shtresës sunduese të shoqërisë. Por edhe kjo pjesë udhëheqëse e kësaj shtrese të shoqërisë është shumë e hollë, e ngushtë dhe e ndjeshme. Ajo përfaqëson bazën prej rreth 100 mijë njerëzve për elitën sunduese të pushtetit prej rreth 30-40 mijë njerëzish. Thënë kushtimisht, pjesa aktive e popullatës në luftën për Republikën e Kosovës gjithashtu nuk e tejkalon këtë numër. Të dy këto pjesë me supozimin e integrimit të barabartë në shoqëri, do të duhej të përfaqësonin dy shtyllat mbajtëse të Republikës së Re. Mirëpo nëse njëra nga këto dy shtylla vazhdimisht duhet sulmuar për majtizëm, për ideologjizim e për anim kah prosllavizmi, që sipas kritereve të tanishme të shtypit është baras me tradhëtinë kombëtare, atëherë borgjezia e re shqiptare do të duhej të gjente një popull tjetër në të cilin do të mbështetej, pasi që ata njerëz që i sulmon ajo janë plotësisht nga populli dhe në popull. Atëherë do të duhej t'i ruante përjetësisht një tjetër polici dhe një tjetër ushtri nga populli i vet dhe atëherë e gjithë filozofia e tyre s'do të ishte gjë tjetër pos një përmbledhje e mjerë parullash demagogjike dhe marrëzirash të ndryshme.

Mirëpo në qoftë se policia e Republikës së Serbisë, e cila këtu po e kryen detyrën e policisë së Republikës së Kosovës, megjithë faktin se kjo e fundit ekziston dhe njihet *de facto* njëherësh kryen edhe funksionin e ruajtjes së pozicioneve të asaj elite të hollë të pushtetit, atëherë ajo këtë detyrë nuk e bën mirë. Në rend të parë sepse popullit shqiptar i duhet të mësohet me borgjezinë e vet. E dyta, sepse ajo borgjezi duhet të mësohet që ta respektojë popullin vet si dhe kufizimet morale e tradicionale që ia imponon ai, qoftë edhe në mënyrë të pavetëdijshme, dhe e treta, sepse në këtë mënyrë, siç po ndodh tani, krijohet urrejtja midis dy popujve. Në qoftë se politika është në esencë matematikë, siç mendojnë disa me të drejtë, atëherë operacionet matematikore me të cilat do të përmblidheshin rezultatet e një politike të tillë thjesht do t'i vërtetonin implikimet e saj tejet të dëmshme për të dy popujt. Si do të dukej për shembull, po të bënim një supozim teorik, që rastësisht borgjezia serbe nesër të kërkojë shërbimet e një policie të huaj kundër popullit të vet? Këto janë supozime të cilat duhet të tregojnë për paqendrueshmërinë e situatës në të cilën gjendemi dhe për nevojën imperative që ajo të ndryshohet urgjentisht. Me fjalë të tjera, politika e Republikës së Kosovës duhet ta marrë përgjegjësinë për ushtrinë dhe policinë e vet, ndërsa politika e Republikës së Serbisë më në fund duhet ta kuptojë se po fillon epoka e familjes evropiane të popujve, se në të të gjithë anëtarët do të jenë të barabartë, se populli shqiptar në Kosovë me të cilin do të jetojnë plotësisht të barabartë edhe joshqiptarët, me metoda demokratike të luftës e ka fituar Republikën e vet, ka vendosur që në atë familje të popujve të Evropës të hyjë si i njësuar. Populli shqiptar është i barabartë me të gjithë popujt e Evropës. Ai nuk është i gatshëm për luftë. Politika që e përfaqëson nga të gjitha pjesët ku ai jeton në emrin e tij ka hequr dorë nga shfrytëzimi i metodave jodemokratike të luftës për realizimin e qëllimeve nacionale, por ai, ashtu si çdo popull, ka të drejtë për vetëmbrojtje dhe për zhvillimin e vet të papenguar kombëtar. Për këtë shkak ai vetë dhe në mënyrë sovrane do të vendosë për ato forma të luftës së vet të cilat do t'i përgjigjen mundësive të tij në kushtet dhe në kohën e dhënë. Është plotësisht e pakuptimtë që të gjykohet dikush për potezat e ardhshëm eventualë të popullit të tij, të cilët ai në asnjë kuptim s'ka mundësi t'i dijë.

Lidhur me këtë vetëm dua të shtoj se nuk do të duhej tepruar me atë që gazetarët e quajnë gandizëm të popullit shqiptar, dhe që sërish bazohet në metodën e luftës së tij. Ajo që sot nëpër faqet e shtypit po lavdërohet si gandizëm, për ç'shkak individë të caktuar që s'kanë asnjë lidhje me të ngriten gjer në qiell, fitojnë shpërblime, u rrahen shpatullat, falenderohen etj., vërtetë që s'kanë asnjë lidhje me gandizmin. Unë e di se çdo metodë e luftës paqësore e demokratike s'mund të quhet gandizëm, sepse çdo metodë e tillë e luftës nuk është njëherit edhe produkt i një filozofie të tërë të antidhunës, ashtu siç ishte në realitet dhe siç është filozofia e Gandit, por vetëm një pasqyrë e situatës së caktuar dhe e kushteve të caktuara. Ashtu siç e di edhe se sot atë e lavdërojnë pikërisht ato qarqe në botë të cilat kanë bërë, dhe vazhdojnë të bëjnë edhe sot gjithçka, që njerëzit të mos e kuptojnë. Mirëpo kjo është punë e tyre. Unë e mendoj veten si tepër larg Gandit. Pastaj, dhe kjo është më e rëndësishmja, një pjesë e inteligjencisë shqiptare, do të duhej më së fundi të mësonte që për popullin e vet të mendonte me kokën e vet, sepse edhe krahas shumicës së tij islamike, populli shqiptar kurrë nuk ka qenë dhe as që do të jetë ndonjëherë popull aziatik. Ndonëse edhe islamizmi nuk ka me të ndonjëfarë  lidhje, t'i imponosh popullit shqiptar vlera që janë në kundërshtim me frymën e tij praktike, nuk do të thotë vetëm moskuptim dhe keqinterpretim i tij, por edhe dhunim të dinjitetit të tij, d.m.th. të një populli të lashtë evropian. Nuk e kam ndjerë veten të goditur personalisht. Ishte obligim i imi intelektual kundrejt një kolosi të mendimit dhe të frymës njerëzore, që të reagoj kundër atyre teprimeve. E bëra këtë në pjesën II të artikullit tim "Bëje ose vdis" (Fjala, shkurt 1992). Dhe qëndroj edhe tani, si prapa kuptimit, edhe prapa çdo fjale, pike e presje të shkruar në të.

**Përse nuk po më gjykojnë**

Zonjë kryesuese e gjyqit,
Zotërinj të kolegjit gjykues,

Me këtë i jemi përgjigjur edhe pikës së tretë dhe të fundit të aktakuzës e cila bazohet në esencë në çështjen e luftës dhe të paqes d.m.th., në karakterin dhe në llojet e metodave me të cilat unë, si përfaqësues i popullit shqiptar e si kryetar i një partie që do të mund  të bëhej e rëndësishme, do të mund të shërbehesha eventualisht në luftën për realizimin e qëllimeve kombëtare. Besoj se prokurori publik i Republikës së Serbisë në Prizren zoti Dobrivoje Periç bazat për shkrimin e aktakuzës së tij i ka gjetur në disa elemente të cilat do të mund të shpjegoheshin me atë që unë e përshkrova më sipër si formulë të Harold Lasswellit mbi racionalizimin e motiveve personale dhe përkthimin e tyre në qëllime të gjithëpranueshme politike. Besoj madje se në këtë drejtim ai është treguar i kujdesshëm, për ç'gjë e falenderoj, por që megjithatë aktakuzën i është dashur ta shkruajë, që do të thotë se ajo përkujdesje nuk është e lidhur me implikimet e veprës të cilën unë kurrsesi dhe në asnjë rast nuk e kam bërë dhe as që është bërë nga ana ime. Por nëse kufizimet njerëzore na pengojnë që gjërat t'i sqarojmë qysh më parë, d.m.th., para se të kenë pasur fare mundësi që të lindin, a mos ka qenë vallë më e arsyeshme po t'i ishim përmbajtur porosisë së atij filozofi paraprijës të logjikës atomistike të cilit për shkak të kuptimit të fjalës dhe të pyetjes i është cfilitur mendja dhe i është çjerrë zemra - Ludvig Wittgensteini, i cili pas një lufte të mundimshme prapa vetës, vetëm disa çaste para se të vdiste, konkludon: «Por për gjërat për të cilat s'bën të flitet duhet të heshtet». Unë kësaj, duke ia ndajshtuar rastit tim, vetëm do t'i shtoja: Çdo përgjigje e kuptimësuar  fillimisht, në fund megjithatë bëhet plotësisht e pakuptimtë. Prandaj është plotësisht e pakuptimtë që të gjykosh të pakuptimtën.

Në bazë të gjithë kësaj që u shtrua, duket sikur tani u bë e mundur që të ofrohet përgjigja në pyetjet e bëra në fillim: përse jam i burgosur dhe përse po më gjykojnë? Për shkak të

interesimit që ka zgjuar ky gjyq në opinionin publik të Kosovës dhe për shkak të spekulimeve të shumta lidhur me të dëshiroj të përgjigjem shkurt edhe në pyetjen: përse nuk po gjykohem?

1. Në burg nuk kam ardhur me dëshirën time, por kam qenë i arrestuar. Është gjë e paparë që të sulmohet i burgosuri vetëm për faktin se ai pa dëshirën e tij është burgosur. Burgu nuk është vend për zhvillimin e çfarëdo bisedave politike, por aty zhvillohen sulme dhe mbrojtje, sulmon shteti dhe mbrohet individi i burgosur. Aty është vendi ku individi jep llogari për veprat ose për bindjet të cilat shoqërisë nuk i kanë pëlqyer. Burgu s'është hotel apo shtëpi pushimi, por është vend i vuajtjes. Nëse zotërinjtë që më sulmojnë nuk e besojnë këtë, përse vallë nuk provojnë që të bëjnë diçka që do t'i çonte në burg për t'u bindur vetë lidhur me këtë? Ndërkaq nëse i frigohen faktit se mos kam thënë diçka që atyre s'do t'u pëlqente, për fat të keq nuk kam mundur të them asgjë më shumë se ç'nuk e kanë ditur ata vetë dhe ç'nuk e kam thënë dhe botuar tashmë publikisht; asgjë që do të mund t'i çonte në burg, sepse tek e fundit, ata janë të mbrojtur, ndërsa mua po më burgosin. Këta zotërinj e dijnë këtë gjë, por e di edhe unë. Është e udhës që të mos më sulmojnë. Këtu nuk po zhvillohen kurrfarë bisedimesh politike, ndërsa unë vetëm po i mbroj bindjet e mia politike. Në rast se kjo disave nuk u pëlqen, le ta përkujtojnë se për këtë shkak unë jam burgosur dhe le të mendohen se mos i kanë kontribuar edhe vetë kësaj pune, duke i ndjekur mësimet e makiavelizmit, konsekuencat e të cilit nuk i kanë kuptuar kurrë dhe as që do t'i kuptojnë ndonjëherë sepse nuk e kanë kuptuar edhe vetë atë. Ndërkaq populli i pamësuar mendon se titujt akademikë dhe dijet e vërteta janë e njëjta gjë, gjë që nuk ndodh veçse në raste të rralla. Mirëpo do të duhej së paku të pranohej ndershmërisht se Republika e Kosovës nuk është pronë private e askujt ndonëse po insistohet edhe më tej që ajo të jetë e tillë.

2. Nuk po gjykohem për shkakun që e përshkruan «Bujku» pak kohë pas arrestimit tim, d.m.th., se jam arrestuar për shkak se jam «i tillë», duke mos sqaruar se çfarë qenkam në të vërtetë, «që ecën i vetmuar nëpër teh shpate», por nuk e thotë se me kë qenka dashur të shoqërohem dhe se për çfarë tehu të shpatës është fjala? Më në fund ai thekson se jam personifikim i politikanit dhe i intelektualit largpamës, por nuk e shpjegon se si qenka e mundur kjo gjë, kështu që del sikur unë paskam aftësi parapsikologjike të fallxhorit, të profetizuesit e të parashikuesit. Edhe këto pikëpamje për mua u gjasojnë atyre që u përshkruan më lart. Janë të frymëzuara nga po ato qarqe të cilat me vite e dekada u përpoqën dhe ia dolën ta denigrojnë personalitetin tim dhe aftësitë e mia intelektuale me qëllim që me to të shërbehen për shkëlqimin dhe lartësimin vetjak. Këtë ua mundësoi sistemi dhe zhdërvjelltësia e tyre për t'i shitur të fortit gjithçka që s'është e tyre në këmbim të asaj që do të duhej të ishte vetëm e tyre. Ky mentalitet i kopesë mendon seriozisht se kjo praktikë është e përjetshme dhe e pandryshueshme. Ata mendojnë seriozisht se individi mund të ngritet vetëm me ndihmën e tyre. Për shkak të këtij besimi tragjik, baza e të cilit ndodhet në edukatën e tyre patriarkale të tradicionalizmit fisnor akoma të gjallë ndër ne, ata më me dëshirë e me lezet do ta hanin pjesëtarin e tyre se sa ta lejonin që të pavarësohej plotësisht prej tyre. Ky mentalitet i kopesë më ka vënë tashmë në një situatë jashtëzakonisht të rëndë, por ai po vazhdon të veprojë me vrull, agresivitet dhe intensitet të pazbutur. Prandaj po u drejtohem sërish: Më lini të qetë! Nuk po më gjykojnë për shkakun tuaj. Asnjëherë nuk jam gjykuar për shkakun tuaj edhepse ju keni dashur ta besoni një gjë të tillë. Nuk e kam ngrënë asnjëherë ndonjërin prej pjesëtarëve të kopeve tuaja të shumta sepse ndjej neveri nga një gjë e tillë. Po pata mundësi do të përpiqem t'i ndryshoj themelet tuaja në mënyrë që në të ardhmen të vdesin dhe të zhduken manitë tuaja njeringrënëse. Ndërkaq po qe se nuk ja dal dot kësaj pune, atëherë më gllabëroni më në fund të tërin, ose më lini të qetë!

Pastaj intelektualët e vërtetë nuk presin që të jenë të kuptuar nga çdokush dhe nga të gjithë, por edhe ata kanë të drejtë për mbrojtjen e jetës së vetë private dhe për respektimin e personalitetit të vet. Pavarësisht se ç'mendojnë për mua qarqet e caktuara politike, unë veten e vlerësoj në raport me të qenit dhe me qenjen e kohës. Prandaj mendoj për vete se në këto çaste

këtu po gjykohet njëri ndër intelektualët më të mëdhenj të popullit shqiptar. Nuk dyshoj aspak se në të ardhmen do të lindet dikush, nëse nuk ka lindur tashmë, që do të dij ta përqasë veprën time dhe jetën time në raport me mundësitë e veta. Mënyra e sjelljes suaj ndaj meje nuk flet për mua por për ju. Në këtë gjykatë nuk gjendet asnjëri nga anëtarët e familjes sime të ngushtë. Asnjë prej tre fëmijëve të mi mitur.

3. Mendoj se do të ishte një gjë pretencioze po të pohoja se jam burgosur dhe se po gjykohem për shkak të punimeve të mia të botuara ose të pabotuara apo edhe vetëm për shkak të mendimeve të mia. I kam shkruar disa punime dhe artikuj të rëndësishëm studimorë. I kam shkruar qëllimisht në atë mënyrë që secili prej tyre, duke i llogaritur edhe letrat e mia të hapura, të përfaqësojnë një vepër të vogël kapitale, por njëherësh edhe një syzhe apo përkujtues për shkrimin e shumë veprave kapitale ose ndoshta vetëm për një vepër të madhe kapitale të lidhur organikisht. Ndërkaq, nuk kam shkruar vepër të madhe kapitale. Më ka munguar paqja e duhur në këto 15 vjetët e fundit që t'i përkushtohesha seriozisht një gjëje të tillë. Jam mbrojtur prej kafshimeve të ndryshme të kopeve të përshkruara. Vepra ime e madhe kapitale megjithatë është inkorporuar në Republikën e Kosovës dhe në lëvizjen e gjithëmbarshme të shoqërisë përpara. Mirëpo për këtë unë një herë e kam mbajtur dënimin me burg. Për këtë arsye tani as jam burgosur as po gjykohem.

Më ka arrestuar policia e Republikës së Serbisë, ndoshta me kërkesën e një pjese të alternativës shqiptare të Republikës së Kosovës. Shkaku i drejtpërdrejtë i këtij arrestimi sigurisht ka qenë frika iracionale e kësaj pjese të alternativës shqiptare se me shkuarjen time në Prishtinë në krye të UNIKOMB-it pas 9 vitesh të ostracizmit dhe të izolimit, do të çrregullohej baraspesha e forcave politike dhe do të krijohej një gjendje e paparashikueshme dhe e pakontrollueshme. Ky edhe është shkaku i vërtetë i mbajtjes së këtij gjykimi për të cilin personalisht kam besuar se nuk do të ndodhte. Besoj gjithashtu se gjykimi po mbahet me pajtimin e ndërsjellë të dy republikave ose të organeve të tyre përgjegjëse kompetente, gjersa shkaqet juridike që i përmban aktakuza s'mund të qëndrojnë absolutisht dhe angazhimet e gjertanishme të mbrojtësve jashtëzakonisht të përgatitur e profesionalistë të Republikës së Kosovës këtë e vërtetuan patundshmërisht. Prandaj besoj se Republika e Kosovës nga aspekti juridik është në gjendje që të mbrohet absolitisht vetëm. Mbrojtësit e saj për këtë arsye janë në lartësinë e thirrjes së vet dhe të profesionit të vet si dhe të dinjitetit të Republikës apo të shtetit të vet. Për këtë shkak unë iu falenderohem dhe u dëshiroj sukses në të gjitha luftërat juridike për forcimin e themeleve dhe të ndërtesës ashtu si dhe të pamjes së jashtme dinjitoze të shtetit të tyre, Republikës së Kosovës.

Me faktin se shkaqet juridike nuk qëndrojnë ngaqë janë shembur në mënyrë të argumentuar nga ana e mbrojtësve të mi të Republikës së Kosovës, vetëm vërtetohet se ky gjyq është i një natyre politike. Shkaqet politike të mbajtjes së tij edhe më tej mbeten. Për ato shkaqe të natyrës politike ky gjyq duhet të marrë vendimin e vet gjyqësor. Me kumtesën time të gjerë për prapavijën politike të këtij gjyqi, në mënyrë të ndershme dhe objektive kam dashur t'i ndihmoj këtij gjyqi që të marrë vendim objektiv, jo sepse dyshoj në objektivitetin e tij, por sepse tek ai arrihet me njohjen e plotë dhe zbulimin e argumenteve kundërshtuese dhe kontradiktore.

Ndërkaq vetë fakti se kam mundur të jem i burgosur për shkak të mundësisë së ndikimit tim në lëvizjet e gjithëmbarshme politike në këto hapësira, i përforcon dyshimet e mia të sipërpërmendura për mundësinë e zgjidhjes së çështjes shqiptare në bazë të përkatësisë së tij religjioze në kundërshtim me interesat e tij të vërteta nacionale. Prandaj mendoj se është e rëndësishme të theksohet se është e drejtë e çdo populli për informim të drejtë dhe objektiv lidhur me rëndësinë e akteve politike në të gjtiha vendet në këto hapësira. Duke mos dashur të prejudikoj asnjë zgjidhje, gjë për të cilën janë kompetentë organet politike shtetërore dhe trupat e tyre, mendoj se si qytetar i rëndomtë i Republikës së Kosovës, dhe si pjesëtar i kombit tim, i thirrur në gjyq për shkak të bindjeve të mia politike, kam të drejtë të nxjerr në pah

qëndrimet e mia për gjërat që mendoj që janë në interes të përgjithshëm. Prandaj mendoj se është në interesin tonë, e për të gjithë ata që jetojnë në këto hapësira dhe që s'kemi ndonjë atdhe tjetër, që:

1. Republika e Serbisë ta njohë edhe *de jure* dhe jo vetëm *de facto* Repubikën e Kosovës.
2. Që Republika e Kosovës ta kryejë më në fund formimin e organeve të veta shtetërore.
3. Që Republika e Serbisë t'i lirojë nga burgu të gjithë të burgosurit politikë, sidomos ushtarët dhe oficerët e Republikës së Kosovës.
4. Që Republika e Kosovës t'i njohë si të vetët dhe t'i qaset seriozisht marrjes së përgjegjësisë shtetërore duke i riorganizuar dhe organizuar ato shërbime (policinë dhe ushtrinë) në pajtim me rendin demokratik të shtetit të saj.
5. Që organet kompetente të Republikës së Shqipërisë t'i shqyrtojnë edhe një herë vendimet e të burgosurve politikë dhe që t'i lirojnë më në fund nga burgu. Mendoj se është plotësisht e pakuptimtë të mbahen njerëzit nëpër burgje vetëm për shkak se i takojnë një kohe tjetër. Nëse janë gjykuar se kanë mundur eventualisht që të ndikojnë në lëvizjet politike të kohës së sotme, atëherë për ç'drejtim të atyre lëvizjeve bëhet fjalë vallë, kur një regjim demokratik nuk mund të hapë një diskutim të lirë dhe të përgjegjshëm për çështjet thelbësore të kombit?
6. Shqiptarët e krishterë ortodoksë janë ndër pjesët më të arsimuara të kombit shqiptar. E kanë kishën e vet autoqefale të cilën e ka themeluar shumë i përndershmi Fan Noli. Intelegjencia shqiptare e këtij konfesioni është tejet e ngritur dhe ajo padyshim ka kontribuar dhe vazhdon të kontribuojë në ndërtimin e kombit shqiptar. Ata kanë të drejtë dhe detyrë që ta artikulojnë disponimin e vërtetë të pjesëtarëve të thjeshtë të bashkësisë së vet fetare që janë ndjerë gjithmonë si shqiptarë dhe jo si grekë, ashtu siç është e drejta e tyre që t'i shprehin lirisht bindjet dhe ndjenjat e tyre nga pozitat e përkatësisë së tyre nacionale në raport me të gjithë popujt tjerë që i përkasin kishës së krishterë lindore. Një gjë e tillë nuk i bën më pak shqiptarë se ç'janë në realitet. Për këtë shkak diskutimet politike midis shqiptarëve, jo vetëm në Shqipëri, duhet të lirohen nga mosbesimet në baza të tilla. Shqiptarët janë komb evropian dhe s'mund t'ia lejojnë vetes luksin e të shprehurit në trajtë despotike aziatike.
7. Bashkimi i popullit shqiptar dhe i trojeve shqiptare në një shtet duhet të jetë parakusht për çfarëdo rregullimi të mëtejshëm të marrëdhënieve ndërshtetërore në këtë pjesë të Ballkanit. Ky bashkim duhet të bëhet në bazë nacionale dhe jo religjioze. Mundësisht me rrugë institucionale. Prandaj njohja edhe *de jure* dhe konstituimi i plotë i Republikës së Kosovës është një akt me rëndësi të shumëfishtë për zhvilimin e mëtejshëm të situatës në këtë pjesë të Evropës, sepse bashkimi i popullit shqiptar është e drejtë e tij historike, imperativ i kohës, dhe fundja, është fati i tij historik. Popullit shqiptar i duhet të ndeshet me fatin e tij personal politik dhe pa kurrfarë dyshimi, në çfarëdo mënyre qoftë, ai këtë do ta bëjë.
8. Kryeqytet i shtetit të bashkuar shqiptar mendoj se duhet të jetë Prizreni. Kjo i takon historikisht këtij qyteti, ndërsa i përgjigjet edhe gjeografikisht, pasi që gjendet në qendër të trojeve shqiptare.

*Gjykata e Qarkut në Prizren*          *I pandehuri: (nënshkrimi)*
*Mr. Ukshin HOTI*
*29.09.1994*

***Vërejtje: Teksti i mësipërm (Fjala e mbrojtjes) është konceptuar nga autori si pjesa e tretë e ciklit "Individi dhe proceset politike". Pjesa e dytë, me gjithë përpjekjet e mia (B.E.), nuk u sigurua dot ngaqë si duket është konfiskuar nga policia me rastin e arresimit të tij të fundit.**

# Deklarata politike*

I

Parimi i proklamuar gjatë fazës së krijimit të shteteve nacionale në Evropë - një komb/një shtet, sipas të cilit pjesa absolutisht më e madhe e një populli përfshihej brenda kufijve nacionalë të shtetit të vet (shtetit/komb), në rastin e shqiptarëve, përkundër vullnetit të tyre, u implementua pjesërisht: më tepër se gjysma e popullit shqiptar dhe më tepër se gjysma e trojeve shqiptare mbetën jashtë kufijve të shtetit shqiptar.

II

Kjo u bë për shkak të synimeve të koncentruara grabitçare të forcave të caktuara politike në Ballkan të ndihmuara nga interesat kontradiktore të fuqive të mëdha të Evropës. Konferenca e ambasadorëve të 6 fuqive të mëdha në Londër e vitit 1912/13, pa përfaqësimin adekuat, dhe përkundër vullnetit politik të shqiptarëve, të shprehur me kryengritjet e atyre viteve, e bëri sanksionimin e kësaj ndarjeje të popullit shqiptar dhe të këtij copëtimi të trojeve të tyre, duke u udhëhequr me besimin se në këtë mënyrë do të ruhej paqja e përgjithshme në prag të luftës së madhe botërore. Në vazhdimin e mëvonshëm të ngjarjeve kjo çështje vazhdimisht qëndroi pezull dhe e pazgjidhur me arsyetimin, në kohë paqeje, se në këtë mënyrë ruhej balansi i fuqive ndërkombëtare, kurse në kohë krizash, paqja e përgjithshme. Ndërkaq vetë çështja, në çdo kohë, u konsiderua si vatër potenciale e krizave, me mundësinë e shfrytëzimit për shkaktimin e tyre, por edhe për eskalimin në vatër të konflikteve të mundshme përmasash të gjera.

III

Historia e ka konfirmuar në mënyrë decidive se shkelja e kësaj të drejte të popullit shqiptar dhe sakrifikimi i tij për hir të paqes së përgjithshme, nuk e shpëtoi ndonjëherë Evropën nga luftërat e mëdha apo të vogla, apo nga ato me karakter lokal. Shqiptarët nuk i mbanin çelësat për zhvillimin e raporteve midis popujve dhe kombeve. Përkundrazi, trajtimi i çështjes si fakt i kryer, i mbarsur me rreziqe të përherëshme për destabilizimin e gjendjes, i kontribuoi rëndimit të situatave në kohë të caktuara, eskalimit të dhunës e të terrorit shtetëror gjer në përmasa tragjike dhe determinoi: 1) ngecjen e vazhdueshme të zhvillimit të popullit shqiptar në tërësi dhe në të gjitha drejtimet, përkundër begatisë me resurse natyrale dhe njerëzore, 2) thellimin e vazhdueshëm të mosbesimit në raportet e gjithëmbarshme midis shqiptarëve dhe fqinjve të tyre. Raportet shqiptaro-serbe, shqiptaro-malazeze, shqiptaro-maqedonase dhe shqiptaro-greke janë bërë të njohura historikisht si raporte konfliktuoze me shpërthime të herëpasherëshme dhe me fate të ndryshme, por akumulimi i mëtejshëm i konfliktuozitetit në kontekst të pjekurisë së ngritur të vetëdijes kolektive mbi interesat e veçanta nuk mund të mbetet pa konsekuenca në vetë karakterin e këtyre raporteve dhe madje në vetë karakteret kolektive të këtyre popujve. Ngecja relative në zhvillimin e secilit veç e veç dhe e të gjithëve së bashku paraqet dëshminë më evidente se asnjë popull nuk mund të zhvillohet i lirë mbi supet e tjetrit.

IV

Duke marrë parasysh shkallën e arritur të varësisë reciproke të shteteve dhe të popujve në Evropë dhe më gjerë, në botë, pastaj faktin se historia e kombeve zhvillohet në ndërlidhje reciproke dhe se nuk është i mundur zhvillimi i izoluar i asnjë populli, Partia e Unitetit Kombëtar vlerëson se zhvillimi i proceseve integruese dhe Bashkimi i Evropës, si dhe krijimi i Rendit të Ri Botëror, e ndihmon angazhimin dhe luftën e hapur legale për bashkimin e

shqiptarëve dhe të trojeve të tyre në një shtet të vetëm. Tendenca themelore që lidhet me proceset e tranzicionit demokratik në shtetet e Evropës Lindore dhe të ish-Jugosllavisë është pikërisht përfundimi i procesit të krijimit të shteteve nacionale dhe i pavarësimit të tyre. Bashkimi i Evropës përmes realizimit të parimit komb/shtet, ose një komb-një shtet, ose bashkimi i Evropës përmes zbatimit të parimit të vetëvendosjes së popujve, paraqitet si formulë e vetme e përshtatshme për sigurinë dhe stabilitetin afatgjatë të Evropës së Bashkuar dhe për prosperitetin e popujve të saj. UNIKOMBI, duke u angazhuar për zbatimin e këtyre parimeve (të vetëvendosjes dhe të kombit/shtet) në rastin e shqiptarëve, i ndihmon njëkohësisht avansimit të proceseve në fjalë të lidhura me bashkimin e Evropës dhe me ndërtimin e rendit të ri ndërkombëtar politik.

V

Duke u nisur nga këto parime, UNIKOMBI i mbështet të gjitha aktet që kanë të bëjnë me krijimin dhe institucionalizmin e Republikës së Kosovës. Jetësimin e plotë të saj e sheh në funksion të bashkimit të kombit dhe të proceseve integrative në Evropë. Kosova Republikë e pavarur është një hallkë me rëndësi tranzitore drejt bashkimit përfundimtar të kombit, por jo edhe përfundim i këtij procesi. Për këtë shkak, ajo angazhohet njëkohësisht për inicimin, zhvillimin dhe forcimin e atyre proceseve që çojnë drejt realizimit të këtij qëllimi; si parti, ajo do të investojë përpjekje dhe mund të duhur për përsosjen e vazhdueshme të organizimit të vet në funksion të këtij qëllimi; për zhvillimin e atyre formave të demokracisë dhe të atyre raporteve me forcat tjera politike brenda dhe jashtë vendit që do t'i ndihmonin funksionalizimit të këtij qëllimi. Parulla "një komb-një shtet" mbetet devizë kryesore e punës dhe e angazhimit të UNIKOMBIT gjer në realizimin e saj të plotë në kushtet dhe në rrethanat që do ta mundësojnë këtë.

*Është fjala për Deklaratën politike të cilin autori e kishte përgatitur me rastin e zgjedhjes së tij për Kryetar të UNIKOMB-it. Kjo deklaratë zë një ndër pikat kyçe të aktakuzës së ngritur kundër tij nga prokurori serb i Prizrenit pas arrestimit në maj të vitit 1994.

# PJESA III

## KËRKESA PËR REPUBLIKË ËSHTË KËRKESË PËR ZHVILLIM MË TË SHPEJTUAR

*(Nga teksti i diskutimit në OB të LK në Fakultetin Filozofik, Dega -Filozofi-Sociologji, Prishtinë 1981, shkëputur prej autorit nga letra e tij drejtuar KQ të LKJ më 25 qershor 1987)*

Të pranishmit e dinin se unë kisha specializuar në Marrëdhëniet Politike Ndërkombëtare, se këtë lëndë e kisha ligjëruar për një kohë të gjatë në Fakultetin Juridik dhe në Shkollën Politike të Qendrës Krahinore për Arsimimin Marksist "Eduard Kardel" në Prishtinë dhe që pikërisht nga aspekti i kësaj shkence do të flisja edhe mbi ngjarjet që ishin zhvilluar tek ne. Marrja me këtë shkencë e parakuptonte nënkuptimin e njohurive mbi politikën aktuale ndërkombëtare por edhe mbi rrethanat që i kushtëzojnë dukuritë bashkëkohore. Në këtë kuptim, një kohë të gjatë isha marrë me hulumtimin e ngritjes dhe të rënies së imperatorive koloniale dhe të paraqitjes së atyre neokoloniale. Gjatë këtyre studimeve kisha vënë re gjëra shumë interesante. Kisha vënë re p.sh. se Imperatoria Britanike, gjatë kohës së rritës dhe të ekspanzionit të vet, nuk kishte pasur probleme të theksuara ndërnacionale as me Uellsin dhe

as me Skocinë. Është vërtetuar se p.sh., me 1945, Partia Nacionale, nuk e di se si quhej saktësisht, por e cila në programin e vet angazhohej për pavarësimin e Skocisë nga anglezët, pati fituar gjithsejt rreth 28% të votave. Pas fitimit të pavarësisë së Indisë, në vitin 1947, numri i votave në favor të kësaj partie u rrit në rreth 37% në mënyrë që sot (dmth. kah fundi i viteve '70) paralelisht me hapjen e bisedimeve mbi shkurorëzimin eventual të Kanadasë me Mbretërinë Britanike, ky numër u rrit në rreth 40% në favor të partisë së përmendur. Rënia ose rritja e kërkesave nacionale të popullsisë joangleze është vërtetuar se ka qenë e lidhur dhe në korrelacion me rritjen, me ekspanzionin ose me rënien dhe me zhdukjen e kësaj imperatorie. Sociologë të ndryshëm kanë vërtetuar se pozita e jashtme e Imperatorisë është reflektuar në plan të brendshëm si kërkesë për sigurimin e së ardhmes, të vendeve të punës, të statusit të ngjashëm, të kuadrove të profileve të ndryshme të përkatësive nacionale joangleze. Ndërkaq poashtu është vënë re edhe një luftë më e ashpër e kuadrove të përkatësisë nacionale angleze për ruajtjen e statusit të tyre, të pozitave dhe të privilegjeve të fituara. Kjo gjë midis këtyre dy grupeve krijonte tendosje të vazhdueshme. Kështu, në shembullin e Imperatorisë Britanike vëmë re se si mund të ilustrohet ndikimi i një dukurie të jashtme në raportet e brendshme të një vendi.

Është interesant se një gjë e ngjashme mund të vërehet edhe në raportet midis kanadezëve anglo-amerikanë dhe francezëve të Kuebekut. Në fillim të viteve 70 atje është aprovuar një kushtetutë mjaft demokratike me të cilën francezëve të Kuebekut u forcohej autonomia dhe e drejta për një lloj të statusit autonom, nëse jo edhe special, në marrëdhëniet me Francën. Në qershor të vitit 1975 Rëne Lëveku, atëherë Kryetar i qeverisë së Kuebekut të Kanadasë, në revistën "Lë mond Diplomatique" e pati shkruar një artikull mjaft të rëndësishëm me të cilin e arsyetonte zhvillimin e raporteve specifike me Francën në të mirë të francizimit të sërishëm të francezëve të Kuebekut. Së bashku me të tjerët në këtë provincë kanadeze, ai pati ardhur gjer në përfundimin se anglishtja, përmes zhvillimit më superior të teknologjisë anglo-amerikane, automatizimit dhe të informatikës, gjithnjë e më tepër po e ngushtonte përdorimin e gjuhës franceze. Zhvillimi i raporteve me Francën francezëve të Kuebekut do t'u ndihmonte në ruajtjen e gjuhës së tyre dhe në begatimin e kulturës franceze në Kanada.

Jugosllavia, natyrisht, nuk është imperatori britanike, e as që ka ambicie të tilla. Kosova nuk është Skoci, Uells apo Kuebek.

Mirëpo poashtu është interesant se kërkesat për një autonomi më të madhe në vendet perëndimore ngushtësisht janë të lidhura me gjendjen e marrëdhënieve ndërkombëtare ekonomike dhe me pozitën e secilit vend individualisht në këto raporte. Kjo na solli gjer ke përfundimi i dytë se procesi i forcimit të kërkesave autonomiste, t'i quajmë kështu me një emërues të përbashkët të gjitha ato tendenca konvulsive në botë që i njohim me emra të ndryshëm, është gjithashtu ngushtësisht i lidhur me krizën e botës së kapitalit.

Marksistët qëmoti i vunë re lidhjet e dukurive të tilla të pranishme në definicionin e Marksit mbi politikën si shprehje të koncentruar të ekonomisë. Për këtë shkak kjo që ngjau, dhe kërkesat që u shtruan në atë mënyrë, esencialisht ndodhën brenda kësaj ligjshmërie dhe nuk mund të shpjegohen jashtë saj. Me fjalë të tjera, *kërkesa për Republikë në esencë nuk është asgjë tjetër veçse kërkesë për zhvillim të shpejtuar dhe të gjithanshëm ekonomik.* Si e tillë figuron në të gjitha dokumentat e LKJ-së dhe të shtetit të RSFJ-së, por ngjarjet e zhvilluara e theksojnë momentin; e shprehin pakënaqësinë me tempon e realizimit të asaj që u definua si qëllim politik i politikës sonë; e vënë kërkesën për instrumentin autokton që do të mund të përdorej në dobi të tempos së zhvillimit të shpejtuar.

Akademik Hajredin Hoxha tha se ne e kemi zgjidhur çështjen nacionale më së miri në botë. Për ta argumentuar këtë pohim ai betohet se është ashtu. Unë nuk dëshiroj të merrem me kontestimin e pohimit të tij, por do t'ia tërhiqja vërejtjen akademikut se betimi nuk është argument shkencor. Nga ana tjetër, përveç asaj që e theksova lidhur me skocezët dhe lidhur me francezët e Kuebekut, do ta plotësoja diskutimin tim edhe me ca shembuj të tjerë. Më

duket se kushtetuta belge poashtu u aprovua në fillim të viteve '70, apo më sakt, më 1972. Kjo kushtetutë i vë në pozitë të barabartë valonët dhe flamanët në Belgjikë, bile flamanëve u jep të drejtën e raporteve specifike me Holandën. Mendoj se flamanët industrialisht janë më të zhvilluar se valonët, por megjithatë, siç tregojnë ngjarjet e fundit atje, një pjesë e mirë e tyre i akuzojnë valonët se e mbajnë "lidhjen franceze" në planin ekonomik dhe atë kadrovik, d.m.th. mendojnë se ndodhen në pozitë të pabarabartë dhe se ekonomikisht janë të eksploatuar nga valonët, pa marrë parasysh kushtetutën demokratike të Belgjikës. Suedezët në Finlandë poashtu e kanë universitetin në gjuhën e tyre dhe mbajnë lidhje të gjalla me Suedinë. Të gjitha këto vende kanë kushtetuta demokratike dhe ky është realiteti i tyre. Zezakët në SHBA pjesën më të madhe të të drejtave të tyre e realizuan kah fundi i viteve '60 dhe fillimi i viteve '70. Edhe atje u aprovuan amandamentet në kushtetutën e tyre, por tani amerikanët janë të preokupuar me të ashtuquajturin integrim të tërësishëm të zezakëve, gjë që do të thotë se kjo çështje e ka burimin te raportet klasore e jo tek ato nacionale e racore. Me fjalë të tjera, me integrimin e zezakëve të pasur në jetën publike dhe politike të vendit, amerikanët mendonin se e kishin zgjidhur problemin e raporteve midis racave. Praktika megjithatë i demantoi. Tani ndodhen para pyetjes se ç'duhet bërë me shumicën e varfër dhe të pakënaqur të zezakëve. Ata pozitën e vet inferiore në planin ekonomik gjithmonë e veshin me teshat e raporteve raciale. Problemi i integrimit të tyre, d.m.th., problemi i zhvillimit të përgjithshëm të tyre, reflektohet si kërkesë për pozitë të barabartë të racës zezake. E tillë është logjika e ligjshmërive shoqërore. Reflekton disi në mënyrë indirekte, shtrembër e jo në mënyrë të drejtpërdrejtë e si në pasqyrë. Te amerikanët është interesante edhe një dukuri nga mesi i viteve '70 e njohur si dukuri e gjurmimit të përkatësisë etnike (ethnicity). Nga ajo nuk bënë kurrfarë problemi. Edhe kjo dukuri disi paraqitet paralelisht me fillimin e krizës ekonomike të botës së kapitalit (v. 1973, përkatësisht 1975).

Kushtetutën e fundit ne e aprovuam me 1974. Ajo ishte rezultat i demokratizimit të mëtejshëm të jetës politike dhe shoqërore tek ne. Gjithsesi nuk mund të thuhet se kjo ishte e lidhur me ndryshimet dhe me aprovimet e kushtetutave demokratike të vendeve të tjera, por askush nuk mund ta mohojë bindshëm se proceset e demokratizimit shoqëror dhe politik te ne nuk janë pjesë e proceseve të demokratizimit e të civilizimit të Evropës, dhe pjesë e ecjes së përgjithshme progresive të njerëzimit. Çdo kushtetutë i reflekton raportet dhe qëllimet e forcave politike të vendit të vet. Për këtë shkak, kur themi se ne kemi arritur rezultate të mëdha, por jo më të mira në botë, në zgjidhjen e çështjes nacionale, atëherë një gjë të tillë duhet argumentuar dhe shpjeguar me sistemin e përgjithshëm të raporteve demokratike të vetëqeverisjes socialiste. Zgjidhja e çështjes nacionale, këtë do të duhej ta shpjegonte akademik Hoxha, është në mënyrë të pandashme e lidhur me tempon dhe shkallën e demokratizimit të përgjithshëm të shoqërisë, me natyrën dhe me karakterin e vetëqeverisjes socialiste në Jugosllavi. Për aq sa ky sistem është më demokratik, më human, më i mirë, më integral, mund të thuhet se për aq edhe çështja nacionale është zgjidhur në mënyrë më demokratike, më humane, më mirë dhe më integrale. Çështja qëndron në faktin që të shihet se sa kemi arritur ne që sistemin e vetëqeverisjes socialiste të normativizuar në dokumentet partiake, në kushtetutë dhe në ligje, ta realizojmë në praktikë, sepse pozita e vërtetë dhe reale e kombeve dhe kombësive të Jugosllavisë është e lidhur pikërisht me këtë. Për këtë shkak, mendoj se ngjarjet janë edhe protestë kundër deformimeve në zhvillimin e vetëqeverisjes dhe kundër deformimeve në praktikën politike, dhe njëkohësisht, ato janë kërkesë për zvogëlimin e jazit midis asaj që është normative dhe realitetit; midis fjalëve dhe veprave. *Në instancën e fundit, kjo është një kërkesë për zhvillimin e shpejtuar të Kosovës.*

Nga ana tjetër, akademik Hajredin Hoxha tha se në botë ekzistojnë dy lloje të socializmit: socializmi dogmatik i Shqipërisë dhe socializmi vetëqeverisës i yni. Mua nuk më është e qartë se cilit lloj të socializmit i takojnë p.sh., BRSS, Kuba, Koreja Veriore, Kina, Vietnami, dhe tani Angola e Etiopia, si dhe një numër i tërë vendesh që veten e konsiderojnë socialiste? Ai

thotë se ashtu shkruan në Programin e LKJ. Por programi i LKJ është aprovuar në vitin 1958 dhe ai nuk mund të kuptohet në mënyrë dogmatike. Atëherë LKJ nuk do të mbante marrëdhënie me asnjë parti komuniste në pushtet, as që do të mbante raporte diplomatike dhe politike me këto vende. Sa më përket mua, plotësisht më është e qartë se cila nga këto parti e monopolizon të drejtën që vetëm ajo të ketë të drejtë dhe e pranon vetëm socializmin e vet. Sovjetikët e pranojnë socializmin real të Traktatit të Varshavës; unë e pranoj linjën e LKJ-së mbi rrugët e veçanta të zhvillimit të socializmit në çdo vend të veçantë, por meqenëse akoma nuk i njoh të gjithë parametrat me anë të të cilëve në mënyrë të pagabueshme do ta matja socializmin, nuk kam mundur vetes t'i ofroj përgjigje kategorike se sa lloje të socializmit ekzistojnë në botë. Si anëtar i LKJ-së i përmbahem linjës së saj. Ua kam lënë popujve të vendeve socialiste që të gjykojnë mbi socializmin e tyre. Nuk e konsideroj si oportune të merrem me vlerësimin e socializmit në Shqipëri sepse ndodhem në një mbledhje partiake dhe jo në një simpozium shkencor. Sa i përket marrëdhënieve me Shqipërinë në përgjithësi, dhe raporteve midis Universitetit në Prishtinë dhe të atij në Tiranë në veçanti, tashmë jam deklaruar në mbledhjen e Komisionit Ndërkombëtar të KK të LK të Kosovës. Unë jam kundër suspendimit të këtyre marrëdhënieve. Nuk e besoj se na kanë indoktrinuar. Kam qenë njëri nga bartësit kryesorë të këtyre marrëdhënieve. Kam besuar dhe besoj se ato kanë qenë në interes të të dyja palëve dhe në interes të zhvillimit të tërësishëm të kombësisë shqiptare në Jugosllavi. Puna ime në zhvillimin e këtyre raporteve ka qenë në pajtim të plotë me parimet e politikës së LKJ. Për këtë e kemi pasur përkrahjen e të gjitha forcave progresive të krahinës, andaj edhe të Universitetit tonë. Akademik Syrja Pupovci ka qenë njëri nga ata që e përkrahte këtë bashkëpunim gjatë tërë kohës së udhëheqjes sime në Sekretariatin për Marrëdhënie me Botën e Jashtme. As atëherë dhe as sot nuk kam konsideruar se kemi qenë të mashtruar. Nuk ishim fëmijë. Tani nuk jam i dëshpëruar me rezultatet e punës sime në këtë drejtim, por përkundrazi, krenohem. Por do të dëshiroja që akademik Pupovcit t'i drejtohem me pyetjen direkte se a është akoma ai i djehit, që na përkrahte në zhvillimin e këtyre raporteve, apo ai i sotit, i cili angazhohet me të madhe për ndërprerjen dhe për suspendimin e tyre. Nuk do të dëshiroja që një ditë të vijmë në pozitën prej nga do të angazhoheshim për rishqiptarizimin e gjuhës shqipe, ose për rishqiptarizimin e shqiptarëve.

Një kohë të gjatë kam punuar në politikë. Kurrnjëherë nuk kam dëshiruar, dhe as që dëshiroj, që forcat reaksionare jashtë dhe brenda Kosovës të manipulojnë me të. Shokët që tani janë në pozitë, këtë nuk duhet ta lejojnë.

*Prishtinë, 19 nëntor 1981*

## GISHTI I TRASHË I VËLLAIT TË MADH

«Asi» i Sarajevës, në numrin e vet të 9 Shkurtit të vitit 1990 në artikullin e D. Çosoviqit: «Sigurimi ka urdhëruar ... », në një nëntitull me shkronja të mëdha shkruante: "Si u zbuluan Ukshin Hoti, Bollovan Blakaj dhe Ali Kryeziu?". Kjo, megjithatë, askund në tekst nuk u shpjegua. Pasi që «Asi» këtë e harroi, do ta them vetë. Pas shpërthimit të demonstratave të vitit 1981, në mbledhjen e Komisionit të KK të LK të Kosovës për Bashkëpunim Ndërkombëtar, e pata kundërshtuar suspendimin e raporteve me RSP të Shqipërisë. Konsideroja se ajo nuk ishte e përzier në ato ngjarje. Qëndrimi im nisej nga bindja personale se Shqipëria në atë kohë nuk ka patur qëndrim të ndërtuar mbi atë se a do të duhej që Kosova të shndërrohej në Republikë. Në favor të kësaj bindjeje fliste fakti se Tirana për herë të parë u paraqit me përkrahjen e vet kësaj kërkese diku rreth 6 apo 8 prillit të po atij viti, dhe jo më herët, sikurse do të ishte e natyrshme të pritej. Nga ana tjetër, duke i marrë parasysh dallimet

ideologjike etj, në atë kohë, ishte vështirë të supozohej se konstituimi i Kosovës në Republikë do t'i përgjigjej Shqipërisë. Kam qenë i mendimit se ngjarjet e vitit 1981 në Kosovë "e nxorën" establishmentin politik të Shqipërisë, si dhe tonin këtu, dhe se në të vërtetë, vetë ngjarjet ndikuan në ndërtimin e qëndrimeve të tyre mbi këtë çështje. Kurrë s'kam pasur arsye të vërtetë për ndryshimin e kësaj bindjeje. Në dy-tre mbledhje në Fakultetin Filozofik, ku atëherë e ligjëroja Sociologjinë Politike, pata insistuar në shqyrtimin e gjithanshëm të asaj që kishte ndodhur dhe që në bazë të kësaj të nxirrej vlerësimi mbi vetë ngjarjet, andaj e kundërshtova vlerësimin e tyre të mëvonshëm si thjesht kontrarevolucion. Më vonë, më 19 nëntor 1981, në mbledhjen e OB të LK të Fakultetit Filozofik - dega Sociologji-Filozofi, e shtrova botëkuptimin tim të tërësishëm mbi situatën nga aspekti i Shkencës mbi Marrëdhëniet Politike Ndërkombëtare .

Vetëm një ditë më vonë, d.m.th. më 21 nëntor të njëjtit vit, u arrestova nga jo më pak se 40 policë të armatosur, gjysma e të cilëve u futën në banesën time me armë të gatitura automatike e gjysmëautomatike. Më vonë mora vesh se edhe shtëpia e prindërve të mi në fshat, që ndodhet afro 100 km larg Prishtinës, po atë natë ishte rrethuar dhe ishte kontrolluar nga ana e një numri jo më të vogël të personave të armatosur. Sikur të kishte qenë e mundur të ndodhesha njëkohësisht në të dy vende! (Kurrë s'kam besuar në dhunën. Në njërën nga mbledhjet e përmendura e kundërshtova përdorimin e ekzagjeruar të dhunës ndaj studentëve).

Në momentin e arrestimit e kisha të veshur pixhamën dhe qetësisht po e lexoja një libër. Gazetari Çosoviq tani e ka të qartë se si kam qenë i «zbuluar». Pohimin e vet mbi atë se kemi qenë në shërbim të «Sigurimit», dhe i cili është i përmbajtur implicite në titull dhe në nëntitull të tekstit, e argumenton me një supozim hipotetik: «se qëllimi i Sigurimit», për futjen e spiunëve në aparatin shtetëror të Jugosllavisë ka funksionuar mirë ... ». Është e mundur që shërbime të tilla të kenë qëllime të ngjashme, por se nuk dihet se a kanë funksionuar mirë, pos nëse nuk nisemi nga supozimi i Çosoviqit se kam qenë spiun i Sigurimit, dhe nga supozimi tjetër, se në të vërtetë unë i kam vënë në lëvizje ngjarjet e vitit 1981. Si argument kulminant, që gjason me një ironi, për vërtetimin e supozimit të tij të mëparshëm i merr: «... dënimet e Ukshin Hotit, të Bollovan Blakajt dhe të Ali Kryeziutr». Është e vërtetë se kam qenë i dënuar në saje të mjeshtërisë për shndërrimin e veprimtarisë legale në atë të ndaluar, por megjithatë, është gënjeshtër e kulluar se kam qenë ndonjëherë i akuzuar apo edhe i dënuar për punë të tilla. Mirëpo aty implicite është e përmbajtur teza mbi përzierjen e Shqipërisë në këto ngjarje. Përse atëherë këtë nuk e thotë shkurt dhe qartë dhe përse ka nevojë t'i njollosë njerëzit? Duket se edhe vetë Çosoviqi nuk e beson atë që e thotë; duket se do të dëshironte t'i përgjigjem, dhe eventualisht «të tradhtohem». Pastaj duket se e ka ndërmend të bëjë konstruimin e përrallave të tjera. Sa isha në burg e pata vërejtur tendencën e konstruimit të fjalive, të ndryshimit të kontekstit, të deklaratave dhe të ngjarjeve të tëra, të kombinimit të supozimeve, gjysmë të vërtetave dhe të pavërtetave, vetëm e vetëm që të më vinin para gjyqit dhe të më dënonin, ndoshta me qëllim që t'i arsyetonin veprimet e veta. Mirëpo as që mund të ëndërroja se një gjë e tillë do të mund të vazhdonte edhe pas 9 vitesh. Ç'dëshiron gazetari Çosoviq të arrijë me këtë? Se mos ndoshta kontrarevolucioni në Kosovë në vitin 1981 ishte importuar nga RSP e Shqipërisë? Për këtë do të duhej të gjente adute të tjera. Unë çiltërisht i përgjigjem Jo. Ky është mendimi im e ai le të vazhdojë të bëjë konstruimin e përrallave të tilla. Me gjyqe s'do ta ndjek. Për këtë nuk kam as të holla. Shteti u kujdes që të mos më punësojë sërish, mbase edhe që të mos mund të mbrohem.

Fjalia e D. Çosoviqit pastaj vazhdon në stilin e përshkruar: "Gjer me shpërthimin e kontrarevolucionit të vitit 1981, Hoti ka qenë ministër në Komitetin Krahinor të Marrëdhënieve me Botën." E vërteta është se gjer më vitin 1977 kam qenë Sekretar i Sekretariatit për Marrëdhënie me Botën e Jashtme, të cilin e kam formuar vetë, ndërsa Komiteti në atë kohë as që ka ekzistuar. "Eshtë zbuluar se ka vepruar nga pozitat

shqiptaromëdha" (mbi këtë më vonë). D. Çosoviq lë të kuptohet se shënimet i ka nxjerrë nga libri i Dejan Luçiçit: «Sekretet e Mafisë Shqiptare». Po atij prej nga shënimet?

Më vonë, revista «Intervju» nga Beogradi, në numrin e saj 118, të 2 Marsit 1990, këtë "e vërteton definitivisht". Po dëgjoj se këtë e ka bërë edhe në numrin e saj special mbi «Sigurimin», të cilin s'e futa dot në dorë. Supozoj se përmbajtja është e ngjashme me atë të artikullit të Jovan Janjiqit, «Parajsë spiunësh» dhe me tekstin e nëntitullit «Konsujt në rrjetën e spiunëve». Duke shkruar mbi lidhjet e një grupi të Pejës me disa intelektualë të njohur nga RSP e Shqipërisë (sikur intelektualët e formatit të një Kadareje ose të një Agolli të mos kishin punë të tjera) dhe me disa oficerë të «Sigurimit», shkruan edhe këtë: "Janë të lidhur edhe me Bollovan Blakajn, ish-Konsullin në Zvicër (këtë e njihja nga të parit), Ali Kryeziun, Konsull në Nju-Jork (ka qenë në misionin jugosllav në OKB, e jo konsull në Nju-Jork) Mr. Ukshin Hotin, ish-sekretarin Krahinor të Sekretariatit për Bashkëpunim me Botën (nuk e kam pasur rangun e Sekretarit Krahinor); Votim Demirin, i cili e zëvendësoi Ukshin Hotin në funksionin e njëjtë (më zëvendësoi Zejnullah Gruda e jo Demiri), pastaj me akademikun Ali Dida, drejtorin e gjervonshëm të sekretariatit të njëjtë (në realitet të Entit për Bashkëpunim Ndërkombëtar Shkencor, Kultural, Arsimor e Teknik), dhe me grupin e alternativës kosovare" (Cilin?).

Nuk e di se çka do të pasojë më tutje, por edhe kjo mjafton për të nxjerrë përfundimin se si Vëllai i Madh i Orwell-it, pas të gjitha bëmave në Kosovë, tani e drejtoi gishtin e tij të trashë drejt Shqipërisë. Me atë rast nuk pyetet se si do ta ndjej veten unë? Ndoshta sepse nuk i mjafton Shqipëria, gishtin e tij të madh e drejton edhe te Kominterna. Në të vërtetë, duke e lexuar intervistën e Dushan Çkrebiqit, të botuar në numrin e njëjtë të «Intervju-së» ("Prej nga Fadil Hoxhës duart e lira?"), nga pyetjet e Dragan Tanasiqit befas mu bë e qartë se në të vërtetë, jam vënë në rolin e një vidhe të zakonshme të mekanizmit kolosal të komplotit Orwelljan, i cili shtrihet në një kohë: prej vitit 1934, ndonjëherë edhe prej vitit 1928, më rrallë edhe prej vitit 1878, e pastaj i përfshin vitet 1940, 1943/ 44, 1968 dhe 1981. Tani mund t 'ia shtojmë edhe vitin 1990. Varësisht nga autori nga tema e shqyrtimit dhe nga nevoja, vitet mund të ndryshojnë. Ndonjëherë përfshihet edhe viti 1945. Ndërkaq në hapësirë ky komplot shtrihet që nga BRSS, përmes RSP të Shqipërisë, gjer te RSF e Jugosllavisë, më sakt, gjer në Kosovë.

Nuk ka edhe ndonjë variant Oksidental (Perëndimor), të këtij komploti kolosal, gjë që duket mjaft simptomatike. Megjithatë, ekzistojnë edhe dy nënvariante: e para, e cila doemos niset nga shërbimet për luftë psikologjike, dhe e dyta, konturat e së cilës vetëm paralajmërohen, por kurrsesi ta fitojnë formën që i takon. Baza për nënvariantin e dytë mund të gjendet dhe të nxirret nga libri «Sferat e Interesit» të Vladimir Dedierit ose nga libra të tjerë të ngjashëm. Të përmendurit e emrit tim në ndonjë nga librat që merren me mafinë shqiptare është një intrigë mjaft joserioze, e paqëlluar, por megjithatë, një gjë e tillë do të thotë se unë si "vidhë" e këtij mekanizmi kolosal komplotesh, kam qenë "tejet i dashur" edhe për Lindjen, edhe për Perëndimin, edhe për Jugun, edhe për Veriun, por edhe për të gjitha qendrat e mundshme për punë të gjithëfarshme. Pastaj papritur më ra ndërmend se unë fare s'jam i rëndësishëm, por përmes meje dëshirohet të arrihet në Kosovë, d.m.th. se për ta jam i rëndësishëm vetëm në funksion të identitetit të Kosovës. Sidoqoftë, rrjedhimet e kësaj "dashurie të zjarrtë" edhe Kosova edhe unë po i bartim tashmë plot 9 vjet.

Shkurt, me ndihmën e varianteve dhe nënvarianteve të komploteve të tipit të Orwellit, provohet të tregohet se kontrarevolucionin nga viti 1981 e bënë mbeturinat e Kominternës nga Moska, UDBA-shët e dështuar nga Beogradi, stalinistët nga Tirana dhe rankoviqistët nga Prishtina (Teza mbi rankoviqistët nga Prishtina gjatë një kohe publikisht pëshpëritej nëpër Prishtinë. Bile disa të burgosur me dënime afatgjata, nga viti 1981, "janë parë" edhe duke shetitur rrugëve të Beogradit!) Vetëm se nuk e kam të qartë se përse në këtë variant vazhdimisht ndodhem në sferën Lindore të Botës së Orwell-it, meqë kurrë s'kam qenë as në

BRSS e as në RSP të Shqipërisë'? Përse, të themi, nuk më vënë në sferën Perëndimore, në SocAngli, meqë tashmë e kam shetitur tërë Perëndimin, i njoh shkëlqyeshëm gjuhët e tij kryesore, kam specializuar në Harvard, d.m.th. në vetë trurin e hemisferës së Perëndimit'? Do të ishte e rendit që të ishin respektuar faktet themelore, nëse është dashur që me çdo kusht të prodhohen spiunët.

Supozoj se përgjigjet janë të lidhura me proceset e demokracisë në këto hapësira, d.m.th. të demokracisë si mundësi të zgjedhjes së mjeteve vetanake (republika), të tempos dhe të rrugëve për një zhvillim të shpejtuar. Ndoshta demokracia nuk mund të reduktohet vetëm në mundësinë e konstituimit të sistemit shumëpartiak? Si mund të shpjegohet fakti se gjatë këtyre 9 viteve, ndonëse u bënë ndryshime të paparapara në tërë Evropën Lindore, ne, për shkak të Kosovës dhe rreth saj, vrapojmë trok mbas gjithë të tjerëve, edhe pse Kominterna është shpërndarë qysh në vitin 1943, ndërsa me mbeturinat e saj u ndamë qysh në vitin 1948?! Duket se vërtetë është i nevojshëm revidimi i vlerësimit mbi kontrarevolucionin, po qe se një gjë e tillë nuk është tejkaluar tashmë. Sepse në dritën e sistemit shumëpartiak të lejuar më vonë, edhe ashtu nuk ka kurrfarë kuptimi. Meqë veten e konsideroja gjithmonë bir të klasës punëtore, formula juridike me të cilën qeshë dënuar për shkak të kinse ftesës për "përmbysjen e pushtetit të klasës punëtore", m'u pat dukur tmerrësisht ironike. Edhe, sot e pranoj sistemin shumëpartiak, por nuk mendoj se në Kosovë dhe në Jugosllavi do të duhej të fshihej çdo gjurmë e socializmit. Si mundësi e konkurrencës së shëndoshë në planin politik është dashur të pranohet qysh moti.

**Esenca e problemit**

Me fjalë të tjera, nuk e besoja se ishte fjala për kontrarevolucion, ndonëse Millosh Mishoviqi më pati shpallur si njërin "nga inspiratorët ideorë të aksioneve kontrarevolucionare". As edhe ajo që më vonë nënkuptohej me nocionin e revolucionit antiburokratik, në Kosovë nuk pati kurrfarë jehone. Njerëzit e vlerësuan si ndërrim të burokracisë, sepse, në esencë, Kosova nuk kishte burokraci të vetëlindur. Ajo vetëm dëshironte ta kishte. Por jo t'ia impononin.

Është e vërtetë se ligjëratat e mia në shkollën politike të Qendrës Krahinore për Arsimimin Marksist «Edvard Kardel», në të dy gjuhët në Prishtinë, në drejtimin Ndërkombëtar-Juridik të Fakultetit Juridik (viti III dhe IV), dhe në Fakultetin Filozofik, kanë qenë të inspiruara me dëshirën për tejkalimin e pazhvillueshmërisë së Krahinës. Sintagma se për këtë pazhvillueshmëri do të duhej të turpërohej edhe Evropa e jo vetëm ne, duhet të këtë lindur atëherë, në ato ligjërata. Me tërë qenien e urreja pazhvillueshmërinë e Krahinës, por nuk e kërkova përmbysjen e pushtetit të klasës punëtore. E kërkova vetëm përsosjen e tij d.m.th. të sistemit vetëqeverisës. Ndoshta në atë kohë kam qenë njëri nga intelektualët më me influencë të gjeneratës sime. Përmes bisedave tematike që i pata inicuar në baza interdisciplinare shkencore, provoja të vija gjer te njohuritë mbi mundësitë e një zhvillimi më të shpejtuar. Kur u shkaktuan ngjarjet, nuk tentova t'i shmangem përgjegjësisë sime. Duke u nisur nga qëndrimi se politika ishte shprehje e koncentruar ekonomisë, konsideroja së kërkesa e parashtruar për republikë në esencë ishte vetëm kërkesë për një zhvillim më të shpejtuar dhe më të gjithanshëm ekonomik.

Si e tillë ajo figuronte në të gjitha dokumentet partiake dhe shtetërore të vendit në tërësi. Nuk kuptoja se përse në atë kohë, rreth kësaj çështjeje, ngritej aq shumë pluhur. Në fillim nuk e kuptoja edhe se përse i shmangeshim bisedës së hapur për këtë, por kur u ndodha në burg, e kuptova se nuk kisha pasur përvojë të mjaftueshme politike. Megjithatë nuk më erdhi keq. Supozoja se esenca e problemit nuk do të ndryshohej në qoftë se i largoheshim shqyrtimit të saj. Dhe nuk u ndryshua. Sot flitet mbi demokracinë si formë të organizimit të shoqërisë, kurse në të vërtetë fjala është për konstituimin e Kosovës në Republikë brenda

Jugosllavisë. Disa forca opozitare në Kosovë për shkak të këtyre fjalëve përsëri do të më anatemojnë si jointelektual. Si edhe dikur në të kaluarën, sërish do të shpjegojnë se nuk jam kurrfarë intelektuali. Forca të tjera ndoshta përsëri do të më ostracizojnë, do të më burgosin, ose ndoshta edhe nuk do ta lejojnë botimin e këtyre fjalëve. Mirëpo kujt i shërben në të vërtetë heshtja e mëtejshme? Ç'na duhet thellimi i mëtejshëm i jazit të marrëdhënieve ndërnacionale në Kosovë? Kujt i shërben copëtimi i Jugosllavisë? Ç'na duhen burgosjet e mëtejshme, vrasja e të rinjve? Ç'na duhet dhe kujt i shërben cfilitja e të gjithë popujve në Jugosllavi, në krizën e gjatë 9-vjeçare të luftës me nerva? A s'do të ishte më me mend që të gjithë së bashku, por të barabartë, ta ndërtojmë të Nesërmen e Madhe, në vend që me kufoma ta shënojmë këtë të sotme mizerabël? Populli në Kosovë dëshiron që vetë dhe me ndihmën e popujve tjerë të Jugosllavisë të zhvillohet, e jo ta zhvillojnë të tjerët; ai dëshiron të jetë subjekt i barabartë në bashkësinë e popujve të Jugosllavisë, e jo si të tillë vetëm ta trajtojnë; që vetë t'i zgjedhë përfaqësuesit e vet të vërtetë, e jo t'i thuhet se, në të vërtetë, tashmë i ka zgjedhur; që me të vërtetë ta ndajë fatin e Jugosllavisë, e jo t'i shpjegohet se këtë tashmë e ka bërë me ndryshimet kushtetuese në RS të Serbisë; që me të vërtetë të jetë faktor i paqes dhe i prosperitetit brenda Jugosllavisë, në këto hapësira, e jo që ta heshtin me fundamentalizmin islamik dhe me intriga mbi spiunazhet. Shkurt, Kosova tejet shtrenjtë po e paguan çmimin e së drejtës për të folur hapur mbi republikën e vet brenda Jugosllavisë dhe për konstitutimin e vet si të tillë. Unë, gjithashtu, shumë shtrenjtë i pagova botëkuptimet e mia, por tani së paku i shkrova. Nuk do të ketë nevojë që të rrëmihet më nëpër të kaluarën time, e as që të më shkatërrohet familja përsëri. Mirëpo t'i kthehemi akuzës mbi spiunimin në dobi të Sigurimit.

**Gjyshi im dhe unë**

Më parë në këtë tekst shpjegova se rreth kësaj e vetmja gjë e vërtetë ishte se atëbotë unë e kryeja funksionin e Sekretarit të Sekretariatit të KE dhe të Kuvendit të KSA të Kosovës për Marrëdhënie me Botën e Jashtme, (në periodën midis viteve 1971-1977). Duke e përfshirë atë periodë, gjer në vitin 1981, kam qenë gjithashtu anëtar i Komitetit Republikan të RS të Serbisë për Marrëdhënie me Botën e Jashtme; pjesëmarrës aktiv i Këshillit Federal për Bashkëpunim Ndërkombëtar; anëtar i Komisionit të SFPJ për moszgjerimin e armëve nukleare (aspektet juridike të çështjes); anëtar i komisioneve të ngjashme të KK të LK të Kosovës, të KK të LSPP të Kosovës, etj. Andaj, realisht (e jo vetëm formalisht), kam qenë njëri nga kreatorët kryesorë të pjesëmarrjes së Kosovës në bashkëpunimin ndërkombëtar të vendit, edhe në planin organizativ, por edhe në atë praktiko-politik. Në qoftë se puna rreth këtyre çështjeve konsiderohet si "vënje të themeleve të shtetësisë së Krahinës" («Duga»), atëherë këtë vërtet e kam bërë, por nuk e kam bërë për shkak të Sigurimit, dhe as për hir të tij, por për shkak se një gjë e tillë ishte e përmbajtur në politikën e LKJ-së dhe në kushtetutën e vendit.

(...)Gjyshi im (ndjesë pastë!), në rininë e vet herë pas here ishte marrë me shitjen e duhanit gjer në Kukës -Shqipëri. Kjo gjë, si duket, kishte qenë një lloj fitimi për të. Kishte menduar se mënyra e tillë e fitimit kishte qenë më e mirë sesa vjedhja e kafshëve të trasha. Ai vdiq gjersa unë isha shumë i ri, por më kujtohet se asgjë të bukur nuk më pati thënë për shoqërinë e paraluftës atje. Përshtypja e tij kryesore kishte qenë se lumjanët paskëshin jetuar mizorisht, duke shtuar se edhe shpellat i kishin përdorur si strehimore për fëmijët dhe familjet. Për këtë shkak, sa herë që në ekranin e TV Tiranës shihja se si kishin ndërtuar shtëpi dhe e kishin punuar tokën, kjo me të vërtetë, më gëzonte. Gjyshi im ishte analfabet, por gëzohej tmerrësisht për shkollimin tim. Për këtë shkak, kurdoherë që në ekranin e TV Tiranës e shihja se si po shkolloheshin edhe fëmijët e tyre atje, pikërisht si edhe unë këtu, kjo me të vërtetë më gëzonte. Shkurt, konsideroja se të drejtën për t'iu gëzuar të arriturave në të dy vendet nuk mund të ma merrte askush.

Në anën tjetër, vetëm dy-tri herë i kam takuar qytetarët nga RSP e Shqipërisë dhe kam biseduar privatisht me ta. Kanë qenë ato biseda të shkurtëra në grupe të mëdha. Asnjëherë s'kam bërë bisedë zyrtare me këdoqoftë nga RSP e Shqipërisë pa prezencën e funkcionarëve tjerë ose të njerëzve nga Shërbimi i Sigurimit Shtetëror Jugosllav. Ky ishte një gabim i imi që rridhte nga gjendja e sëmurë e shoqërisë. E drejta për të biseduar privatisht me fqinjtë e mi është një e drejtë e imja e patjetërsueshme. Fakti se s'kam mundur ta realizoj e tregon gjendjen mizore në raportet midis dy shoqërive. Dhe, ju lutem, për një gjë të tillë mos e fajësoni vetëm palën tjetër! *(Autori i drejtohet shtypit, dhe mbase jo vetëm shtypit, të Beogradit; vër. e red.).*

Në Shqipëri s'kam asnjë mik ose shok. Konsideroj se për këtë shkak jam i dëmtuar si qytetar dhe si njeri. Nuk kam kurrfarë aftësishë telepatike. E kam vetëm një tranzistor që i takon gruas dhe një aparat TV që ma falën prindërit. S'jam teknikisht i arsimuar. Nuk kam telefon, por ata që kanë, më thonë se s'munden që drejtpërsedrejti t'i thërrasin miqtë e tyre në Tiranë. Kjo lidhje shkon përmes Beogradit dhe Shkupit, e ndoshta edhe përmes Romës, Parisit apo ndonjë qyteti tjetër.

**Evropa dhe kufijtë**

Edhe serbët më ortodoksë, domëthënë edhe ata që konsiderojnë se shqiptarët nuk rrjedhin nga ilirët (dhe nuk thonë se nga rrjedhin, por zhvillojnë vetëm supozime të ndryshme), nuk e mohojnë se shqiptarët në Jugosllavi dhe ata në Shqipëri janë i njëjti popull, d.m.th. se kanë gjuhë të njëjtë, kulturë të njëjtë dhe histori të njëjtë. Mirëpo kjo nuk është kurrfarë pengese për t'u konstituar në komb të veçantë, sepse nuk mund të mohohet bindshëm fakti se është bërë plotësisht e pakuptimtë të flitet për ta si për një pakicë kombëtare, ndërkaq as që mund të mohohet fakti se nocioni "kombësi" esencialisht është i karakterit kalimtar dhe se tashmë është i tejkaluar. Po ashtu nuk mund të mohohet nevoja për një zhvillim të shpejtuar të Kosovës. Nëse kjo gjë ishte ashtu, dhe sigurisht që ishte, dhe në qoftë se kjo është akoma ashtu, atëherë prej meje nuk ka qenë e mundur të pritet që të angazhohesha për qëndrim të kundërt vetëm e vetëm që më vonë të mos më quanin spiun i Sigurimit. Për shkak të përcaktimeve të tilla parimore, konsideroja se zhvillimi i marrëdhënieve jugosllavo-shqiptare duhej të ishte në funksion të interesave afatgjata të të dy vendeve, por edhe në funksion të zhvillimit të kombësisë shqiptare te ne. Në nivel të konkretësisë, d.m.th. në nivel të realizimit të përcaktimeve të tilla parimore, ka patur lëshime të ndryshme, por ato nuk i vinin në pyetje përcaktimet parimore, pa i marrë parasysh tendencat e tanishme që të dëshmohet e kundërta.

Ka pasur edhe atëherë vërejtje të ndryshme kritike ndaj këtij bashkëpunimi. Ato mund të reduktohen në dy grupe: e para mund të quhet qasje afirmative, por esencialisht fjala ishte për presionin që ai bashkëpunim të vihej në funksion të afirmimit të sistemit vetëqeverisës në Shqipëri. Ata që e mbështetnin këtë qasje kanë qenë tejet të padurueshëm. Atje shihnin mundësi të pakufizuara ndikimi në drejtim të demokratizimit dhe të hapjes së shoqërisë shqiptare. Dhe nuk mund të thuhet se ai bashkëpunim mbeti pa ndonjë jehonë në këtë plan, por qasja e tillë në ekzaltimin e vet shpesh e tepronte; nuk e merrte parasysh në mënyrë të mjaftueshme ndjeshmërinë e palës tjetër. Ndonjëherë për këtë shkak kjo rezultonte në mosmarrëveshje të panevojshme, me shtyrje të ndërsjella dhe më në fund ndikonte negativisht në përpjekjet pët t'u arritur besimi reciprok; dhe b) e dyta mund të quhet qasje negative, dhe gjer në një shkallë nihiliste, ndaj marrëdhënieve jugosllavo-shqiptare. Frikësohej prej ndikimit të tyre te ne. Dinte ta akuzonte mbylljen e Shqipërisë, por në esencë e kërkonte mbylljen e Kosovës ndaj Shqipërisë. E vinte në pyetje pozitën kushtetuese të Krahinës, si edhe vendin dhe rolin e kombësisë shqiptare në zhvillimin e bashkëpunimit ndërfqinjësor në këtë vend. Natyrisht ndodhesha në konflikt me të dyja këto qasje, por këtë e konsideroja si pjesë të luftës së përditshme politike për realizimin e përcaktimeve parimore.

Në burg, gjatë një kohe, më akuzonin se kërkoja tretman specifik për kombësinë shqiptare në këtë bashkëpunim. Kjo ndihej tashmë në ajër gjatë tërë kohës pas daljes sime nga burgu, në mënyrë që më në fund ta merrte formën e akuzës për spiunim në favor të Sigurimit. Konsideroj se në esencë kjo reduktohet në çështjen e kufijve. Si specialist i politikës ndërkombëtare, kam qenë plotësisht i vetëdijshëm se kufijtë në Ballkan janë vetëm hallkë e fundit e procesit të përkufizimit të përgjithshëm imperialist në Evropë. Kurrë s'kam besuar në mundësinë e suprimimit të tyre të dhunshëm, e as në nevojën për ta bërë një gjë të tillë. Besoja megjithatë në mundësinë e tejkalimit të tyre. Tek e fundit, në dritën e ndryshimeve të tanishme dhe të ardhshme në Evropë, kjo çështje është bërë irelevante.

Nga ana tjetër, kurrnjëherë nuk kam konsideruar se Enver Hoxha ka qenë stalinist në kontekstin e atëhershëm të botëkuptimit mbi stalinizmin. Kjo ishte në kundërshtim me origjinën dhe me edukimin e tij. Ndërprerja e mëvonshme me Mehmet Shehun e përforcoi këtë bindje. Nuk e kam besuar indoktrinimin e rinisë sonë, d.m.th., nuk e kam besuar importimin e kontrarevolucionit e as eksportimin e revolucionit. U duartrokas ndryshimeve demokratike në Evropë, por nuk mendoj se socializmi do të duhej të zhdukej, e as se demokracia do të duhej të eksportohej. Besoj në ardhmërinë e Evropës, por përderisa ajo të arrijë te ne dëshiroj të jetoj në paqe me veten. Besoj se kjo letër do t'i kontribuojë botëkuptimit se prodhimi artificial i spiunëve nuk i shërben asgjëje.

*21 Mars 1990*
*Krushë e Madhe*

## MBI KARAKTERIN AUTENTIK TË DEMOKRACISË

### Përse autentike?

Një akademik i shquar, mik i imi i vjetër, në një bisedë jo-formale, private, duke menduar për titullin e gazetës që tani e keni në dorë, pak si me rezervë më pyeti: "Përse autentike?" Ndërkaq, një gazetar, nxënës dhe adhurues i akademikut në fjalë, e shprehu haptas mospajtimin e vet me fjalët se "demokracia është një", dhe se "nuk ka demokraci autentike".

Që të dy, edhe akademikun, mikun tim të vjetër, edhe gazetarin, i kishte munduar i njëjti hall, por atë nuk e thonin. Problemi i njëjtë më kishte munduar edhe mua me vite të tëra. Më në fund kisha ardhur në përfundimin kategorik se gazeta jonë do të duhej të quhej "Demokracia autentike". Ashtu edhe e emëruam.

Kjo që po shkruaj nuk është polemikë me akademikun, as edhe me gazetarin. Duke u përpjekur që t'i parashtroj arsyet e një veprimi të tillë, në të vërtetë bëj polemikë me vetveten, dhe njëkohësisht shpresoj se lexuesi i nderuar do t'i aprovojë argumentet dhe do të pajtohet me pagëzimin e gazetës, duke e konsideruar si të veten.

Në rend të parë, e pagëzuam ashtu për shkak se demokracia, si formë e vjetër e organizimit shoqëror, gjatë më se 2000 vjetëve të historisë së saj, kishte qëndruar dhe ishte mbajtur për një kohë më të gjatë vetëm atje ku ishte lindur në mënyrë autoktone dhe atje ku në organizimin politik ishin respektuar kushtet, mentaliteti, karakteri dhe veçoritë e vendeve dhe të shoqërive në fjalë. Demokracia, si formë e organizimit shoqëror, si sistem politik, kudo dhe çdo herë që ishte respektuar ky parim, gradualisht kishte formuar parime dhe principe të përgjithshme, universale, si ato që përmenden në tekstin që flet mbi arsyetimin politik të nevojës mbi nxjerrjen e gazetës "Demokracia Autentike", por edhe ishte begatuar, ishte hijeshuar dhe ishte zbukuruar, ndonëse akoma nuk e kishte marrë formën e përkryer, përfundimtare: polisi antik i Athinës ia kishte falur dukjen, pak si të hajthme, të ndjeshme, subtile dhe kapricioze; britanikët ia kishin falur rendin, seriozitetin dhe përpikmërinë e

xhentëlmenëve. Në kohën moderne, Agorës së Athinës ia kishin dhënë kuptimin e Parlamentit bashkëkohor, vendit ku asgjë me rëndësi nga sfera e politikës nuk do të duhej të mbetej pa u prekur; francezët ia kishin falur patosin oratorik. "Assemblee Nationale" e tyre, gjatë historisë së kohës moderne, ishte shndërruar në një vend betejash verbale, të fjalimeve plot pasion, tekstualisht, të tretjes së ndjenjave pasionante në fjalë dhe mendime po aq goditëse, therëse, por edhe ledhatuese, ndonjëherë dinake, dhe përgjithësisht elegante. Me fjalimet e tyre në asamble, francezët shpeshherë kishin zhvilluar gjimnastikë të mendjes, por gjithmonë e kishin zhvilluar edhe kulturën e demokracisë franceze.

**Toqueville - Bota e sigurt për demokraci**

Alexis de Toqueville (Aleksis de Tokëvil), në perëndim të rendit feudal të Evropës, kishte qenë i mahnitur me demokracinë e kaubojve të Amerikës. E kishte shëtitur tërë Amerikën, kryq e tërthor. Më në fund e kishte shkruar veprën e tij famoze "Demokracy in America" me të cilën ishte përpjekur t'i bindë mbretëritë dhe shoqëritë e Evropës mbi përparësitë e organizimit demokratik të shoqërisë, por mbretërit si mbretër, ishin bindur vetëm atëherë kur nuk kishin pasur rrugë tjetër për ruajtjen e kokave të tyre të shtrenjta.

Demokracia në Amerikë kishte filluar nga "pilgrimët" (ardhacakët e Evropës). Kaubojët e kishin përforcuar në bazë, duke u ofruar bashkatdhetarëve të shpërndarë në hapësirën e pafund ndjenjën e solidaritetit dhe të përbashkësisë përballë natyrës së egër dhe fiseve të organizuara indiane. Më shumë se çdokund tjetër, demokracia në Amerikë kishte qenë e lidhur me hapësirën. Liria e individit dhe kulti i individualitetit atje ka qenë produkt i hapësirës së pafund. Individi me vetiniciativën e tij më parë kishte qenë i shtrënguar ta braktiste rendin e kalbur feudal të Evropës dhe pastaj edhe grumbullimin në qytetet e bregut lindor. Perëndimi i egër e kishte mundësuar ardhjen në shprehje të pionerizmit individual, të cilin qeveria megjithatë e kishte subvencionuar me mjete dhe me metoda të ndryshme. Komunitetet e vogla të disperzuara nëpër hapësirën e madhe dhe individët-pionierë të pushtimit të hapësirës, me kohë demokracisë amerikane ia falën autenticitetin. Si sistem i organizuar politik, në instancat më të larta rezultoi në ndarjen e pushtetit midis Kongresit, Presidentit dhe Gjykatës së lartë. Pikërisht perfeksionimi i kësaj ndarjeje të pushtetit në favor të demokracisë është ajo që Amerika ia fali demokracisë.

Mjaft prej amerikanëve i kisha pasur miq në kohën e qëndrimit tim në vendin e tyre. Gjatë studimeve shumëvjeçare të politikës së tyre globale ua kisha parë për të madhe për besimin se demokracinë e tyre, të cilën e çmonin si një *perfect system* (sistem të përkryer) mund ta mbillnin gjithkund. Ata besonin se sistemi që ishte treguar aq i suksesshëm në Amerikë, do të duhej doemos të funksiononte edhe në vendet tjera, pikërisht njësoj si tek ata. Për këtë shkak, gjatë periudhës së pasluftës, shpeshherë kishin qenë të detyruar që demokracinë e mbjellë nëpër ato vende, ta ruanin me forcën e armatës së tyre. Mirëpo, kjo gjë pastaj shkaktonte animozitetin e popujve të ndryshëm kundrejt tyre, gjë për të cilën ata për një kohë të gjatë u habitën. Falë edhe këtij animoziteti, më në fund e kuptuan se demokracia çdokund do të duhej të ishte e vetëlindur, autoktone, se p.sh. pinoçetizmi nuk mund të quhej demokraci, se ajo, demokracia, ndonëse i kishte parimet të përbashkëta, të gjithëpranueshme, universale, do të duhej të zbatohej në mënyrë autentike, në harmoni me kushtet e vendit dhe me karakterin e njerëzve të atjeshëm. Këtë fakt si kërkesë politike në fillim e artikuluan intelektualët politikë të Amerikës si Georg Kennan, dhe më vonë, John Campbell, por vetëm në raport me vende të caktuara (BRSS) ose me regjione të dhëna (si p.sh. Ballkani). Tani kjo kërkesë është ngritur në nivelin e principit: përkrahja amerikane për demokracinë në vendet tjera do të duhej ta merrte parasysh raportin lokal të forcave. Logjika legaliste amerikane, përkrahja e regjimeve në pushtet e operacionalizuar si politikë intervencioniste, bukur vonë e akceptoi rëndësinë e vërtetë të kërkesave intelektuale të inteligjencisë së saj politike. Mirëpo është me rëndësi se

ajo tani këtë e akceptoi, ndonëse e shtyrë edhe nga nevoja për ndryshimin e qëllimeve strategjike të politikës së vet globale. Amerikanët tani e kanë të qartë se njëmend e dëshirojnë një botë "safe for demokracy" dhe jo një "demokracy safe from the world" (d.m.th. një botë të sigurt për demokraci dhe jo një demokraci të sigurt, d.m.th., të ndarë nga bota). Demokracia e kaubojve që e kishte hasur Aleksis de Tokëvili tani ishte shndërruar në një synim global politik. Dhe, botë e sigurt për demokraci mund të jetë vetëm ajo ku demokracia është e vetëlindur dhe jo e imponuar.

**Demokracia në Kosovë**

Nga ana tjetër, përcaktimi im për demokraci nuk ishte i lehtë, por edhe as i rastit. Botimi i pjesës II të artikullit tim «Viti 81 dhe proceset e demokracisë» të cilin revista «Alternativa» në Lubjanë e paralajmëroi qysh moti, por akoma nuk e bëri, e jep një pasqyrë të qartë të argumeneteve në favor të këtij përcaktimi. Lexuesi pa dyshim do të njihet edhe me pjesën e III të punimit që ka të bëjë me lidhmërinë e proceseve të tilla të Kosovës me ato në Evropë. Mirëpo është me rëndësi të theksohet se nuk mund ta çrrënjos bindjen time të thellë se demokracia në Kosovë u vetëlind dhe u pagua shtrenjtë. Kjo nuk do të thotë se po mohohet ndihma e Evropës dhe e Komunitetit Ndërkombëtar. Ndihma e faktorit ndërkombëtar, ndonëse tejet e çmuar, megjithatë lidhet me viktimat tona. Kujtimi i ditës makabër të 27 janarit 1990 në fshatin Brestovc (4 të vrarë dhe 19 të plagosur) dhe i ditëve të mëpastajme në Kosovë, të mbushura me gazra kimike, tym e barot dhe viktima të reja në njerëz, nuk lejojnë dot ndonjë përfundim tjetër. Gjithmonë ka qenë në natyrën e shqiptarëve nderimi i miqve, por edhe më tepër, nderimi i vetes së tyre. Dhe është një rregull i ngulitur i qytetërimit respektimi i rendit të gjërave. Të tjerët nuk do të na duan më pak për shkakun se demokracia në Kosovë u vetëlind dhe nuk u importua.

Demokracia në Kosovë, nga ana tjetër, nuk u vetëlind për shkak se shqiptarët iu frikësuan luftës. Një popull që nuk i frikësohet luftës mund të jetë vetëm i marrë, por frika e luftës kurrnjëherë, asnjë popull, nuk e ka penguar të luftojë për idealet e veta. I takon virtytit të mençurisë së një populli përpjekja që idealet e veta t'i sendërtojë pa gjakderdhje. Do të duhej të ishte në natyrën e idealit të sendërtohej pa gjakderdhje. Mirëpo shqiptarët, për idealin e tyre të Republikës dhe të Demokracisë, e paguan tashmë tagrën e gjakut më tepër se ç'duhej dhe më tepër se ç'mund të kuptohej edhe nga rezonimi më i ftohtë dhe më kalkulant politik. Republika dhe Demokracia për ta në këtë mënyrë u bënë një pikë e pakthim, ose *point of no return* siç e thotë M. Bakalli *(shih M.Bakalli, "Si më tutje?", Zëri i Rinisë, 3.X.1990).* Për ta arritur këtë pikë u detyruan ta paguajnë shumë shtrenjtë tagrën e gjakut. Një ditë doemos do të kërkohet shpjegim edhe për këtë. Shpjegimi gjithsesi do të jepet, por mendja megjithatë nuk do ta kuptojë, për shkak se zhvillimi i saj do të ecë në drejtim të fisnikërimit, të njerëzishmërisë e të lartësimit shpirtëror. Dhe jo në drejtim të kundërt, të cinizmit dhe të indolencës, të interpretimit grotesk të plojave, të krimeve, të masakrave dhe të kasaphanave. Arsyeja nuk do të zbresë në nivelin e bishave, por do të ngritet në nivelin e njeriut.

Dhe shqiptarët nuk e merituan Republikën dhe Demokracinë vetëm me luftën e tyre epike 9 vjeçare, por me tërë historinë: në vorbullën e dyndjeve të popujve, merita e tyre nuk qëndron vetëm në atë se mbetën të patretur. Koncepti juridik i maturisë për të cilin flet Ismail Kadareja, që në lashtësi i kontribuoi ndërtimit të së resë së sotme.

Nga ana tjetër, fjalët se "Kjo hapësirë, nga e cila dikur shpërthenin luftëra botërore, tani ka rastin, apo do të duhej ta kishte atë, që të shndërrohet në vatër të rrezatimit të proceseve të demokratizimit në nivel kontinental" *(shih "Viti 81 dhe proceset e demokracisë", Alternativa, 7-8, 1990, Lubjanë)* ndonëse në dukje të parë romantike, nuk ishin të rastit. Në qoftë se Kosovën dikur e quanin, dhe akoma e quajnë, fuqi-baroti, hapësirë tendosjeje, vatër krizash, etj., përse të mos shndërrohej sot në vatër të rrezatimit të demokracisë e të paqes? Në qoftë se

dikur konsiderohej kërthizë e drejtpeshimit organik të forcës, tani do të duhej të shndërrohej në strumbullar të së resë demokratike. Kjo gjë, natyrisht, nuk varet vetëm nga vullneti i mirë i shqiptarëve. Ata e dëshmuan këtë me përcaktimin për Republikë dhe për Demokraci, për barazi e liri me popujt tjerë të Jugosllavisë. Në favor të paqes dhe të demokracisë në Jugosllavi, Ballkan dhe Evropë e ofruan përbashkësinë dhe jo përçarjen, zhvillimin dhe jo ngecjen. Ndërkaq, me çka po e dëshmojnë popujt tjerë të Jugosllavisë mirëkuptimin për përkufizimin e të drejtës natyrale të shqiptarëve për bashkimin e kombit? Me çka po e dëshmojnë vullnetin e tyre për t'i akceptuar si të barabartë, si subjekt shtetformues dhe shtetndërtues dhe jo si objekt rezerv për drejtpeshimin e interesave të veta sikurse duket shpesh? Përse shqiptarët nuk figurojnë as në projektin e federalistëve dhe as të konfederalistëve? Shqiptarët, natyrisht, do të duhej të insistonin në përgjigjet e këtyre pyetjeve dha ata këtë tani po e bëjnë. Ata nuk do të mund ta bartin përgjegjësinë e asaj që nuk varet prej tyre.

Demokracia, nga ana tjetër, në aspekt të përmbajtjes mund të jetë e mangët, jo e plotë, e papërsosur, por nuk mund të jetë as e vjetër dhe as e re. Ajo e synon plotësinë dhe përsosjen dhe kjo është imanente në çdo proces pozitiv. Demokracia, siç shihet, këtu kuptohet si formë e rregullimit shoqëror për të ndihmuar procesin e përsosjes së njeriut, të raporteve shoqërore, të shoqërisë dhe të njerëzimit. Ajo nuk kuptohet si kallëp i dhënë statik për statizimin dhe përjetësimin e atare raporteve. Një demokraci që do të ishte në funksion të ngurtësimit të raporteve të dhëna shoqërore, nuk është pronë e shoqërisë por vetëm e elitës. Ndërkaq demokracia nuk mund të jetë kundër elitës por kundër elitizmit, d.m.th. kundër elitës për hir të elitës. Në luftën konkurrente të vlerave, ato më të mirat do të duhej ta zinin vendin e merituar në radhët e elitës. Mirëpo demokracia si formë e organizimit shoqëror e nënkupton krijimin e kushteve të barabarta, së paku formalisht, për të gjithë pjesëmarrësit e luftës konkurrente. Çdo rregull tjetër mund të pagëzohet me emra të ndryshëm, por jo me atë të demokracisë. Rregullat e saj nuk mund të rezultojnë në anarki. Anarkia dhe demokracia nuk kanë asgjë të përbashkët.

Nga e gjithë kjo del se me emrin "Demokracia Autentike" synohet përkufizimi i origjinalitetit dhe përcaktimi i kontributit specifik kosovar në zbatimin e parimeve universale, të gjithëpranueshme të demokracisë, por edhe në ndërtimin dhe përsosjen e saj të vazhdueshme si ide universale e orientimit të njeriut për të jetuar i lirë dhe i barabartë me të tjerët. Si sistem politik, do të duhej të mundësonte kushte të barabarta për realizimin e qëllimeve të tilla njerëzore në mënyrë të njerëzishme, pa dhunë. Ne nuk dyshojmë se lexuesit e nderuar do të na ndihmojnë me sugjerimet, vërejtjet dhe me kontributet e shkruara. Për këto gjithmonë janë të mirëpritur. "Demokracia Autentike" do të jetë e hapur për të gjitha mendimet, por e përcaktuar për realizimin e qëllimeve të veta shoqërore, në shoqëri dhe për shoqërinë.

Le të lulëzojë Demokracia Autentike në të gjitha zemrat e lexuesve të vet në Republikën e Kosovës dhe në çdo vend ku do të lexohet!

*Lubjanë, më 20 nëntor 1990*

## DEMOKRACIA AUTENTIKE KOSOVARE

(Ndër dokumentat e kërkuara nga Sekretariati Republikan i Informatave në Republikën e Sllovenisë për regjistrimin e "DEA-s" ishte edhe baza programore e gazetës. Kjo pjesë, që ka të bëjë me arsyetimin e veçorive ideore dhe të origjinalitetit ideor që përmban titulli i gazetës, e shkruar nga U.Hoti, është e shkëputur nga kjo bazë.)

Titulli *Demokracia Autentike* nuk implikon vënien në dyshim të dispozitave dhe të parimeve themelore të demokracisë (sistemin shumëpartiak, zgjedhjet e lira, parlamentin, liritë politike, e drejta e votimit, e të ngjashme) por, përkundrazi, duke u nisur nga akceptimi i tyre, synon që të përcaktojë atë që do të ishte autentike, si në zbatimin e tyre praktik, ashtu dhe në akceptimin e tyre nga ana e shoqërisë. Titulli nuk vë në dyshim as përmbajtjen e demokracisë që do të përcaktohet bashkërisht me kushtetutën federale/konfederale, dhe me marrëveshjet tjera në kuadër të saj, por, përkundrazi, me angazhimin për përcaktimin e asaj që do të ishte autentike, e veçantë për Kosovën, do të synonte të theksonte atë që është e mundur, e drejtë dhe e nevojshme në situatën e dhënë. Titulli nuk vë në pikëpyetje orientimin themelor të inkuadrimit në proceset dhe në rrjedhat e përgjithshme të Bashkimit Evropian, por përkundrazi, synon që inkuadrimi në ato rrjedha dhe procese të përshpejtohet, duke i theksuar trajtat dhe format e përshtatshme që njëkohësisht e nënkuptojnë edhe ruajtjen dhe zhvillimin e vetëqenies dhe të identitetit të Jugosllavisë të përcaktuar me marrëveshje dhe me kushtetutë. Me fjalë të tjera, titulli *Demokracia Autentike* implikon faktin se lufta për status të barabartë të republikës së Kosovës nënkupton jo vetëm luftën për pranim dhe për trajtim të barabartë të shqiptarëve në Jugosllavi dhe më gjerë, por edhe përpjekjen dhe luftën për ndërtimin e identitetit të saj (politik, etj.) në bazë të vetëqenies së saj. Ne nuk e vëmë në dyshim fare se në këtë çast kjo çështje ka rëndësi të dorës së parë, para së gjithash politike, por edhe me rëndësi të tjera, jo vetëm për Kosovën, por edhe për Jugosllavinë, edhe për Shqipërinë dhe më gjerë. Me titullin e gazetës sonë nuk pretendojmë të disponojmë me përgjigje të gatshme për këto çështje, por vetëm insistohet në faktin se çështja në fjalë është e pranishme në ndërgjegjet e njerëzve dhe në praktikën e sjelljeve të tyre; se gjer më sot nuk është kuptimësuar akoma një përgjigje në nivel politik dhe teorik dhe se ajo nuk mundet, madje edhe po të dëshirohej një gjë e tillë, që të heshtet. Pa i kontestuar përpjekjet e gjertanishme të të tjerëve në këtë plan, përgjigjen mbi këto çështje duhet ta ofrojnë vetë shqiptarët, madje një përgjigje që do të ishte e pranueshme në rend të parë për ta, por edhe për të tjerët.

Bashkësia kombëtare shqiptare e nënkupton faktin se ajo ka jetuar gjer më tani e po jeton edhe sot e kësaj dite në dy tërësi të mëdha kompakte dhe në më shumë diaspora etnike nëpër botë, në dy sisteme politike kryesore dhe në tri e më tepër nënsisteme; në Shqipëri (me socializëm radikal), në RSFJ (me socializëm vetëqeverisës) dhe në Europë, Amerikë dhe Australi (Turqia+Europa Perëndimore; SHBA, Kanadaja + Meksika dhe Argjentina, me sisteme demokratike karakteristike për këto vende). Është e natyrshme se ata janë rritur duke qenë të ekspozuar ndaj ndikimit të mjediseve të veta, dhe situata e përgjithshme tanimë ka ndikuar në krijimin e njëfarë mjegulle përsa i përket caqeve të zhvillimit të mëtejshëm.

Çështja e Kosovës po zgjat tash 10 vjet dhe kjo përbën një specifikë të saj. Gjatë këtyre 10 vjetëve llogaritet se janë arratisur në Perëndim rreth 250.000 njerëz. Ekzistojnë disa bërthama rreth të cilave janë mbledhur ata në luftë për realizimin e statusit të Republikës së Kosovës, mirëpo realizimi i këtij statusi, si dhe i demokracisë, duke i injoruar këta, është plotësisht i pakuptimtë.

Me ndryshimet demokratike dhe me marrëveshjen e Helsinkit, si dhe me proceset e Bashkimit Europian, hapet mundësia e kthimit, e qarkullimit dhe e inkuadrimit të tyre në jetën e mjedisit nga kanë dalur. E kaluara nga këto troje nuk ka qenë as e lehtë dhe as e thjeshtë, gjë që implikon edhe specificitete të reja.

*Demokracia Autentike* me një linjë të qartë të zhvillimit dhe të orientimit të vet dëshiron që t'u ofrojë mundësi të barabarta, të gjitha opcioneve -që të shfaqen, të gjitha specificiteteve -që të shprehen, dhe të gjitha angazhimeve -që të marrin trajtë.

*Demokracia Autentike* nuk dëshiron ta dhunojë demokracinë, por vetëm do që t'i gjejë format më të përshtatshme për zbatimin e saj në jetë; ajo nuk dëshiron ta detyrojë shoqërinë t'i përshtatet demokracisë, por që demokracinë t'ia përshtatë shoqërisë.

*Demokracia Autentike* niset nga bindja se asnjë lloj demokracie nuk mund të eksportohet, sepse me atë rast do të duhej ta ruanin xhandarët dhe asnjë ndryshim thelbësor nuk do të ndodhte.

*Demokracia Autentike* niset nga bindja se Republika, si edhe Demokracia, në Kosovë janë të vetëlindura. Pra është e nevojshme që vetëm të zhvillohen edhe më tej, me ndihmën e çmuar të të tjerëve, por edhe me ruajtjen dhe kultivimin në shkallën më të lartë të vetëqenies kombëtare.

Në raport me vendësit në Republikën e Sllovenisë, dhe me popullin e saj, *Demokracia Autentike* do të sillet në mënyrë tejet korrekte, duke i respektuar traditat e saj demokratike dhe thesarin e saj kulturor kombëtar. Ajo do të jetë e hapur për të gjitha kontributet e hulumtuesve sllovenë lidhur me qëllimet tona të përbashkëta. Ajo do të marrë, por edhe do të japë, pa pranuar kurrfarë kompleksi në këto çështje, as të inferioritetit dhe as të superioritetit.

## ARMATA DHE POLITIKA

Cynthia Enloe (Sinthia Enlo) në librin e saj problematik "Policia, armata dhe etniciteti" (Globus, Zagreb, 1990) e jep një vlerësim interesant: "Proletarizimi i ushtrisë, -thotë ajo, -nuk është garancion i homogjenizimit etnik", për të konstatuar më vonë se "Ushtria është jo vetëm instrument i ndryshimeve (ndonëse jo gjithmonë edhe i zhvillimit) por edhe vetë ndryshohet së bashku me ndryshimet në bashkësinë politike". Teza e parë ka të bëjë me ndryshimet e strukturës socio-klasore në favor të shtresave të gjera popullore në armatat e shteteve të Evropës, të cilave, përkundrejt tendencave të hapura për të homogjenizuar përmbajtjen e nocionit shtet-komb, përmes kategorisë së përgjithësuar "qytetar", prapëseprapë realiteti u vë pikëpyetje dhe dilema të shumta, që në instancën e fundit, tendencat e tilla qëllimmira i redukton në funksion të armatës, si armatë e etnikumit dhe jo e të gjithë qytetarëve. Armatat e shumicës së vendeve në zhvillim e kanë të theksuar rolin e faktorit integrues në shoqëri. Mirëpo, duke e luajtur këtë rol, ato shpeshherë i kanë mbrojtur interesat e kombit (etnikumit) dominant. Procesi i integrimit është zhvilluar ose ka tentuar të zhvillohet ashtu si e kanë paramenduar këto etnikume dhe jo gjithmonë në harmoni me intersat reale të shoqërisë në tërësi. Mirëpo vetë përbërja e armatës nuk mund të qëndrojë statike, sidomos jo në kohën moderne. Dhe po qe se armata ndryshon së bashku me ndryshimin në bashkësinë politike (gjithsesi po) atëherë edhe funksioni integrues i saj do të duhej të ndryshojë dhe të zhvillohet në harmoni me interesat e vërteta të një shoqërie të dhënë. Ky nuk është një konstatim vetëm i Cynthia Enloes, por është i pranishëm edhe në shkrimin që vijon dhe në proceset pozitive që dëshirohen të zhvillohen.

### Integrimi individual/kolektiv dhe fjetja e problemit të Kosovës

Sekretari Federativ i Mbrojtjes Popullore, Gjenerali i APJ-së Velko Kadijeviq në intervistën dhënë gazetarit të "Danasit" M. Lazanski, të botuar me titullin "Jugosllavia nuk do të jetë Liban" *(shih Danas, 4.XII.1990, Zagreb),* nuk flet fare mbi çështjen e Kosovës. Ndërkaq as gazetari në fjalë nuk ia shtroi ndonjë pyetje lidhur me të. Në bisedë me gazetarin, Gjenerali Kadijeviq shprehet për integrimin e Jugosllavisë si federatë e modernizuar dhe për integrimin kolektiv të kombeve të saj në proceset integruese të Evropës ose në Evropën e integruar. Ndërkaq, të dy republikat veriperëndimore të vendit, Sllovenia dhe Kroacia, bashkërisht e kërkojnë në rend të parë rregullimin konfederal (sidomos Kroacia) të vendit, dhe po qe se kjo nuk arrihet për shkak të refuzimit të Serbisë për marrëveshje në këtë pikë, atëherë ato insistojnë në të drejtën e integrimit individual në Evropë (plebisciti mbi pavarësimin e shtetit slloven).

Që të dy pikënisjet në shqyrtimin e zgjidhjes së krizës gjithëjugosllave nuk e përmendin fare çështjen e jetësimit të Republikës së Kosovës dhe as çështjen shqiptare në përgjithësi. Gjenerali Kadijeviq, ç'është e vërteta, në mënyrë indirekte Kosovës ia mohon të drejtën e konstituimit si republikë, ndërsa çështjen shqiptare nuk e përmend fare. Koncepti i federatës moderne, në shpjegimin e cituar më lart, i nënkupton vetëm autorizimet dhe instrumentet e domosdoshme për ta bërë atë më efikase, por përbërja e saj (e federatës) mbetet e njëjtë (kombet dhe kombësitë). Pastaj, në qoftë se me fjalët "përkufizimet në kushtet tona" nënkuptohet përmbajtja që ia dhanë autoritetet serbe, fjalia "do të rezultojnë në gjakderdhje dhe në viktima të shumta" i përgjigjet deklaratave kërcënuese të dëgjuara nga Serbia sa herë që ishte fjala për Republikën e Kosovës, atëherë del se, në të vërtetë, duke e mohuar Republikën e Kosovës, përkrahet koncepti serb i federatës. Në këtë mënyrë objektivisht vërtetohet konstatimi i Cynthia Enloes se armatat e ndryshme realizimin e funksionit të vet integrues në shoqëri shpeshherë e bëjnë në harmoni me interesat e etnikumit dominant edhe në këtë rast, ndonëse funksioni i Gjeneralit Kadijeviq do të duhej t'i përfaqësonte edhe shqiptarët në APJ (rreth 33%).

Tendenca e fjetjes së çështjes së Kosovës hetohet edhe te pala tjetër, bile edhe në përgjithësi, në diskutimet e nivelit zyrtar që kanë të bëjnë me çështjen e zgjidhjes së krizës jugosllave. Kohët e fundit fitohet përshtypja sikur okupimi i dhunshëm serb i Kosovës tani "e ka zgjidhur" çështjen, sikur Kosova të kishte qenë një çështje vetëm e Serbisë e jo edhe e të tjerëve, sikur këtu në Kosovë po shkilen vetëm të drejtat e njeriut e jo edhe ato kombëtare, skur shqiptarët, megjithatë, janë vetëm pakicë kombëtare dhe jo kombi i tretë për kah numri në Jugosllavi, sikur shqiptarët janë mysafirë në tokat serbe dhe jo autoktonë të lashtë në trojet e veta.

Kohë më parë, duke udhëtuar për në Lubjanë nëpër Serbi, u ndala të pija një kafe në afërsi të Beogradit. Në ekranin TV fliste Vuk Drashkoviqi, kandidat për kryetar të Serbisë. Ai tregonte përralla mbi Kosovën kurse shikuesit i gëlltisnin fjalët e tij me gojën hapur. Nuk mu durua dhe e pyeta një çift bashkëshortësh që ishte ulur në tavolinën ku isha edhe unë, nëse Drashkoviqi me këto botëkuptime mbi Kosovën kishte ndonjë shans të fitonte në Serbi? "Gjithsesi!" -u përgjigjën që të dy. "A mos jeni ju shqiptar i Kosovës (Albanac sa Kosova)? "Po,-u përgjigja unë, ndërsa gruaja, gadi 2 m. e gjatë, iu ngërmua atij dhe mua, duke dashur të na detyrojë të përdornim termin "shiftar" e jo "albanac". Sipas saj "albanacët" ndodheshin në Shqipëri dhe jo në Kosovë. "Pas fitores së Drashkoviqit, insistonte ajo, -do të bisedojmë me përfaqësuesit e "nashih shiftara". "Për Republikën e Kosovës?" -e pyeta unë. Mirëpo ajo u xhindos dhe e humbi torruan. "Zonjë, -e ngacmova unë më tej, -me botëkuptimet tuaja dhe të atij që është duke folur në ekranin televiziv do të kemi luftë". Me ndërhyrjen e burrit dhe të kamarierit korrekt mezi shpëtova dhe ika, por gjithë natën e udhëtimit të mëtejshëm për në Lubjanë mbeta me përshtypjen e hidhur të një indoktrinimi total dhe iracional antishqiptar të popullsisë serbe.

Si duket, ky indoktrinim shovenist antishqiptar që zhvillohet me të gjitha mjetet në disponim të propagandës së shtetit serb po ndikon në fjetjen e problemit të Kosovës në qarqet politike të Jugosllavisë, madje edhe tek Gjenerali Kadijeviq. Ndërkaq, një pjesë e opinionit politik dhe intelektual të Kosovës, por edhe të Shqipërisë, tani ka filluar ta flejë mendjen me pretekstin se më parë është e nevojshme të bëhet demokratizimi i Shqipërisë dhe pastaj do të zgjidhej çështja e Kosovës! Shqipëria akuzohet ndërkaq se po e ndal procesin e demokratizimit në vend (sidomos disa qarqe intelektuale të Tiranës) se fshehurazi po paktoka me komunistët jugosllavë, madje edhe me Millosheviqin, ndërsa ata që ikën këtej tregojnë llahtari mbi vrasjet e atyre që e tentojnë arratisjen në kufirin Shqiptaro-Jugosllav dhe Shqiptaro-Grek. RPS e Shqipërisë është deklaruar se do ta bëjë demokratizimin e vendit. Në këtë drejtim tashmë ajo ka ndërmarrë hapa konkretë dhe është zotuar për përfundimin e procesit jo në mënyrë stihike por të organizuar. Disa forcave nuk u pritej prandaj ajo u bëri

lëshime-kompromisi duke e shpejtuar procesin. Mirëpo nuk është e mundur të pritet lejimi i anarkisë, dhe këtë vështirë se mund ta bëjë. Ndërkaq, nuk dëshirojmë ta besojmë mundësinë e vrasjeve në kufirin Jugosllavo-Shqiptar të shqiptarëve që tentojnë për t'u arratisur, nga disa pjesë të armatës kufitare shqiptare. Këtë nuk dëshirojmë ta besojmë për shkak se do të ishte në kundërshtim me çdo logjikë, por mbi të gjitha, me logjikën e demokratizimit në vend dhe në Evropë dhe me synimet për tejkalimin e kufijve dhe skandinavizimin e Ballkanit në Evropën e integruar. Ndërkaq, çështja e demokratizimit të Shqipërisë, me gjithë mohimin e prof. Sofokli Lazrit (Zëri i popullit, 6.XII.1990) ndonëse jo në mënyrën që e shtron propaganda e kujtdoqoftë, por në kontekst të lidhmërisë së interesave reciproke të sigurimit etj. është shpresuar se do të ketë ndikim pozitiv edhe në jetësimin e republikës së Kosovës. Eshtë shpresuar dhe shpresat, njësoj, mund të jenë iluzore...

Shqiptarët në Kosovë, nga ana tjetër, por edhe shqiptarët në Jugosllavi, në përgjithësi, patën konsiderata të veçanta për APJ-në edhe atëherë kur me praninë e vet në rrugët e qyteteve dhe të fshatrave të Kosovës dukej se i ndihmonte jo vetëm pengimit të shpërthimit të luftës qytetare por edhe politikës së okupimit të Kosovës përmes suprimimit të dokumenteve të saj kyçe dhe organeve të saj legale. Shqiptarët besonin se armata i kishte "hesapet e veta" e jo "hesapet" e shovinizmit serb. Besimi i tyre në APJ u lëkund por nuk u humb tërësisht edhe atëherë kur me dhjetëra bijë u kthyen nga ushtria në arkivole të bllombuara. Ndonëse ishte kohë paqeje, në thellësi të zemrës së vet, populli shqiptar i konsideroi si bij të rënë për Republikën e Kosovës. Në këtë mënyrë e akceptoi mundësinë që deklaratat e shkurtra, koncize, ushtarake, ndonëse cinike, mbi "vetëvrasjet", të përmbanin në vete shpjegimin se edhe brenda organizimit të përsosur ushtarak, të kishte njerëz ujq që i shuanin ndjenjat shoviniste me gjakun e njomë të shqiptarëve. Në çastet e ankthit të përgjithshëm, poeti i ri shqiptar, me indinjatë të kuptueshme, konstatonte:

*Thanë se e vratë veten,*
*E besoj,*
*Sepse s'deshët të jetonit të vdekur.*

Ai e pranonte pohimin se mund të kenë vdekur edhe aksidentalisht, por me të drejtë vërente se "vetëm sepse aksidentalisht u lindën shqiptarë" *(B.Elshani, Kush ju vrau, Alternativa, 6-1990).* Më në fund i duartrokitën APJ-së edhe atëherë kur ndodheshin në rrugë, duke protestuar kundër terrorit dhe duke u hapur rrugë proceseve të demokracisë. Si mund ta shkelë armata këtë besim të tyre?

Shqiptarët e konsideronin armatën si të veten jo sepse gjatë luftës i kontribuan krijimit të saj dhe pas luftës ndërtimit të vendit, por edhe sepse pjesëmarrja e tyre në efektivet ushtarake sot, pas vlerësimeve të përgjithshme, arrin në 33%. Ata, me fjalë të tjera, i respektonin bijtë e tyre në armatë dhe armatën e përbërë edhe nga ata. Andaj, në qoftë se armata qëndron pas intervistës së Gjeneralit Kadijeviq, është fare e natyrshme për shqiptarët që të insistojnë në akceptimin e realitetit të dhënë. Ralitet i dhënë është Republika e Kosovës. Armata më së paku do të duhej ta mohonte.

APJ sigurisht e ka të qartë se çështja e Kosovës nuk mund të zgjidhet me akordimin e demokracisë dhe me mohimin e republikës. E para do të thotë akceptim i të drejtave të njeriut, si njëra nga shtyllat kryesore për ndërtimin e sistemit demokratik, kurse e dyta (mohimi i republikës) do të thoshte mohim i të drejtave kombëtare, një gjë esenciale për të drejtat e njeriut, sepse këtu nuk është fjala për njeriun abstrakt, por vetëm për atë konkret. Në instancën e fundit, një politikë e tillë do të çonte në përvojën e praktikuar politike të Jugosllavisë midis dy luftërave botërore, pra, në politikën e asmilimit të dhunshëm të rreth 3 milion shqiptarëve në Jugosllavi. Të drejtat e njeriut pa ato nacionale, për një numër aq të

madh njerëzish, nuk kanë kurrfarë kuptimi. Ushtarakët e dijnë se logjika e tillë do të shkonte ndesh me stabilitetin dhe me zhvillimin e proceseve demokratike në Evropë.

Do të dëshironim të besonim se "heshtja" apo "fjetja" e çështjes së jetësimit të Republikës së Kosovës bëhet, shprehur ushtarakisht, për shkaqe taktike dhe jo strategjike. Ndërkaq, heshtja e plotë e kësaj çështjeje nuk mund të jetë frytdhënëse dhe nuk është zgjidhje e problemit. Jugosllavia në Evropë, qoftë si federatë e modernizuar, qoftë ashtu siç do të merren vesh popujt e saj, do të shkojë gjithsesi, por jo pa e zgjidhur çështjen e jetësimit të Republikës së Kosovës, sepse, sikurse e thekson edhe vetë gjenerali Kadijeviq duke folur për mundësinë e shpërthimit të luftës qytetare, atëherë gati me siguri mund të supozohet se as Evropa nuk do të ishte Evropë, por Azi. Ndërkaq, as Jugosllavia dhe as Evropa, nuk mund t'ia lejojnë vetes të shndërrohen në Azi. Për këtë shkak besojmë se politika do të merret vesh me veten dhe se armata do të merret vesh me politikën mbi një platformë të pranueshme për të gjithë dhe që do të na mundësonte të gjithëve të mbetemi evropianë.

*Lubjanë, 10.XII.1990*

## MBI TË GJITHA NDERIMI I VETVETES

*(Intervistë dhënë Radio Tiranës më 6.III.1991 për emisionin "Për shqiptarët jashtë atdheut")*

Në fillim dëshiroj t'i përshëndes të gjithë dëgjuesit e Radio Tiranës të emisionit "Për shqiptarët jashtë atdheut". Ka shumë kohë që jam i njoftuar me punën e dobishme të emisionit tuaj për informimin e bashkatdhetarëve shqiptarë, por edhe të miqve të huaj të Shqipërisë, me këndvështrimin dhe qasjen e saj origjinale ndaj problemeve të ndryshme të botës, dhe mbi vlerat e krijuara materiale dhe shpirtërore të Shqipërisë dhe të kombit shqiptar në tërësi që ky emision i prezentonte sidomos përmes këngëve dhe melosit të bukur shqiptar.

Dëshiroj të theksoj gjithashtu se kjo është hera e parë qysh nga viti 1981 që i drejtohem opinionit përmes një mediumi masiv duke filluar me këtë bisedë përmes Radio Tiranës. Do të dëshiroja t'ia kisha filluar përmes Radios apo Televizionit të Prishtinës, por ato tani nuk punojnë. Janë suprimuar nga forcat policore serbe. Megjithatë, fakti se kjo bisedë po zhvillohet nga një qytet jugosllav (Lubjana) në Slloveni me Radio Tiranën në Shqipëri, që në praktikën e djeshme politike anatemohej si emër i padëshirueshëm për jugosllavët dhe i rrezikshëm për shqiptarët, e tregon gjithë dramaticitetin e rrethanave të ndryshuara në drejtim të demokratizimit të jetës politike në raportet jugosllavo-shqiptare dhe në drejtim të kristalizimit gradual të rolit të Kosovës në zhvillimin e këtyre proceseve. Meqë me punën dhe me jetën time që në fillim kam qenë i përfshirë në këto procese dhe i kam kontribuar fuqimisht zhvillimit të tyre pozitiv, e falenderoj gazetarin, zotin Alfred, dhe miqtë e tjerë, për faktin se u kujtuan që të zhvillojnë një bisedë të vullnetshme dhe jo obliguese me mua për Radio Tiranën.

Ju tashmë jeni të informuar me situatën politike ndër ne dhe me gjendjen e përgjithshme në Kosovë. Shkurtimisht dhe në vija të përgjithshme atë do ta ravijëzoja kësisoji: Kosova nuk është e lirë. Ajo është e okupuar nga forcat speciale të policisë serbe. Një pjesë e njerëzve e kanë braktisur punën sepse nuk u pajtuan dot me imponimin e dhunshëm të shtetit juridik serb dhe me shkeljen e vrazhdë të autonomisë së Kosovës, të identitetit dhe të vetëqenies kombëtare. Një pjesë e inteligjencies, kryesisht ndjekës të politikës së vjetër të para vitit 1981, u vendos në Zagreb e Lubjanë. Një pjesë tjetër, kryesisht protagonistë të proceseve politike nga vitet '80, u largua në Perëndim. Partitë politike që u formuan në Kosovë këto vitet e fundit, ose nuk kanë kushte pune, ose nuk u lejohet të punojnë. Sidoqoftë, ato në programet e tyre, në planin nacional,

ndonëse në mënyra të ndryshme u deklaruan për akceptimin e Republikës së shpallur të Kosovës në shtator të vitit të shkuar nga deputetët e kuvendit në një sallë rrëzë grykës së maleve të Kaçanikut, nuk i kanë përpunuar dhe definuar qartë akoma qëllimet nacionale dhe mënyrën e realizimit të tyre. Ndërkaq, populli ndodhet në një gjendje të rëndë ankthi. Me fjalë të tjera, populli vuan, por me vuajtje ka vendosur të fitojë.

DEA (Demokracia Autentike) është një gazetë e pavarur e një grupi të vogël intelektualësh shqiptarë që gjer më tani vepruan nga Lubjana, kurse tani kanë vendosur të kthehen në Kosovë dhe të veprojnë atje.

DEA, për ndryshim nga faktorët tjerë politikë e publicistikë kosovarë, ka program dhe orientim të qartë politik që nga fillimi, d.m.th., që nga viti 1981, pasiqë pjesa më e madhe e redaktorëve dhe e bashkëpunëtorëve të saj këto qëndrime i kanë mbrojtur nëpër burgjet jugosllave duke i vuajtur edhe dënimet për to.

DEA e akcepton Republikën e Kosovës si fillim të zgjidhjes së çështjes shqiptare në përgjithësi. Në formulimin e kërkesës për regjistrim -në fillim, dhe me akceptimin e shpalljes së Republikës, jemi nisur nga këto tri premisa qenësore:

1. Se në këtë mënyrë nuk do të shkaktohej acarimi i tepruar i raporteve Kosovë - Jugosllavi;

2. Se ky do të ishte një solucion efikas dhe i pranueshëm për të gjitha palët e interesuara, pos për shovenizmin serbomadh, të cilin do të duhej ta luftonin vetë serbët. Mdërkaq, me këtë nuk do të rrezikohej pavarësia e shtetit shqiptar dhe paqja në Ballkan; dhe

3. Se një solucion i tillë nuk do ta lejonte instrumentalizimin as të shqiptarëve dhe as të serbëve në funksion të interesave të huaja globale apo regjionale.

Ne me këtë shpresonim dhe e dëshironim sidomos mos-rrezikimin e veprimtarisë së shtetit shqiptar. Ndërkaq, në planin e brendshëm, në atë të Republikës së Kosovës, gjithnjë duke i akceptuar premisat e njëjta, por duke pasur parasysh edhe faktin se në Shqipëri, Kosovë dhe Jugosllavi u zhvilluan dikur, gjatë Luftës së Dytë, revolucione autoktone dhe me forcat e veta, ne jemi deklaruar për një demokraci që do t'i nënkuptonte të gjitha parimet e saj universale (zgjedhjet e lira, sistemin shumëpartiak, parlamentin, ndarjen e pushteteve, etj.) por e cila do të kishte kujdes për kushtet dhe rrethanat e veçanta, (siç është p.sh. pazhvillueshmëria), dhe ato autentike, të mentalitetit kolektiv shqiptar; për përbërjen ndokund të përzier nacionale dhe për veçori të tjera. Shkurt, gjithmonë kemi qenë dhe do të jemi kundër importimit dhe kundër imponimit të modeleve të huaja të demokracisë. Konsiderojmë se demokracinë në Kosovë e lindën vetë shqiptarët dhe nuk e importuan nga jashtë. Për ndihmën e jashtme shqiptarët kanë pasur dhe gjithmonë do të kenë konsiderata të larta, por ata nuk mund ta lejojnë humbjen e identitetit të tyre për hir të kësaj ndihme. Në natyrën e shqiptarëve ka qenë gjithmonë nderimi i miqve, por para së gjithash nderimi i vetvetes.

Proceset e demokratizimit në Shqipëri i kemi vështruar dhe i vështrojmë nga dy aspekte: e para, kemi qenë ndoshta ndër të rrallët që kanë konsideruar se socializmi radikal apo militant (siç e quante ndokush) në Shqipëri, ka qenë në funksion të zhvillimit dhe të bashkimit. Ishte pikërisht ky shkaku i mbrojtjes sime të hapur që i bëra Shqipërisë me 1981, duke e rrezikuar veten me burg, ndërsa më vonë edhe me izolimin 9-vjeçar, me etiketimin si "i kuq", dhe me shpifje të tjera përcjellëse. Sot realizimi i qëllimit të parë akoma nuk është kompletuar. Për këtë jemi të vetëdijshëm. Por t'i mohohet Shqipërisë çfarëdo arritje, madje edhe në planin e kulturës e të arsimit, s'mund të jetë më pak se idiotizëm politik. Në këtë kontekst, s'mund të arsyetohen assesi sjelljet primitive dhe vandaliste të disave, rrëmbimet e anijeve dhe ikjet në masë jashtë kufirit, rrëzimi vandalist i statujës së Enver Hoxhës dhe ankesat poshtëruese nëpër shtetet e Perëndimit. Duke i akceptuar motivet e brendshme të mospajtimit të mundshëm të këtyre njerëzve me një sistem të caktuar politik, si është e mundur vallë që ata ta harrojnë dinjitetin e të qenit shqiptar dhe vetëdijën e tyre politike se i takojnë një shteti, pavarësisht nga mospajtimet me regjimin? Shumë kohë më parë, qysh me 1912, një kryeministër serb, Nikolla Pashiqi, në një bisedë me Hartvigun, i deleguar i carit rus në Ballkan, i pati thënë atij: "S'ka komb shqiptar, ka vetëm fise

shqiptare". Tërë historia e kombit shqiptar ndërkaq e demanton këtë pohim të tij të motivuar nga qëllime imperialiste. Ndërkaq sjelljet e këtyre njerëzve sot nuk janë në harmoni as me vetëdijën politike shqiptare dhe as me shpirtin kombëtar. Ato sjellje na lënduan. Ngushëllohemi me faktin se euforia - si veti e papjekurisë politike, është një fenomen që mund të ngjajë kudo.

b) Me shpalljen e Republikës së Kosovës është bërë një realizim i mundshëm i qëllimit të dytë nacional - atij të bashkimit. Natyrisht, një realizim jo i plotë, por duke filluar nga vlerësimet reale mbi veten, mbi kontekstin real të forcave, jemi të mendimit se proceset integrative të Evropës do t'i ndihmojnë zgjidhjes adekuate të çështjes shqiptare. Është me rëndësi se hapja e kësaj çështjeje tani e ka eliminuar nevojën e militantizmit socialist dhe i ka hapur rrugë demokracisë në Shqipëri. Për këtë shkak ne i përshëndesim proceset demokratike në Shqipëri dhe urojmë që demokracia të jetë në funksion të zhvillimit të gjithanshëm të mëtejshëm të popullit shqiptar në Shqipëri dhe në përgjithësi.

c) Duke i përshëndetur të gjithë shqiptarët, të gjithë dëgjuesit e emisioneve tuaja, dëshiroj t'i përshëndes përzemërsisht ata me të cilët i kalova vitet e burgut, që tani ndodhen dhe veprojnë jashtë vendit, shumica brenda LPRK-së, por edhe ata që dikur i takoja nëpër Evropë dhe Amerikë. Dëshiroj t'u them se rënia e ideologjisë dhe akceptimi i demokracisë i ka bërë të pavlefshme zënkat e tyre të brendshme. Të jeni të gjithë gjelozë në ruajtjen e pavarësisë shqiptare, se ajo është themeli i identitetit kombëtar. T'ia keni besën proceseve të demokracisë, pavarësisht nga vështirësitë. Politikisht të vetëdijshëm për qëllimet tona, uroj të delni faqebardhë si gjithmonë nëpër tallazet e jetës së këtij populli të stërvuajtur.

## AXHAMILLËKU I YNË POLITIK

*Me Mr. Ukshin Hotin, ish-ministër i jashtëm i ish-Krahinës së Kosovës, ish-profesor i Fakultetit Filozofik të Prishtinës, i cili u vu në anën e studentëve në vitin 1981, pra ish-i burgosur politik, autor i disa studimeve me rëndësi në sferën e marrëdhënieve ndërkombëtare, tani Kryeredaktor i gazetës "Demokracia Autentike" dhe Kryetar i Degës së LDK-së së Rahovecit, bisedojmë për Kosovën e dhjetë vjetëve të shkuar dhe për Kosovën sot, për raportin e Shqipërisë me Kosovën dhe anasjelltas, për atë se përse nuk u vu garnitura politike e Kosovës e para vitit 1981 në anën e kërkesave të popullit, për të ashtuquajturit marksistë-leninistë, për atë se çka duhet bërë që të jetësohet Republika e Kosovës e për shumë çështje tjera.*

**Pyetje:** ***Kam dëgjuar se disa nga gazetat tona ju kanë ofruar bisedë që para 7-8 muajsh, mirëpo nuk keni pranuar të flisni. Cilat kanë qenë arsyet që pas daljes nga burgu për 5-6 vjet të tërë të heshtni?***

Përgjigje: Për sa i përket "Zërit të Rinisë", kam dëgjuar se kanë bërë plan për të biseduar me mua, mirëpo këtë plan nuk kanë ardhur që ta realizojnë. Ndërkaq, gazeta e studentëve "Bota e Re" e ka dërguar një gazetar tek unë, mirëpo ai erdhi në Krushë të Madhe, ku jetoja, me ca mysafirë të tjerë, ndonëse më parë u kisha dhënë të kuptojnë se nëse donin të bisedonin me mua duhej të vinin vetë, ekskluzivisht për të biseduar për gazetën. Përveç kësaj, isha i prekur në "Botën e Re" sepse si profesor i Universitetit në vitin 1981, ndonëse i pari u vura në mbrojtjen e studentëve, kjo gazetë, që është e tyre, nuk e kishte parë të arsyeshme që të bisedonte më parë me mua.

**Pyetje:** ***Për këta 7-8 muajt e fundit është biseduar me shumë të burgosur politikë shqiptarë në Kosovë. Cila është arsyeja që juve, megjithatë, nuk ju është dhënë fjala gjer më sot në mjetet tona të informimit?***

Përgjigje: Për shkak se kam qenë i izoluar. Të gjitha fjalët që janë thënë se kinse unë nuk pranoj të flas për gazeta nuk janë të vërteta. Tekstet e mia të dërguara "Rilindjes",

"Intervjusë" në Beograd, "Vjesnikut" në Zagreb e "Dellos" në Lubjanë, nuk janë botuar dhe nuk botohen as sot e kësaj dite. Pra thjesht për arsye politike ka ekzistuar bllokimi im total për të dalë në opinion.

**Pyetje:** ***Përse mendoni se ju kanë bllokuar?***

Përgjigje: Faktikisht më kanë bllokuar për shkak se unë kam qenë i vetmi personalitet politik i Kosovës që hëngri burg në vitin 1981. Do të të jap një shembull mjaft ilustrativ për bllokimin tim dhe detyrimin që të mbetem në izolim. Një personalitet i mbrojtjes së të drejtave të njeriut të Helsinkit në vitin 1989 e kishte porositur njërin që të më tregonte se dëshironte të takohej me mua. Unë i thashë se pranoja të takohesha duke i shfaqur preferencën që të vinte në shtëpinë time në Krushë. Mirëpo as ai që ma solli porosinë dhe as përfaqësuesi i Helsinkit nuk u dukën kurrë më. Ishte fjala për Berit Bekerin. Para dy javësh e thirra në telefon nga Lubjana dhe e pyeta se përse nuk kishte ardhur tek unë me 1989. Ajo tekstualisht m'u përgjigj se unë nuk paskam dashur të bisedoj me të. Kur ia ktheva se unë e kisha pritur në shtëpi, ajo më tha se s'kishte ardhur sepse është frikësuar se mos i shkaktoja ndonjë dëm. E pyeta: "I keni mbrojtur vallë atëherë të drejtat e njeriut apo diçka tjetër?" Zonja Beker, e njohura ime që kur isha Sekretar i Punëve të Jashtme, atëherë m'u përgjigj se përveç asaj që u tha më lart, i paskan thënë edhe se unë qenkam vetizoluar në Krushë të Madhe, dhe si i tillë, nuk qenkam i informuar dhe e paskam ndërprerë kontinuitetin e ngritjes sime intelektuale e politike. Pra me një fjalë, Zonja Beker, në bazë të kësaj informate, deri para dy javësh ka kujtuar se unë intelektualisht jam i krisur ndërsa mendërisht gjendem jashtë realitetit kohor. Këso informatash për mua, jo vetëm zonjës Beker, por edhe disa të interesuarve të tjerë ndërkombëtarë, u kanë dhënë disa nga qarqet e politikës aktuale, ndërkaq s'mund të jetë fjala vetëm për shtetin serb. Shkurt e shqip, nuk e kanë pasur për qëllim të më eliminojnë vetëm politikisht, por edhe intelektualisht.

**Pyetje:** ***A dëshironi t'i thoni konkretisht emrat e atyre njerëzve?***

Përgjigje: Nuk është punë njerëzish, është punë e një politike të tërë, ose e një aparati shtetëror. Pra kam qenë i penguar në të gjitha format, madje edhe nëpërmjet shkatërrimit të familjes sime të ngushtë. Dhe kjo ka ndodhur si rezultat i një konflikti të vazhdueshëm me një politikë që unë e kam quajtur recidiv të politikës së vjetër, recidiv të para vitit 81, përkatësisht, recidiv të raporteve të mia me atë politikë. Përmes kësaj mënyre kanë dashur të më detyrojnë që të vihem në shërbim të tyre, mirëpo unë këtë nuk e kam pranuar. Nuk e kam pranuar për shkak se i kam takuar dhe i takoj një politike të re dhe një mendimi të ri politik.

**Pyetje:** ***Çka nënkuptoni me vijën e re politike?***

Përgjigje: Këtë keni mundur ta vini re edhe prej artikujve që i kam botuar në këta muajt e fundit në gazetën që jam duke e drejtuar, në "Demokracinë Autentike". Linja e re politike është më afër problemeve reale të Kosovës dhe ajo është duke i shprehur ato. Është fjala për një politikë që buron drejtpërsëdrejti nga problemet që i ka Kosova. Pra këto probleme ajo i sheh në totalitetin e tyre dhe mundohet që ato t'i zgjidhë poashtu në tërësi e jo vetëm në disa segmente të jetës shoqërore kosovare.

**Pyetje:** ***Sa linja politike ekzistojnë sot në Kosovë?***

Përgjigje: E thashë tashmë, dy janë kryesore. Edhe në njërën, edhe në tjetrën mund të ketë grupacione të ndryshme, interesa të veçanta, partikularizëm, grupe këto që dëshirojnë që rrjedhat shoqërore të zhvillohen për hesape të tyre. Të gjitha ato fatkeqësisht thirren në interesin e përgjithshëm.

**Pyetje:** ***Po intelektualët e pavarur?***

Përgjigje: Varet se për kë është fjala. Disa intelektualë të njohur në Kosovë në masë reale janë duke i parë problemet. Ndërkaq një pjesë tjetër e intelektualëve janë shumë larg tyre. D.m.th., prej receptimit real të raporteve.

**Pyetje:** ***Më lejoni t'jua përkujtoj se si gazetar kam biseduar me ju në vitin 1976, atëherë kur ishit, të shprehem kështu, Ministër i Punëve të Jashtme i Kosovës. Millovan***

***Gjillasi, në një intervistë të paradokohshme dhënë po kësaj reviste për të cilën po bisedohet, thotë se gjenerata e politikanëve të vitit 79 në krye me Mahmut Bakallin e ka përgaditur në njëfarë mënyre vitin 1981 në Kosovë. Sa është i qëndrueshëm ky mendim i Gjillasit tani kur po flisni për recidivat e asaj politike, natyrisht në kontekstin negativ të çështjes?***

Përgjigje: Në planin global të zhvillimit shoqëror është e vërtetë se politika para vitit 1981 për shkak të liberalizmit të përgjithshëm në Jugosllavi, ka lejuar në mënyrë spontane zhvillimin e aspektit kombëtar, zhvillimin e asaj që quhet nacionale në Kosovë. Mirëpo ai liberalizëm që e mundësoi zhvillimin e nacionales në Kosovë njëkohësisht i ka zhvilluar edhe kundërshtarët e vet që e kanë kërkuar ndryshimin e statusit të përgjithshëm të Kosovës, që kanë kërkuar një zhvillim më të shpejtuar. Në të njëjtën kohë këtë e kanë kërkuar edhe bartësit e mendimit politik, për shkak se nuk janë pajtuar me devijimet politike të cilat e kishin përfshirë liberalizmin. Me fjalë të tjera, asaj gjenerate nuk mund t'i mohohet ajo për të cilën flet Millovan Gjillasi, posaçërisht në sferën e kulturës, arsimit e në disa segmente tjera shoqërore. Por nuk mund të mohohet as fakti se politika e tillë prej një kohe, sidomos në vitin 1981, është shndërruar në një frenues të zhvillimit të mëtejshëm më të shpejtuar të Kosovës. Është rritur kuantiteti i njerëzve që kanë kërkuar zhvillim më të shpejtë, ndërkaq ai liberalizëm i nevojshëm i viteve 70 në fund të kësaj dekade u tregua si një frenues i dëmshëm, prandaj pikërisht ky frenim shkaktoi revoltën e cila plasi në vitin 1981. Vitet 70 në Kosovë karakterizohen edhe me të meta të jashtëzakonshme. Pra një politikë e tillë stihike nuk ka pasur ndjenjë të mjaftueshme për t'i kuptuar interesat e masës, ka pasur tejet shumë privilegje e korrupsion. Prandaj edhe ka qenë e izoluar, dhe si rezultat i gjithë këtyre është edhe fatkeqësia që iu shkaktua popullit.

**Pyetje:** ***Po në vitin 1977, ju pati skaduar mandati apo keni qenë i larguar nga funksioni i anëtarit të qeverisë së Kosovës?***

Përgjigje: Në vitin 1977 kam dhënë dorëheqje për shkak se nuk jam pajtuar me ngecjen e zhvillimit të Kosovës, mirëpo dorëheqjen nuk mund ta arsyetoja atëherë kështu. Po ta thosha këtë shkak, nuk do të më lejonin as të jepja dorëheqje dhe as të punoja politikisht, prandaj mu desh të them se po jap dorëheqje për shkak se po dëshiroj të specializoj. Të gjithë u pajtuan që të shkoja në Amerikë kinse për specializim. Isha në Harvard dhe në disa universitete tjera të Amerikës dhe atje qëndrova gjatë një viti. Kur u ktheva, mezi më pranuan të jap mësim në Fakultetin Filozofik.

**Pyetje:** ***Ç'mendim keni për disa personalitete politike të Kosovës, siç është Fadil Hoxha, Mahmut Bakalli, Azem Vllasi e ndonjë tjetër, me të cilët keni pasur rastin të punoni?***

Përgjigje: Nuk dëshiroj të përgjigjem në këtë pyetje pikërisht për shkak se sot më është dhënë rasti që të flas.

**Pyetje:** ***Si e shpjegoni faktin se në vitin 1981 tërë garnitura politike e Kosovës u vu kundër kërkesave të studentëve që më vonë morën përmasa të gjera popullore ku faktikisht u kërkua Kosova Republikë?***

Përgjigje: Të them të drejtën e kuptoj si një gabim tragjik të udhëheqjes kosovare. Ajo iku prej obligimit për ta udhëhequr masën në një situatë dramatike. Në të gjitha dokumentet e partisë së atëhershme shkruante se Kosova do të duhej zhvilluar më shpejt, mirëpo tempoja e realizimit të këtij përcaktimi ishte tejet e ngadalëshme. Revolta e studentëve u shpreh pikërisht për shkak se tjetër deklarohej publikisht e tjetër realizohej. Fakti që udhëheqësit politikë të Kosovës nuk dolën para studentëve shpjegohet në mënyra të ndryshme. Megjithëkëtë, unë mendoj se ata nuk e kuptonin as kohën dhe as esencën e kërkesës. Ishin mësuar tashmë me mentalitetin komandues. Udhëheqësit kryesorë i kishim që nga lufta, dhe qysh prej atëherë ishin mësuar që dikush t'u thotë përherë bëj kështu e bëj ashtu, ndërsa ata të dëgjojnë. Kurse koha ishte e njerëzve të një kalibri tjetër, të atyre që do të dinin që komandën t'ia përshtasin rrethanave, pra që baza t'i diktojë qendrës se ç'duhet bërë. Kurse politikanët

tanë u shquan vetëm si ekzekutorë të porosive qendrore, në vend se të vepronin si kreatorë të politikës së bazës. Pra ata e kishin humbur kontaktin me masën, prandaj edhe nuk kishin si të dilnin para saj. S'mund të ndodhte ndryshe pos që t'i kundërviheshin, ashtu siç iu kundërvunë.

**Pyetje:** ***Më lejoni t'ju them se që prej vitit 1977-1978 shumica e njerëzve në Kosovë mendonte se është vetëm çështje dite se kur Kosova do të bëhet Republikë, kurse si akt e konsideronim të kryer.***

Përgjigje: Ç'është e vërteta, qysh pas vitit 1968 edhe udhëheqja politike e Kosovës ka qenë e bindur se Kosova duhet bërë Republikë, mirëpo ajo s'ishte e aftë që të përcaktohej se në cilin moment duhet bërë kjo dhe se çfarë kushtesh duhet plotësuar për këtë, prandaj edhe e lanë që ta përcaktonte dikush tjetër dhe jo ata vetë. Ishin mësuar tashmë me atë mentalitetin e realizimit të komandës, prandaj dhe s'mundën të vlerësonin dot se në vitin 1981 të gjitha kushtet ishin plotësuar që Kosova të bëhej Republikë. Ata nuk qenë në gjendje që të dilnin në ballë të kësaj lëvizjeje, aq më pak që ta orientonin atë.

**Pyetje:** ***Po nëse ajo udhëheqje do të kishte dalë në anën e studentëve, a do të kishte mundur ta realizonte statusin e Republikës së Kosovës dhe me çfarë pasojash?***

Përgjigje: Nëse ajo udhëheqje do të dilte në mbrojtje të kërkesave studentore, ndoshta edhe do të pësonte politikisht, mirëpo pasojat do të ishin shumë më të vogla për bartësit e kësaj lëvizjeje dhe mendoj se me këtë do të shpejtohej procesi i konstituimit të Republikës së Kosovës. Nuk e di nëse do t'i burgosnin ose jo. Mbase do të kishte ngjarë edhe tërë ajo që ngjau, mirëpo ne sot do të ishim diç krejt tjetër nga ç'jemi dhe në një fazë shumë më të avancuar të zhvillimit të procesit. Ju them sinqerisht se, sikur ajo udhëheqje të vepronte ndryshe nga ç'veproi, s'jam i bindur se do të kishte ngjarë kjo që na ngjau në dekadën që e lamë prapa.

**Pyetje:** ***Shumëkush mendon se në vitin 1981 nuk ishte i përgaditur as shteti amë dhe as faktori ndërkombëtar që të ndihmonte rreth krijimit të Republikës së Kosovës. Bie fjala, ishte i freskët shembulli i Polonisë dhe ardhja në pushtet e gjeneralit Jaruzelski.***

Përgjigje: Eshtë e vërtetë se erdhi gjenerali Jaruzelski në pushtet në Poloni dhe i burgosi 72 mijë vet. Mirëpo vetëm pas disa muajsh qe i detyruar t'i lëshonte prej burgut. Nga ky rast gjithkush ka mundur të mësojë se s'do të kishte më kthim në etatizëm.

**Pyetje:** ***Përderisa shumëkush prej analitikëve tanë politikë konsideron se ne shqiptarët vazhdimisht jemi vonuar gjatë historisë, për vitin 1981 një numër syresh konsiderojnë se jemi ngutur.***

Përgjigje: Ka mendime të tilla, por unë nuk e kam atë mendim. Lëvizja e vitit 1981 në Kosovë ishte lëvizje spontane e popullsisë për realizimin e një kërkese imanente të saj, kurse a ia ka futur dikush fitilin ose jo, kjo është shumë pak e rëndësishme. Të gjitha kushtet dhe rrethanat tashmë ishin pjekur që Kosova të bëhej Republikë, dhe një gjë të tillë e hetoi masa shqiptare në Jugosllavi. Nuk mund të themi se qe heret apo vonë, për shkak se historia nuk lejon që dikush të komandojë me të.

**Pyetje:** ***Të kalojmë në një çështje tjetër. Ka mendime, madje dhe prej njerëzve eminentë, se Shqipëria është dashur që pas luftës së II Botërore të jetë jo vetëm zonë e interesit por edhe zonë ideologjike perëndimore. Mirëpo ajo u këmbye me Greqinë. Çka do të humbnim dhe çka do të fitonim po të ndodhte ndryshe nga sa ndodhi?***

Përgjigje: Kjo tezë nuk më duket e saktë për aq sa e njoh unë politikën ndërkombëtare. Greqia e kishte afinitetin më të madh për t'u bërë e tillë siç është për shkak se edhe Perëndimi e konsideron si djep të civilizimit të tij. Gjithë kultura e Perëndimit bazohet me vetëdije në kulturën antike greke, prandaj në Perëndim ajo quhet kultura antike greke dhe jo kultura antike shqiptare. Kjo është njëra arsye, ndërkaq fakti tjetër është ai se pozita strategjike e Greqisë është pozitë e mbrojtjes së Lindjes Mesdhetare ose të prapavijës së rrugës mesdhetare të britanikëve. Pra interesi strategjik për Greqinë ka qenë më i madh se ai për Shqipërinë. Një arsye tjetër është fakti se ortodoksizmi grek është element i krishterizmit. Ndërkaq rreth 70%

të shqiptarëve i përkasin edhe sot religjionit islamik, gjë që përsëri paraqet një faktor që flet kundër përparësisë sonë që të vinim në konsideratë përpara Greqisë.

**Pyetje:** ***Mbase nuk kishim të bënim me religjionin por me ideologjinë?***

Përgjigje: Prapa çdo ideologjie megjithatë fshihet njëfarë predispozicioni i psikologjisë politike. Raportet e Stalinit me Çërçillin nuk kanë qenë raporte të ideologjisë.

**Pyetje:** ***Dëgjohen mjaft fjalë se në këtë gjysëmshekullin e kaluar është shprehur njëfarë moskujdesi i shtetit amë ndaj shqiptarëve në Jugosllavi.***

Përgjigje: Do t'i përgjigjem kësaj pyetjeje me një kundërpyetje: në funksion të çkafit ata që mendojnë kështu e shohin militantizmin socialist në Shqipëri? Unë për vete gjithmonë e kam parë atë në funksion të zhvillimit dhe të bashkimit kombëtar. Nuk do të kishte pasur nevojë Shqipëria ta aplikonte socializmin militant po ta kishte pasur shkallën e zhvillimit që e kanë pasur të tjerët. Dhe nuk do të kishte pasur nevojë Shqipëria të kishte një militantizëm socialist po të kishte qenë e kompletuar në pikëpamje nacionale.

**Pyetje:** ***Shtrohet pyetja se sa ka qenë enverizmi funksional në këtë drejtim?***

Përgjigje: Në këtë kohë, dhe në këto rrethana, s'mund ta vlerësojmë këtë gjë realisht. Shqipëria, sidomos pas vitit 1961, është çmuar si një shtet socialist i pavarur. Kjo pavarësi e Shqipërisë i është përshtatur Jugosllavisë, mirëpo edhe mosinkuadrimi i Jugosllavisë i është përshtatur Shqipërisë për forcimin e pavarësisë dhe të shtetit të saj. Ndërkaq nuk mund të thuhet se ka munguar kujdesi i shtetit shqiptar për shqiptarët, posaçërisht për ata që jetojnë në Jugosllavi.

**Pyetje:** ***Megjithatë, Shqipëria sot po i vuan pasojat e zhvillimit ekonomik të ngadalshëm, pasojat e izolimit dhe pasojat që nuk e ka realizuar atë logjikën popullore për lidhjen me Perëndimin.***

Përgjigje: Mirëpo kjo nuk ka qenë e mundshme. Për t'u lidhur me dikë nuk mjafton vetëm dëshira e njërës palë. Shqipërinë s'mund ta pranonte Perëndimi pa e ndërruar sistemin, kurse në ndarjen e botës në interesa bipolare shtrohet çështja se a do të ishte në interesin politik të Shqipërisë që ta bënte një hap të tillë, dhe e dyta, a do të guxonin amerikanët të lidhnin raporte të tilla me Shqipërinë për shkak të sovjetikëve? Interesat globale të fuqive të mëdha kanë qenë të nënkuptuara. Me këto çështje mund të manipulohet, mirëpo shkencërisht nuk mund të përcaktohen.

**Pyetje:** ***Si i vlerësoni rrjedhat aktuale në Shqipëri?***

Përgjigje: Këtë pyetje ma ka shtruar para disa ditësh edhe gazetari i Radio Tiranës, dhe nuk kam se çfarë t'i shtoj asaj deklarate time për të. Republika e Kosovës është realizim i interesit global kombëtar, dhe kjo hap rrugë të reja edhe për Shqipërinë. Ndryshimet demokratike në Shqipëri janë pozitive. Ato duhen përkrahur. Mirëpo ato nuk mund të jenë jashtë kontekstit kohor dhe hapësinor.

**Pyetje:** ***Nëse, bie fjala, në zgjedhjet e tanishme në Shqipëri do të fitonte Partia e Punës, a nuk shihni aty një transverzale Moskë-Beograd_Tiranë?***

Përgjigje: Si?! Si e kuptoni ju vallë Evropën? Evropa nuk mund të kuptohet vetëm si produkt i interesave amerikane, por duhet të kuptohet si Evropë që u takon të gjithëve. Nuk do ta quaja këtë "aleancë" për shkak se Shqipëria kurrë s'ka qenë në aleancë me Moskën. Ekzistojnë shumë ngjarje në planin ndërkombëtar që në Kosovë nuk perceptohen drejt. Ndryshimet demokratike nuk mund të quhen të tilla nëse bien në grackën e rrotullimit të pozitës së klasave. Kuptimi i këtillë i demokracisë shkakton konflikte tejet të ashpra, posaçërisht në vendet që kanë kaluar në socializëm pa imponimin e jashtëm. Demokracia duhet kuptuar si një shans i barabartë për ardhjen në pushtet të të gjitha partive politike. Nëse populli ia jep votën një partie përkatëse, pra edhe një orientimi ideologjik, atëherë një e drejtë e tillë duhet pranuar.

**Pyetje:** ***Si e shikoni atë që po ndodh sot në tërë Evropën Lindore, a nuk është ajo një rrotullim i klasave?***

Përgjigje: Dallimi qëndron këtu: Polonia, Hungaria e Çekosllovakia nuk kanë pasur socializëm autentik, por të imponuar me tanket e armatës së kuqe. Ndërkaq Shqipëria për fitoren e socializmit i ka dhënë viktimat e saj. Poashtu edhe ne në Kosovë, poashtu edhe në Jugosllavi. Këtu qëndron dallimi i këtyre dy vendeve të tjera të Evropës Lindore. Socializmi i imponuar me tanket ruse si ai në Poloni ku u vranë mbi 7000 oficerë polakë nga Stalini, është diç tjetër. Është gjë normale që atje të ketë forca tjera, koncipim tjetër të realitetit politik. Mirëpo është e rëndësishme që edhe pasi e morën pushtetin, atje nuk kanë qëndrim revanshist, nuk po merren me revanshizëm, por vetëm po tregojnë se kanë ardhur në pushtet me vullnetin e shumicës së popullit duke dëshmuar se ai popull pushtetin e mëparshëm e ka pasur të imponuar.

**Pyetje:** ***Le të kalojmë përsëri në Kosovë, dhe atë në vitet 80. Barrën kryesore të atyre viteve, bile për nga sakrificat, e kanë bartur të ashtuquajturit marksistë-leninistë. Ç'do të veçonit si më të rëndësishme sot në sferën e domenit të interesit kombëtar dhe në atë ideologjik në Kosovë?***

Përgjigje: Nuk pajtohem me emërtimin marksist-leninist. Emërtimi i tillë ka qenë në modë atëherë sikur që sot është në modë të themi se të gjithë jemi demokratë. Prapa marksizëm-leninizmit të tyre ka qenë i fshehur atdhetarizmi i tyre. Mospajtimi me gjendjen ekzistuese. T'i marrësh programet e tyre, t'i analizosh konceptet pak më thellë, del fare qartë se ata marksizëm-leninizmin e kanë marrë vetëm si instrument për të arritur diku tjetër - në Kosovën Republikë.

**Pyetje:** ***Më 1981 më është dukur e çuditshme edhe një çështje: shkojnë njerëzit tanë në Evropë dhe formojnë parti politike me një platformë komuniste në vendet në të cilat komunizmi është luftuar pa mëshirë...***

Përgjigje: Ti po harron se, bie fjala, në kohën kur veproi Jusuf Gërvalla, në Evropë ka ekzistuar një lëvizje e fuqishme intelektuale marksiste. Një intelektual i madh evropian në atë kohë thotë se "ekziston një vulgatë e fuqishme marksiste" pikërisht në ato shtete për të cilat po mendon ti. Evropa intelektuale ka qenë në nivel të dialektikës në shikimin e çështjeve të saj. Një Gjermani e ndarë më dysh me siguri që ka ndikuar shumë në këtë drejtim. Ndërkaq, Shqipëria në atë kohë, ka qenë ekskluzivisht e orientuar në socializëm.

**Pyetje:** ***Megjithatë, më duket se është vepruar kështu kryesisht për shkak të faktorit të shtetit shqiptar dhe për shkak të orientimit të tij.***

Përgjigje: Nuk është e vërtetë! Fare nuk është e vërtetë. Ti e di mirë se në diskutimin tim në Fakultetin Filozofik më 1981 e kam kontestuar akuzën se Shqipëria është përzier në ngjarjet që po zhvilloheshin atëherë. Edhe sot e kësaj dite mendoj ashtu. Shqipëria ka pasur kujdes të jashtëzakonshëm për shkak të pozitës së jashtëzakonshme në të cilën ka qenë shteti shqiptar, në mënyrë që të mos i japë kujt pretekst për ta sulmuar. Nëse dikush ka vepruar kështu ose ashtu për shkak të Shqipërisë, ai ka vepruar me inisiativën e vet dhe jo sepse e ka nxitur Shqipëria.

**Pyetje:** ***Pas vitit 1981 vjen nëntori i vitit 1988 dhe shkurti i vitit 1989. Mendoj se ato ngjarje i kanë dëshmuar Jugosllavisë dhe botës se shqiptarët e duan Jugosllavinë por Jugosllavia nuk i do ata.***

Përgjigje: Unë mendoj se Evropa e ka ditur se shqiptarët janë të përcaktuar për republikë brenda Jugosllavisë. Ato ngjarje mund të thuhet se e kanë konfirmuar fuqinë e forcave në konflikt. Evropa nuk është e marrë që të mos dijë se ç'kërkojnë shqiptarët . E ka ditur qysh me 1981 se Kosova kërkon edhe demokraci edhe republikë. Natyrisht, një demokraci që do të realizohej në rrethana autoktone.

**Pyetje:** ***Mbase Evropa e di se kah sillen kërkesat e shqiptarëve që prej vitit 1912. Vetëm janë dalluar forcat për nga aftësia në koncipimin e politikës, për nga pozita dhe për gadishmërinë për sakrificë. Mbase edhe për atë se çka kanë konsideruar të mundshme në një kohë të caktuar?***

Përgjigje: Për mua ka qenë plotësisht e mundshme që ngjarjet e vitit 1988-89 ta shtrojnë kërkesën për Kosovën Republikë. Por kjo kërkesë nuk është theksuar. Shtrohet pyetja: përse? Përse të kërkohet ruajtja e Kushtetutës së vitit 1974 ku si kërkesë është vënë në mbrojtjen e statu-quosë, dhe si e tillë s'mund të ishte tjetër pos regresive?

**Pyetje:** ***Ishin apo nuk ishin ato ngjarje një akt i gabueshëm politik?***

Përgjigje: Nuk mund të them që ishte akt i gabueshëm, por ishte retrograd për nga kërkesat që u parashtruan. Ato reduktoheshin esencialisht në ruajtjen e pozitave të elitës politike dhe kjo mund të argumentohet me fakte, pavarësisht nga sulmet që më drejtohen në mënyrë të tërthortë për një qëndrim të tillë.

**Pyetje:** ***Të kalojmë në Kosovën e vitit të fundit. Në skenë doli alternativa kosovare. U shpall Deklarata e 2 Korrikut, u shpall Kushtetuta e Republikës së Kosovës. Cilat subjekte i konsideroni si vendimtare në jetësimin e këtyre vendimeve?***

Përgjigje: Sot u janë hapur mundësitë të gjithëve. Le të ekzistojë konkurrenca e ideve, por edhe konkurrenca e aftësisë për të realizuar vendime që përcaktojnë fatin e popullit, gjegjësisht, vendime të cilat shprehin vullnetin e tij. Sot domosdoshmërisht duhet të dihet se kush si e kupton demokracinë, kush si e kupton identitetin e Kosovës, kush si i kupton raportet me Shqipërinë, si i kupton raportet me njësitë federale të Jugosllavisë. Duke i shprehur mendimet qartë, është e domosdoshme që ne të organizohemi në këtë pikëpamje. Ne kemi edhe një armatë të rinjsh të cilët janë çelnikosur gjatë dhjetë vjetëve të kaluar nëpër burgjet më të rënda të Jugosllavisë. Mund të thotë ndokush për ta kështu ose ashtu, mirëpo ata janë një forcë reale, themel i subjektivitetit të Kosovës. Jam i kënaqur edhe me nivelin e tyre intelektual. Atyre duhet t'u jepet mundësia që të shprehen për të gjitha çështjet që kanë të bëjnë me ardhmërinë e Kosovës. Ata janë të gatshëm që ta paguajnë edhe me jetë realizimin e Republikës së Kosovës. Është e udhës që të përfundojë lufta e nënakullit politik kundër tyre.

**Pyetje:** ***Falë alternativës, çështja e Kosovës është internacionalizuar, janë vënë lidhje të rëndësishme me faktorët ndërkombëtarë që vendosin për botën sot.***

Përgjigje: Në radhë të parë falë gjakut të sa e sa të rinjve të viktimizuar apo të sakatosur nëpër kazamatet jugosllave për Kosovën Republikë. S'mund të mohohet as kontributi i alternativës kosovare, e cila ka vepruar me njëfarë sigurie politike shkakun e së cilës ajo e di por nuk e thotë. Megjithëkëtë, asnjë lidhje e jashtme nuk mund të bëjë shumë punë pa i pasur rrënjët thellë në trollin e Kosovës, në vullnetin e popullit të saj. E çmoj shumë kontributin e faktorit të jashtëm dhënë luftës politike të shqiptarëve. Megjithatë, duke qenë se kam studjuar edhe në Universitetin e Harvardit në SHBA, e di fare mirë se sa sakrifikojnë diçka amerikanët nëse nuk është në interes të tyre. Jo vetëm kur kemi të bëjmë me zgjidhjen e çështjes së shqiptarëve, por edhe me të gjitha çështjet e popujve të vegjël...

**Pyetje:** ***Çka mendoni për ata që kanë mbajtur edhe shumë vjet burg? Pse nuk janë të pranishëm në jetën tonë politike?***

Përgjigje: Fakti që dikush ka mbajtur aq e aq vjet burg, edhe atë për atdhetarizëm, nuk mund të mohohet në mënyrë aprioristike. S'mund të them se të gjithë ata njerëz i plotësojnë të gjitha kushtet për të qenë në ballë të këtij apo të atij projekti, mirëpo ata s'mund të mohohen. Më tregon dot ti se ç'përfaqëson në të vërtetë për kulturën polake një Leh Valensë? Apo me kë identifikohen proceset kryesore politike në Kroaci? Të gjithë këta njerëz kanë qenë të burgosur politikë. Kjo ka ngjarë edhe në Çekosllovaki. Ç'të flet ty e dhëna se një Havel kryeson një shtet edhe për hir të faktit, apo ekskluzivisht për hir të faktit, se ka qenë sakrifikuar për një ide të caktuar. Unë mendoj se të burgosurit politikë, madje edhe elita e tyre mendore, janë të mohuar sot për sot në Kosovë. Po bëhen manipulime të mëdha. Për shumë çështje që kanë të bëjnë me të sotmen dhe të nesërmen e Kosovës, nuk është biseduar akoma seriozisht. A mund të tolerohet niveli fëminor i disave në konceptimin e çështjeve esenciale politike, pavarësisht çfarë pedigreje mund të kenë ata?

**Pyetje:** ***Jeni kryetar i LDK-së, dega në Rahovec. Kam dëgjuar se asnjëherë nuk keni marrë pjesë në mbledhjet e kryesisë në nivel të partisë për ç'gjë më duket se jeni i obliguar...***

Përgjigje: Në mbledhjet e Kryesisë së LDK-së nuk do të marr pjesë deri atëherë kur të mbahet kuvendi zgjedhor i cili mendoj se duhet t'i sqarojë shumë çështje. Nuk e kam të qartë përse po shtyhet vazhdimisht. Unë nuk jam përkulur kurrë, dhe as që do të përkulem, pavarësisht se sa do të më kushtojë tagri i qëndrimit tim të tillë.

**Pyetje:** ***Çka mendoni për organizimin politik të Kosovës sot?***

Përgjigje: Mendoj se ka shumë spontanitet, shumë stihi dhe shumë manipulime. Nuk janë vendosur raporte të drejta në mes të subjekteve kryesore politike, po edhe në ato raporte që janë vendosur ka shumëçka false.

**Pyetje:** ***Çka nënkuptoni ju me të ashtuquajturën rezistencë aktive dhe pasive politike?***

Përgjigje: Çdo betejë politike që zhvillohet pa luftë të armatosur mund të quhet rezistencë pasive. Kjo do të thotë që goditjeve dhe raprezaljeve të mos iu përgjigjesh në të njëjtën mënyrë. Mirëpo, po u shikua më thellë, edhe rezistenca pasive është aktive, për shkak se është aktiv faktori politik që të detyron për një sjellje të tillë, i cili e ka planin e vet dhe qëllimet e veta.

**Pyetje:** ***Çka duhet të bëjmë?***

Përgjigje: Atë që jemi duke e bërë, veçse të organizuar shumë më funksionalisht. Është problem themelor organizativ dhe politik i Kosovës që në ballë të luftës së organizuar politike janë vënë edhe disa njerëz të cilët veprimet e tyre praktike s'mund t'i çlirojnë nga metodat titiste të punës politike. Të gjitha gabimet e sotme të tyre janë tipike nga ajo kohë dhe si rezultat tipik i zbatimit të atyre metodave. Në artikujt e mi vazhdimisht kam insistuar në luftën konkurrente të ideve dhe të mendimeve me qëllim të eliminimit të atyre metodave dhe të asaj praktike. Mjerisht, ende po vazhdon shërbimi me metoda të ngulfatjes së talenteve dhe të ideve superiore. Ata që nuk mund të çlirohen nga një praktikë e tillë duhet të mënjanohen nga skena politike, në mënyrë që të hapet rruga për depërtimin e vlerave të vërteta me të cilat disponon ky popull.

**Pyetje:** ***Shumëkush mendon se na shkojnë punët kështu siç na shkojnë për shkak të mungesës së një programi kombëtar.***

Përgjigje: Programi kombëtar ekziston në qëllimin kombëtar. Mirëpo ai nuk është elaboruar detajisht.

**Pyetje:** ***A jeni optimist përsa i përket jetësimit të synimeve tona?***

Përgjigje: Plotësisht. Plotësisht jam optimist. Është çështje e kohës. Nëse organizohemi më mirë, Kosova Republikë do të jetësohet më shpejt. Mbase do të ishte realizuar edhe më parë.

**Pyetje:** ***Në skenën politike të Kosovës është e vërtetë se dominon edhe koncepti Kosova Republikë, por s'është i pashprehur edhe koncepti i bashkimit me shtetin amë, Shqipërinë.***

Përgjigje: Politika megjithatë është më e thellë. Republika e Kosovës duhet të realizohet pa luftë të armatosur. Ne do të bashkohemi me Shqipërinë nëse këtë gjë e mundësojnë proceset evropiane. Të insistohet sot për këtë kur rusët dhe amerikanët po bisedojnë për rolin e superfuqive në Evropën e ardhshme apo në përcaktimin e saj, do të thotë të mos e njohësh realitetin politik. Ndryshimi i kufijve mund të bëhet vetëm si produkt i marrëveshjes së superfuqive. Kosova Republikë nuk ndryshon kurrfarë kufijsh ndërkombëtarë. Ndërkaq ndryshimi ndërkombëtar i kufijve nënkupton luftë të armatosur në përmasa evropiane. Kjo duhet të jetë e qartë. Ne s'guxojmë ta rrezikojmë shtetin shqiptar. Megjithëkëtë, kurrkush, pra as Evropa, s'mund të na detyrojë që të pranojmë, bie fjala, një autonomi të vitit 1974. Këtë s'do ta pranojmë, sado që të jetë i madh haraçi. Nuk do të jemi gjithmonë fëmijë politikë, axhaminj, për të lejuar të luajë me Kosovën kush si të dojë.

***Bisedoi: Qani Mehmedi***
***Marrë nga"Zëri i Rinisë", Prishtinë, 6.IV.1991)***

## SHQIPTARËT DUHET TË JENË SUBJEKT POLITIK DHE JO VETËM OBJEKT I POLITIKËS NDËRKOMBËTARE

***Brenda 80 vitesh, dy herë u vendos në Londër rreth Ballkanit dhe kufijve të tij. Se si u vendos herën e parë, me 1912-13, u pa gjatë këtyre 80 viteve. Ç'mund të thuhet për herën e dytë, meqë herën e parë më duket se nuk ishim në margjina por në qendër të vëmendjes? Cili ishte vendi ynë në këtë konferencë, dhe meqë shpesh dëgjohet të flitet për suksesin dhe për mossuksesin e "Londrës 2", ku qëndron ai sukses, nëse ka pasur, dhe ku mossuksesi?***

Vendi ynë në këtë konferencë në njëfarë mënyre u tregua edhe në vetë pyetjen. Pra ishte në margjina fatkeqësisht dhe me sa shihet, po aty ka mbetur, pasiqë nuk e kemi vendin e duhur as në Konferencën e Londrës dhe as në atë të Gjenevës.

Tani për tani, me sa po shoh unë, nuk po paraqiten objektivisht në shtyp rezultatet e kësaj konference të cilat janë në disproporcion me qëllimin politik të shqiptarëve. Unë nuk pajtohem me vlerësimin se ka pasur sukses. Për të pasur sukses duhet të themi se jemi të përfaqësuar në mënyrë adekuate në Konferencën e Londrës, dhe se kemi arritur vendin që e kemi synuar. Mirëpo edhe ndaj kësaj duhet pasur rezervë, sepse nuk i dihet. Ndoshta gjatë procesit të përfundimit të kësaj konference do të ndryshojnë gjërat dhe ndoshta aty do të dalë ana pozitive e pjesëmarrjes sonë. Fakti se ne jemi prezentë si problem, si një çështje që duhet zgjidhur, fakti se vetëdija për nevojën e zgjidhjes së këtij problemi është prezente te forcat që marrin pjesë në konferencë, është pozitive. Mirëpo sërish, ana negative del aty se ne nuk jemi të kënaqur vetëm me faktin se dihet për ne. Ne si faktor i brendshëm, si shqiptarë, nuk jemi të organizuar në atë nivel që çështjen tonë ta inicojmë në nivelin më të lartë të prezencës sonë.

***Me sa u vu re, delegacioni i Kosovës, me t'u kthyer nga Londra, ashtu si dhe herat tjera kur kthehej nga Evropa, solli optimizëm, ndërsa delegacioni i Shqipërisë jo vetëm që nuk solli optimizëm, por përkundrazi, kishte një dozë bukur të madhe pesimizmi. Ç'mendoni për këtë?***

Për këtë mendoj se duhet pyetur delegacionin e Kosovës se ku e mbështet optimizmin e vet. Ne si dëgjues të rëndomtë, ose si përcjellës të ngjarjeve, si të interesuar për atë konferencë, ma merr mendja se nuk jemi mjaft të informuar se ku mbështetet optimizmi i tillë i delegacionit të Kosovës. Ndërkaq ma merr mendja gjithashtu se, me sa po shoh unë nëpër gazeta, nuk po shpjegohet edhe se ku po mbështetet pesimizmi i delegacionit të Shqipërisë.

Në ndonjë intervistë që po lexoj kohët e fundit, si ajo e Pjetër Arbnorit etj., po shoh se ata në mënyrë kategorike po pohojnë se qëndrimet janë të koordinuara mes përfaqësuesve të Republikës së Kosovës dhe atyre të Shqipërisë. Nëse ato raporte i kanë të koordinuara, atëherë nuk do të duhej të kishte ndryshime në vlerësime. Mirëpo në qoftë se megjithatë ka ndryshime në vlerësime, ndërsa në anën tjetër pohojnë se qëndrimet i kanë të koordinuara, atëherë diçka nuk është në rregull dhe për këtë opinioni nuk është i njoftuar, ashtu si edhe unë. Prandaj këto pyetje le të shkojnë në adresë të tyre.

Unë si dëgjues i rëndomtë mund të konstatoj se nuk po i shoh arsyet në të cilat mbështetet optimizmi i delegacionit kosovar, mirëpo nuk po shoh as mjaft arsye të bindshme në të cilat do të mbështetej pesimizmi i delegacionit nga Shqipëria, por po përfundoj se në raportet e tilla nuk është diçka e qartë.

***Ndryshe nga "Londra 1", ku nuk kishte ndonjë përfaqësues nga trojet shqiptare, "Londra 2" i kishte thirrur madje 4 delegacione nga trojet etnike shqiptare. A mund të shpjegohet kjo si një përligjie, si një pranim i një ndarjeje të trojeve shqiptare?***

Këtë unë do ta shpjegoja me qëndrimet e mëparshme të subjekteve politike shqiptare për mundësitë optimale të zgjidhjes së problemit shqiptar. Ka qenë njëfarë qëndrimi i përgjithshëm që Kosova të ketë statusin e Republikës, që shqiptarët në Maqedoni të figurojnë në kushtetutën maqedonase si element shtetformues dhe që shqiptarët në Mal të Zi të kenë të drejta njerëzore e individuale të garantuara me dokumentet e Helsinkit. Mbase pikërisht në kuadër të këtyre orientimeve kanë shkuar 4 delegacione në vend të një delegacioni.

Është çështje tjetër nëse momenti i tanishëm politik dhe një konferencë e tillë, kanë lejuar ose jo mundësi të tjera. A ka qenë më mirë që në një konferencë të tillë këto delegacione të merren vesh mes tyre për ndonjë opcion tjetër apo qëndrimi i tyre ende është që të mbeten në një opcion të zgjidhjes kësisoji, kjo është një çështje të cilën ato vetë duhet ta sqarojnë.

Unë si dëgjues, si përcjellës i këtyre ngjarjeve, nuk i di arsyet se përse nuk është shkuar me një opcion tjetër, por mund të theksoj se plotësisht pajtohem me vlerësimin e Prof. Qosjes se një shkuarje e tillë në një konferencë ku shqyrtohet çështja shqiptare, në njëfarë mënyre shënon një përligjie të coptimit të trojeve të tyre nga vetë shqiptarët. Është kjo pasojë e mos-unitetit të tyre, të mos-zgjidhjes komplete, por të një zgjidhjeje të parcializuar të problemit shqiptar.

***A do të thoni se kjo përligjie është e vetë shqiptarëve dhe jo edhe e organizuesve të Konferencës?***

Jo, por e vetë shqiptarëve. Shqiptarët, sipas mendimit tim, është dashur të shkojnë në një konferencë të tillë me një kërkesë maksimale. Kërkesa maksimale teorikisht do të imponpremte një delegacion të vetëm të shqiptarëve. Mirëpo këta e kanë parë të arsyeshme që të shkojnë me 4 delegacione, gjë që do të thotë se qysh më parë janë pajtuar me një status, me një zgjidhje të tillë që do të ishte zgjidhje parciale e problemit shqiptar.

A kanë pasur arsye të mjaftueshme për ta bërë një gjë të tillë, apo kanë pasur mundësi të tjera, këtë unë nuk e di. Për këtë duhet pyetur ato subjekte që kanë marrë vendime të tilla. Unë vetë nuk kam qenë në ato rrjedha dhe nuk i di arsyet e vërteta se pse është vepruar kështu. Por e di se Qosja teorikisht ka të drejtë kur thotë se vetë shqiptarët në këtë mënyrë e kanë përligjur ndarjen e vet. Ndërkaq arsyet se përse është vepruar kështu duhet t'i tregojnë vetë ata që e kanë bërë veprimin.

Ne si popull, si njerëz që i përcjellim këto, kemi të drejtë të kërkojmë shpjegimin e arsyeve. Ne nuk mund të sjellim gjykime pa i ditur arsyet e vërteta.

***Meqë në Londër, me sa po duket, edhe një herë iu vu vula ndarjes së popullit shqiptar, madje kësaj radhe me vetë praninë e shqiptarëve, a u bë diç që kjo të mos ngjante?***

Kjo mund të lidhet si me pyetjen, ashtu dhe me përgjigjen e mëparshme. Por duhet qenë i kujdesshëm në vlerësimin se a iu vu vulë ndarjes sonë ose jo?

Konferenca ende nuk ka përfunduar dhe akoma nuk mund të flitet për vënien e ndonjë vule. Por mund të flitet lidhur me atë që thashë më parë, se vetë ne shqiptarët nuk jemi mjaft agresivë në kërkesat e duhura optimale, kërkesa të mundshme.

Kërkesa kapitale e popullit është një: për të qenë bashkë. Populli s'ka orientim tjetër. Tani çështja mbetet te vlerësimi i subjekteve politike. At duhet të vlerësojnë nëse është e mundshme një gjë e tillë ose jo. Në qoftë se ato kanë vlerësuar se është e mundshme një gjë e tillë në këtë moment, dhe megjithatë kanë shkuar 4 delegacione në vend të njëshit, atëherë së paku kanë borxh t'i shpjegojnë këtij populli se përse kanë vepruar kështu, në mënyrë që edhe ne të kuptojmë. Por në qoftë se kanë

vepruar ashtu për shkak të ndonjë arsyeje subjektive, ose të pozitave politike, apo të mosnjohjes së mjaftueshme të proceseve politike në Evropë, atëherë këto janë arsye që populli duhet t'i dijë për të reaguar në mënyrën adekuate.

Nëse ti nuk i njeh proceset e Evropës dhe ke marrë pjesë në një konferencë ku vendoset për fatin e popullit tënd, atëherë është e udhës që të japësh dorëheqje. Do të thotë, duhet vetë populli të kërkojë prej teje që ta lëshosh atë vend dhe të mos ua zësh rrugën të tjerëve.

Mirëpo përderisa nuk i dimë saktësisht arsyet se përse është vepruar ashtu, nuk mund të veprohet ndryshe, pos që të kërkohet shpjegimi i atyre arsyeve. Unë për veten time po kërkoj që të më shpjegoj dikush se përse është vepruar ashtu, dhe të më bindë se është dashur që të veprohet pikërisht ashtu. Po ta merrja përgjigjen, mund të propozoja edhe se ç'duhet bërë.

***Konferenca e Londrës vazhdon punën në Gjenevë me programin e miratuar në Londër, në të cilin na është caktuar statusi i komunitetit etnik, përkatësisht i minoritetit. A kemi bërë mjaft që në këtë program të mos futeshim si minoritet dhe të mos e kishim statusin e njëjtë si të Vojvodinës e të Sanxhakut, por më të avancuar? A mund të ndryshohet ky status, dhe nëse po, ç'duhet bërë për ta ndryshuar?***

Unë vazhdimisht jam i preokupuar me këtë pyetje. Çka mund të bëhet që shqiptarët të jenë subjekt politik ndërkombëtar dhe jo vetëm objekt? Gjithë biseda që zhvilluam buron nga fakti se ne jemi duke u trajtuar më tepër si objekt politik se sa si subjekt, dhe pyetja në esencën e saj do të reduktohej në atë se çfarë mund të bëhet që të trajtohemi si subjekt politik. Kjo është në duar të popullit dhe nga kjo del se mund të bëhet një organizim më aktiv dhe më i madh i faktorit të brendshëm. Mund të rregullohen raportet, nëse nuk janë në rregull, brenda atij faktori, dhe rezistenca të jetë aktive dhe më e madhe e faktorit të brendshëm. Ndërsa që rezistenca të jetë më aktive, kjo nënkupton se **duhet të jesh më i pranishëm në ngjarjet, më agresiv në kërkesat, më i vendosur në pikëpamjet tua dhe më demokratik në hapësirën informative.** Kjo do të thotë që t'i shqyrtosh problemet më haptas dhe të mos kënaqesh me atë që është. Se ne të gjithë po konstatojmë se ka shumë gjëra për të ndryshuar dhe se ekziston një hapësirë e madhe për të ndryshuar shumëçka.

Duke i pasur të gjitha këto parasysh, kam frikë se do ta pësojmë ashtu siç e kemi pësuar në vitin 1913. Gjë që do të thotë se do të jemi rezervë e forcave politike të Evropës për qetësimin e shpirtrave të Ballkanit, etj., por jo edhe për qetësimin e shpirtrave të shqiptarëve.

Dihet se ministri britanik i punëve të jashtme, i cili njëkohësisht ishte edhe kryetar i Konferencës së Londrës më 1913, ka deklaruar përafërsisht kështu: "Për fat të keq, e viktimizuam një popull për ta ruajtur paqen e Evropës". Pas përfundimit të konferencës, ai ka qenë plotësisht i vetëdijshëm se populli shqiptar është ndarë për hir të ruajtjes së paqes në Evropë, por çfarë ka ngjarë më vonë? Konferenca ka përfunduar më 1913, Lufta e Parë Botërore ka filluar më 1914. Dmth. nuk ka pasur kurrfarë ruajtje të paqes por ka pasur viktimizim të shqiptarëve për plot 80 vjet. Unë po i frikësohem sërish kësaj dhe sinqerisht po them se a mos në fund të konferencës së Gjenevës do të deklarojë sërish ndonjë ministër i punëve të jashtme, ose ndonjë kokryetar si Sajrus Vensi, ose Lordi Oven: "Le të na falin shqiptarët se i viktimizuam pak për t'i qetësuar jugosllavët." Prej kësaj duhet të frikësohet çdo subjekt i vetëdijshëm politik shqiptar.

A kemi bërë mjaft ne që të mos ngjajë një gjë e tillë, sepse mu tani jemi duke u trajtuar si rezervë, si objekt për qetësimin e situatës gjithë-jugosllave, gjithë-ballkanike, për vendosjen e një rendi ndërkombëtar ku po bëhet lufta? A kemi bërë mjaft që të mos mbetemi rezervë, por të jemi një subjekt aktiv? Për këtë secili duhet ta pyesë vetveten. Përgjigja ime është kategorikisht negative. Nuk kemi bërë asgjë. Aq më tepër, janë bërë gabime të tilla të rënda që kanë shkuar në shkeljen e faktorit të brendshëm dhe në disperzimin, përkatësisht, në shpërndarjen e forcave të cilat kanë qenë të interesuara që të rezistohet aktivisht.

***Shpeshherë dëgjohet të flitet për rezistencën aktive dhe atë pasive prej njerëzve të ndryshëm. Cila është, sipas jush, ajo rezistenca aktive, që ju e përmendët më parë, që do të ndikonte më shumë në rezultatet e konferencës së Londrës?***

Çështjes së definimit të rezistencës aktive dhe asaj pasive njerëzit i qasen në mënyra të ndryshme. Unë nënkuptoj në rend të parë që subjektet politike të Kosovës, që e kanë marrë bajrakun dhe që ndodhen në krye të proceseve politike që po zhvillohen në Kosovë, duhet ta marrin edhe përgjegjësinë për atë që po ndodh në Kosovë. Dmth. jo vetëm të manipulojnë me ngjarjet, por ta marrin përgjegjësinë edhe për udhëheqjen e asaj rezistence.

Çdo rezistencë politike nënkupton atë që e merr përgjegjësinë për punën e kryer. Në qoftë se popullit i thuhet se do të zhvillojmë këtë dhe atë aktivitet, atëherë duhet folur haptas: ne do të zhvillojmë këtë aktivitet me qëllim të arritjes së këtij qëllimi politik. Po në qoftë se populli vetë e zhvillon një aktivitet, dhe pastaj ti del e thua se po e zhvilloj unë, atëherë nuk jemi fare në rregull. Kjo do të thotë se përgjegjësia e subjekteve politike për zhvillimin e ngjarjeve në Kosovë nuk ekziston. Ekziston vetëm përgjegjësia *a posteriori*. Gjithçka nuk mund t'i lihet popullit. Populli duhet orientuar. Ai është nganjëherë një grumbull i padefinuar. Në kuptimin politik, populli gjithmonë orientohet.

Në këtë drejtim, rezistenca aktive nënkupton thjesht kristalizimin e përgjegjësisë së forcave politike të këtij populli. Ky kristalizim është mungesë kardinale te ne dhe kjo po vazhdon që prej 3 vitesh. Dmth. nuk është se po ngjan vetëm sot.

Pastaj, rezistenca aktive nënkupton edhe definimin e qëllimeve politike. Ne qëllimet politike i kemi definuar me opcione, por nuk e kemi definuar se kush është ai që do t'i realizojë ato opcione. Po, kush është në krye të popullit? E kemi zgjedhur. Në rregull. Mirëpo është çudi se kur duhet orientuar populli, kurrkush nuk e merr përgjegjësinë për ta orientuar në mënyrë të drejtë. Kurrkush nuk po e merr përgjegjësinë as për fitoret dhe as për humbjet. Ç'është e vërteta, për fitoret po e marrin ata që s'e kanë përnjëmend. Në këtë pikë kërkohet që të definohet rezistenca aktive. Rezistenca aktive nuk nënkupton, të themi, pasivitetin, pritjen. Këtu nuk është fjala për rezistencë aktive. Kjo që po bëhet te ne nuk është kurrfarë rezistence. Është fjala për një durim të popullit, durim i imponuar nga forca tjetër, nga mungesa e orientimit politik të popullit, po nuk është fjala për rezistencë aktive. Rezistenca aktive nënkupton një forcë të caktuar politike, nënkupton një udhëheqje të caktuar, nënkupton një përgjegjësi të caktuar. Ne këto nuk i kemi, dhe jo vetëm që nuk i kemi, por as që i kemi diskutuar ndonjëherë. Madje as që po e hapim një mundësi të tillë të diskutimit nën pretekstin se mos po përçahemi apo mos po shkaktojmë farë problemi të padëshirueshëm, nën farë preteksti se jemi në kushte të jashtëzakonshme e gjepura të ngjashme.

Mendimi im është se momenti historik i popullit shqiptar është i tillë që imponon doemos organizimin e shumë çështjeve. Në qoftë se nuk sqarohen çështjet sot, në qoftë se nuk kërkojmë që gjërat të kristalizohen, që populli të dijë se ku është dhe nga duhet t'ia mbajë, atëherë më nuk mund të flasim se jemi duke bërë ndonjë punë të madhe.

Mund të flasim për stihinë e këtyre gjërave, mund të flasim për ndonjë spontanitet, mund të flasim se qysh do të na lërë Evropa kështu e ashtu, për ndonjë shpresë se nuk do të na lërë në baltë Amerika ose Gjermania, por këto janë çështje shprese, nuk janë çëshje politike. Çështje politike do të ishte psh. sikur t'i tregonim atij amerikani, evropiani ose aziatiku se unë dëshiroj të arrij këtë qëllim me këto kushte dhe me këto mundësi. Ti e akcepton ose nuk e akcepton dot, është një çështje për të cilën ne tash do të përlahemi atje në konferencë. Por ta reduktosh ti tërë aktivitetin e një populli, gjithë pakënaqësinë e një populli, në një lëvizje spontane, qysh t'ia merr mendja gjithkujt, pastaj të bësh konferencë atje, pastaj të kërkosh që aktivitetin tënd ta reduktosh në lutje të thjeshta drejtuar faktorit të jashtëm që të na merrë parasysh, kjo mund të jetë shaka politike por jo edhe politikë. Është politikisht joserioze dhe pa përgjegjësi historike.

***Nga sa u tha më lart ndër të tjera rezulton edhe një gjë që më parë nuk ka qenë aktuale ose të paktën nuk është thënë publikisht: kontaktet e subjekteve politike me popullin dhe të qeverisë së Kosovës me popullin mungojnë. Pastaj ju thatë në një farë mënyre se ç'është rezistenca aktive, por nuk thatë se kush duhet ta organizojë atë?***

Është interesant ai relacioni midis udhëheqjes dhe popullit. Populli, dihet, e kam theksuar edhe më parë, se e ka orientimin të qartë, por nuk e ka të qartë se qysh duhet arritur atje. Mirëpo këtë duhet t'ia tregojnë subjektet politike. Sipas mendimit tim, jo vetëm se ka mungesa të mëdha në komunikimin: subjekte politike-qeveri-popull, por ka edhe mungesa rreth koordinimit të qëndrimit midis vetë subjekteve politike në Kosovë. Ka mungesa të tilla të cilat shihen qartë, dhe tani mund të shtrohet pyetja se përse po mbyllen sytë përpara një fakti objektiv? Është e vërtetë se për këto nuk është biseduar dhe nuk po bisedohet.

Ka vlerësime të tilla që unë po i ndëgjoj të thuhen përafërsisht kështu: "Sot në kushte të demokracisë ekziston një cenzurë e tillë e shtypit që nuk ka ekzistuar as në kushtet e fashizmit më të rëndë". A ka bërë ndonjëherë ndonjë subjekt politik protestë kundër një cenzure të tillë? A i është treguar popullit ndonjëherë se me të vërtetë nuk i kemi shqyrtuar problemet në mënyrë të hapur? Se çfarë jemi duke bërë në të vërtetë unë nuk po e kuptoj. Pastaj nuk po e kuptoj se përse në të vërtetë unë u izolova, për çfarë arsyesh? Të gjitha ato që unë i thosha sot dolën qartë. Tani po i thonë edhe më troç. Përse atëherë nuk po izolohen edhe të tjerët? A mos u mor dikush në përgjegjësi për këtë? A do të bartë dikush konsekuenca për çështje të tilla?

**Thuhet se këto çështje nuk po i bisedojmë thjesht me pretekstin se "gjendemi në kushte të veçanta". Mirëpo kushtet e veçanta mund të imponojnë vetëm luftë të veçantë, një tempo më të shpejtuar të zgjidhjes së problemeve, dhe jo të shërbejnë si pretekst për prolongimin e moszgjidhjes së problemeve.**

Kur jemi te Qeveria e Kosovës, dhe jo vetëm te Qeveria, po edhe te raportet e saj me popullin, mund të konkludohet se edhe këtu ka shumë mungesa dhe parregullsi.

Qeveria e Kosovës, së pari, me sa po shoh unë, nuk është në Kosovë. Unë nuk e di se ku është dhe nuk e di se kush është anëtar i qeverisë. E di një kryetar, por nuk e di se kush janë anëtarët, kush është ministër i asaj apo kësaj ministrie. Dhe përderisa këto nuk i dimë, atëherë si do të veprojmë politikisht? Pastaj e dimë bie fjala, se ti je i zgjedhur deputet i kuvendit, ndërsa kuvendi i vjetër, i cili gjithashtu nuk është mbledhur kurrë, vazhdon të veprojë. Cilit kuvend i duhet besuar në këtë rast, të vjetrit apo të riut?

Shumë çështje te ne nuk po funksionojnë, por duhet t'i rregullojmë, sepse përndryshe nuk ka ecje përpara. Të paktën unë nuk po shuh ndonjë rrugëdalje. Thuhet se s'paska pasur mundësi që kuvendi të mblidhet në kushte të këtilla. Pallavra. Si s'paska mundësi? Ka pasur mundësi të mbahej në Shkup, ka pasur mundësi të mbahej në Tiranë, ku kurrkush nuk do t'i kishte ndalur. Mund të ishte mbajtur madje edhe në Krushë të Madhe. Po po, mund të mbahej edhe në Krushë, sepse pikërisht këtu janë thyer shumë gjera, e pranuan këtë të tjerët ose jo.

***U larguam pakëz nga Londra. Le t'i kthehemi sërish asaj.***

Ne biseduam rreth organizimit, rreth marrjes së përgjegjësisë, rreth intensifikimit të rezistencës aktive etj. Është demagogji, sipas mendimit tim, që sot të flemë gjumë me parullën se më vonë do t'i zgjidhim problemet. Gjatë 2.500 viteve kemi luftuar duke i lënë problemet të zgjidhen më vonë. **Por gjithmonë kemi mbetur të shtypur për shkak se s'kemi pasur ndonjë guxim t'i zgjidhim problemet e brendshme paralelisht me zgjidhjen e pozitës ndërkombëtare.**

Zgjidhja e pozitës sonë ndërkombëtare doemos kërkon zgjidhjen e pozitës sonë të brendshme. Këto të dyja shkojnë bashkë dhe nuk e di se çfarë teorishë të reja politike po na zbulohen tani! Njëherë kështu, e pastaj ashtu. Njëherë po e çlirojmë Kosovën e pastaj… Po qysh deshe ti ta çlirosh Kosovën? Duke i lutur hallkun a? Qysh deshe të ngrihesh në nivelin e subjektit politik? Vetëm

duke thënë se, valla, edhe unë jam subjekt politik? Jo more! Për të qenë subjekt politik duhet luftuar.

**Kur një popull arrin t'i njohë jo vetëm interesat e veta, por edhe mënyrën e realizimit të atyre interesave, vetëm atëherë mund të flitet se mund të kihet shpresë dhe mbështetje për optimizëm.** Por kur një popull manipulohet me parulla të ndryshme, atëherë nuk mund të flitet as për shpresë dhe as për optimizëm.

***Në fillim u paraqitëm me tri opcione për zgjidhjen e problemit të shqiptarëve në Jugosllavi, përkatësisht në Kosovë. Tani na intereson mendimi juaj rreth qëndrimit tonë. I kemi definuar qartë kërkesat tona për Londër dhe Gjenevë apo ende jemi në konfuzion?***

Këtu mund të thirremi pakëz në një artikull timin të botuar kohë më parë në formë fejtoni me titull "Republika dhe lufta në kontekst të Evropës". Unë këtu e kam paraqitur mendimin tim, dhe qëndrimin tonë zyrtar e kam quajtur politikë joserioze, politikë që publikisht orientohet me mundësi dhe opcione të ndryshme të zgjidhjes së problemit. E kam thënë qartë: **një popull ose është i gatshëm të luftojë për një opcion të caktuar ose nuk është i gatshëm. Është çështje e vlerësimit të subjekteve politike se për cilën çështje je i gatshëm të luftosh.** Tani, nëse njëherë i thuhet popullit se duam referendum e duam sovranitet, ndërsa herën tjetër as republikë, po duam autonomi, atëherë nuk ja vlen të bisedohet për këtë. Në këtë nivel nuk mund të bisedohet sepse nuk është fjala për një politikë serioze.

**Duhet t'i shqyrtojmë hesapet në mes veti. Përderisa nuk zgjidhen këto çështje, nuk mund të ecet përpara. Këto tregojnë se çështja shqiptare, ose e Kosovës, është lënë ekskluzivisht në duart e faktorit të jashtëm, dhe për këtë shkak jepen deklarata herë kështu e herë ashtu. Pra nuk ka mbështetje në faktorin e brendshëm por vetëm në atë të jashtmin, sepse vetëm ai i jashtmi mund të bëjë shaka e të të thotë në këtë moment kështu e në atë moment ashtu, për shkak se ai i ka interesat tjera dhe jo vetëm interesin tënd.**

Faktorit të brendshëm duhet t'i bëhet e qartë se çka dëshirojmë të arrijmë në të vërtetë. Duhet t'i bëhet e qartë edhe se si arrihet ai qëllim. Duhet t'i bëhet e qartë edhe se a është e mundshme arritja e atij qëllimi. Vetëm pas analizës së këtyre mundësive komplekse duhet të caktohet ajo që është optimale dhe e realizueshme.

***E kemi bërë ne këtë?***

Në bazë të deklaratave po shoh se kjo nuk është bërë, por duhet të bëhet. Madje janë çastet e fundit. Po qe se kjo nuk bëhet, dhe po qe se edhe më tutje do të jemi rezervë e kalkulimeve të ndryshme politike të faktorit të jashtëm, situata do të zhvillohet në një drejtim tejet të pakëndshëm, tejet të pavolitshëm për ne.

Është ky një mendim i imi i zi, por s'mund të jetë i bardhë, gjersa ekzistojnë indikacione që tregojnë vetëm zi.

***Çfarë do ta pyesnit më në fund ju vetë Ukshin Hotin?***

Po. Do t'ia kisha bërë një pyetje të thjeshtë: në çfarë cilësie po flisni për Konferencën e Londrës, edhepse nuk jeni i informuar ashtu qysh duhet të jeni dhe ashtu siç janë të tjerët të informuar? Dhe unë do të isha përgjegjur se nuk e di as njërën dhe as tjetrën. Duhet pyetur ata që më kanë izoluar këtu.

*Shtator 1992*
*Bisedoi: Ibish Neziri*

*Marrë nga "Spektër shqiptar - intervista"*
*Biel/Bienne, Zvicër, 1994*

## BËJE OSE VDIS

### (Me rastin e dyvjetorit të vrasjeve në fshatin Brestovc)

Të gjithë brezat e shkuar i vinin themelet e së ardhmes, por kohët nuk thyheshin gjithmonë. Ato ngecnin në vazhdimësi me qëllim që të shpërthenin më vonë. Mbase për t'i gjetur përgjigjet në pyetjet që i shtronte mendja. Ndër shqiptarët, të gjitha thyerjet e kohës e kishin pasur edhe kuptimin e takimit me Evropën, por ajo kishte pasur interesa të tjera. Më në fund ajo e kishte dëgjuar zërin e brendshëm të një shpirti që kishte urdhëruar: "Bëje ose vdis, për ta vrarë vdekjen!" Jehona ishte shpërndarë kudo nëpër Kosovë. Ndërkaq shpirti i shqetësuar kishte konstatuar me hidhërim: "Si ka mundësi vallë që mendja e njeriut të zbresë në nivelin e bishave?" Mirëpo vdekja e kishte paguar tagrin e vet. Pastaj ishin bashkuar mendja, shpirti dhe vdekja, dhe kishte lindur Demokracia për ta hijeshuar Republikën.

I. Në mëngjezin e 27 janarit të vitit 1990, nga Krusha e Madhe, një fshat ku degëzohen tri rrugë, ato që të shpien në Prizren, Gjakovë dhe Rahovec, një grup i madh njerëzish, burra e djelmosha, ishte nisur për në Rahovec. Rrugës iu kishin bashkuar edhe të tjerë nga fshatrat e afërta, nga Celina (të cilët ngulnin këmbë se janë nisur nga Celina), Nagavci, Hoça e Vogël, Randobrava, Pirana dhe Brestovci. Kërkonin Liri dhe Demokraci, dhe e kishin menduar Republikën. Një numër policësh u kishin vajtur mbrapa. Kishin qenë të armatosur dhe të hipur nëpër makina, të cilat nuk i kishin ngarë shpejt, po vetëm sa për t'u qëndruar afër. Dhe sa më shumë që kolona e demonstruesve ishte zgjatur, ata kishin mbetur gjithnjë e më mbrapa.

Në fshatin Brestovc, aty ku rruga fillon të gjarpërojë mengadalë përpjetë për të arritur në Rahovec, ua kishte zënë pritën një togë e policisë speciale, me automjete të blinduara, me rroba speciale anti-plumb, të pajisur me armatim të lehtë këmbësorie. Nga pikëpamja taktike, pozita e tyre kishte qenë më e favorshme. Ndodheshin më lart se demonstruesit, të cilëve, për të bërë përpara në drejtim të tyre, u duhej të ngjiteshin përpjetë. Nga ajo pozitë e lartë ata i kishin vënë re demonstruesit që kërkonin Liri e Demokraci dhe që e kishin menduar Republikën. I kishin pasur si në pëllëmbë të dorës. Atje lart ndodheshin edhe skeletet e disa shtëpive private në ndërtim e sipër që mund t'u shërbenin për zënien e pozitave të shkëlqyera në rast lufte me demonstruesit. Por këta të fundit kishin qenë të paarmatosur. Dhe ashtu të paarmatosur, duarthatë e gjysmëzbathur, kishin kërkuar Liri e Demokraci, dhe e kishin menduar Republikën.

II. Akoma pa arritur lart, afërsisht kah gjysma e përpjetëzës, përmes megafonit, policia speciale u kishte bërtitur: "Stoj!" Mirëpo këta nuk kishin dashur ta kuptonin "Stojin", sepse kishin qenë në vendin e tyre, ndërsa urdhërin shqip "Ndalu!" nuk e kishin dëgjuar. Kishin bërtitur gjer në kupë të qiellit: "Liri dhe Demokraci", -dhe gjer në thellësitë e shpirtit e të tokës e kishin gjakuar Republikën. Qielli nuk i kishte dalluar, se tokën ndërkaq e kishte mbuluar tymi i zi i gazit lotsjellës. Gumëzhima e krismave të pushkëve dhe të automatikëve e kishte çarë ajrin. Ky i kishte kthyer në jehonë. Fishkëllima e plumbave dhe zhurmërima e autoblindave e kishin shaktuar një zallahi të përgjithshme nga e cila nuk ishin ndjerë dot as dhembjet prej goditjeve të rënda të çizmeve policore. Policia ishte depersonalizuar, ishte shndërruar në pushtet. Ndërsa pushteti në shënjestër. Ishin vrarë pesë vetë, ndonëse thoshin katër, dhe ishin plagosur nëntëmbëdhjetë të tjerë.

III. Dhe dëbora ishte skuqur. Aty ku s'kishte pasur borë, dheu ishte përzier me gjakun e tyre. Dita e janarit ishte përgjakur, ndërsa dielli kishte bërë sehir. Ngadalë kishte filluar të skuqej edhe ai. E kishte parë dheun e ftohtë të dimrit të përzier me gjakun e nxehtë të trimave dhe ishte fshehur pas një reje. S'kishte dashur ta besonte zallahinë që po ndodhte mbi tokë, por ajo kishte ndodhur.

Vdekja ishte dukur e palogjikshme, por ajo e kishte pasur kuptimin e vet: e vdiste një realitet politik për ta lindur demokracinë. Mirëpo dielli megjithatë ishte skuqur ditën e katrahurës mbi dhé, atëherë kur në qiell fluturonin predhat për t'u ngulur më pas në trupin e njeriut. "MANTRA MË THOSHTE", -kishte thënë Bapuja në një kohë dhe në një vend të largët, por që tani, si njëra, ashtu edhe tjetra, dukeshin njësoj të afërt -"BËJE OSE VDIS!":

"BESATOHUNI ME ZOTIN DHE ME NDËRGJEGJEN TUAJ SI DESHMITARË SE NUK DO TË QENDRONI TË QETË DERISA NUK DO TA ARRINI LIRINË, DHE SE DO TA JEPNI EDHE JETËN DUKE E KËRKUAR LIRINË. AI QË E HUMB JETËN E TIJ DO TA FITOJË ATË, NDËRSA AI QË E KËRKON SHPËTIMIN E JETËS, DO TA HUMBË ATË. LIRIA NUK ËSHTË PËR QYQARËT DHE AS PËR FRIKACAKËT" *(M.K.Gandi, My Non-Violencë, Navajivan Publishing House, Ahmedabad, 1960, f.195).* Këta djem, në fshatin Brestovc të komunës së Rahovecit, e dhanë jetën për ta fituar atë. Nuk kishin dëgjuar ndonjëherë për Bapunë, por njësoj e kishin kërkuar lirinë dhe demokracinë dhe e kishin gjakuar Republikën. Dhe njësoj kishin mbetur të pavdekshëm.

IV. "Bacë, -më tha Afrimi, vëllai im, që për pak sa nuk ishte vrarë edhe ky (e kishte penguar setra), -u vra Halimi, kushëriri ynë, djali i bacës Malush". I shikoja syzat e tij prej xhami të trashë. Prapa tyre sytë i dukeshin të palëvizshëm, por dukej se ishte i shqetësuar me themel. Nëna, e bërë asht e lëkurë nga brenga, rrinte e palëvizshme, si një mumje. Vite më parë, më 1984, po në këtë mënyrë ia kishin kumtuar vrasjen e djalit të të vëllait, të cilin e kishte rritur vetë, pasiqë familja i ishte shuar, prandaj atë e kishte trajtuar si djalin e saj të katërt, si shpresë te vetme për ripërtëritjen e familjes së saj, dikur shumanëtarëshe. Mirëpo ai kishte qenë pa fat. E kishin vrarë në moshën 34 vjeçare, pa lënë asnjë pasardhës pas vete, dhe kjo fatkeqësi e kishte tretur trupin e nënës sime. E vranë kur unë me Afrimin ndodheshim në burg, mbase sepse nuk deshën të kisha edhe një krah të djathtë, për ta bërë edhe pajtimin pakëz më vonë me shantazh, duke e frikësuar nënën se do t'ia vrisnin edhe djalin. "Muhametin? -kishte murmuritur ajo (se Muhamet e kishte pasur emrin), -po Muhameti është vrarë qe 6 vjet", -kishte vazhduar ajo me vete, me gjysëm zëri, pa lëvizur, si një mumje. "Jo nënë, por Halimi i bacës Malush", -tha Afrimi. "Po bir, edhe Muhameti, edhe Halimi", -fliste ajo gjithnjë me veten.

"Është vrarë edhe shoku im, Nesimiu, djali i bacës Xhemail nga Nagavci", -vazhdoi Afrimi. E shikoja nënën. Dukej e përhumbur dhe vetëm pëshpëriste: "Halimi, Nesimiu... po edhe Muhameti është vrarë biri im".

"Po nënë, -e dëgjova veten duke thënë, -edhe daja është vrarë, por para 6 vjetësh, e jo tash." Por ajo nuk po më dëgjonte. Dhembja që kishte qenë e ndrydhur për 6 vjet, tani po i shpërthente me tërë intensitetin e saj të pandalshëm. Kishte qëndruar si një mumje, por tani buzët nisën t'i dridheshin dhe nuk i kontrollonte dot. Krahërori i hajthëm i nënës sime të stërvuajtur u mblodh. Ajo u bë kruspull. Isha dëshmitar i materializimit fizik të dhembjes që e synonte daljen nga shtrofka e thellë e shpirtit. Nesimiun e njihja si një aktivist të flaktë e të pakompromis për republikën. E njihja edhe babain e tij, Xhemailin. Së bashku me babain tim, si pleq që i kishte afruar si fati i përbashkët, ashtu edhe mosha, i kishin vënë trastat mbi shpinë, pastaj i kishin kapur edhe valigjet, dhe ishin nisur për rrugë, për t'i kërkuar bjtë e tyre nëpër burgjet e Jugosllavisë. "Merr vesh, ti, Nazyf, biri im për pak sa nuk më sikterisi", -kishte thënë Xhemaili. "Mirëpo ti ke dashur t'i flasësh serbisht", -ia kishte kthyer babai im, kur i kishin kujtuar çastet e hidhura nga vizitat nëpër burgje. Dhe pastaj përçafoheshin. Djalë i vendosur ishte Nesimiu. Tani qenka vrarë. Me ta marrë lajmin, babai i tij Xhemaili ishte përçafuar me babain tim Nazyfin. Ia kishin plasur vajit mu në mes të odës së burrave dhe pastaj ishin larguar që të vajtonin në vetmi. Mirëpo vetëm më vonë do të ndëgjoja për këto skena. Tani po e shikoja nënën. Ajo akoma po pëshpëriste me vete. Akoma po i dridheshin buzët dhe akoma po qëndronte si mumje, por tani ulur galiç dhe e bërë kruspull. Dhembja e kishte mbështjellë si bolla. Një gur i heshtur që dridhej. Një gur që dridhet dhe nuk flet. U llahtarisa nga kjo pamje, por u përmbajta. "O zot, -thashë me vete, -ç'kanë hequr këto nëna që t'i rrisnin bijtë e tyre që tani po ua vrisnin!" Mendova që të kacafytesha me mendimet e Bapusë, ashtu sa për ta

larguar trishtimin, por Afrimi nuk po heshtte. E dëgjova sërish zërin e tij dhe mu bë se e kishte fituar një tingëllim metalik, të thekshëm, të pamëshirshëm, depërtues. Mu duk se do të më pëlciste timpani i veshit, që edhe ashtu nuk e ndjeja mirë, por nuk më pëlciti. "Eshtë vrarë edhe Agroni, djali i Haxhi-Rizës nga Celina. Edhe Hilmiu, djali i Rexhepit nga Hoça e Vogël, si dhe janë plagosur shumë të tjerë." Këtë të fundit nuk e njihja, por e njihja babain e Agronit, Haxhi-Rizën. Kishin qenë të afërt me nënën time familjarisht, ndërsa vdekja kishte qenë shoqëruesja e tyre e kahmotshme. Gati sa nuk e shquanin dot nga jeta, sepse e kishin pasur mysafire të shpeshtë. Mirëpo kjo tani nuk kishte ndonjë rëndësi. Dëshiroja ta vëzhgoja edhe më tej nënën, por ajo kishte vajtur në dhomën e prindërve. Ashtu e kruspullosur, kishte rrëshqitur e padukshme si një hije, ose ndoshta thjesht ishte rrokullisur në dhomën e saj, dhe atje, në heshtje të plotë, do të ketë dënesur me tërë thelbin e shpirtit që i kishte mbetur. Nëna ime nuk e duron dot vdekjen, mirëpo ajo kishte qenë mysafire e shpeshtë dhe pa ndonjë rend në trojet tona. Nënat dhe Vdekjet tek shqiptarët urrehen në mes tyre më shumë se kudo në botë, ngase nga ajo rëndom kishin pësuar nënat. Ato pësojnë kudo, por tek shqiptarët kjo kishte qenë e veçantë. Për këtë shkak isha përpjekur ta kuptoja arsyen e kësaj veçantie, por kisha arritur që vetëm ta kapja disi me intuitë dhe nuk kisha gjetur dot fjalë për ta shprehur.

V. Pastaj i kisha vizituar  kufomat. I kisha prekur një nga një dhe vdekja gjithkund kishte qenë njësoj: hijerëndë dhe e pazbërthyeshme, disi e rëndomtë, por kudo jashtë rendit, e pazakonshme, ireale, e madhe, por e ftohtë. Shikoja përreth dhe e hetoja se ajo ishte futur në shpirtin e njerëzve. I kishte shqetësuar gjer në palcë dhe kishte tentuar që të barazohej me jetën, por akoma nuk e kishte arritur atë shkallë. Sidoqoftë, kishte pasur aq shumë vdekje brenda një çasti të vetëm saqë kishte humbur rendi i gjërave. Tani jeta dhe vdekja loznin valle në shpirtin e njerëzve dhe fytyrat ishin zbehur. Ishin bërë dyll të verdha. A thua jeta dhe vdekja ishin bërë një? Këtë nuk mund ta dija.

Dhe mu kujtua plaka e fshatit Kakunde në Angola, nga viti 1972. Nuk ua merrja vesh gjuhën po ua zbërtheja fytyrat. Kolonialistët portugezë ia kishin vrarë djalin (fëmijë), të cilit pastaj ia kishin fërguar gishtërinjtë e dorës. Fytyrat e zeza të zezakëve ishin zverdhur dhe mendja  për disa çaste ishte zhvendosur nga shtrati i saj i natyrshëm. Plaka ishte përpjekur t'i refuzonte  gishtërinjtë e fërguar të të birit, por kolonialistët kishin ngulur këmbë. Në këtë lojë morbide me vdekjen kishte pësuar mendja e të gjallëve. Në këtë mënyrë jeta dhe vdekja ishin bërë baras. E para nuk kishte pasur vlerë as dhe një qindarkë më tepër se sa e dyta dhe ia kishte pasur lakmi së dytës.

VI. Më duhej të flisja. Doemos më duhej të flisja në homazhin e fundit, por fjalët e kishin humbur kuptimin. Më dukej se fjalët nuk mund ta kapnin dot kuptimin. Kuptimi ishte zhvendosur prej tyre. Ishte larguar dhe bënte një ekzistencë të veçantë, jashtë kallëpeve ku mund ta vinin fjalët. Kështu që edhe kuptimi, edhe fjalët, bënin ekzistencë të veçantë, secili për vete. Dëshirova ta pyesja Behajdinin nëse mund të më ndihmonte ta bashkoja disi kuptimin me fjalët, por edhe ai ishte larguar. Nuk po e gjeja dot. Pastaj befasisht mu kujtua Gabriel Garcia Markesi. Një protagonist i tij në "100 vjet vetmi" vazhdimisht ishte marrë  me zbulimin e së zbuluarës. Mbase e kishte kërkuar shijen dhe kuptimin e zbulimit ose të zbulimeve. Kjo nuk ishte e vërtetë, por në atë çast nuk e dija se përse nuk ishte e vërtetë. Më vonë, gjersa po i rregullonin dritat e traktorit për të ndriçuar errësirën e varrit të hapur, e kisha kuptuar më në fund Kadarenë. Të tërin. Edhe ironizimin e stërholluar aziatik të vdekjes në mendjen e Tunxh Hatait, edhe indiferencën cinike ndaj vdekjes të Kus Babait. Dhe nuk më kishte pëlqyer. Atë çast nuk e gjeja dot nëse kjo e fundit kishte qenë pjellë e aziatizimit të mendjes evropiane apo e evropeizimit të mendjes aziatike.

VII. Deklarova se Halimin po e përshëndesnin shokët e tij të vdekjes duke menduar se vdekja kishte qenë e barazuar me jetën dhe njësoj mund ta përshëndesnin edhe të gjallët që e ndjenin vdekjen në jetën e tyre, por këtë nuk e kisha thënë. Më ishte dukur e tepërt. Për një kohë kisha heshtur, por të gjallët tani kishin nisur të dënesnin me zë. Dënesja mbi varrin e Halimit  ishte diçka jashtë rregullave, por mua më ishte dukur e natyrshme. Pastaj u kisha shpjeguar:

"E vranë sepse nuk e besoi që mendja e njeriut të kishte zbritur në nivelin e bishave; sepse e kërkoi dialogun dhe sepse nuk kishte besuar që rruga për në Evropë të kishte qenë e shtruar me plumba.

E vranë sepse deshi që Unin e popullit të vet ta barazonte me Unin e të tjerëve dhe sepse nuk deshi të besonte që mendja e njeriut mund të provonte ndalimin e rrugës së progresit dhe të qytetërimit.

E vranë, por vdekja e kishte nderuar jetën e popullit të tij, ndërsa populli po ia kthente nderimin me nderimin e vdekjes së tij."

VIII.Të nesërmen, mijëra të rinj, gra, burra, pleq e fëmijë, parakalonin rrugëve të fshatrave dhe të qyteteve të Kosovës. I kishin ngritur  të dy gishtërinjtë në formë të shkronjës V. Vdekja ishte mbjellë  nëpër të gjitha anët. Kosovën e kishte mbuluar tymi, të shtënat, autoblindat. Por rrezet e diellit e kishin depërtuar angushtinë. Çdo gjë kishte  marrë fund. Demokracia ishte vetëlindur dhe e kishte hijeshuar Republikën. Më në fund fjalët e kishin gjetur kuptimin dhe tani e tutje kuptimi dhe fjalët do të bashkëjetonin.

**Viti 1981 kishte përfunduar  më 27 janar të vitit  1990**

IX. Jeta dhe vdekja kishin qenë të barazuara gjatë tërë dekadës së viteve 80, dhe kjo kishte përfunduar  me lindjen edhe të Republikës, edhe të Demokracisë.

Nuk kishte qenë fjala për kurrfarë gandizmi. Nuk kishte pasur kurrfarë Satiagrahe  të asaj natyre siç e kishte shpjeguar Mahatma. Me gjenialitetin e tij, Gandi, që të tjerët e quanin herë Bapu dhe herë Gandixhi (Gandiji), e kishte shquar idenë qendrore  të kulturës indo-ariane, Dharmën, që ishte diç më tepër se besim. Ajo e prezentonte konceptin e obligimeve njerëzore të përmbushjes së detyrave ndaj vetes. Duke e bërë komentimin origjinal të Bhagavat Gitës në Mahabharata, ai e kishte provuar harmonizimin e të tri rrugëve  të përparimit njerëzor: të intelektit (dijes), të aksionit (veprimit aktiv) dhe të besimit (feja dhe vendosmëria së bashku). Konceptin e nirvanës, që ishte i pranishëm në Budizëm, ishte përpjekur ta shpjegonte me terma pozitivë. Ajo tani nuk ishte shndërrim i vetvetes në hiç përmes përqendrimit të mendjes në një objekt të caktuar, por pikërisht e kundërta: filozofia e Satiagrahës (kërkimi i së vërtetës) durimin përqendrues të indianëve e aktivizonte në luftë joviolente, në veprime jo të dhunshme për arritjen e qëllimit praktik: të largimit të britanikëve dhe të pavarësimit të Indisë. Ai në thelb, nirvanën e besimit budist, ia kishte kundërvënë frikës. Kështu, mendjen e fjetur të një populli të vjetër e kishte ngritur në nivelin e rezistencës  dhe të mosbindjes aktive civile. Kishte besuar se vrasja nuk i vret vetëm të vrarit por edhe vrasësit, dhe e kishte fituar davanë. India në vitin 1947 e kishte fituar pavarësinë. Anglezët nuk kishin mundur  t'i ndryshonin totalisht kodet e tyre morale dhe të shndërroheshin që të gjithë në vrasës, torturues e kriminelë. Ishin pajtuar me pavarësinë e Indisë.

X. Shqiptarët nuk u përngjanin indianëve as për nga numri, as për nga zakonet e adetet, as për nga raca e as për nga besimi. Në mendjen e tyre kolektive nuk ishte e pranishme nirvana. Religjionet e tyre ishin të importuara, por edhe si të tilla, nuk e përmbanin nirvanën dhe as teknikën e arritjes së saj. Ata nuk ishin në thelb popull religjioz  dhe as të prirur për meditim. Megjithatë, gjatë shekujve të përmbytur me shtërngata e dyndje të panumërta të popujve, ata qëndruan shqiptarë. Ndoshta sepse ishin të lidhur me tokën e tyre, të cilën në thellësi të shpirtit të tyre kolektiv e barazonin me jetën. Për këtë shkak dukej sikur nuk e kishin të vështirë të vdisnin, ndonëse jetën e çmonin njësoj si të tjerët. Për ta universi do të duhej ta kishte thjeshtësinë e tokës dhe nuk ishte prapavijë e veçuar shpirtërore por vetëm pjesë e jetës mbi tokë e rregulluar me ligjet e amshueshme të natyrës. Ishin një popull i vjetër evropian, të nxitueshëm e të pangeshëm, që mosmarrëveshjet  shpesh i zgjidhnin me armën në dorë. Parimin juridik të maturisë, për të cilin flet Kadareja,  e zhvilluan jo aq ngase e kishin të lindur, por sepse ua kishte imponuar realiteti  për të mos u zhdukur si popull. Në këtë kuptim mund të flitet për të vetëm si pjesë, karakteristikë, vijë e karakterit të tyre të derivuar nga një çasje e veçantë estetike dhe modeste, në instancën e fundit, nga një njësim i thjeshtë dhe i bukur

me natyrën. A nuk e reflektonin fytyrat e tyre tipike dheun ku silleshin, ambientin natyral, kohën e trojeve të veta?

Ballkani në përgjithësi, kishte qenë pikë-takimi dhe vend-ndeshjeje i dyndjeve të ndryshme të popujve që i kalonin kryq e tërthor kontinentet për t'i gjetur vend-plaçkitjet dhe vendqëndrimet e reja. Në rrugë e sipër për këto caqe u dilnin përpara Adriatiku ose Egjeu. Në vorbullat që krijoheshin nga pështjellimi i kësisojshëm i popujve, kujdesi dhe maturia që ishte bartur tek shqiptarët gjatë historisë, do të duhej t'u kishin ndihmuar paraardhësve të tyre në ruajtjen e identitetit iliro-shqiptar në raport me ardhacakët. Andaj, themeli i qëndresës shqiptare nuk ishte durimi i satiagrahës së Gandit, por përbuzja e rendit të panatyrshëm të gjërave që e lëndonte ndjenjën e tyre estetike mbi natyrën dhe mbi botën; gadishmëria që të dëshmonin se në mendjen e tyre kolektive burimore asnjëherë nuk kishte pasur as despotizëm aziatik dhe as cinizëm të Evropës. Tunxh Hatai dhe Kus Babai i Kadaresë, me indiferencën dhe me cinizmin e tyre të tmerrshëm ndaj vdekjes, artistikisht e përfaqësonin karikaturimin ekstrem të barazimit të jetës me vdekjen, por duke qenë në funksion të individuumëve "të shtrembëruar" të kohës, mund të përfytyrohej edhe mundësia rrënçethëse e fatuum-it të etnosit të tyre kolektiv. Do të duhej të merrej me mend se çfarë përbindshash do të mund të delnin prej tyre sikur të mos kishin mbetur shqiptarë; me çfarë logjike të çoroditur do të ishin udhëhequr sikur të mos e synonin zhvillimin në harmoni me vetveten dhe me kohën?!

Duke ecur kryelartë drejt automatikëve, ata nuk deshën ta bindnin Evropën për akceptimin e metodave joviolente të zgjidhjes së problemeve. Demokracia ndër shqiptarët kishte qenë e pranishme në vetë qenien e tyre. Me qindra dhe me mijëra vjet në truallin e Ballkanit kishin jetuar të përzier me popujt tjerë. Nuk kishin provuar që ndonjëherë të tjerëve t'ua impononin sundimin e vet, mirëpo nuk ishin pajtuar as me nënshtrimin e vetes së tyre. Nuk e kishte mësuar demokracinë Ballkani prej Evropës, por Evropa e kishte trashëguar atë prej Ballkanit. Barazimi i jetës me vdekjen ndër shqiptarët simbolikisht kishte qenë i shprehur me shallin e bardhë të rugovasve. Ata nuk kishin dashur ta bindnin Evropën për asgjë. Vetëm ia kishin përkujtuar dimensionin evropian të Unit të tyre dhe pjekurinë me të cilën i kishin vlerësuar kohërat. E kishin kërkuar nga ajo njohjen e realitetit në truallin e tyre dhe zbatimin praktik të parimeve të proklamuara.

XI. Satiagraha e Bapusë e synonte riedukimin e anglezëve. Mendja e korruptuar prej sundimtari britanik është dashur të mundej nga forca morale e së vërtetës gandiste -satiagrahës. Dhe u mund. Ndërkaq ky konfrontim i shpirtit indian me trupin anglez e kishte mahnitur Evropën, por mahnitja kishte qenë edhe një nusprodukt i kacafytjes së principeve të ndërsjella të materializuara në masakrimin e 1500 vetave dhe në rrahjen masive të të tjerëve. Më në fund anglezët ishin neveritur me veten e tyre, ndërsa njerëzimi ishte turpëruar me krimin e anglezëve.

XII. Serbia, e pëlqyer prej vetes në rolin e "mbrojtësit" të krishtenizmit nga "fundamentalizmi islamik" i shqiptarëve kishte provuar t'i paraqiste ata si aziatikë dhe t'i vriste pikërisht si të tillë. Gadi sapo e kishte harruar edhe vendin edhe kohën. Për këtë shkak shqiptarët i ishin drejtuar Evropës me përbuzjen e vdekjes, me atë përbuzje rrrënçethëse që të shtangte në vend dhe që ia përkujtonte Evropës se politika e lojërave e të manipulimeve në Ballkan në hesap të shqiptarëve do të duhej të merrte fund një herë e përgjithmonë.

XIII. Nga ndeshja e vendosmërisë njerëzore me plumbat, e Unit kolektiv me çelikun, e syrit pishë me barotin, Evropa e kishte kuptuar. Aktet dhe skenat e kësaj drame kishin zgjatur 9 vite të plota, por porosia e mishëruar në përbuzjen me buzëqeshje të vdekjes në Brestovc ishte bërë e qartë: Shqiptarët e kishin bërë evident Unin e tyre evropian dhe Evropa ua kishte respektuar.

XIV. Serbët nuk kishin qenë as më të mirë dhe as më të këqinj se anglezët, por vetëm një popull i lajthitur me përkrahjen e të mëdhenjve, dhe pastaj, i hidhëruar me rolin e reduktuar në suazat e veta reale. Ata i kishin shquar veçoritë e shqiptarëve si popull, por në vend që t'i respektonin, në vend që t'i ndërtonin urat e miqësisë së ndërsjellë, për gati 80 vjet rresht kishin rënë në kurthin e imitimit të madhësisë së të mëdhenjve. Kishin shkatërruar pothuajse çdo gjë që do të mund t'i lidhte me ta. Në funksion të vëllait të madh, kishin harruar se atë e kishte shpikur Orwelli, një anglez i

Evropës, që i kishte pasur interesat e veta. Ata e vazhduan dramën e tyre me veten dhe i thelluan humnerat me shqiptarët, i lartësuan hendeqet dhe i zgjeruan kanalet me ujë të ndotur të izolimit të vetes. Ata natyrisht e dinin se kjo kishte qenë politikë e dështimit dhe jo e vetëbesimit, refleksion i dëshpërimit dhe jo i perspektivës, rezultat i lajthitjes dhe jo i vërtetësisë, politikë e vendnumërimit dhe jo e progresit, e përmbytjes dhe jo e shpëtimit. Vetëm se nuk e dinin se përse e bënin një gjë të tillë...

XV. E kisha njohur dikur Xhai-Prakash Narajanin (Jay-Prakash Narayan), shokun e luftës së Bapusë, për të cilin Bapuja shkruante se ishte një kolos i Indisë, por ishte trim i çartur, prandaj pikërisht për këtë shkak vetëm së shoqes së tij, zonjës Narajan, do të mund t'ia besonte ahimsën (mësimin mbi jo-dhunën) dhe jo atij, sepse ishte impulsiv dhe mund të shpërthente. E kisha takuar në hotelin "Ashoka" të Nju Delhit më 1970 dhe pastaj në Ilixha të Sarajevës, më 1972. Ishte në moshë të shtyrë të pleqërisë. Kishte qenë i prekur me Bapunë, dhe për këtë shkak, më vonë, në vend që të bëhej vetë Kryetar i Indisë, ia kishte lëshuar postin Llall-Bahadur Shastrit. I kishte braktisur të gjitha funksionet dhe ishte tërhequr në Himalaje. Në vetmi të plotë kishte medituar 5 vjet dhe pastaj ishte kthyer sërish në mes njerëzish, me qetësinë e shënjtorit në pamje. Rrezatonte prehje shpirtërore dhe nuk kishte pasur asnjë njeri tjetër në jetën time që për një kohë aq të shkurtër të qëndrimit me të (vetëm dy javë, kohë pas kohe) të më kishte lënë përshtypje më të thellë se ai. "Ashoka"! -e përshëndeta kur e takova në Sarajevë, duke dashur t'ia kujtoja hotelin në Nju Delhi, por edhe rolin e këtij mbret mbi mbretërit të historisë së re të Indisë në përhapjen e kulturës indiane. "Vid", -ma ktheu në sanskritishte, duke dashur të dinte nëse kisha lexuar ndonjë gjë nga Vedat (vid -dituri) që m'i kishte rekomanduar atëherë. "Më ka pëlqyer Ajruna nga Mahabharata, -i thashë unë, -se e simbolizon shpirtin e munduar të njeriut nga epoka në epokë. Po ju shenjtëri, a keni arritur që përmes meditimesh tuaja t'i harmonizoni të tri rrugët e përparimit njerëzor: të intelektit (dijes), të veprimit (aksionit) dhe të besimit?" Më ishte përgjigjur me një citat nga "Upanishadat": "Me të vërtetën është e shtruar rruga gjer ke e shenjta... Udhëhiqem nga irealja në realen! Udhëhiqem nga errësira në dritë! Udhëhiqem nga vdekja në pavdekshmëri!" "Plak i shenjtëruar, -thashë me vete, -nuk po të marr vesh". "Kanalizoje energjinë tënde, -tha ai, -lexoji "Upanishadat" dhe analizoje Hegelin!" "Dreq o punë! -thashë përsëri me vete, -ç'punë kishte Hegeli me "Upanishadat"?" Mirëpo ai, sikur t'i lexonte mendimet e mia, vazhdoi: "He, whoos seeth all things in that Self, and Self in everything, from that he'll no more hide" ("Nga ai që i sheh të gjitha sendet në një Unë, dhe Unin në të gjitha sendet, nuk do të fshihet më tej ajo" (mbase dituria)). Kështu ishte menduar, thoshin disa, para më se 5-6 mijë vitesh, dhe ishte bartur më vonë në "Upanishadat" e Indisë, në njërin nga dokumentet e shkruara më të lashta njerëzore, ndërsa motivi themelor qysh atëherë kishte mbetur i njëjtë: LIRIA, SUAZË E VETËKRIJIMIT TË SHPIRTIT TË NJERËZVE. Megjithatë, disa vjet më vonë, pak para vdekjes, Xhai-Prakash Narajani i ishte kthyer sërish politikës. Kishte dashur ta hiqte Indira Gandin nga pushteti sepse ajo ishte përpjekur t'i kastronte (tridhte) burrat e Indisë. E kishte hequr atë dhe pastaj ishte tërhequr në shenjtërinë e përjetshme të pasvdekjes. Ai kishte vdekur, por edhe Indira, pasiqë ishte kthyer sërish në pushtet, nuk kishte provuar kurrë më ta përsëriste një gjë të tillë.

Po ne?

XVI. Vetëdija e deformuar mbi realitetin duket se i ka mjegulluar gjërat. Edhe Republika, edhe Demokracia, akoma mbahen peng. Me pretekste nga më të ndryshmet, nga dita në ditë, nga java në javë, nga muaji në muaj dhe nga viti në vit shtyhet realizimi i tyre i plotë. Ndërkaq, në esencën e kësaj shtyrjeje të vazhdueshme duket se qëndrojnë interesat, poashtu nga më të ndryshmet, që prej interesit të dominimit mbi popullin tjetër, gjer tek interesat karrieriste të ruajtjes së privilegjeve të pamerituara. Ekziston vetëm një interes i denj për njeriun, interesi i jetës me dinjitet njerëzor. Mendja do të duhej t'i njerëzojë interesat në mënyrë që realizimi i tyre konkret:

-MOS T'I SHNDËRROJE NJERËZIT NË BISHA,

-POPUJT NË KOPE UJQËRISH,

-KOMBET NË PËRBINDSHA ÇELIKU, BAROTI E PLUMBI.

Nata e gjatë makabër e lojës me vdekjen do të duhej të përfundonte. NESIMIU, HALIMI, AGRONI, HILMIU, etj. e kishin dëgjuar zërin e brendshëm të shpirtit që urdhëronte: BËJE OSE VDIS PËR TA VRARË VDEKJEN! Duke e gjakuar jetën me dinjitet, e kishin fituar atë. Ai që e kërkon shpëtimin e saj me indiferencë ndaj jetës së të tjerëve, nuk do ta jetojë me nder!

BESATOHUNI ME ZOTIN DHE ME NDËRGJEGJEN TUAJ SI DËSHMITARË SE DO TA NDËRTONI NJË REALITET TË RI POLITIK, ME REPUBLIKËN E KOSOVËS SI SUAZË TË DENJ PËR VETE, TË BARABARTË ME TË GJITHA SUBJEKTET TJERA DHE NË FUNKSION TË ASAJ QË ËSHTË MË NJERËZORE NË NJERIUN DHE NË POPUJT;

BESATOHUNI NË VENDIN KU E DHANË JETËN, ME ZOTIN DHE ME NDËRGJEGJEN TUAJ SI DËSHMITARË SE DO TË NGRITENI NË NIVEL TË SHEMBËLLTYRËS, SE DO T'I PËRKUJTONI RRËNJËT DHE KOHËN, SE NUK DO TË HUTOHENI DHE DO TË NGULNI KËMBË NË ATË QË U TAKON -TASH, DHE MENJËHERË, SE DO T'I RESPEKTONI MIQTË POR KURRNJËHERË NUK DO TA HARRONI VETEN.

BESATOHUNI NË VENDIN KU U DERDH GJAKU I TRIMAVE, ME ZOTIN DHE ME NDËRGJEGJEN TUAJ SI DËSHMITARË, SE NUK DO TË NDALENI PARA ASNJË VËSHTIRËSIE DHE SE NUK DO T'I FRIKËSOHENI VDEKJES QË DO TA VRISTE VDEKJEN.

*Krushë e Madhe, maj 1990 -janar 1992*

## KRONIKA E RRËNIMIT TË NJË JETE

***(Letër Dr. Edi Shukriut dhe një segmenti të inteligjencisë në Kosovë),***

Zonjë,

# I

### Reintegrimi i kushtëzar

Këto ditë, Këshillit mësimor-shkencor të Fakultetit Filozofik të Universitetit në Prishtinë ia dorëzova kërkesën për formimin e komisionit për vlerësimin e përshtatshmërisë së temës dhe të kandidatit për tezë të doktoranturës. Kjo u bë, por megjithatë gjërat sikur kanë mbetur pezull tani një kohë bukur të gjatë. Nga disa indikacione të raporteve të mia të gjertanishme me fakultetin dhe me shoqërinë në tërësi, kam fituar përshtypjen se pranimi im atje dhe reintegrimi im në shoqëri bëhet disi në mënyrë të kushtëzuar, ndonëse formalisht nuk ekziston asnjë arsye për të qenë kështu siç është. Le ta ilustrojmë përshtypjen në fjalë: 1) Nuk më është lëshuar ndonjëherë vendimi për kthimin tim në vendin e punës, apo vendimi për zgjedhjen e punës, me të cilin 12 vitet e punës së ndërprerë do të mbeteshin pezull. Juridikisht nuk do të ekzistonin dhe gjithçka do të rifillonte aty ku patëm mbetur para 12 vitesh. Rreth kësaj çështjeje nuk u pyeta ndonjëherë ndërsa as unë vetë nuk u përzjeva gjer më sot. 2) Ndoshta edhe duke u mbështetur në këtë status të paqartë, gjatë gati dy viteve të fundit shkollorë të punës sime aty nuk u ftova ndonjëherë, dhe as që mora pjesë, në mbledhjet e katedrës ku punoja, dhe përveç rastit të fundit, as të Këshillit mësimor-shkencor të Fakultetit. Mbetesha thjesht i painformuar për mbajtjen e tyre, me pretekstin "prekës" se do të më shkaktonin shpenzime të mëdha të rrugës, 3) Gjatë vitit të kaluar shkollor zhvilloja ligjërata të rregullta, por gjatë këtij viti i mbaja vetëm provimet. Si me ndonjë magji u patën zhdukur edhe

mundësitë e gjetjes së sallës, por kur unë desha vetë t'i paguaja ndonjë pronari kohën e shfrytëzimit të ndonjë salle, atëherë papritmas u zhduk interesimi i studentëve për to. Kjo poashtu u bë si me ndonjë magji dhe sërish u gjetën pretekste "prekëse" si p.sh. shpenzimet e mëdha të studentëve për rrugë, të cilat, për çudi, nuk ishin të mëdha për dëgjimin e ligjëratave nga lëndët tjera. Këto ligjërata natyrisht, ishin të kohës. I njoftonin studentët me gjërat elementare nga politika, por dikush, në vend të tyre kishte vendosur që ata të mësonin vetëm Aristotelin dhe Kantin, pa ditur se ç'do t'u hynin në punë më tutje.

Në Fakultetin Filozofik dhe në Universitetin e Prishtinës akoma shumë gjëra mbeten të paqarta dhe shpjegimi i vazhdueshëm për këto paqartësi mbetet tek gjendja e përgjithshme e okupimit në Kosovë.

Nuk e ndaj plotësisht këtë mendim, pasiqë gjendja e përgjithshme e okupimit në Kosovë mund të pengojë në realizimin e asaj që do dhe jo në të mësuarit e asaj se çka do. Mirëpo tani do të vazhdohet në ilustrimin e gjendjes nga një sferë tjetër e jetës.

Me siguri ke dëgjuar se prej 1 marsit gjer më 24 prill të këtij viti isha në vuajtje të dënimit prej 55 ditësh në Burgun e Qarkut në Prizren. Gazetat në gjuhën shqipe me atë rast bënë pakëz zhurmë. Disa forume, parti dhe institucione politike protestuan dhe e kërkonin lirimin tim nga burgu. Megjithatë, gati në asnjë rast nuk dëshironin të më "linin vetëm". Emri im në fillim shoqërohej me kërkesat për mosburgosjen e Rektorit të Universitetit të Prishtinës -Dr. Ejup Statovcit, dhe pastaj me kërkesat për lirimin e tij. Kuriozitet mjaft interesant, ndonëse kërkesat ishin me vend. I falenderoj për këtë, por do t'i falenderoja edhe më tepër sikur njëra nga këto gazeta, apo sikur njëri nga këto subjekte, të kishin denjuar ta citonin qoftë edhe një pjesë të aktakuzës me të cilën do t'i shpjegonin opinionit se përse në të vërtetë isha dënuar.

Më 27 janar 1990, siç e di, në fshatin Brestovc patën rënë viktimat e para për demokraci. Më 27 janar 1992 ishte dyvjetori i masakrës në fjalë, kur u vranë 4 dhe u plagosën 19 të tjerë. Këtë ditë, duke shkuar së bashku me shumë të tjerë për t'u bërë homazhe martirëve të demokracisë, gjatë rrugës, nga forcat e policisë serbe u plagos rëndë një kushëri i imi student, Gafurri. Dy të tjerë qenë lënduar lehtë. Gafurri ishte i plagosuri i njëzetë gjatë dy viteve të fundit. Është një tregim më vete mënyra e informimit të opinionit për këtë rast në kohën kur ndodhi, por nuk do të lëshohemi në analizën e tij. Prapavija politike e këtij tentimi, e kjo shihej edhe nga aktgjykimi i Gjykatës për Kundravajtje në Rahovec, ishte kërkesa për jetësimin e Republikës. Ndërkaq u veprua sikur të mos i kishim pasur interesat e njëjta. Përse?

Më 27 maj të këtij viti i bëra një vizitë Z. A.Demaçi, Bacit, dhe grevistëve të tjerë të urisë në Pallatin e Shtypit në Prishtinë. Gjatë kthimit, në rrugë e sipër për në Krushë, desha t'i vizitoja edhe ca shokë të burgut nga Gllogovci, për të cilët kisha lexuar në shtyp se ishin rrahur keqas nga ana e policisë. Policia në Komoran ma bëri kontrollin e rastit të dokumenteve të vozitjes. Në pyetjen time të drejtpërdrejtë në ishte rruga e hapur për në Gllogovc, polici u përgjigj me një kundër-pyetje: "Mos kisha dëgjuar gjë ndryshe?" Duke mos dashur ta zgjasja bisedën, përgjigjen e tij e interpretova si pozitive dhe së bashku me bashkudhëtarin tim, një student i ri, djalë i një shoku tim të klasës, Agron Nebih Limani nga Krusha e Vogël, e vazhduam rrugën për në Gllogovc. Patrulla e dytë policore na ndali te stacioni i autobusave dhe na dërgoi në stacionin e policisë në Gllogovc. Atje mua më morën në bisedë informative në katin I kurse Agronin e mbajtën poshtë, në korridorin e hyrjes, ku edhe e kishin rrahur. Duke e deklaruar qëllimin tim, nuk munda ta ndaja mendimin e tyre për fajësimin pa fakte të shqiptarëve rreth vrasjes së dy policëve serbë në Gllogovc dhe plagosjes së të tjerëve. Nuk i kisha dhënë kurrfarë rëndësie ekzistimit të versioneve të ndryshme mbi këtë ngjarje fatkeqe. Megjithatë, më siguruan se i kuptonin motivet humane të vizitës sime dhe se nuk do të më pengonin. Rreth orës 21 pas një kontrolli të hollësishëm të veturës na lëshuan, por rrugës, duke u kthyer nga stacioni i policisë, na printe një pitzgauer përplot me policë. Te udhëkryqi, afër stacionit të autobusave, u ndal për t'u bashkuar me patrullën tjetër policore që priste aty. Na ndalën dhe e bënë të vetën në mënyrën e vet. Tërësisht të përgjakur,

nuk kishte ndonjë kuptim vizita në Gllogovc, prandaj u kthyem për në shtëpi. Pra rrahja brutale nuk ngjau në Komoran, siç deklaroi Z.Rugova në një konferencë shtypi, por në Gllogovc. Edhe këtë herë fjala është për relativizimin e vazhdueshëm të rëndësisë së akteve politike, por qëllimet mbetën të panjohura dhe të dykuptimshme. Sidoqoftë, do të kisha dëshiruar që shërbimet informative të shtetit dhe jo vetëm të LDK-së, ta përmirësonin informimin e vet në drejtim të korrektësisë për gjërat që kanë të bëjnë me mua. Është interesant se këtë mungesë evidente të korrektësisë e ndjeja qysh para ngjarjeve të vitit 1981 dhe jo vetëm tani, apo gjatë dekadës së viteve 80. Përjashtim i vetëm nga ky rregull ka qenë viti 1982 me rastin e gjykimit të I, por atëherë unë nuk isha edhe aq korrekt me veten, ndonëse nuk u pendova ndonjëherë.

As gjatë dy rasteve të fundit të përshkruara, ndonëse shumë njerëz vinin të më vizitonin, ti nuk denjove ta lejoje bijën tonë Erletën, të ma bënte një vizitë, qoftë edhe të shkurtër. Në të vërtetë, as që e prisja një befasi të këtillë, por mendoja se ndoshta diç do të kishte ndryshuar në rezonimin e moçëm politik dhe, duke mbetur pa mbështetjen e tij, shpresoja se do të ndryshonte pakëz edhe avazi i vjetër. Shembujt e përshkruar më lart tregojnë mjaft bindshëm për përmbajtjen e këtij avazi -një kushtëzim i pafund për reintegrim në shoqëri, por me koncizitet të duhur dhe pa emocione, në letrën drejtuar miqve tanë të dikurshëm Karl-Peter dhe Petra Reinhold në Duisburg të Gjermanisë, përshkruhet situata në të cilën u ndodha falë këtij rezoni dhe këtij avazi. Kjo letër ka edhe rëndësi të shumëfishtë për analizën e një kohe të tërë ndër ne. Për këtë shkak e përktheva nga anglishtja dhe e inkuadrova në këtë letër, përveç një paragrafi të shkruar gjermanisht nga një mik tjetër që nuk ka të bëjë me këtë. Nëntitujt janë të mëvonshëm.

# II

Letër miqve
Të dashur Peter dhe Petra

Do të dëshiroja që të dy së bashku ose, nëse ashtu ju pëlqen më tepër, secili veç e veç, (ata poashtu janë të ndarë, v.i.U.H.),ta lexoni këtë letër, por vetëm pasi ta keni përkthyer në gjuhën gjermane.

Është një zakon i popullit tim rreth të cilit kurrë nuk do të kisha ditur gjë po të mos më kishte ngjarë që t'i humbisja të dy familjet e mia. Paraqitet dhe njeriu mund ta takojë vetëm në situata të tilla. "U paraqit" dhe "e takova" në të dy rastet e mia, me Edin dhe me Sevdinë (Sevdije Zeqiri, e diplomuar në Fakultetin Filozofik të Universitetit të Prishtinës, v.i.) gjithashtu, por në rastin e parë (shkurorëzimi me Edin) nuk isha mjaft i mençur sa për ta njohur, ndërsa në rastin e dytë (ndarja me Sevdinë) isha më i vjetër, më i pjekur dhe më i mençur se më parë.

Në të vërtetë, si kur u shkurorëzova me Edin, edhe kur më braktisi Sevdija, shumë njerëz vinin për të më parë. Të rinjtë do të bisedonin me ty ose mes vete për shumë gjëra me rëndësi ose me më pak rëndësi, por jo edhe për atë që në të vërtetë kishte ngjarë. Më të vjetrit, vetëm do të uleshin rreth teje, si tek indianët e Amerikës, do të dëgjonin me pasion çfarëdo që t'u thoje, por edhe ata gjithashtu kurrë nuk do të thoshin gjë, ose me asgjë nuk do ta komentonin atë që në të vërtetë kishte ngjarë. Ky fakt gjithnjë më vinte në një situatë tejet të çuditshme. Sepse e vetmja gjë për të cilën dëshiroja të bisedoja ose të dëgjoja në ato çaste ishte situata e krijuar. Zakonisht më pëlqente ta fajësoja palën tjetër. Vetes i dukesha i pafajshëm si një engjëll, gjersa pala tjetër më dukej se ishte e shoqëruar me djaj. Çdo gjë që më takonte ose që ndodhej në anën time ishte e pastër si kristali, ndërsa çdo gjë që i takonte ose që ndodhej në

anën tjetër, ishte e dyshimtë dhe e turbullt. Po qe se këta njerëz kishin ardhur të më vizitonin, përse atëherë nuk më përkrahnin, përse heshtnin dhe përse nuk më thonin asgjë? Natyrisht kjo gjë më hidhëronte shumë. Pyeta shumë njerëz rreth kësaj situate, por kurrnjëherë nuk mora ndonjë përgjigje të saktë.

Për këtë shkak një ditë prej ditësh vendosa ta vizitoja një plak të vjetër në fshat. I kishte rreth 112 vjet dhe meqë nuk mundte të lëvizte, shkova vetë tek ai. Vendosa të përfitoja nga situata dhe ta pyesja rreth asaj që e ndjeja si të padrejtë. Më thanë se ishte i zgjuar vetëm në momente të rralla, por me kohë e vura re se kthjellohej për një kohë më të gjatë, vetëm atëherë kur vërtetë i interesonte tema e bisedës. Në një moment të përshtatshëm ia bëra një pyetje të drejtpërdrejtë: përse njerëzit që më vizitonin nuk i përkrahnin qëndrimet e mia rreth çështjeve të shkurorëzimit? Nuk u përgjigj menjëherë. I mbylli sytë dhe për një kohë të gjatë qëndroi i palëvizshëm. Mu sikurse një mumje. Mirëpo isha këmbëngulës dhe vazhdova ta shikoja në fytyrë. Zbulova se nuk e kishte humbur orientimin. Ishte vetëm duke menduar, ose nuk dëshironte të përgjigjej. E ndjeva disi se i pëlqente të qëndroja aty. Kështuqë qëndrova duke pritur në heshtje. Pastaj, pas një pauze të gjatë të heshtjes reciproke, e vura re se si po përpiqej t'i mblidhte buzët e veta të tretura në një mënyrë të çuditshme që do të duhej t'i përngjante buzëqeshjes. M'u duk se vetë shekulli po përpiqej të buzëqeshte. U bëra kurreshtar që ta përjetoja këtë buzëqeshje të shekullit. Pas pak filloi të fliste mengadalë. "E vërteta, -tha ai, -midis  burrit dhe gruas kurrnjëherë nuk mund të dihet nga pala e tretë. U është e njohur vetëm atyre". "Qen bir qeni", -thashë me vete me hidhërim. "E pamundur" -shtova. Mirëpo ai, sikur të më dëgjonte me ndonjë shqisë të veçantë, vazhdoi: "Njerëzit nuk janë perëndi. Ata zakonisht e mësojnë mësimin tepër vonë. A merr vesh? -pyeti, dhe unë thashë "Po", ndonëse nuk kuptova asgjë. "Po më pëlqen, -vazhdoi ai, -sepse ti po e kondenson moshën time përmes ngjarjeve që po i përjeton". Më vonë fillova t'ia sqaroja vetvetes kuptimin e plotë të fjalëve të tij. Shumë vdekje kishin ngjarë përreth dhe brenda meje, por disi kisha arritur të ruaja diç nga vetja.

Kohë më parë sërish dola nga burgu. Këtë herë nuk kishte qenë ndonjë dënim i gjatë (vetëm 55 ditë) por burgjet në mënyrë të çuditshme ndikojnë në njeriun. Isha nginjur me arrestime dhe me burgje dhe isha duke menduar se si ta braktisja vendin dhe të emigroja ndokund për ta kërkuar paqen e brendshme. Por, medet, duke ecur nëpër një rrugë të pluhurosur të fshatit për në shtëpizën time që ndodhej në fund të saj, e pashë një grup prej 10-15 vajzash të moshës 10-12 vjeçare që po bisedonin mes tyre duke ecur në drejtimin tim. Meqë u takuam në një pikë të rrugës ato u ndalën, më shikuan turpshëm dhe thanë njëzëri: "Mirëdita profesor dhe mirë se na erdhët!" Pastaj, duke i ulur çerpikët e syve, e vazhduan rrugën e vet me faqe të skuqura. Asnjërën nga ato nuk e njihja dhe këtë lloj përshëndetjeje e kisha tërësisht larg mendjes. U preka thellë, meqë fëmijët i dua shumë, dhe meqë kjo ishte tërësisht e pazakonshme për doket e fshatit. Rrugës për në shtëpi sapo qeshë duke e ndërruar mendimin tim rreth kërkimit të paqes së brendshme në ndonjë qoshe të Evropës, për të cilën bëra aq shumë duke e tentuar evropeizimin e vendit dhe të popullit të cilit i takoja.

I doja ata fëmijë, por me të arritur në shtëpizën time, nuk e gjeta asnjërin nga 3 fëmijët e mi (12, 7 dhe 3 vjeçar). Realiteti i ftohtë i shtëpisë së zbrazët më tha se fëmijët e mi jetonin me nënat e tyre, të cilat ndoshta më kishin harruar ose madje edhe më urrenin. I dua fëmijët e mi për së tepërmi, por që nga viti 1981 dhe më vonë, pas ndarjes me gruan e dytë, nuk qe e mundur asnjëherë që të ishim vërtetë së bashku. Andini, (tani gati 7 vjeçar) i kishte rreth 3 vjet kur u ndamë me nënën e tij, dhe Brisilda (tani 3 vjeçare) i kishte më pak se 1 vit kur nëna e tyre edhe praktikisht më braktisi. Duke e bërë këtë ajo ndoshta mendoi të më ofronte shansin që të vendosja lirisht për njërën midis të dyjave, por njeriu nuk mund të vendosë midis fëmijëve të tij, andaj fare natyrshëm e zgjodha rrugën e normalizimit të raporteve të mia me të dy palë fëmijët para se të mund të vendosja për diçka tjetër.

Është interesant se gjatë tërë kohës që jetoja me Sevdinë, kurrë nuk mu lejua të komunikoja normalisht me bijën time Erletën. Ishte fare e qartë se ajo po përdorej për shkatërrimin e martesës sime të dytë (tradicionale, jozyrtare). Meqë ky fakt kombinohej me presione ekonomike dhe sociale (ekonomikisht isha totalisht i varur nga të tjerët, sepse sërish nuk pata mundësi të gjeja punë, ndërsa njëkohësisht, intelektualisht isha gati tërësisht i izoluar gjer në vitin 1990) isha i bindur se Z-a Edi ishte shoqëruar me një lloj shoqërie të përdreqtë që nuk mund ta duroja. Natyrisht mund të supozoja se ato presione ishin koinçidenca, por kësosh kishte tepër shumë dhe ishin tejet të ndërlidhura mes tyre. Për këtë shkak vendosa ta pranoja sfidën dhe të mos dorëzohesha.

Ajo që në të vërtetë e dëshiroja në atë kohë ishte të më thuhej tërë e vërteta rreth shkurorëzimit tim (kjo nuk mu tha as sot e kësaj dite, me që ky fakt e nënkuptonte sinqeritetin e plotë midis të dyve). Natyrisht që m'ishte e qartë se në raportet me mua ajo do të ishte cazë më e dobët, por duke qenë pakëz tradiconal, e konsideroja tërësisht me vend që një grua shqiptare ta pranonte një lloj të disiplinës familjare të kërkuar nga burri i saj. Duke qenë një person shumë i zgjuar, ajo e dinte shumë mirë se ç'dëshiroja, por nuk e pëlqente pozitën prioritare të burrit. E inkurajuar nga prapavija sociale, e quajti këtë si "konzervativizëm timin feudal" dhe meqë atëherë nuk mund t'i përgjigjesha publikisht, e filloi një luftë publike kundër meje. U paraqit me një sërë poezishë të botuara nëpër gazeta dhe revista dhe pastaj i botoi edhe dy libra që qenë duke më shkatërruar. Askund nuk më përmendte me emër, por aluzionet ishin mjaft të qarta, dhe meqë ambienti intelektual ishte i vogël, gjithkush e dinte se për kë ishte fjala. Asnjëherë nuk iu pata përgjigjur, sepse frikësohesha për të ardhmen e bijës, Erletës, por ia pata shkruar dy letra private me të cilat i refuzoja aluzionet e përmbajtura në poezitë dhe në librat e saj dhe iu kërcënova me botimin e tyre po qe se do të vazhdonte të më sulmonte. E pranoja se kisha qenë pakëz tradicionalist, por isha shumë larg prej "konservativistit feudal" siç më paraqiste ajo.

Shoqëria në këtë kohë e përkrahu në tërësi, ndoshta sepse ajo kurrë nuk u martua sërish, po më së shumti sepse unë isha një ish-i dënuar që kishte marrë guximin ta rrezikonte rendin shoqëror dhe paqen e tyre. Mirëpo, duke e përkrahur atë pa kurrfarë rezerve, shoqëria faktikisht vazhdoi të më konsideronte jo si një ish-të dënuar, por si një të dënuar aktual. Edhe më keq, duke nxjerrë ca vendime gjyqësore që kishin të bënin me mua, madje edhe duke mos më informuar fare, shoqëria gjatë një periode të kohës e kishte anuluar jo vetëm ekzistencën time politike, por edhe atë juridike, madje edhe atë totale. P.sh., asnjëherë nuk më pyetën për regjistrimin e veturës sime në emrin e saj, nuk u informova asnjëherë se Gjykata në Prishtinë në vitin 1988 kishte vendosur t'ia bartte Edit banesën time dy-dhomëshe edhe pa pëlqimin tim, ndërkaq asnjë instancë juridike nuk vendosi ndonjëherë për ndarjen tonë materiale. Me kalimin e kohës më bëhej gjithnjë e më qartë se seanca gjyqësore e cila në vitin 1985 kishte vendosur për shkurorëzimin tonë (ky gjykatës 6 vite më vonë u zgjodh deputet i Kuvendit të Republikës së Kosovës, v.i.) në të vërtetë mund të konsiderohej e rrejshme. E nxori atë vendim fatkeq mbi shkurorëzimin tonë me 24 maj, përderisa nga burgu kisha dalur vetëm tri ditë më heret, me 21 maj. Kjo nuk ishte me vend, madje as formalisht. Nuk qe respektuar afati kohor i paraparë me ligj prej 6 muajsh pritjeje para se gjykata të mund të vendoste për çështje të këtilla. Shkurt, qe bërë çdo gjë me qëllim të nënshtrimit tim, ose të kthimit të *status quo antes* (gjendjes së mëparshme të gjërave) pa më kërkuar falje. Përkundrazi, Z.a Edi mendonte se unë duhej t'i kërkoja falje asaj. Ndoshta edhe do ta kisha bërë këtë, ndonëse nuk e konsideroja veten fajtor për asgjë. Sidoqoftë, meqë ishte në pyetje vajza ime Erleta, do ta kisha bërë këtë po të mos e kisha vënë re se asaj i pëlqente një mbrojtje e tepërt dhe e panevojshme e shoqërisë në llogarinë time. Për këtë shkak, siç mund ta dish edhe ti, më me qejf nuk e bëra një gjë të këtillë. Megjithatë, gjithnjë mbajta qëndrim korrekt ndaj saj. Më 1991, kur gati sa ishte duke u shkatërruar ajo nga disa grupe të rëndësishme politike, përmes një funksionari të lartë të kishës katolike (Edi nga nëna është e krishterë, vër. e red.) e kërkova

dhe m'u dha mbrojtja e saj. Me fjalë të tjera, për hir të bijës sime Erletës unë mund të falja dhe fala, por nuk mund të harroja dhe nuk harrova.

Mirëpo meqë realiteti së paku teorikisht ndryshoi në përputhje me bindjet e mia fillestare politike dhe jo në të kundërtën, me kohë, si duket, u bëra i rëndësishëm për grupe të ndryshme politike që luftonin për pushtet dhe jo për shtet. Sidoqoftë, duke qenë për shumë vite i vetmuar në bindjet e mia politike të deklaruara hapur, si një ish-anëtar i elitës, në ndërkohë u shndërrova në hiç ekonomik dhe social. Meqë asnjë grup nuk deshi të marrë asnjë përgjegjësi për këtë, ato as që dëshironin ta njihnin ndonjë përparësi timen. Më me dëshirë e zgjodhën rrugën e ndikimit në të afërmit e mi, duke besuar se ajo ishte mënyra më e mirë për të më mbajtuar edhe më tutje nën kontroll. Natyrisht, isha tejet i hidhëruar për këtë, por nuk mund të bëja asgjë. E dija gjithnjë se Erleta që nga viti 1981 mbahej si një lloj pengu, por që nga viti 1991 e tutje isha dëshmitar se si Andini e Brisilda gjithnjë e më tepër konsideroheshin poashtu si pengje. Gjërat u komplikuan dhe nuk dija se si t'i ndihmoja fëmijët e mi që ishin aq të vegjël dhe nuk mund të kuptonin se ç'po ngjiste. Ishte supozuar me saktësi se nuk kisha forcë personale që ta vrisja ndokend dhe ata e dinin se nuk do ta bëja një gjë të këtillë. Për këtë shkak, si duket, gabimisht u konkludua se do t'i bashkohesha njërës nga palët në disponim dhe se do ta luftoja tjetrën me ndihmën e së parës. Nuk dëshiroja të bëja ashtu, sepse isha i interesuar për ta ndërtuar shtetin dhe jo për t'u përzier në luftën politike për pushtet. Gjithsesi nuk ishte korrekte. Ndodhej jashtë shijes sime dhe poashtu jashtë karakterit tim.

E dija se e kisha një lloj të forcës që qëndronte diku midis qiellit dhe tokës, d.m.th. askund dhe gjithkund, që do të thotë se ishte potenciale dhe jopraktike. Pastaj një ditë, duke i parë fëmijët e mi në një pozitë të tillë mizore, dhe duke mos pasur forcë të qëndroja edhe më tutje, e zgjodha rrugën time. Vendosa ta eksponoja veten para dyerve të prindërve të Sevdisë dhe të prisja atje gjer sa të bëheshin të mëshirshëm për të m'i kthyer fëmijët e mi. Ishte ky një hap i rrezikshëm meqë mund të konsiderohej si provokim i tërë fisit të saj feudal, por pasiqë fisi im feudal nuk qëndronte pas meje, pas nja 48 orësh të pazarllëkut fisnor në fund të shekullit XX në mes të Evropës, u vendos që t'i kthenin fëmijët e mi përmes Sevdisë që e përcillnin një grup prej 10 ose më tepër ndërmjetësuesish! Asnjëherë në jetën time nuk kam qenë më i hidhëruar. Ishte kjo diçka tërësisht jashtë mundësisë së kuptimit intelektual dhe ndjenjës së qytetërimit, por e ruajta kontrollin. E dija se dëshironin të fillonin diskutime të pafundme rreth ne të dyve, me qëllim të rikthimit të *status quo antes* dhe jo me qëllim të gjetjes së solucionit real, i cili mund të rezultonte thjesht nga fakti se mund të na linin vetëm, pa u përzier vetë. Mendova se ishte metodë tejet e shplarë t'i përdorje fëmijët si pretekst për rikthimin e *status quo antes* që u humb jo me fajin tim, ose së paku jo tërësisht me fajin tim.

Për këtë shkak, iu drejtova ish gruas sime: "Zonjë, -i thashë, -gjatë këtyre 7 orëve sa i qeshë eksponuar territorit të fisit tënd feudal, ti, natyrisht, mund të më shkaktoje telashe të mëdha, por kurrë nuk do të mund të gjeje arsye për t'i arsyetuar ato. Nuk do ta dij kurrë nëse më ke dashur ose jo, por fëmijët u lindën, ata ekzistojnë, rriten dhe i dua shumë. Pikërisht për këtë shkak nuk dëshiroj që t'i ndaj me forcë nga nëna e tyre, por dëshiroj që të kuptohet një herë e përgjithmonë se ata nuk janë pronë e asnjërit nga ne, por vetëm pjesë e jona. Detyrë e prindërve, e të gjithë prindërve të botës dhe e të gjitha bishave poashtu, është që t'i aftësojnë për ta jetuar jetën e tyre. Qeniet njerëzore dallojnë prej bishave edhe nga ky aspekt, sepse i ndihmojnë fëmijët e tyre që ta ndërtojnë identitetin e vet të dobishëm për veten, familjet e tyre dhe për shoqërinë. Sa u përket vetë atyre, për shkak se jeta konsiderohet si një seri e gjatë betejash konkurrente për diçka më të mirë, atëherë do të duhej t'u ndihmohej t'i ndërtojnë sa më tepër që është e mundur identitetet e tyre. E konsiderojmë se është krim primitiv e barbar të provosh t'i shndërrosh ata në vegla për hakmarrje, në instrumente për kompensimin e ëndrrave të parealizuara, në armë për të fituar forcën e cila në të vërtetë të mungon, vetëm sepse janë të pafuqishëm. Lëri të rriten të lirë. Mos i përdor si pengje për çfarëdo qëllimi që do të dëshiroje të arrije sepse kjo doemos do të duhej t'ishte problem i yt dhe jo i tyre. Për

shkak të moshës së vet ata këtë nuk mund ta kuptojnë. Nuk ishte punë as e guximshme dhe as e mençur nga ju që të më sillni në një situatë të tillë. Mund t'i kuptoj intencat tuaja, por nuk mund ta falë sjelljen tuaj".

Duke i thënë këto gjëra, natyrisht isha i neveritur (edhe me veten), saqë dola jashtë dhe i lashë ta diskutonin problemin në mungesën time. Kurrë më nuk munda të bëhem i njëjtë si më parë.

Ky problem tani është zgjidhur, por vetëm pjesërisht. Fëmijët tani lirisht mund të lëvizin tek secili nga ne, por nuk janë më të lumtur. Më duan shumë. E duan edhe nënën e tyre.

Meqë janë të regjistruar në emrin tim, por jetojnë me nënën e tyre, iu drejtova gjykatës, e cila tani ndodhet në kompetenca të Republikës së Serbisë, me lutje që ta bëjë një përjashtim nga rregullat e luftës dhe të vendosë mbi atë se me cilin prind do të duhej të rriteshin ata? Lloji i institucionit të cilit ju drejtova dhe i cili në këtë çështje i ka kompetencat e gjyqit, thjesht heshti. Nuk deshi të vendosë. Meqë nuk kam pasaportë, sepse nuk më është dhënë, dhe meqë si tërësi situata është tejet e paqartë, nuk i di të gjitha konsekuencat juridike të një situate të këtillë.

Situata bëhet edhe më e keqe, meqë Erletës akoma nuk i lejohet normalizimi i raporteve të saj me babën e vet, d.m.th. me mua. Kjo pastaj reflektohet drejtpërsëdrejti në raportet me Sevdinë dhe ndikon në pozitën e dy fëmijëve të mi të tjerë.

Shumë herë mendoja të ndërmerrja diçka rreth kësaj çështjeje, por meqë Edi ishte një anëtare tejet e çmuar e elitës politike e intelektuale, nuk mund të bëja asgjë. Një herë, në fillim të këtij viti, hyra në banesën time në Prishtinë përkundër kundërshtimit të saj, me qëllim që disi ta detyroja të fliste me mua, por ajo thjesht e thirri policinë dhe ata më hodhën jashtë. Shumë herë mendova t'ia filloja një polemike publike me të dhe bile iu kërcënova me një gjë të tillë, por ajo s'i dha pesë para. Shumë shkrimtarë, avoketër, gjykatës, profesorë, zhurnalistë e të tjerë ndodheshin në anën e saj. Me fjalë të tjera, elita në raport me mua qëndronte si bukur shumë unike. Në të kaluarën Edi gjithmonë kishte sukses në rrotullimin e gjërave dhe në fajësimin tim për gjëra që nuk kisha mundur t'i merrja dot me mend. Në këtë drejtim duket sikur gratë janë më superiore se burrat andaj ishte fare e natyrshme që tërë elita ta përkrahte me gjithë zemër, madje edhe një pjesë e familjes sime më të gjerë, për motive dhe interesa të ndryshme. Kjo ishte një metodë e cila për një periodë të gjatë kohe më bëri të mos isha i barabartë me të, për ç'gjë nuk isha as i përgaditur dhe as i mësuar dhe së cilës gjer më sot më me dëshirë iu shmanga.

Mirëpo situata nuk ndryshon thelbësisht. Desha ta ndryshoja, duke proklamuar se nuk e kisha ndërmend të martohesha sërish dhe duke kërkuar që të dy palë fëmijët e mi të lejoheshin lirisht të komunikonin me mua. Sevdija këtë e pranoi në nivel të fshatit, por ajo në të vërtetë nuk ka mjete që t'i mbajë fëmijët dikund tjetër, jashtë fshatit. Mua më është ofruar një shans që të riintegrohem në Prishtinë përmes Universitetit, por meqë nuk pata sukses në normalizimin e raporteve të mia me Erletën, Sevdija nuk do t'i lejojë fëmijët të vijnë me mua. Sikur të vendosja të shkoja vetëm (është tejet e dyshimtë se a do të pranohesha vetëm) me siguri se do t'i humbisja të dy palët. Andaj është fare e natyrshme që nuk dëshiroj që një gjë e tillë të më ngjajë sërish në Kosovë dhe as që mund të duroj edhe më tutje ta shikoj shkatërrimin e tyre gradual. Eshtë kjo një gjë që më dëmton për së tepërmi, dhe tani me vite po shkatërrohem edhe vetë.

Është kjo një situatë e çuditshme dhe njëkohësisht tmerruese. Nuk mund të gjej fjalë të përshtatshme për ta përshkruar, por mbi të gjitha, më tmerruese janë këshillat që mi japin pikërisht ata që mund ta ndryshojnë këtë situatë vetëm përmes një thirjeje telefonike ose një bisede të rëndomtë. Sipas tyre, nuk duhet të mërzitem për fëmijët meqë janë duke u rritur me nënat e tyre. Kur të rriten do të kthehen tek unë, sepse do të dijnë se jam baba i tyre. Nuk dua ta përshkruaj anën tmerruese të saj, pasi vetë për vete mund ta supozosh. Kuptimi i vërtetë i këtyre këshillave është kërkesa që të pritet zgjidhja e tërësishme e situatës, por pikërisht kjo

është arsyeja që konsideroj se ata mbahen si pengje. Dhe pikërisht për këtë arsye insistoja vazhdimisht që të katapultohen jashtë tensioneve aktuale të shkaktuara nga politikat e kundërta. Ishte kjo esencialisht kërkesë për shpëtimin e privatshmërisë së familjes. Fatkeqësisht, nuk pata sukses të plotë, por meqë po hyjmë në shekullin XXI, lufta ime prej mohikani ishte e dobishme të provohej. Ndoshta ky ishte edhe njëri ndër shkaqet e rrahjes sime barbare nga ana e policisë speciale më 27 maj të këtij viti. Megjithatë, nuk mund të pajtohem në asnjë mënyrë në reduktimin e qenieve njerëzore në makina të pandjeshme, të ftohta, indiferente. Privatshmëria e familjes është e nevojshme për këtë qëllim. Në qoftë se shekulli XXI do ta vrasë këtë, atëherë nuk mund të jetë i vlefshëm për t'u jetuar.

Pas një refleksioni të gjatë, erdha në përfundimin se zgjidhja e vetme racionale për këtë problem do të ishte që të bëja vetëvrasje politike, d.m.th. që t'i ndërprisja të gjitha raportet me të kaluarën dhe të tanishmen dhe të provoja të jetoja vetëm për veten time, por në një vend tjetër dhe jo këtu. Meqë akoma mund të punoj çdo gjë që mund të më ofrohet, prej pjatalarësit e publicistit, gjer ke profesori i universitetit, së paku nga një distancë gjeografike mund të provoja t'i ndihmoja edukimit të ardhshëm të fëmijëve të mi dhe kështu të bëhem edhe materialisht, dhe jo vetëm nominalisht, baba i tyre. Kjo gjë akoma nuk do të më bënte një baba komplet, por së paku diçka më të mirë se ky i tanishmi. Gati shumica e baballarëve të fëmijëve shqiptarë pothuajse historikisht janë të këtillë. Ky ishte njëri nga shkaqet që kërkova të ma bëje një vizitë të shkurtër. Desha të të konsultoja për një vendim aq të rëndësishëm për mua.

Ti nuk erdhe. Fillova menjëherë të mendoja se qeniet njerëzore, pas të gjithave, nuk janë edhe gjithmonë plotësisht racionale (kjo gjithashtu do të duhej të ishte ndonjë komponentë e privatshmërisë së tyre) dhe, meqë nuk janë plotësisht racionale, atëherë më me qejf do të qëndroja këtu. Kështu më në fund vendosa ta mbroja doktoratën time në Universitetin e Prishtinës.

Kështu, Peter dhe Petra, unë i dua proverbat e popullit tim. Njëra nga ato thotë se duke m'i treguar hallet e mia, të tuat do t'i kuptosh më mirë. Jua tregova një pjesë të halleve të mia me qëllim që ju të kuptoni se, si duket, jeni duke i përjetuar problemet e moshës së viteve 50 kur befasisht keni mundur të zbuloni se nuk jeni edhe më tutje të rinj dhe se nuk mund të vazhdoni t'i bëni gjërat që ishit mësuar t'i bëni në të njëjtën mënyrë, me të njëjtin intensitet dhe me të njëjtin tempo. Përse atëherë nguteni? Përse nuk prisni t'i përshtateni moshës?

Krushë,                    Të fala:
5 qershor 1993             Ukshini

# III

Zonjë,

**Dekurajimi me homo politicus-in**

Letra çiftit Reinhold nuk është e përfunduar, me gjithë përmbajtjen dhe kuptimin shumëdimensional. Kjo që të drejtohet ty dhe segmentit të inteligjencisë pas teje është e shkruar në gjuhën shqipe dhe ka për qëllim zgjimin tuaj të tërësishëm. Do të përkthehet, natyrisht, edhe anglisht.

Në letrën time të fundit të para një viti (24 prill 1992) me një ton pak si të ashpër që tani nuk më pëlqen sepse nuk pata mundësi t'i qëndroja besnik ashpërsisë së saj, desha t'i rrotulloja gjërat, t'i vija në vendin e tyre dhe ta mbyllja kaptinën e fundit të raporteve midis nesh në

historinë e Republikës. T'u kërcënova se, po qe se nuk do ta lejoje normalizimin e raporteve me bijën tonë Erletën, do ta përgadisja një seri ligjëratash me titull të përbashkët "Morali dhe politika" dhe se në këtë mënyrë do të zhvilloja luftë publike kundër teje dhe rezonimit të vjetër politik. Mirëpo ato dolën më të thella se ç'prisja. Më dekurajoi lidhja e tyre me mentalitetin e bipërkatësisë kolektive të homo-politikusit shqiptar, andaj e gjykova se nuk ishte koha e tyre. Nuk i ligjërova dhe as që i botova. Megjithatë, duke qenë i bindur se nuk i duhet lënë vetëm kohës t'i sqaronte gjërat edhe më tutje, vendosa që ta shtyj pakëz kohën për t'ia ndërruar përmbajtjen, që së paku kualitativisht të jetë diç tjetër.

Në këtë drejtim, një sërë hapash që u ndërmorën gjatë vitit të kaluar në emrin tim, por jo gjithmonë me iniciativën time, e në shumicën e rasteve as me njohurinë time paraprake, por vetëm me njoftimin tim me dështimet e pësuara, më bënin kurreshtar. E kuptova se njerëzit, në mënyrën e vet, e tentonin afrimin tonë, por kjo nuk u bëri punë, sepse kishte kohë që dashuria jonë kishte vdekur, ndonëse dikur, si tek të gjitha çiftet e lumtura, konsiderohej e pavdekshme. Pata provuar shumë herë që ta ruanim korrektësinë në raportet tona në mënyrë që Erleta ta përballonte më mirë sfidën e kohës, por ti refuzove. Në këtë mënyrë e vdiqe edhe miqësinë. Nga këto përpjekje dhe nga këto hapa u krijua një propagandë e tmerrshme që vazhdimisht më përcillte dhe intensifikohej sa herë që kanosej "rreziku" i normalizimit të raporteve me të. Një çështje tërësisht inosente dhe private gjatë vitit që shkoi u hodh në terren politik, në armiqësinë me ata të cilët me mundin dhe me gjakun e tyre fuqimisht i kontribuan krijimit edhe të Republikës edhe të Demokracisë. Këtu diçka nuk vlente. Ishte përfundimisht e prishur. Përsëri si edhe më parë në kohën e komunizmit, insistohej në mënyrë indirekte që të bëja lutje për normalizimin e raporteve të mia me bijën time, por nuk u binte ndër mend të bënin lutje që t'i normalizonin raportet me mua. Ndonëse patën ngjarë shumë gjëra dhe pati ndryshuar shumëçka, nuk ndryshoi pozita e saj dhe as raportet midis nesh, sikurse do të duhej t'ishte midis personave të civilizuar të botës bashkëkohore. Vazhdimi i avazit të vjetër në kushtet e ndryshuara tani nuk e dëmtonte vetëm bijën tonë Erletën, por edhe të dy fëmijët e mi të tjerë që u lindën nga martesa e dytë, Andinin (7 vjeçar) dhe Brisildën (3 vjeçare), por edhe të gjithë ata që e donin, në radhë të parë prindërit dhe vëllezërit e mi, me të cilët gjatë një periode u manipulua shumë keq me gënjeshtra të paturpshme, duke e shfrytëzuar nivelin e vetëdijës së tyre, të raporteve farefisnore dhe të gjendjes materiale. Në këtë luftë nuk u dëmtuan vetëm ata që të përkrahnin, të cilët me gjithë demagogjinë e tyre ishin dhe mbetën të integruar në shoqëri, të cilët ti dikur as i doje dhe as të donin dhe të cilët tani, njësoj, e përkrahnin edhe tjetrën në luftën e saj kundër meje, ndonëse as kjo dikur nuk i deshi dhe as që e honepsën ndonjëherë. Në këtë mënyrë u krijuan raporte të çuditshme: prindërit dhe vëllezërit e mi vazhdimisht mbeteshin fajtorë për gjëra për të cilat nuk kishin kurrfarë haberi; të tjerët, kinse me mospërzierjen e tyre në "çështjet private" vazhdimisht mbeten të pafajshëm; kurse fëmijët e mi të mitur dhe unë vazhdimisht mbetemi viktima. Kështu ishte në kohën e komunizmit, kështu mbeti në kohën e euforisë nacionale dhe kështu është akoma edhe sot, në kohën e krizës dhe të ngecjes në të gjitha drejtimet. Është evidente se kështu nuk duhet dhe as që mund të mbetet.

Si anëtare e elitës politike dhe intelektuale të Kosovës, sikur të mos ishte zhvilluar një luftë e hapur kundër meje dhe jo aq kundër një politike që do të duhej të luftohej, sikur kjo elitë, gjatë një periode të caktuar të instalimit të vet në pushtetin paralel politik të kishte zhvilluar luftë parimore për pozitën e Kosovës dhe jo për pozitën e vet në Kosovë, dhe sikur ti në këtë luftë, së paku të ishe diferencuar, bile përmes Erletës, ndoshta do të kisha besuar se nuk ke dashur që bija jonë Erleta ta përjetonte drejtpërsëdrejti rënien e babës së saj. Ndoshta do të kisha besuar se duke dashur ta ruaje veten nga rënia së bashku me të, ishe e detyruar ta ndaje bipërkatësinë politike të një ambienti dhe të një kohe që akoma po zgjat. Në rrethana të këtilla e pranoj se do të ishte një obligim fisnik i babait që ta ruante të bijën nga inkonviniencat e kohës. Bile nga kjo fushë kemi edhe shembuj konkretë të lavdishëm. Në një libër mbi

Z.Adem Demaçi të një autori sarajevas, Baci shpjegon se si kishte qenë i detyruar ta linte familjen me qëllim që ta shpëtonte nga maltretimet dhe nga provokimet e kohës. Këtë ia besoj, por gjithashtu e besoj se përfundimisht e kishte pasur gabim, sepse në këtë mënyrë e la të paprekur rezonimin e moçëm politik, duke besuar se kishte ndryshuar së bashku me kohën. Me gjithë konsideratat e larta ndaj tij, (isha i pari që i futa në përdorim për të shprehjet "histori e gjallë" dhe "simbol i rezistencës kombëtare") unë nuk isha Z.A.Demaçi. Kisha rënë pikërisht si ai, por jo vetëm kaq. Kisha qenë në nivelin e gjendjes së një populli të tërë, i cili jo vetëm gjatë 12 viteve të fundit ishte trajtuar mizorisht nga tërë një makineri policore dhe ushtarake e një regjimi që e dënoi historia. Mirëpo në këtë gjendje kisha rënë nga lartësia e konsiderueshme e hierarkisë shoqërore dhe me njohuri të pjekura teorike dhe praktike të funksionimit dhe të ndërlidhjes midis regjimit, sistemit politik dhe shtetit. Për këtë shkak, nuk e synoja vetëm ndryshimin e ambientit, por edhe të rezonimit politik në kohë. Pa ndonjë mbështjetje dhe pa ndonjë lidhje me ata që konsideroheshin të informuar dhe që vetëm i ekzekutonin vendimet e të tjerëve, u orientova drejt dhe qëndrueshëm. Falë biografisë sime, origjinës së pastër shqiptare-kosovare dhe njohurive të mia, ky orientim ndikoi fuqimisht në ndryshimin edhe të ambientit edhe të kohës, si edhe të shumë segmenteve të rezonimit të moçëm politik. Për këtë shkak, prezentimet që iu bënë faktorit të brendshëm nuk kishin lidhje me të vërtetën, por vetëm me ruajtjen e pozitave dhe të privilegjeve të një shtrese të caktuar shoqërore, së cilës dikur i takoja edhe unë.

Ato e patën efektin e ngecjes së proceseve të lidhura me jetësimin e plotë të Republikës dhe tani të zbrapsjes së tyre praktike. Dhe, përsëri angazhimi dhe qëndrimi im praktik dhe me shkrim i zhdavariti mosbesimet e krijuara artificialisht dhe e shquajti një rezonim të ri politik i cili akoma ndodhet në rrugë e sipër të formimit dhe të forcimit të vet, por që tanimë me asgjë nuk mund të ndalet. Në kontekst të këtyre fakteve, për kë, për çfarë ambienti, për çfarë kohe, për cilat arsye dhe me çfarë të drejte e largoni edhe më tutje bijën time nga unë? Ose në rezonimin tënd dhe të këtij segmenti të inteligjencies akoma nuk ka ndryshuar asgjë, ose synohet diç tjetër, gjë që për shkak të konsekuencave që akoma po i bart, për mua është njësoj.

Ta marrim të dytën. E para edhe ashtu shihet vetë. Nuk qenë në pyetje 12 ditë, 12 javë dhe as 12 muaj, por vite të tëra të lidhura me zhvillimin e situatës së përgjithshme në Kosovë e më gjerë. Gjatë këtyre 12 viteve më arrestuan dy herë, më burgosën, më izoluan 7 vite të plota. Me instrumente të nëntokës politike që nuk u shihen dhe aq lehtë, por që u ndjehen konsekuencat, e zhvilluan një luftë të tmerrshme që më dëmtoi për së tepërmi dhe më në fund më lënduan shumë rëndë. E kalova Golgotën që e përjetoi një popull i tërë. Së bashku me të, në çdo pikë, i dhashë provimet më të rënda të pjekurisë politike. Mirëpo, gjatë këtyre 12 viteve të kësaj golgote të tmerrshme, nuk denjove ta lejoje normalizimin e raporteve të mia me bijën tonë Erletën, dhe në këtë drejtim të përkrahu segmenti i Inteligjencies për të cilën është fjala. Përse?

Të gjitha iniciativat në këtë drejtim i vrisje që në start. Ndaj prindërve të mi pleq, sa herë që deshën të të vizitonin, ta takonin ose ta shihnin mbesën e tyre, u solle në mënyrë arrogante. Herën e fundit kur e provuan një gjë të tillë, i porosite që të të mos mërzisnin edhe më tutje. Plakut që me ndikimin e vet progresiv e kishte bartur mbi shpinë thyerjen e tërë një epoke të mbërthyer në prangat feudo-klanore të rrethit të vet, kur, i përmalluar, pa dijen dhe pa lejen time, e thirri të mbesën në telefon, si gjithmonë, si djalit të tij e babait të saj, ia mbyllët telefonin. Pastaj arsyetoheshit se ashtu sillej e mbesa dhe jo ti që e edukoje atë. Këtë paturpësi e brohoritën me vite edhe disa nga ata që plaku i kishte rritur dhe i kishte shkolluar në luftë të vazhdueshme me prangat e së kaluarës, ndërsa njëkohësisht e siguronin se ishin me të. Kur të tjerët e shfaqnin mospajtimin e tyre me këtë hipokrizi rrënqethëse, kërkohej mospërzierja në emër të afërsisë së gjakut. Raportet feudo-klanore që Evropa i kishte vdekur para më se 1000 vitesh, në Kosovë e manifestonin tërë shkëlqimin e vet të mykur. Ato sundonin në mënyrë

sovrane. E vrisnin çdo talent që në embrion dhe si kurva më e poshtër, viheshin në shërbim dhe e servisonin çdo pushtetmbajtës që e synonte ngecjen dhe jo avansimin drejt dinjitetit individual dhe lirive kolektive. Kjo alfë dhe omegë e çdo dominimi të huaj duhej luftuar, por lufta kundër saj në Kosovë u tregua si lloji më i vështirë i luftës që mund ta zhvillonin Perënditë dhe jo qeniet e vdekshme njerëzore. Dhe në shkallën që unë e zhvilloja si njeri, i munda perënditë. Mirëpo ato nuk të falin, ose një gjë të tillë e bëjnë tepër rrallë. Më shpesh hakmerren, duke e vazhduar lojë-luftën e tyre morbide me jetën. Ka momente të tilla kur vdekja është më e lehtë se sa lojë-lufta me jetën, por vdekja si mundje dhe jo si humbje. E provokova tri herë, por nuk më deshi. Herën e katërt nuk desha ta provokoja vrasjen, por e dija se mund të vinte dhe isha indiferent ndaj saj. Getoizimi violent i regjioneve të caktuara ishte dukuria më e fëlliqur e këtij shekulli. Kishim mësuar ta urrenim që në bankat e shkollës. E provokonte rëndë ndërgjegjen time intelektuale, dhe ndjenjën njerëzore të njeriut. Më lënduan rëndë, por më lanë të gjallë për t'u kthyer i plagosur në rrugën time të moçme të lojës morbide me vdekjen. Dhe tani ishin përzier gjërat: lojë-lufta morbide me jetën e perëndive dhe loja morbide me vdekjen e njeriut në mënyrë të padiktueshme ishin shndërruar në një. Qëmoti nuk dihej se cila do të rëndonte më tepër në çaste të caktuara të kohës.

Mirëpo nuk ishin goditjet e policisë ato që më shkaktonin dhembje më të mëdha. Nga goditjet, lëndimet dhe të shtënat e tyre mund të vdisje, siç vdiqën shumë të tjerë, mund të mbeteshe sakat, siç mbetën shumë të tjerë ose edhe mund të shëroheshe siç u shërova edhe unë. Ajo që vërtet më lëndoi ishin fjalët: "Ik, ti nuk je babai im", dhe pastaj: "do ta ndërroj mbiemrin", të shqiptuara me gojën e bijës sime 12 vjeçare, të cilën, në momentin e takimit nuk e njoha. Ishte rritur. Ishte bërë goxha vajzë, por nuk e njoha, sepse nuk u lejova ta përcillja rritën e saj. Ato fjalë delnin nga thellësitë e mllefit dhe të urrejtjes sate, ndonëse nuk pate kurrfarë të drejte as të mllefoseshe dhe as të më urreje. Ishin rezultat i edukimit që ia dhe, sepse nuk më njihte drejtpërsëdrjeti, pos përmes teje. Kontrolli i hekurt i shpirtit të saj të njomë gjithmonë më kishte larguar të tmerruar për fatin e saj.

Ajo që më lëndoi njësoj rëndë si edhe këto fjalë ishte tmerri që e ndjeja sa herë që e kujtoja faktin se një segment i rëndësishëm i inteligjencisë së lartë të Kosovës për 12 vjet rresht e aprovoi dhe e inkurajoi një sjellje të tillë. Ishte kjo pikërisht ajo inteligjencie që e kisha mbrojtur me këmbëngulje, me çmimin e pjesës më të mirë të jetës sime, me besimin e plotë se një ditë do ta kuptonte gabimin e kohës komuniste, se do të korrigjohej dhe se do të futej në luftën e Republikës dhe të Demokracisë. Ajo këtë e bëri, por me rezonimin dhe me frikën e vjetër për privilegjet e kohës komuniste. Erleta atyre duhej tu shërbente si një lloj garancie nga përmbysja e mundshme. Për këtë shkak, sa herë që e tentoja normalizimin e raporteve të mia me bijën time, më delnin përpara "bedelët" e tyre. Më vinin gjithmonë para alternativës së shkatërrimit të bijës sime, të luftës ose të tërheqjes. E zgjidhja tërheqjen taktike për të mos shkaktuar përmbysjen.

Mirëpo ata vajtën larg: më shpallën të krisur, konservativ, komunist a prokomunist, marksist-leninist e gjepura të tjera. Vajtën edhe më larg:-e tentuan mohimin e dëshmorëve të parë të rënë për demokraci dhe për liri në Brestovc. Iu përgjigja me artikullin "Bëje ose vdis" (Fjala, 5-12 shkurt 1992), por e heshtën diskutimin, e ndryshuan kontekstin e gjërave dhe ranë në kundërthënie me vetveten. Pastaj i mohuan atëbotë tri kërkesat e mia: themelore 1) Për Republikën e barabartë të Kosovës në ish-Jugosllavi, 2) Për ruajtjen e integritetit territorial të ish-Jugosllavisë dhe 3) Për respektimin e pavarësisë së Shqipërisë (shih artikujt në DEA prej 1-6, 90/91, sidomos artikullin redaksional "DEA dhe sulmet"). Pasoi një propagandë e tmerrshme, por asnjë përgjigje serioze. Përhapnin fjalë se isha kundër bashkimit me Shqipërinë. Për të qenë efekti diskreditues më i fortë, i shpjegonin popullit nëpër oda se bashkimi me Shqipërinë ishte çështje e kryer, sapo që nuk kishte ngjarë, po ja që unë po i pengoja! Sikur kjo çështje të varej nga unë dhe jo nga lufta e përbashkët aktive e të gjithëve! Qëllimi i kësaj propagande të tmerrshme verbale, dhe jo vetëm verbale (atëbotë e izolonin

edhe familjen time në Krushë) nuk mund të ishte vetëm likuidimi im politik, por diç më e madhe. Ata nuk mund të mos e dinin se në atë kohë nuk ishte në rend të ditës Bashkimi me Shqipërinë por Republika. Nuk mund të mos e dinin se diskontinuiteti total politik do të shkaktonte luftë totale për të cilën nuk bënin kurrfarë përgaditjesh. Nga kjo ishte e qartë se llogarisnin në forca të huaja. Efekti politik i këtij qëndrimi ishte instrumentalizimi total i Kosovës për interesa të huaja dhe jo për interesa të veta. Qysh heret e kisha kuptuar se disa qarqeve shkencore-politike amerikane nuk do t'u bëhej vonë po qe se problemin shqiptar do ta zgjidhnin duke e futur Shqipërinë si Republikë të shtatë brenda ish-Jugosllavisë. Mendimet e tilla kishin mbetur recidiv i planeve të Luftës së II Botërore. Isha i bindur se SHBA-të nuk kishin interesa të drejtëpërdrejta në Ballkan, përpos atyre që i trashëgonin prej britanikëve. Për këtë shkak, supozoja se disa qarqeve "kokë-nxehta"(hot-heads) të atjehit nuk do t'u bëhej vonë edhe po qe se një gjë e tillë do të rezultonte me luftë. Me luftë ata e mendonin luftën lokale, sepse kjo atëherë "ishte në modë" dhe jo luftën totale. Nuk e kishin të zhvilluar ndjenjën e duhur për interesat kontradiktore të fuqive të Europës dhe për këtë shkak nuk do të përtonin të eksperimentonin me qëllim të shquarjes së tyre. Nga kjo mund të konkludohej fare lehtë se po qe se një luftë e tillë lokale do të komplikohej, nuk do t'u bëhej vonë po qe se nga dëshira për ndërprerjen e konflikteve të mëtejshme do të rezultonte një Shqipëri e reduktuar dhe e bashkuar muslimane. Mirëpo mua më bëhej vonë dhe nuk më dukej mirë. Një Shqipëri e bashkuar, -e mendoja me vete, -pa Devollin apo Sarandën, me një Republikë të Shkodrës dhe ndoshta edhe të Mirditës në mes, ku do të sundonin raportet feudo-klanore, me ndonjë aga të feudo-kapitalizmit në udhëheqje të parashutuar nga jashtë, e pranoj se nuk më pëlqente. Pastaj mendoja se populli shqiptar pikërisht për shkak se i kishte pasur tri fe, kishte qenë origjinal dhe unik në Evropë, në ndërtimin e asaj që Hegeli do ta quante "Volks geist" dhe se kjo "Volks geist" e shqiptarëve, me shekuj i kishte përbuzur tentativat që ta coptonin në baza religjioze. Kjo qëndresë e përbashkët e të tri feve e kishte begatuar pastaj shpirtin e tyre, dhe jo vetëm frymën, dhe për këtë shkak ky kishte qenë kontributi më origjinal i tyre në ndërtimin e kombit dhe argument i fuqishëm në tërë qytetërimin e Evropës për perzistencën e kombit si kategori e rrënjosur. Andaj e pranoj se nuk mund ta merrja me mend një Shqipëri të tillë të reduktuar vetëm në një fe. Më dukej se ajo nuk do të ishte edhe më tutje e njëjtë, me shpirt të brumosur nga fe e kultura të ndryshme, por, si e imponuar nga larg dhe nga të tjerët, në thelb do të ishte një Shqipëri pa shpirt. Për këtë shkak besoja se problemi shqiptar ishte akoma problem dhe jo çështje, dhe se ishte i natyrës së barazimit të plotë me republikat tjera në ish-Jugosllavi dhe i barazimit të popullit në pikëpamje të forcës materiale, në radhë të parë me veten dhe pastaj edhe me të gjithë popujt tjerë në Ballkan dhe në Evropë. Duke u nisur nga këto premisa, ashtu si më dukej e mundshme në atë kohë, përgjigjet i dhashë në fejtonin "Republika dhe lufta në kontekst të Evropës"(Janar-shkurt -1992). Pastaj në vende të ndryshme i thashë me gojë edhe ca gjëra të tjera që më brengosnin, si p.sh., se politika e pasivizimit në formë të durimit e deziluziononte masën dhe i ndihmonte shpërnguljes, se evropeizimi i Kosovës nuk mund të reduktohej në shpërnguljen e rinisë dhe në asimilimin e saj në Evropë, se metodat mafioze në politikë nuk të çonin askund e shumë gjëra të tjera. Më akuzuan se po ua përçaja popullin, i cili nuk kishte asnjë haber për motivet e vërteta të sulmeve kundër meje. Nuk u përgjigjën asnjëherë botërisht, por më dëmtuan tepër shumë pas shpine. Me fjalë të tjera, qarqet "kokënxehta" në Amerikë i kishin pasur dishepujt e tyre edhe në Beograd (se këtë gjë ua kishte anda) por edhe në Prishtinë (se nuk u binte ndërmend finalja por vetëm starti).

**Një piramidë e arkeologjisë shoqërore**

Nuk e di nëse edhe ti e duartrokisje këtë dëmtim pas shpine, por e di se Erleta nuk vinte. Kush ishin ata që në mënyrë të organizuar, përmes "bedelëve" të tyre, ia mundësonin vajzës

ikjen nga takimi me babën e vet sikur ky t'ishte ndonjë kriminel dhe jo një njeri i rëndomtë si të gjithë të tjerët? Këta ishin shumë nga ata që dikur i njihnim së bashku, por që tani të përkrahnin vetëm ty, që në të vërtetë nuk më kishin përkrahur kurrë përpos në masën që u kishte konvenuar atyre. Këta qysh atëherë nuk kishin pasur botëkuptime të drejta mbi raportin familje-shoqëri dhe rrjedhimisht, mbi asgjë. Koha e luftës dhe ajo menjëherë pas saj u kishte imponuar kriteriume politike mbi jetën private. Ky kishte qenë kompromisi i parë i tyre. Të gjitha kompromiset tjera të natyrës politike kishin qenë më të lehta, më të parëndësishme dhe më pak e më rrallë shqetësuese. Për këtë shkak, nuk mund të pritej nga këta këmbëngulja në mbrojtjen e parimeve dhe shumë rrallë e njihnin funksionin e tyre. Procesi i racionalizimit në mendjen e tyre nuk i kishte lejuar ta kuptonin të vërtetën; -nuk e ndjenin se mendimet i kishin sipërfaqësore, të pathelluara dhe as që mund t'i thellonin. Për këtë shkak ishin të prirur t'i besonin tepër shumë argumentit të autoritetit dhe jo autoritetit të argumentit. Ishin të bindur se duhej ta konsideronin veten "super-burra" në kuptimin niçean të fjalës, por pa nevojën e përdorimit të kamxhikut, pasi që këtë e zëvendësonin pozitat e larta shoqërore. Në thelb, intelektualisht të pakompletuar, veten e identifikonin me këto pozita. Si rrjedhojë politike e këtij identifikimi doemos paraqitej karrierizmi i tepruar i cili ndodhej në raport të zhdrejtë me shkallën e kompletësisë intelektuale dhe të identitetit personal. Për këtë shkak, frika nga rreziku për humbjen e tyre i drejtonte të gjitha veprimet tjera, si në raport me veten, ashtu edhe në raport me të tjerët. Andaj është e kuptueshme se ishin tejet të pandjeshëm për problemet që nuk i rrezikonin pozitat e tyre dhe tejet të ndjeshëm për çdo synim të kundërt. Ky kishte qenë dhe kishte mbetur i vetmi kriterium i sjelljes së tyre gjer me ndryshimin e ambientit politik, i cili akoma nuk kishte përfunduar.

Pjesa tjetër që vinte menjëherë pas tyre, u ngrit në sferat më të larta shoqërore pa ndonjë prapavijë dhe traditë të duhur intelektuale. Raportet familjare të kësaj pjese poashtu i karakterizonte pabarazia, bile edhe më shumë se sa në rastin e parë, sepse të parët qysh heret qenë të detyruar t'i përmbaheshin imixhit mbi pjesëmarrjen familjarisht në luftë. Si rrjedhojë, gruas i mbetej të identifikohej jo me veten, as me burrin, por vetëm me pozitën e tij në shoqëri. Ajo mund të ishte grua e filan doktorit, inxhinjerit, profesorit etj., sikurse që në rastin e parë simotra e saj prezentohej si grua e filan kryetarit, sekretarit, ministrit etj. Ajo nuk mund të ishte filan-fistekja, me identitetin dhe me dinjitetin e emrit të vet personal, sepse si të tillë nuk e njihte askush, dhe as që ishte ajo vetë e orientuar për të qenë e vetvetes. Ky orientim i femrës shqiptare për të mos qenë e vetes, por si fëmijë -e filan kolektivitetit familjar, ndërsa pak më rrallë -e filan babait, dhe në moshë të rritur -e filan burrit, ishte pothuajse tradicional. Atë e mësonin që në fëmijëri për të mos qenë e vetes por vetëm e të tjerëve. Shoqëria tradicionale shqiptare ishte përfundimisht arkaike. Nga ky arkaizëm buronin pastaj tragjedi të shpeshta dhe të rënda, ndonëse kishte lindur si mekanizëm mbrojtës i shoqërisë nga imponimet e jashtme. Puna ishte që ky arkaizëm patjetër të luftohej dhe jo të kultivohej në rrethana të ndryshuara. Ndërkaq kjo luftë ishte një "condicio sine qua non" i çdo evropeizimi të shëndoshë e jo të çoroditur.

Në të dy rastet, mbikëqyrja dhe edukimi i fëmijëve, si edhe punët e shtëpisë, mbeteshin detyrë ekskluzive e gruas. Intelektuali ynë i lartë, nga ky aspekt, ndodhej në pozitë të ngjashme me cilindo shkollar të familjeve kolektive nga fshati që e përbënin hallkën e tretë të piramidës shoqërore në Kosovë, po qe se numrimi i tyre do të fillonte nga lartë poshtë. Ishte kjo një piramidë e vjetër sa edhe vetë shoqëria -një piramidë arkaiko-arkeologjike në shumë kuptime, ndonëse skeleti i strukturës bazë nuk mund të ndryshonte askund.

Burrat nga këto tri kate ose hallka shoqërore, në vetëdijen e tyre të lajthitur konsideroheshin si "super-burra", pasi që ashtu i kishte bindur procesi i racionalizimit të kompromiseve që i kishin bërë me ndërgjegjen e tyre në ngutje e sipër për të arritur sa më lart që të ishte e mundur. Në të dy hallkat e fundit, e ndonjëherë edhe në hallkën e parë, burrat ishin të zhveshur nga përgjegjësia e brendshme familjare, nga përgjegjësia për kujdesin ndaj fëmijëve.

Kjo pastaj e mundësonte ripërtëritjen e piramidës arkeologjike në shumë kuptime. Në të dy hallkat e para këtë ua mundësonte bashkëshortja me identitet të tretur, ndërsa në hallkën e tretë, kësaj i ndihmonte edhe kolektiviteti familjar në frymën e traditës. Kishte edhe raste ekstreme, kur burri nga hallka e dytë i linte gruan dhe fëmijët në fshat nën kujdesin e kolektivit familjar, përderisa në banesën e vet në qytet e vendoste një grua tjetër jolegjitime. Dhe për këtë nuk e brente kurrfarë ndërgjegje, sepse ky kishte qenë kompromisi fillestar i një pankompromisiade të mëvonshme gjithëshoqërore, kur burrat-fëmijë nga hallka e tretë, madje edhe gratë e tyre, e konsideronin si normale një martesë "ashiqare" në Kosovë, dhe një tjetër "për të cilën nuk flitej" në Evropë. Vetëm nga ky fakt fatkeq është fare e qartë natyra e moralit që kishim filluar ta kultivonim.

Të trija këto hallka të shoqërisë e përbënin shtresën sunduese të saj. Këto ushtronin ndikim të madh në krijimin e mentalitetit dhe të ambientit politik. "Super-burrat" e kësaj shtrese konsideroheshin të civilizuar, madje edhe në nivel të Evropës, por gabonin, ndonëse nuk ishin të vetëdijshëm, kur dukuritë devijante dhe me rëndësi margjinale i merrnin për thelb të moralit evropian. Disa nga ata natyrisht edhe mund ta dinin të vërtetën, por të gjendur para dilemave të shumta që kishin të bënin me ta, u dukej më e lehtë ta zgjidhnin rrugën e oportunizmit utilitar: me çmimin e flijimit të gjërave që dukeshin se nuk janë aty për aty evidente për rrethin e vet, dëshironin me çdo kusht të bëheshin dhe të mbeteshin dikushi.

Objektivisht anëtarët e të dy grupeve të fundit ishin martuar heret, në moshën kur akoma kishin qenë vetëm bij të kolektiviteteve familjare dhe jo njerëz të formuar, me identitet të vetin. Ishin martuar rëndom me dëshirën, por pa vetëdijen e tyre të plotë mbi rrugët që do t'i kalonin në të ardhmen e vet dhe gjithnjë në kohën e varësisë së plotë materiale, kur nuk kishin patur as mundësi reale t'i rezistonin presionit eventual të saj (të familjes kolektive). Megjithatë kjo gjë mund të ndihmonte në kuptimin e mangësive, por nuk mund t'i arsyetonte ato. Njëmendësia e luftës së zhvilluar për t'u ngritur, ose më tepër, për të zënë pozita në shoqëri, kishte qenë faktori kryesor që e përcaktonte karakterin e tyre. Meqenëse kjo luftë gjithnjë e më tepër bëhej më e vështirë, pritej që nga ky bazament shoqëror një kategori e konsiderueshme të mbetej e paintegruar dhe me kohë të rritej numerikisht dhe të forcohej intelektualisht. Dhe ashtu ngjau. Duke e synuar zhvillimin dhe forcimin e individualitetit të Kosovës, i përkraha që nga fillimi i formimit të tyre si kategori e veçantë shoqërore. Pastaj në gjysmën e dytë të artikullit "Viti '81 dhe proceset e demokracisë", i ngrita qëllimisht lart në piedestalin politik, por hallkat e integruara shoqërore te këta e kishin parë vetëm rrezikun për pozitat e tyre. Më vonë një pjesë e rëndësishme por e vogël e tyre u integrua në alternativën kosovare, ndonëse duke iu përshtatur rezonimit të moçëm politik dhe jo duke luftuar për ta ndryshuar atë. Ndoshta kësaj përshtatjeje të tyre i kishte ndihmuar edhe ndryshimi i rrethanave ndërkombëtare, por kjo njëherit e vërtetonte argumentimin tim se fjala ishte për të rinjtë që e synonin të njëjtën gjë.

S'ishte kurrfarë çudie prandaj që të dy palët të më konsideronin si të tyrin dhe të gjenin argumente për këtë. Mirëpo meqë me të parët nuk e kisha ndarë bipërkatësinë politike, ndërsa me të dytët as moshën dhe as injorancën e kuptueshme për proceset politike, njësoj mund edhe të më refuzonin nga vetja. Ashtu edhe ngjau. Edhe më deshën, por edhe më hodhën atëherë kur menduan se nuk u duhesha. Në këtë mënyrë mbeta vetëm i vetes, ashtu siç kisha qenë gjithmonë.

Mirëpo përkundër gjithë kësaj lufte, të cilën herë-herë e zhvillonin të gjitha palët kundër meje, njëkohësisht, dhe në të gjitha drejtimet, unë qëndrova konseguent: e besoja se inteligjencia e Kosovës, anëtare e së cilës je edhe ti, heret a vonë do t'i kuptonte gabimet e rezonimit të moçëm politik të kohës së komunizmit në Kosovë. Për këtë shkak edhe të arsyetova, dhe meqë për asnjë milimetër nuk i kishe tejkaluar kufijtë e gabimeve të tyre, e kërkova mbrojtjen tënde edhe për kohën e demokracisë dhe jo vetëm për kohën e komunizmit. Mirëpo ti e vazhdove avazin e vjetër ndërsa ata e vazhduan rezonimin e moçëm të përkrahjes

së njëanëshme. Kjo më tmerroi. Ata që e pretendonin udhëheqjen e luftës për dinjitetin dhe identitetin e një populli të tërë, të cilëve populli u besonte me fanatizëm të verbër, nuk e shihnin dot se kishin startuar shtrembër. Duke e përkrahur një praktikë përfundimisht imorale, binin në provimet elementare të etikës dhe nuk e shihnin lidhjen e saj me politikën. Për këtë ua tërhoqa vërejtjen dhe më akuzuan për bajraktarizëm. Për ta individi nuk mund të lozte ndonjë rol të madh në ecurinë e proceseve dhe duke mos e parë trashëgimin e botëkuptimeve të vulgarizuara staliniste mbi rolin e masës në revolucionet shoqërore, më akuzonin pikërisht për stalinizëm! I kishin hutuar titujt dhe gradat e larta të shkencës dhe të politikës, pasi që tashmë e kishin harruar mënyrën e arritjes së tyre. U binda përfundimisht se ata demokracinë e barazonin me interesat e veta të veçanta. Për këtë shkak, metodat mafioze për sendërtimin e këtyre qëllimeve jo vetëm që i prezantonin si demokratike por fatkeqësisht edhe i besonin si të këtilla. E kishin përvetësuar qasjen cinike dhe jo atë idealiste ndaj demokracisë, duke harruar se pikërisht kjo e kishte avancuar demokracinë. Rendi, skrupujt, ligji, ligjshmëria, normat etike, me vetë qasjen e tillë, ishin të eliminuara nga rezonimi i tyre politik. Bukuria sublime e demokracisë duhej të ekzistonte vetëm për budallenjtë si unë. Politikën e kishin reduktuar në një mjeshtëri për dallavere dhe për pazarllëk. Bënin tregti me opcionet politike dhe nuk e ndjenin se fjala ishte për interesa fundamentale të një populli të tërë. Si rezultat i këtyre botëkuptimeve të rrotulluara mbi demokracinë, sot nuk ka vetëm ngecje, por edhe retardime të rënda dhe tragjike të proceseve politike.

Ata që këto gjëra nuk duan t'i shohin sot, ata që për këto nuk mërziten tani, nuk do të mërziten kurrë. Ata janë një soj karrieristësh tejet të zhdërvjellët, dhe padyshim që do të mbeten me çdo kusht në pushtet në çfarëdo rrethana. Ky ishte dhe mbeti qëllimi i tyre i vetëm, por nuk e di se kujt, pos vetë atyre, do t'u duhet ai pushtet? Pushteti mbi një popull të përgjysmuar nga çdo drejtim nuk është tjetër veçse një karikaturë e mjerë e vetes.

Besova se nga ai bazamenti i përmendur i piramidës arkeologjike -dhe arkeologjike në shumë kuptime, do të shpërthente kategoria në fjalë e të rinjve që tanimë nuk ishin të rinj. Dëgjova se të kishin zgjedhur anëtare të Këshillit për Liritë dhe të Drejtat e Njeriut në Kosovë. Pikërisht aty ishin të koncentruar shumë nga këta të rinj të moshës së pjekur. Meqë dikur i kisha ngritur lart në piedestalin politik, kurse të tjerëve u kisha premtuar se me çmimin e jetës nuk do ta lejonim rrënimin e jetës (shiko ligjëratën: "Individi dhe procesi politik") nuk desha t'i besoja një kauboji të Texasit se edhe ugandezi Amin Dada një herë kishte qenë i zgjedhur në forume të ngjashme. Desha të besoja se këta nuk do ta lejonin përvjedhjen e praktikave që do ta cënonin integritetin moral të forumit në fjalë. Desha të besoja se edhe ti vetë nuk do ta lejoje një gjë të tillë. Mirëpo edhe këta u treguan oportunistë si të parët. Edhe ti u pajtove me këtë oportunizëm. Lufta politike që duhej të zhvillonit u reduktua në evidentimin e ekseseve, të ndodhive dhe të krimeve dhe në arkëtimin e tyre në forumet e larta të komunitetit evropian. Me kaq përfundonte lufta politike e të rinjve të pjekur. Thua se Evropa nuk i dinte dhe nuk i shihte ato. Thua se ajo vetë nuk i kishte provuar tashmë. Kjo më hidhëroi. Ua thashë edhe më parë me gojë, por tani po ua përsëris: ose nuk e njihnin natyrën e luftës politike, ose nuk e besonin fare atë. Në të dy rastet do të duhej të ishin të ndershëm. Po qe se nuk ishin të gatshëm të ballafaqoheshin me konsekuencat që doemos i nënkupton lufta politike, atëherë le të hiqnin dorë nga ajo! Le të merreshin me diç tjetër që nuk ka konsekuenca të tilla, si psh. me bujqësi ose me tregti, por jo me luftën politike për liritë dhe të drejtat e njeriut në Kosovë! Në këtë mënyrë ata e shkaktuan humbjen totale të besimit të dhënë.

### Një mbledhje

Gjatë një viti të tërë shkollor punonim në të njëjtin fakultet, por nuk u takuam ndonjëherë. Pastaj, meqë ishte fjala edhe kinse për mua, më ftuan në mbledhjen e përmendur të 1 korrikut

të këtij viti. Ti erdhe me vonesë, dhe pikërisht kjo gjë më dha rastin të të shikoja drejtpërsëdrejti. Pikërisht ashtu siç mund t'i përcillte Suzana , e cila si me porosi ishte ulur mbase kastile përballë meje, ndryshimet e mundshme në fytyrën time. Mirëpo më ra ndër mend me kohë. Nuk i dhashë rast ta kryente këtë detyrë. Ka kohë që jam mësuar ta komandoj brendinë time. Gjërat që i vërejta tek ti, shihej qartë se nuk vinin nga pleqëria. Dëshirova t'i zbërtheja. Për këtë shkak i mbërtheva tamthat me gishtërinj, dhe sakaq më dolën para sysh dridhjet e Andinit.

Skena të tmerrshme kishte përjetuar Andini. Atë vetë dhe të motrën i mbanin peng në nivel mëhalle, (mahallisht). Një herë, pas një nate të tmerrshme të kaosit shpirtëror, kur kisha kërkuar që ta shihja, kish qenë dëshmitar i vërsuljes së dajallarëve të tij për të më rrahur, sepse kisha guxuar t'ua prishja gjumin (kishte qenë ora 8 e mëngjezit). Nuk e dija se për ta bërë një gjë të tillë ishte dashur të kaloja procedura të posaçme. Po atë ditë fshati qe mbarsur me propagandën e aktivistëve të LDK-së. Kisha bërë gabim të madh, thoshin ata, ndonëse nuk e shpjegonin dot se ku konsistonte gabimi. Që nga ajo ditë Andini e bart në vete një shqetësim të dridhshëm, një dridhje shqetësimi sa herë që dëgjon se do të kaloj aty pari, kah dajallarët e tij. Ndoshta edhe për këtë shkak, qysh kur ai ishte në moshën 4 vjeçare, i tërë një fshat me të pesë mijë banorët e tij, i bënte sehir udhëtimet e Andinit. Një vocrrak 4 vjeçar udhëtonte gati për çdo ditë prej një skaji në skajin tjetër të fshatit nëpër vapën e verës, nëpër baltërat e vjeshtës e nëpër stuhinë e dimrit, duke i kaluar pritat e qenëve, dhe shkonte për ta parë babain e tij që donin t'ia rrëmbenin. Në fillim kishin qeshur me udhëtimet e tij, sepse i kishin interpretuar si produkte lazdrimi, pastaj kishin filluar ta admironin për guximin dhe gjindshmërinë që e kishte treguar gjatë atyre udhëtimeve. Më në fund, kur e kishin koptisur esencën e çështjes, ajo kishte mbetur sërish aty ku kishte qenë -e pazgjidhur. Andini i vogël gradualisht ishte shndërruar në një legjendë lokale, por pa ndonjë përmendore të ngritur si ajo e Manequen Pisse-it në Bruksel të Belgjikës. Mendoja me vete: sikur udhëtimeve të Andinit t'u ngritej ndonjë përmendore si atij në Belgjikë, atëherë ajo patjetër do të duhej t'i përmbante dridhjet shqetësuese të Andinit, do të duhej të simbolizonte indolencën ndaj imponimit të një politike nga jashtë brenda, shkatërrimin përfundimtar të rendit të gjërave. Ndërkaq figura e Manequin Pisse-it nuk përmbante asgjë të këtij lloji përveç një përbuzjeje të lehtë me të cilën protestohej eksportimi i një politike nga brenda -jashtë. Nuk përmbante asgjë tmerruese, por përkundrazi, një protestë sharmante, një fakt që nuk i përkiste atij vetë, por edhe shoqërisë, që i kishin lënë vrragë të thella që do të duhej t'ia mbulonte koha, por që ajo kurrsesi nuk po vinte.

Pastaj m'u kujtua Brisilda, vajza ime tri-vjeçare. E kishin bërë shoshë nga prapa me inxheksione, por nuk e kishin parë të arsyeshme të më tregonin. Ftohja e saj, si gjithmonë, u ishte dukur e parëndësishme. Mirëpo rezultat ishte largimi i saj nga unë, ashtu si edhe Erleta më heret: më urrente sepse nuk kisha qenë pranë saj kur kishte pasur dhembje. Nuk e kisha mbrojtur dhe as ngushëlluar. Kisha mbetur për të një i huaj i paarritshëm, ndonëse thoshin se isha baba i tyre. Pastaj unë desha ta urreja gjithë botën e femrave, por ti ishe aty. Të pashë dhe e ndjeja prezencën tënde. Në të vërtetë nuk të pashë, por vetëm të lexova e të shkoqita shpirtërisht.

I mbylla sytë dhe desha të përqendrohesha, por tani më doli përpara Eranda. Ti nuk e njeh Erandën. Është bija 7 vjeçare e vëllait tim -Afrimit, dmth., mbesa ime. Është tejet e hajthme por inteligjente. Ditën që u nis ia kishte përkujtuar babait të vet që veturën e tyre të ma linin mua "Axhit Ukshin". U kishte shpjeguar se ajo do të më duhej pasi që udhëtoja rregullisht për në Prishtinë dhe mund ta takoja -Erletën. Pastaj kishte kërkuar të përshëndetej me mua, por unë kisha ikur. Nuk kisha mundur të ndahesha dot prej tyre. Për këtë shkak ia kishte plasur vajit. Vajit të saj iu kishte bashkangjitur edhe Bulena (Albulena) 4 vjeçare, që e kishte kërkuar Andinin, por ky si zakonisht nuk e kishte honepsur, ngase i dukej si tepër e bezdisshme. Më në fund i kishte pajtuar Bresha (Arbëreshja) 3 vjeçare "Do t'i çojmë, -kishte propozuar ajo, -

Axhit Ukshin ma:ka". Me këtë propozim ishin pajtuar që të trija dhe iu kishin bashkuar prindërve të vet në rrugën e gjatë të mërgimit. Të 19 shokët e Afrimit që i njihja më parë, kishin vajtur tashmë qysh heret. Lëndimi im, pas rrahjes, e kishte bindur përfundimisht se duhej të shkonte edhe ai. Dhe shkoi me gjithë familjen, si të gjithë shokët e vet.

Thashë me vete: ç'i duhej Millosheviqit të manipulonte aq shumë për ta arritur një qëllim aq të kollajshëm? Por përgjigjet mu dukën si tejet triviale. Andaj i heshta.

Përderisa nxirrja konkludime të tilla, më pengoi, por edhe më zgjoi, zëri i asaj kolegeje që të vardisej. I shikova njerëzit përreth. Ishin po ata njerëz që 12 vjet më parë i kisha parë në sallën e arsimtarëve të Fakultetit Filozofik. Mungonin ca më kryesorët, por shumë prej tyre ishin bërë të mëdhenj dhe u ndjehej prezenca përmes bedelëve. Disa i kishin avansuar gradat dhe pozitat, por nuk ishin avansuar edhe vetë. "Një fatkeqësi e rëndomtë e intelektualëve tanë, -mendova, -është se nuk avansojnë dot së bashku me gradat." Të gjithë e pretendonin unitetin, por shpërthenin lehtazi në sipërfaqe të njëjtat përkufizime grupore si dikur: në ata që pretendonin se e kishin pushtetin, por që kishin zbritur në bodrumet e shtëpive private. Në ata që pretendonin humbjen e pushtetit, por që megjithatë me dinakëri, mençuri dhe gjelozi e ruanin, duke pretenduar se e ndanin me të parët, por po ashtu nëpër bodrumet e shtëpive private. Dhe më në fund, në ata që i bënin sehir të dy grupet në fjalë dhe nuk prisheshin me asnjërin, duke e pritur përfundimin e luftës së tyre për pushtet dhe jo për shtet. Të gjithë pretendonin se ishin kundër Serbisë, përderisa ajo vetëm sa i kishte braktisur, dhe këta nuk e kuptonin përse. Mendoja: këta nuk e dinë se Eranda, Bulena dhe Bresha tashmë kishin vajtur. Nuk dinin asgjë as për Sildën 3 vjeçare e cila në mënyrën e vet fëminore protestonte kundër ndarjes me babain e vet. Kishin dëgjuar mbase për Erletën, por nuk mund ta njihnin botën e saj të brendshme. Dhe konkludova: një inteligjencie me një popull të përgjysmuar nga të gjitha drejtimet. Mirëpo këtë e kisha konkluduar edhe më heret. Motivi për të konkluduar për të dytën herë po të njëjtën gjë s'mund të ishte vetëm personal. U përpoqa ta gjeja motivin dhe sakaq m'u kujtua biseda me atë intelektualin, ish-mikun tim, që i takonte grupit të parë (që e pretendonin pushtetin, por që ky u kishte ikur, bile edhe nga Tirana): "Nuk kishim pasur popull, -thoshte ai,-por vetëm fis". Ndoshta vërtetë ishte kështu, por ky nuk kishte të drejtë ta thoshte një gjë të tillë. "Qen bir qeni, -thashë me vete, -e dëshiroje luftën por jo edhe përgjegjësinë!" Me imoralitetin e këtij qëndrimi e katandisën çdo moral në gjendje të amullisë shpirtërore të një populli të tërë dhe pastaj me një paturpësi të hapur deklamonin se nuk kishte pasur popull por vetëm fis dhe për këtë i fajësonin të vdekurit dhe jo veten e tyre.

Intensiteti i mendimeve po më shkaktonte mundime. Për këtë shkak e ndërrova vendin, por tani më dhimbnin edhe plagët. Megjithatë arrita të koncentrohesha sërish. Ç'kërkoja unë në këtë vend? -e pyeta veten, dhe sakaq m'u kujtua se gjatë tërë vitit e kisha kërkuar Erletën, por nuk e kisha gjetur. Nuk ishte edhe më tej vendi im aty, përfundova me vete, dhe përsëri të vura re. Befas m'u bë e qartë gjithë e vërteta jonë e hidhur. Nuk pata nevojë ta mësoja nga bisedat dhe as që të ma rrëfenin. Thjesht m'u bë e qartë dhe e kthjellët si kristali, por dhe e rëndë si tunxhi:

TË KISHIN PËRDORUR TY PËR TA SHKATËRRUAR JETËN TIME. POR PËR TA BËRË SHKATËRRIMIN ME THEMEL TË JETËS SIME, TI NUK U KISHE MJAFTUAR. E KISHIN (OSE -E KISHA) GJETUR EDHE NJË TJETËR, POR KËTË E MËSOVA NË NDËRKOHË. ATË QË NUK E DIJA DERI NË ATO ÇASTE DHE PËR TË CILËN NUK KISHA QENË I VETËDIJSHËM ISHTE FAKTI SE MË KISHIN GJETUR EDHE MUA PËR TA RRËNUAR JETËN TËNDE DHE JO VETËM PËR TA SHKATËRRUAR ATË. PASTAJ E KISHIM GJETUR NJËRI-TJETRIN PËR TA RRËNUAR JETËN E FËMIJËVE TANË. KY RRËNIM CIKLONIK KISHTE VAZHDUAR ME VITE TË TËRA DHE AKOMA VAZHDON EDHE SOT. PËRKUNDËR PREMTIMIT SE ME ÇMIMIN E JETËS NUK DO TA LEJONIM RRËNIMIN E JETËS, JETA NË KOSOVË VAZHDONTE TË

RRËNOHEJ. TANI E RREZIKON EDHE VETË EKZISTENCËN E KOMBIT. KJO NUK DUHET LEJUAR!

Krushë e Madhe Ukshini
18 korrik 1993

**Bibliografia**


ALTHUSER, LUJ *Za Marksa,* Nolit, Beograd 1971
ARENDT, HANA *Vita activa oder vom tatigen leben,* München
ARISTOTELI *Politika,* Prishtinë
B.R. ADMIRAL; DANIEL INMAN; BURTON, F. Jr. *Technology and Competitiveness, The New Policy Frontier*, Foreign Affairs, Fall 1990
BACKER, BERIT *Behind the stone walls*
BAY, KRISTIAN *The Structure of Freedom,* Stanf. Un. Pr. California 1970
BERTRAM, KRISTOF *The German Question,* Foreign Affairs, Spring 1990
BIBIÇ, ADOLF *Politicka znanost, predmet i sustina;* Hrestomatija politicke znanosti, Zagreb 1971
BLOH, ERNEST *Das Prinzip Hoffnung,* Frankfurt a/M, 1973
BROWN, DAVID *Ethnic Revival, Perspectives on state and society,* Third Word Quaterly, Oct. 1989
BRZEZINSKI, ZBIGNJEV *Post Komunist Nationalism*, Foreign Affairs, Winter 1989-90
BRUNET, RENE *The New German Constitution,* 1922
CARR, E.H. *International Relations Beetween the Two World Wars,* St. Martins Press, N.Y.
CARVER, GEORGE *Jr. Intelligence in the Age of Glasnost*, Forreign Affairs, Summer 1990
CLAY, JASON, W., *The Ethnic Futur of Nations,* Third Word Quaterly, October 1989
COHEN, BENIAMIN J. *The question of Imperialism,* Basic Books, Inc. Publishers, N.Y. 1973
DYVERZHE, MORIS *Uvod u politici,* Beograd 1966
ENLOE, CYNTHIA *Policia, armija i etniciteti,* Zagreb 1990
FRANKL, JOZEF *The Making of Foreign Policy*, Okll.Univers.Press, London 1967
GANDI, M.K. *My Non Violence*, Navajivan Publishing House, Ahmedabad 1960
HABERMAS, JURGEN *Technik unt Wisentschaft als Ideologie*, Frankfurt a/M, 1970
HEGEL, G.W.F. *Estetika I,* Beograd 1975
HOBBES, THOMAS, *Leviathan* (ed. and. intr. by C.B.Macpherson) Harmondsworth, Eng., Penguin, 1968
HOFFMAN, STANLEY *A New World and its Troubles,* Foreign Affairs, Fall 1990
HORKHEIMER M. *Zur Kritik der instrumentellen Vernunft*, Frankfurt a/M, 1967
HORKHEIMER, MAKS und ADORNO, THEODOR *Dialektik der Autklärung,* Amsterdam 1947
IBLER, VLADIMIR, *Medjunarodni odnosi,* Hrestomatija Pol. znanosti, Zagreb 1971
KANT, IMMANUEL, *Kritika cistoga uma*, Beograd, Kultura, 1970
KELLER, KENET, H. *Science and Technology,* Foreign Affairs, Fall 1990
KENNAN, GEORG, *America and the Russian Future,* For. Aff. Spring 1990
KENNAN, GEORG, *Comunism in Russian Histori*, For. Aff. Winter 1990-91
KIPOLA, KARLO, *The economic Decline of Empires,* 1970
KOBER, STANLEY, *Idealpolitik,* Foreign Policy, Summer 1990
LASWELL, HAROLD, *Psichopathology and Politycs*

MACKINDER, HALFORD J. *Democratic Ideals and Reality,* New York 1942
MAKIAVELI, *Sundimtari (Il Principe),* Prishtinë
MARKSI, K. *Kapitali,* Tiranë
MARTIN, ALFRED von,*Sociologie der Renaissance*...Frankfurt 1949
MACRIDIS, ROJ *Foreign Policy in World Politics,* New Yersey, USA 1976
MCLELLAND, CHARLES, *International Relations,* Wisdom or Science në James N.Rosenau, International Politics and Foreign Policy, The Free Press, Macmillan Publishing Co.In.N.Y. USA 1969
MOR, TOMAS *Utopia,* Prishtinë
MORGENTHAO, HANS J. *Politics among Nations,* A.A.Knopf, N.Y.1967
MOREN, EDGAR, *Kako misliti Evropu,* Sarajevo, 1989
NORTHEDGE, F.S. *The Foreign Policyes of the Powers*, The Freedom Press, N.Y.1974
NEHRU, JAWAHARLAL, *An Autobiography,* Allied Publishers, New Delhi, 1961

ORGANSKI, A.F.K. *World Politics,* A.A.Knopf, N.Y.1968
PASHIQ, NAJDAN, *Uporedni politicki sistemi,* Beograd 1978
PASHIQ, NAJDAN, *Klase i politika,* Beograd 1968
POLITIÇKA ENCIKLOPEDIJA, Savremena Administracija, Beograd 1975
PRIFTI, PETER, *Albania,* Boston, Masachussettes, 1978
PUTO, ARBEN, *Pavarësia shqiptare dhe diplomacia e fuqive të mëdha,* Tiranë 1978
RENOVEN, P., DUROSELLE, J.B. *Introduktion a l historie des Relationes Internationales,* Librarie Armand Colin, Parsis 1970
RÖHRICH, WILFRID - NARRA,W.D. *Politika kao znanost,* Zagreb 1989
STALIN, J.V. *Marksism and National Question,* San Francisko, Proletarian Publishers 1975
STOESINGER, JOHN, G. *The Might of Nations,* Random House, N.Y, 1967
SULISBURY, HARRISON, E. *The War Between Russia and China*, Pen Books, London 1969
SHEELY, ANNE, *Population Trends in Central Asia and Khasakstan 1959-1965,* Central Asian Rewiew, 4.1965
TOQUEVILLE, ALEXIS dë *Democracy in America,* Doubleday and Company, Inc. N.Y.1969
The theory and practice of proletarian internationalism, USSR Academy of Sciences, Progress Publishers, Moskow 1976
VEKOVIQ, IVAN, *Afrika i socijalizam,* Beograd 1976
WEBER, MAKS, *Wirtschaft und Geselschaft,* Tubingen 1976
ZAMAROVSKI, VOJTECH, *Heronjtë e miteve antike,* Prishtinë 1985
ZBIRKA NOVIH USTAVA, Savremena administracija, Beograd 1979

## Biografi e shkurtër e autorit

Ukshin Hoti është i lindur në Krushë të Madhe, fshat në komunën e Rahovecit, Republika e Kosovës, në vitin 1943 nga i ati Nazyfi dhe e ëma Fatimja, në një familje me gjendje të mesme ekonomike (babai -gazetashitës, ndërsa e ëma -shtëpiake).

Nga fshati i tij ndahet në moshën 12 vjeçare për shkak të shkollimit (8 vjet shkollë fillore, 5 vjet shkollë normale në Prizren e në Prishtinë, 4 vjet studime në Fakultetin e Shkencave Politike në Zagreb, 2 vjet studime postdiplomike në Beograd - drejtimi i Marrëdhënieve Politike dhe

Ekonomike Ndërkombëtare, pas të cilave specializon për një vit në universitetet amerikane të Çikagos, të Harvardit në Kembrixh -Boston dhe në Washington D.C.).

Që nga gjysma e dytë e viteve 70 gjer më 1981 ka punuar në detyra të ndryshme politike e arsimore në Kosovë; ka qenë ligjërues i vitit III dhe IV të Fakultetit Juridik, drejtimi -Juridiko-Diplomatik, i vitit III të Fakultetit Filozofik, dega Filozofi-Sociologji, i shkollës politike të Qendrës Krahinore për Arsimimin Marksist "Edvard Kardel", ka qenë Sekretar i Sekretariatit për Marrëdhënie me Botën e Jashtme të KE dhe të Kuvendit të KSA të Kosovës, ka qenë anëtar i pothuajse të gjitha forumeve federale që merreshin me politikën ndërkombëtare.
Pas diskutimit të tij në një mbledhje të organizatës bazë partiake të Fakultetit Filozofik, dega Filozofi -Sociologji, në Prishtinë me 19 nëntor të vitit 1981, me ç'rast vihet në mbrojtje të hapur të studentëve, të demonstratave të tyre dhe të kërkesës së tyre themelore për konstituimin e Kosovës në Republikë, arrestohet dhe dënohet me 9 vjet burg, dënim i cili i ulet në 3,5 vjet nga Gjykata Supreme. Pas daljes nga burgu ai detyrohet të kthehet në fshatin e tij të lindjes në kushtet e një izolimi ostracist. Të gjitha përpjekjet për shpërthim tregohen të pasuksesshme.
Më 1990 angazhohet në Lubjanë në revistat "Alternativa", "Republika" dhe në atë me titull "Demokracia Autentike -DEA" të cilën e drejton vetë si ideator politik dhe si kryeredaktor. Duke qenë se gazeta bllokohet me metodat financiare të politikës së qarqeve të caktuara të Prishtinës, ai kthehet sërish në vendlindje nga ku vazhdon të veprojë herë me kontribute politiko-eseistike, herë si profesor i Sociologjisë Politike në Universitetin e Prishtinës. Në fillim të vitit 1993 (në muajt mars-prill) e mban edhe dënimin e tij të dytë politik për shkak se një vit më heret kishte organizuar një homazh masiv për martirët e demokracisë në Brestovc. Po këtë vit ai rrahet për vdekje nga një pritë e njësiteve speciale serbe në Gllogovc, pas kthimit të tij nga vizita e grevistëve të urisë në Pallatin e Shtypit në Prishtinë të inicuar nga Adem Demaçi.
Gjatë këtij viti ai merr pjesë edhe në tubimet e organizuara në Tetovë me përfaqësues politikë gjithëkombëtarë ku merren qëndrime politike lidhur me nevojën e bashkimit të kombit shqiptar në një shtet unik . Në vazhdën e këtij aktiviteti ai vihet në krye të partisë me program politik kombëtar UNIKOMB. Mirëpo shteti, duke parë tek aktivizimi i tij i plotë politik rrezikun e prishjes së baraspeshës politike dhe të marrëveshjes së heshtur me subjektet e pasivizuara politike shqiptare të Kosovës, e burgos sërish dhe e dënon me 5 vjet burg nën pretekstin e anëtarësimit ilegal në LPRK e në UNIKOMB me qëllim të minimit të sistemit kushtetues e të tërësisë territoriale të Jugosllavisë.
Aktualisht gjendet në vitin e dytë të dënimit në "Dubravë" të Istogut.

*/1995/*

**PËRMBAJTJA**

PJESA I

KOSOVA DHE EVROPA